**Titulli origjinal:** *Hak Din İslâm*

**Përktheu:** Ilir Hoxha
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama

PROGRESI sh.p.k

Adresa: Sheshi "2 Prilli" / Rr: Studenti / Shkodër / Shqipëri
Mob: +355 67 60 78484
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

# PËRMBAJTJA

## Pjesa III
## ADHURIMET

## Pjesa IV
## MUAMELATI DHE MORALI

# PARATHËNIE

*Falënderimet e pafundme i takojnë Zotin tonë, që na krijoi prej asgjësë në formën më të bukur si njerëz dhe na fali mirësi të panumërta!*

*Salatet dhe selamet e pafundme qofshin për të gjithë pejgamberët e nderuar dhe veçanërisht për Profetin e kohës së fundit, Vulën e Pejgamberëve, Muhamed Mustafanë, për familjen dhe shokët e tij!*

Pa asnjë dyshim, njeriu është krijuar në një formë të përkryer, si fizikisht, ashtu edhe shpirtërisht. Gjithashtu, ai është pajisur me shumë cilësi të larta, të cilat i japin mundësinë të bëhet mik i *Hakut*[1]. Kur shohim me syrin e zemrës, është e pamundur të mos mahnitemi me mrekullinë dhe madhështinë e mirësive dhe aftësive, që në dallim nga krijesat e tjera, i janë falur vetëm njeriut.

Allahu i Madhëruar e ka krijuar njeriun në formën më të bukur, si argument për Fuqinë dhe Madhështinë e Vet. Përveçse i ka falur mendje, zemër, zgjuarsi, aftësi për të kuptuar dhe ndërgjegje, Allahu e ka ndihmuar atë edhe me pejgamberë dhe libra hyjnorë, me qëllim që ai të gjejë rrugën e vërtetë drejt lumturisë së përjetshme.

Përveç këtyre, Allahu ia ka bërë të qartë njeriut edhe shkakun e ardhjes në këtë botë, e prej aty shkuarjen në botën e varrit. Ai ia ka bërë të qartë

1. Hakk: I Vërteti absolut. Një prej emrave të bukur të Allahut, që shpreh ekzistencën e tij absolute pa fillim e pa fund, e cila nuk mund të mohohet në asnjë mënyrë. Gjithashtu, shpreh edhe faktin se Ai nuk ia ka nevojën askujt, është i drejtë në fjalë e në vepra dhe çdo gjë e krijon sipas urtësisë Vet dhe nevojës së saj.

edhe se në pronën e kujt po jeton dhe se kjo botë është një vend mësimi përplot me sprova hyjnore, me qëllim që të sprovohet se kush do të sillet më mirë. Po ashtu, ia ka treguar edhe udhën drejt pafundësisë, e cila fillon me frymën e fundit dhe vazhdon ose me lumturi, ose me trishtim. Përmbledhja e urdhrave dhe ndalesave që Allahu i Madhëruar ka caktuar për lumturinë e robit të Tij, quhet *"fe"*.

Allahu i Madhëruar ka një mëshirë të pasosur ndaj robërve të Tij. Për këtë arsye, Ai nuk dëshiron që ata të jetojnë kot e të bëhen robër të dëshirave të egos, qoftë edhe për një moment të vetëm[2]. Për këtë arsye, feja, e cila është burimi më i natyrshëm i paqes së shpirtit njerëzor, ka filluar së bashku me njeriun e parë, Ademin عليه السلام. Ai është njeriu dhe pejgamberi i parë. Në këtë mënyrë, që prej ditës së parë në rruzullin tokësor, e deri në Ditën e Kijametit, dijet e domosdoshme për lumturinë në këtë botë dhe në botën tjetër, familja njerëzore i ka marrë në mënyrën më të bukur duke i parë dhe mësuar ato me shembuj të gjallë prej vetë pejgamberëve që janë të dërguarit e Allahut të Madhëruar.

Me kalimin e shekujve, gjatë periudhave kur këto dije u harruan, humbën apo u shtrembëruan, Allahu i Madhëruar ka dërguar nga një pejgamber tjetër, i cili e ka sqaruar përsëri qëllimin e vërtetë të fesë, duke u falur robërve të Vet dijet më të sakta të lumturisë.[3]

Për shkak të prirjes së tij të natyrshme për të besuar, njeriu në asnjë periudhë të historisë nuk ka qenë i shkëputur nga feja. Por me largimin prej shpalljes dhe udhëzimit të pejgamberëve, ai është larguar nga e vërteta dhe është drejtuar në besimet e kota. Studimet shkencore kanë nxjerrë në pah, se në çdo klan apo shoqëri njerëzore -i drejtë apo i gabuar- gjendet besimi në Zot dhe aty ende ekzistojnë pjesë të ndryshme të fesë së vërtetë.[4]

Historia dëshmon se sistemet që i kanë premtuar birit të njeriut lumturinë vetëm në planin e kësaj bote, kanë ardhur dhe kanë ikur vazhdimisht. Ndërsa pejgamberët që i kanë ofruar njerëzimit recetën e lumturisë për të dyja botët, vazhdojnë të jetojnë ende në zemra edhe pas jetës së tyre të përkohshme.

Njerëzimi, i cili nuk është privuar në asnjë periudhë nga edukimi pejgamberik, ka vazhduar jetën e vet nën udhëzimin e njëqind e njëzet e katër

2. Shih. Kuran: Insan, 36; Mu'minun, 115; Inshirah, 7-8.
3. Shih. Kuran: Merjem, 34-59.
4. Shih. Prof. Dr. Gunay Tumer, DİA, "Din" mad., IX, 315-317.

mijë pejgamberëve dhe, kur iu afrua kohës së fundit, u nderua me fenë e fundit, Islamin, i cili ka përgjigjet e duhura për të gjitha nevojat e kësaj kohe. Allahu i Madhëruar e përsosi Islamin hap pas hapi gjatë gjithë jetës pejgamberike 23- vjeçare të Pejgamberit tonë, Muhamedit ﷺ. Dhe në këtë mënyrë, plotësoi mirësinë e Vet ndaj robërve të Tij. Për këtë arsye, nuk mund të imagjinohet ndonjë mirësi më e madhe se Islami. Që prej atëherë, Allahu i Madhëruar deklaroi se ka pëlqyer vetëm Islamin për robërit e Tij dhe kush zgjedh rrugë tjetër përveç tij, nuk do t'ia pranojë kurrë atë.[5]

Nisur nga kjo, që prej shfaqjes së tij, Islami është feja e të gjithë njerëzimit dhe po ashtu, Islami është e vetmja fe e pranuar tek Allahu si fe e vërtetë. Njerëzimi mund ta arrijë lumturinë dhe paqen e përjetshme vetëm në sajë të Islamit.

Islami zotëron botëkuptimin më të përsosur. Që një sistem të konsiderohet si botëkuptimi më i përsosur, është e nevojshme, që brenda imagjinatës dhe logjikës njerëzore, ai të mund t'i përgjigjet çdo lloj pyetjeje. Dhe këto përgjigje të mos kenë kundërshti brenda vetes, duke qenë të radhitura në një zinxhir të logjik, të sistemuara dhe në harmoni me njëra-tjetrën. Të gjitha këto cilësi gjenden vetëm në botëkuptimin islam. Botëkuptimet e feve apo sistemeve të tjera filozofike janë ose të mangëta, ose të mbushura me kundërshti; ato nuk kanë mundur t'i përcaktojnë plotësisht çështjet praktike dhe morale.

Kështu, Hebraizmi është vetëm për bijtë e izraelit (izraelitët). Ndërsa Krishterimi, është burgosur vetëm ndërmjet zemrës së njeriut dhe Zotit, duke u bërë një sistem që nuk ka asnjë element lidhës, organizim apo praktikë në fushat e tjera të jetës. Madje edhe parimet e Akaidit/besimit, janë përcaktuar nga njerëzit nëpër koncilet e njëpasnjëshme që janë mbajtur dhe janë ndryshuar kohë pas kohe.

Ndryshe nga këto, Islami është dërguar për të gjithë njerëzimin dhe ka predikuar një botëkuptim dhe sistem rregullash që përfshin të gjithë jetën. Ai ka organizuar marrëdhëniet ndërnjerëzore në çdo detaj nën dritën e disa parimeve themelore, pa anashkaluar asnjë fushë të jetës.

Allahu i Madhëruar e ka bërë të qartë, se Islamin dhe Muhamedin ﷺ, i ka dërguar për të gjithë robërit e Tij, si **"Rahmeten li'l-alemin / Mëshirë për botët"**.[6] Megjithatë, për shkaqe të ndryshme, shumë njerëz nuk kanë mundur të njihen me Islamin, ose janë edukuar me ndjenja negative dhe dogma të

5. Shih. Kuran: Maide, 3; Al 'Imran, 19, 85.
6. Shih. Kuran: Nisa, 79; A'raf, 158; Enbija, 107; Sebe, 28; Gjithashtu shih. Buhari Tejemmum, 1.

kushtëzuara ndaj tij. Për këtë arsye, është e detyrueshme që besimtarët t'ua qartësojnë dhe t'ua mësojnë njerëzve Islamin në çdo mundësi që u jepet. Pastaj pranimi apo jo i Islamit pasi të jetë mësuar ashtu siç duhet, është lënë në vullnetin e vetë njeriut. Allahu i Madhëruar na e ka bërë të ditur se në lidhje me këtë çështje, robërit e Tij janë të lirë të zgjedhin pa iu nënshtruar asnjë lloj presioni apo force. Kjo, sepse gjithësia me gjithë madhështinë e vet, është vendi i sprovave hyjnore.

Nëse do të kishte dëshiruar, Allahu i Madhëruar mund t'u falte udhëzimin të gjithë robërve të Tij. Mirëpo, Zoti ynë i Plotfuqishëm, u ka dhënë shumë vlerë robërve të Tij dhe për këtë arsye, ka dëshiruar që ata ta zgjedhin rrugën e drejtë duke përdorur mendjen dhe vullnetin e tyre të lirë.[7] Mirëpo, megjithëse njerëzve u është dhënë kjo liri, nuk do të thotë se ata nuk janë përgjegjës për veprat e tyre. Allahu i Madhëruar i ka bërë të qarta të gjitha argumentet që tregojnë se feja e fundit, të cilën e ka dërguar, është rruga më e drejtë dhe u ka dhuruar njerëzve një mendje me të cilën mund ta kuptojnë shumë mirë këtë. Pra, me qëllim që robërit e Tij të gjejnë rrugën e vërtetë, u ka dhuruar atyre mendjen, aftësinë e të menduarit dhe i ka ndihmuar ata me pejgamberë e me libra, duke ua lehtësuar çështjen në çdo lloj forme.

Midis të gjitha këtyre, mbase mrekullia më madhështore që Allahu i Madhëruar i ka falur njerëzimit, është Kurani Fisnik. Kjo mirësi, është shfaqja më e gjallë e mëshirës dhe dashurisë së Allahut të Madhëruar ndaj robërve të Tij, e cila do të zgjasë deri në Ditën e Kijametit. Megjithatë, në Kuranin Fisnik është bërë e qartë se me çfarë dënimi do të përballen njerëzit nëse nuk ndjekin fenë e Allahut, por dëshirat e veta.

Në sajë të këtij libri modest, dëshirojmë t'u vijmë sadopak në ndihmë atyre që nuk e njohin Islamin në nivel të mjaftueshëm. Këtu jemi munduar të shpjegojmë në mënyrë të përmbledhur botëkuptimin e përsosur të Islamit, besimin, adhurimin, praktikën dhe moralin e tij. Në të njëjtën kohë, kjo përpjekje është edhe përgjegjësia e botës tjetër që ka çdo mysliman. Pra, predikimi i fesë që Zoti ynë i dërgoi gjithë njerëzimit, është detyra e të gjithë myslimanëve. Ata që nuk e kryejnë këtë detyrë, do ta kenë të vështirë të japin llogari nesër në audiencën hyjnore. Për këtë arsye, çdo mysliman, duhet ta ndjejë veten përgjegjës për ecurinë e njerëzimit dhe të përpiqet me sa të ketë mundësi që ta predikojë Islamin në mënyrën më të mirë. Pas kësaj, përgjegjësia u takon atyre që e dëgjojnë dhe nuk pranojnë.

7. Shih. Kuran: Junus, 99; Kehf, 29; Zumer, 7; Xhathije, 15.

Nga ana tjetër, është e domosdoshme që çdo njeri i kohës sonë ta studiojë e ta mësojë Islamin, sepse kjo është detyra më themelore që Zoti ynë ia ka ngarkuar krijesës së Vet, njeriut.

Një e vërtetë e qartë është edhe fakti se lumturia në këtë botë dhe botën tjetër, është e lidhur fort me bindjen ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Fatlumët, që arritën sukses në këtë, janë regjistruar në librin e të mirëve dhe kanë arritur të fitojnë dashurinë, lavdërimin dhe mirësitë e Allahut të Madhëruar. Ndërsa, ata që kthyen shpinën, megjithëse i dëgjuan të vërtetat e besimit, kanë ikur nga kjo botë si fatkeqët e të dy botëve duke merituar dënimin hyjnor. Sa ironik është fakti se bota pas së cilës u lidhën fort dhe me bukuritë e së cilës u mashtruan, nuk derdhi asnjë pikë loti pasi ata u ndanë prej saj!

Nisur nga kjo, brezat e kaluar që kanë shfaqur shembuj pozitivë apo negativë, janë tablo mësimdhënëse për brezat e rinj që i pasojnë. Qielli mbi kokat tona është i njëjti qiell që u ka derdhur fatkeqësi e vuajtje atyre që kanë mohuar Allahun. Dielli mbi ne është po i njëjti diell që dikur ka ndriçuar pallatet dhe sarajet e shumë tiranëve, si Faraonit, Hamanit, Karunit e Nemrudit e që më pas ka lindur përsëri mbi gërmadhat e tyre. Dhe ashtu si gjithmonë, qielli i cili do ta zbukurojë përsëri botën e zemrës së njerëzimit, pra qielli i Islamit, është i vetmi pishtar dhe diell besimi që do ta zhdukë errësirën e shkujdesjes duke e zhytur atë në dritë. Atëherë, ajo që i takon birit të njeriut, është ta njohë vetveten nën qiellin e Islamit dhe diellin e besimit dhe të bëhet rob i Zotit të tij.

Përfitojmë nga rasti për të falënderuar Dr. Murat Kaja dhe nxënësit e tjerë që kanë punuar në përgatitjen e këtij libri, duke iu lutur Allahut të Madhëruar që puna e tyre të jetë një sadaka e pandërprerë në emër të tyre.

**O Zot! Mos na privo prej hapave të ndritur të pejgamberëve dhe frymëzimit shpirtëror të librit Tënd madhështor! Bëj të mundur që i gjithë njerëzimi të besojë të gjithë librat dhe pejgamberët që ke dërguar, ta jetojnë fenë Islame në mënyrën më të bukur dhe të bëhen prej robërve me të cilët Ti je i kënaqur!**

**Amin!..**

*Osman Nuri TOPBASH*
*Gusht 2012*
*Yskydar*

Pjesa I

# ÇFARË ËSHTË ISLAMI?

*Një shoqëri, e cila e ka kuptuar ashtu siç duhet Islamin, qoftë nga forma, qoftë nga përmbajtja shpirtërore dhe ka thithur të gjitha qelizat e tij si aromën e trëndafilit, ashtu siç ka ndodhur në shumë periudha të historisë sonë të mbushur me famë e me lavdi, arrijnë të ndërtojnë me sukses një "qytetërim virtytesh". Besimtarët që zotërojnë këto cilësi, në çdo kohë apo vend që të jetojnë, janë ata fatlumë, të cilët arrijnë lumturinë e të dyja botëve.*

*Me një fjalë, paqja dhe lumturia e udhëtarit të kësaj jete të rrethuar nga çdo anë me surpriza dhe enigma, varet nga mbruajtja e tij me moralin dhe atmosferën shpirtërore të islamit.*

# 1. Allahu i Madhëruar i do shumë robërit e Tij

Allahu i Madhëruar i ka falur njeriut mirësi të ndryshme në dallim nga krijesat e tjera, sepse Ai, i do dhe ka shumë mëshirë për robërit e Tij. Kur shëtisim përreth, shohim me mahnitje një mijë e një mrekulli, qëndisje hyjnore dhe shfaqje madhështore, të cilat na janë ofruar si letra dashurie. Në ajetet e Kuranit Fisnik, në lidhje me këto mirësi, urdhërohet:

**"Ai ka vënë në shërbimin tuaj çka gjendet në qiej dhe në Tokë; të gjitha janë prej Tij. Me të vërtetë, në këto ka shenja për njerëzit që mendojnë."** (Xhathije, 13)

Ndërsa në lidhje me dashurinë e Allahut të Madhëruar ndaj robërve të Tij besimtarë, urdhërohet:

**"...Allahu do të sjellë njerëz, që i do dhe e duan** (Atë)**..."** (Maide, 54)

**"...Allahu është shumë i mëshirshëm me robërit e Vet."** (Bekare, 207; Al 'Imran, 30)

Allahu i Madhëruar e shpreh dashurinë ndaj robërve të tij edhe në shumë vende të tjera të Kuranit Fisnik. P.sh. Ai thotë, se i do shumë ata që janë bamirës[8], që pendohen e që pastrohen shumë[9], që janë të devotshëm[10], që janë durimtarë[11], që i mbështeten Allahut[12] dhe janë të drejtë[13]...

Po ashtu edhe Pejgamberi ﷺ, na bën të ditur se Allahu i Madhëruar i do shumë robërit e tij që sillen me butësi[14], që janë të devotshëm, kanë zemër të

8. Shih. Kuran: Bekare, 195.
9. Shih. Kuran: Bekare, 222.
10. Shih. Kuran: Al 'Imran, 76.
11. Shih. Kuran: Al 'Imran, 146.
12. Shih. Kuran: Al 'Imran, 159.
13. Shih. Kuran: Maide, 42.
14. Shih. Buhari, Edeb, 35.

pasur, përkushtohen në adhurim, qëndrojnë larg dukjes e famës, merren me përmirësimin e vetes[15], kanë sedër[16], janë bamirës, të bindur e modestë[17].

Përsëri, Allahu i Madhëruar na njofton se Ai sillet me dashuri ndaj robërve të Tij të virtytshëm, të cilët qëndrojnë larg lypsarisë dhe fitimit të pandershëm[18], që mbajnë familjet e tyre me punë të ndershme[19], që vrapojnë pas hallallit[20], që nuk i japin rëndësi kësaj bote[21], që janë tolerantë kur shesin e kur blejnë, kur shlyejnë e kur marrin borxh[22], që i afrohen Atij me adhurime nafile/vullnetare[23], që e bëjnë punën në mënyrën më të mirë[24], që janë të dobishëm ndaj njerëzve[25], që janë bujarë[26], që këmbëngulin në lutje[27], që e duan dhe e vizitojnë njëri-tjetrin për hir të Allahut e që shkojnë mirë me miqtë e të afërmit[28]...

Kjo do të thotë se Allahu i Madhëruar ka krijuar shumë arsye për të dashur robërit e Vet. Por edhe me një arsye Ai i zhyt robërit në oqeanin e Tij të dashurisë dhe mëshirës. Këtë e tregon edhe fakti se njëri nga emrat e Tij më të bukur, është **"Uedud"**, pra Ai që do dhe duhet jashtëzakonisht shumë...

Një nga argumentet më të qarta të dashurisë së Allahut të Madhëruar ndaj robërve të Tij, është edhe fakti se Ai i ka krijuar ata në formën më të bukur, u ka falur atyre lloj- lloj mirësish, ua fal gjynahet dhe ua shtyn dënimin, me qëllim që t'u japë kohë për t'u penduar... Po ashtu, një shfaqje tjetër e kësaj dashurie e mëshire, është se Allahu i Madhëruar ua ka sqaruar njerëzve me të gjitha detajet se çfarë është e dobishme dhe çfarë është e dëmshme për ta në këtë botë dhe në tjetrën. Pikërisht kjo është edhe mirësia më e madhe që i është dhuruar njeriut.

Allahu i Madhëruar dëshiron që të gjithë njerëzit të bëhen miq të Tij duke

15. Shih. Muslim, Zuhd, 11.
16. Shih. Ebu Daud, Hammam, 1/4012.
17. Shih. Ibn-i Maxhe, Fiten, 16.
18. Shih. Ibn-i Maxhe, Zuhd, 5.
19. Shih. Dejlemi, Musned, I, 155.
20. Shih. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 65.
21. Shih. Ibn-i Maxhe, Zuhd, 1.
22. Shih. Muvatta, Buju, 46.
23. Shih. Buhari, Rikak, 38; Ibn-i Maxhe, Fiten, 16.
24. Shih. Dejlemi, Musned, I, 157.
25. Shih. Hejthemi, VIII, 191.
26. Shih. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 60.
27. Shih. Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 65.
28. Shih. Ahmed, V, 229.

i respektuar këto parime dhe, si përfundim, të arrijnë lumturinë e përjetshme. Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar e ka ndërtuar natyrën njerëzore mbi të vërtetat e besimit hyjnor dhe e ka pajisur atë me virtyte të larta. Në thellësi të zemrës së njeriut gjendet ndjenja e së vërtetës, një nevojë e fortë për të besuar dhe dëshira për ta njohur Allahun me zemër (marifetullah) e për t'u takuar me Të. Dhe nuk ka dyshim se manifestimi i këtyre ndjenjave, gjatë gjithë historisë njerëzore është shfaqur gjithmonë në formën e mirësisë së përjetimit të Islamit.

## 2. Nevoja më e madhe e njeriut: siguria dhe qetësia

Në krye të nevojave të njeriut në këtë botë vijnë siguria dhe qetësia. Njeriu ka nevojë të mbrohet nga çdo lloj padrejtësie dhe me të drejtat që zotëron, të gjejë lumturinë me të cilën do të garantojë të ardhmen e tij në këtë botë dhe në botën tjetër. Njeriu i cili nuk ndihet i sigurt në vendin ku jeton, nuk mund t'ia shohë kurrë fytyrën, as qetësisë e as rehatisë. Dhe fuqia më madhe që mund ta garantojë këtë siguri, janë parimet hyjnore që ka vendosur Allahu i Madhëruar, pra Islami. Allahu, në lidhje me këtë fakt, shprehet:

**"Për të mbrojtur** (fisin) **Kurejshët! Për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë. Prandaj, le të adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie** (Qabes)**, i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike."** (Kurejsh, 1-4)

Sistemet dhe ligjet njerëzore janë shumë larg nga garantimi i kësaj sigurie dhe qetësie, sepse ato nuk kanë asnjë anë shpirtërore. Para se të vinte Islami, bota ishte mbështjellë nga një errësirë e thellë injorance. E drejta i takonte të fortit. I dobëti nuk kishte asnjë të drejtë; e drejta e tij ishte të qëndronte i shtypur. Njerëzit rënkonin dhe shtypeshin nën një tirani, e cila është e pamundur të përshkruhet. Poeti i madh Mehmed Akif Ersoj, në lidhje me këtë gjendje shprehet:

*I dobëti, e drejta e të cilit ishte të shtypej, u ringjall;*
*Tirania, zhdukja e së cilës as që mendohej, ngordhi!*

Në një periudhë të tillë, Allahu i Madhëruar i fali fisit Kurejsh një siguri të veçantë, që ishte nga mirësitë e Tij hyjnore. Ndërsa ata, në sajë të kësaj sigurie, zhvilluan veprimtaritë e tyre politike, tregtare e kulturore, duke arritur rehati dhe pasuri të mëdha materiale e shpirtërore. Kur erdhi koha

e duhur, Zoti ynë i Madhëruar nxori prej këtij fisi pejgamberin e fundit, në sajë të të cilit i mësoi njerëzimit parimet më të shëndetshme të paqes, lumturisë dhe sigurisë.

## 3. Islami është burimi i qetësisë dhe paqes në botë

Kuptimi i fjalës "Islam" është shpëtim, paqe, qetësi, siguri, dorëzim dhe rehati. Dhe kjo tregon se feja islame, me të gjitha aspektet e saj, i fal të gjithë botës shpëtim dhe paqe. Pra, Islami nuk u sjell shpëtim dhe paqe vetëm njerëzve, por edhe kafshëve, bimëve e madje edhe krijesave jo të gjalla. Vetë Pejgamberi ﷺ, gjatë gjithë jetës së tij pejgamberike prej 23 vjetësh, ka luftuar me çdo lloj të terrorit dhe në fund i dorëzoi botës fenë e vërtetë që është burimi i paqes dhe sigurisë së përjetshme.

### a. Njerëzit gjejnë qetësi

Islami e shpëton njeriun nga çdo lloj tiranie, padrejtësie dhe çdo lloj gjëje e keqe. Dijetarët islamë shprehen se synimi i fesë është vendosja dhe mbrojtja e këtyre pesë parimeve themelore, të cilat njihen edhe si **"darurat-i dinijje"**:

a) Mbrojtja e fesë,

b) Mbrojtja e jetës,

c) Mbrojtja e mendjes,

ç) Mbrojtja e nderit dhe vlerave, për rrjedhojë mbrojtja e brezave,

d) Mbrojtja e pasurisë.

Nëse mbrohen këto pesë parime, njeriu arrin paqen dhe sigurinë e plotë.

Islami, në lidhje me mbrojtjen e secilës prej këtyre parimeve, ka vendosur rregulla të forta dhe ka caktuar harame/të ndaluara dhe hallalle/të lejuara. Studimin më të hollësishëm të gjykimeve në lidhje me këto çështje e bën "muamelati/kodi i të drejtave civile", që është një nga degët e jurisprudencës islame.

Para ardhjes së Islamit, njerëzimi, nga ana e besimit, adhurimit, të drejtave civile dhe jetës së përditshme, ishte për të ardhur keq. Siç nuk kishte siguri për jetën, pasurinë dhe nderin, nuk kishte as edhe një besim, adhurim dhe

moral që mund ta ngrinte njeriun. Njerëzit adhuronin idhujt, që i bënin prej hurmave dhe i hanin ato kur i merrte uria. I urdhëronin skllevërit e tyre të bënin idhuj prej druri e prej guri, pastaj prisnin ndihmë prej tyre. Kur pushonin në ndonjë vend gjatë udhëtimit, merrnin katër gurë, tre prej të cilëve i vinin si vatër zjarri poshtë tenxheres dhe njërin e bënin zot, të cilin e adhuronin.

Në lidhje me këtë fakt, **Ebu Rexha Utaridi**, tregon:

*"Ne adhuronim një gur të çfarëdoshëm. Kur gjenim një gur tjetër më të bukur se ai, e hidhnim atë që kishim dhe merrnim më të bukurin. Kur nuk gjenim dot gur, bënim një kapule me dhémbi të cilën milnim një dele, pastaj bënim tavaf[29] rreth saj."* (Buhari, Megazi, 70)

Islami i abrogoi të gjitha këto besime të gabuara, të cilat përdhosnin vlerat njerëzore dhe solli një besim të lartë, adhurime dhe vlera morale të cilat e lartësojnë nderin dhe vlerën e njeriut. Islami e organizoi çdo fushë të jetës njerëzore në mënyrën më të bukur. Myslimanët, të cilët shijuan ndjenjat e larta që u fali Islami, u përpoqën me shumë sakrifica që edhe njerëzit e tjerë të përfitonin nga kjo mirësi kaq e madhe. Ja disa shembuj të bukur në lidhje me këtë fakt:

Ebu Talha dëshironte shumë të martohej me **Ummu Sulejmen** رضي الله عنها, e cila e kishte pranuar më parë Islamin. Mirëpo, Ummu Sulejme رضي الله عنها, i vuri kusht që të braktiste idhujt dhe të hynte në Islam, duke u shprehur kështu:

"Mendo pak mbi këta gurë që i adhuroni! Ata nuk mund të sjellin as dobi dhe as dëm! Po ashtu, mendo edhe për idhujt që keni bërë prej druri! Ju vjen marangozi, i cili e pret dhe e gdhend pemën, ndërsa ju e adhuroni atë si zot. Nëse e hidhni në zjarr, do të digjet e do të bëhet shkrumb e hi. A nuk ju vjen turp të adhuroni drurët që mbijnë nga toka dhe gdhenden nga një skllav etiopias? Nëse thua shehadetin[30] dhe ndjek Pejgamberin tonë, do të martohem me ty pa kërkuar asgjë prej teje!"

Pasi i dëgjoi shumë herë këto fjalë, më në fund Ebu Talha pranoi dhe u nderua me besimin islam. Ummu Sulejme رضي الله عنها, u gëzua shumë nga kjo dhe

29. Tavaf: Të rrotullohesh rreth diçkaje. Në terminologjinë islame shpreh rrotullimin e haxhilerëve rreth Qabes (shtëpisë së Zotit). Ky veprim është një adhurim i caktuar dhe për këtë arsye, nuk lejohet të bëhet me të njëjtin qëllim në një vend tjetër (përveçse për mësim).
30. Shehadet: Deklarata Islame: "Eshhedu en la ilahe il-lall-llah ue esh'hedu enne Muhammeden abduhu ue Rasuluhu / Dëshmoj se përveç Allahut nuk ka zot tjetër dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij".

megjithëse kishte mundësinë të merrte sa të donte prej pasurisë së tij, u martua me Ebu Talhan, duke marrë si mehir të martesës vetëm thënien e shehadetit. Pra, mehri i saj u bë **"Islami"**.[31]

Pejgamberi ﷺ, në lidhje me parimin i cili do t'i garantojë të gjithë njerëzimit sigurinë dhe qetësinë, është shprehur në mënyrë shumë të qartë:

*"Askush prej jush s'ka për të besuar në kuptimin e vërtetë të fjalës, pa dëshiruar për vëllain e vet mysliman atë që dëshiron për veten."* (Buhari, Iman, 7; Muslim, Iman 71-72)

Nëse njerëzit e zbatojnë altruizmin që urdhërohet në këtë hadith fisnik, problemet shoqërore do të ulen në minimum dhe padrejtësitë do të marrin fund.

## *Islami është feja e së vërtetës dhe drejtësisë*

Ky urdhër i Allahut të Madhëruar garanton shërimin ndaj burimit më të madh të shqetësimeve të njerëzve:

**"Mos ia merrni pasurinë njëri-tjetrit padrejtësisht! Dhe mos jepni ryshfet te gjykatësit për të marrë në mënyrë të paligjshme dhe me vetëdije një pjesë të mallit** (pasurisë) **të njerëzve."** (Bekare, 188)

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ, i pyet shokët e vet:

- *A e dini kush është i falimentuar?*

Ata u përgjigjën:

- Sipas nesh, i falimentuar është ai që nuk ka para dhe mall.

Por i Dërguari i Allahu ﷺ, tha:

*"S'ka dyshim se të falimentuarit e umetit[32] janë ata, që në Ditën e Kijametit do të vijnë me sevapet përkatëse të adhurimeve, si namazi, agjërimi, zekati etj., por, për shkak se këtë njeri e ka sharë, për atë ka shpifur për amoralitet, këtij i ka ngrënë mallin padrejtësisht, atij tjetrit i ka derdhur gjakun dhe një tjetër e ka rrahur, të gjitha sevapet e mirësive të tij u kalojnë këtyre. Nëse sevapet i mbarojnë pa larë hakun e atyre që u ka bërë padrejtësi, gjynahet e atyre që kanë për të marrë hak, do t'i ngarkohen këtij dhe si përfundim ai do të hidhet në xhehenem."* (Muslim, Birr 59; Tirmidhi, Kijamet 2; Ahmed, II, 303, 324, 372)

31. Shih. Nesai, Nikah, 63/3340-1; Ibn-i Sa'd, Tabakat, VIII, 426-427; Ibnu'l-Esir; Usdu'l-gabe, VII, 333.
32. Umet: Popull

Një njeri që i dorëzohet Islamit me gjithë zemër, duke i mbajtur gjithmonë në mendje këto ajete dhe hadithe fisnike, sigurisht që nuk mund të mendojë aspak t'i bëjë keq ndokujt.

Botëkuptimi i **"drejtësisë"** që solli Islami, qëndron mbi çdo lloj imagjinate. Një shembull në lidhje me këtë fakt është edhe ky:

Gjatë betejës së Bedrit, para se të fillonte lufta, Resulullahu ﷺ, me shigjetën që mbante në dorë, i vinte në rresht dhe i numëronte luftëtarët me urdhrat, si *"Bëj para, bëj mbrapa"*. Në këtë moment, prek barkun e **Seuad bin Gazijjes** رضي الله عنه, i cili kishte dalë pak para rreshtit dhe i thotë:

*- O Seuad! Vihu në rresht!*

Kurse Seuadi رضي الله عنه, tha:

- O Resulullah, më vrave! Allahu të ka dërguar me të vërtetën, prandaj kërkoj të marr hak!

Pas kësaj, Pejgamberi ﷺ, hapi këmishën dhe tha:

*-Eja merr hak!*

Disa prej Ensarëve[33] u shqetësuan dhe duke dashur ta sillnin në vete Seuadin, thanë:

-O Seuad! Ky është i Dërguari i Allahut!

Seuadi tha:

-Para drejtësisë, asnjëri nuk është më i lartë se tjetri!

I Dërguari i Allahut ﷺ, tha përsëri:

*-Eja merr hak!* Por Seuadi رضي الله عنه, e puthi barkun e bekuar të Profetit ﷺ, i cili tha:

*-O Seuad! Përse e bëre këtë?"* Seuadi رضي الله عنه, u përgjigj:

-Siç e shihni, jemi përgatitur për luftë. Unë dëshirova që momenti im i fundit të jetë kjo puthje.

Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, u lut për të.[34]

Pejgamberi ﷺ, i cili gjatë gjithë jetë së tij ka treguar një kujdes të jashtëzakonshëm ndaj të drejtave të të gjitha krijesave, edhe në momentet e fundit

33. Ensar (Ndihmës): Janë quajtur banorët e qytetit të Medinës që pritën emigrantët/muhaxhirët, të cilët erdhën së bashku me Pejgamberin ﷺ, nga Meka dhe u vendosën në Medinë.
34. Ibn-i Hisham, II, 266-267; Uakidi, I, 57; Ibn-i Sa'd, III, 516; Ebu Daud, Edeb, 148-149/5224; Dijat, 14/4536.

të jetës nuk e harroi këtë çështje dhe madje, megjithëse ishte i pafuqishëm, doli në minber dhe tha:

*"Shokët e mi! Nëse pa dashje kam marrë mallin e ndonjërit prej jush, ja ku është malli im, le të vijë e ta marrë!.. Nëse i kam rënë dikujt në qafë, ja ku është kurrizi im, le të vijë e të më bjerë!.."*[35]

## *Islami është fe e delikatesës dhe mirësjelljes*

Islami i mëson myslimanët të jetojnë duke menduar ditën e llogarisë dhe të mos i përdhosin të drejtat e të tjerëve. Resulullahu ﷺ, e ka përkufizuar myslimanin e devotshëm me këto fjalë:

*"Mysliman është ai, prej gjuhës dhe dorës së të cilit nuk dëmtohet askush..."* (Buhari, Iman, 4-5)

Me të vërtetë që një mysliman, gjatë gjithë edukimit islam dhe adhurimeve, mëson të jetë "i padëmshëm". Në fund, arrin një gjendje të tillë, saqë askush nuk mendon se prej tij mund të vijë ndonjë dëm. Një besimtar i tillë, ngjall gjithmonë qetësi dhe siguri përreth vetes.

I Dërguari i Allahu ﷺ, ka thënë:

*"Besimtari i ngjan **bletës**. Bleta ha gjithmonë gjëra të pastra, bën gjëra të pastra, qëndron në vende të pastra dhe për shkak se kur ulet në ndonjë vend, vepron me delikatesë, ajo nuk dëmton, nuk thyen e nuk prish asgjë. Ndërsa kur rrëzohet, nuk thyhet e nuk dëmtohet."*[36]

Bleta, është një krijesë jashtëzakonisht e aftë, specialiste, e zgjuar, e dobishme dhe modeste. Madje, ajo punon edhe natën. Ajo e mbledh ushqimin e saj prej luleve dhe ha gjithmonë gjëra të pastra. Ajo është e bindur ndaj prijësve dhe dëmet e saj janë jashtëzakonisht minimale. Qëndron larg gjërave të pista dhe nuk e ha djersën e tjetrit.

Edhe besimtari, ashtu si bleta, e fiton pasurinë në mënyrë hallall, ha ushqime hallall dhe qëndron në vende të pastra nga gjynahet. Kudo që ndodhet, shpërndan mëshirë prej shpirtit të tij. Nuk cenon askënd dhe nuk cenohet prej askujt. Kur bën ndonjë gabim, e kupton menjëherë atë, e korrigjon veten dhe gjithmonë e ruan dinjitetin dhe maturinë. Ai është modest dhe punon gjithmonë për të mirën e të gjithëve. Po ashtu, ai qëndron larg shkujdesjes, ngatërresave, harameve dhe dëshirave të ulëta të egos.

35. Shih. Ibn-i Sa'd, II, 255; Taberi, Tarih, III, 190 Ahmed, III, 400.
36. Shih. Ahmed, II, 199; Hakim, I, 147; Bejhaki, Shuab, V, 58; Sujuti, Xhami, no: 8147.

Një shoqëri, individët e së cilës janë si bleta, padyshim që mund të arrijë nivelin më të lartë të paqes dhe sigurisë. Resulullahu ﷺ, e ka deklaruar këtë që në vitet e para të Islamit:

**Habbab bin Ereti** رضي الله عنه, tregon:

Një ditë, shkuam pranë Resulullahut ﷺ. Ai kishte vendosur rrobën e tij poshtë kokës si jastëk dhe po pushonte nën hijen e Qabes. Duke iu ankuar prej torturave që na bënin idhujtarët, i thamë:

"A nuk do të kërkoni ndihmë për ne? A nuk do t'i luteni Allahut për ne?"

Resulullahu ﷺ, u mërzit paksa dhe me fytyrë të skuqur u ngrit e tha:

*"Në popujt e mëparshëm, një besimtar kapej dhe futej në një gropë. Pastaj ia ndanin kokën më dysh me sharrë dhe ia krihnin mishin dhe kockën me krehër hekuri. Por të gjitha këto nuk mundnin ta kthenin atë nga feja e vet. Betohem se Allahu patjetër do ta bëjë mbizotëruese këtë fe. Aq sa një kalorës i vetmuar do të udhëtojë nga San'a deri në Hadramaut[37] pa asnjë shqetësim e frikë tjetër përveç Allahut dhe sulmit të ndonjë ujku ndaj tufës (bagëtive) së tij. Por ju po nxitoheni (jeni të padurueshëm)!"* (Buhari, Menakib, 25, Isti'zan 35, Menakibu'l Ensar 29; Ebu Daud, Xhihad, 97/2649)

Njëherë tjetër, Resulullahu ﷺ, i thotë **Adij bin Hatimit**, i cili ngurronte të bëhej mysliman:

*"Unë e di shkakun që të pengon të hysh në Islam. Ti mendon se: «atë (Islamin) e ndjekin vetëm të dobëtit dhe të pafuqishmit, të cilët arabët i shohin si të pavlerë». A e di Hiren?"* Ai u përgjigj:

"Nuk e kam parë, por e kam dëgjuar." Pejgamberi ﷺ, tha:

*"Betohem në Allahun, i Cili mban në dorë shpirtin tim, se Ai do ta plotësojë këtë çështje! Aq sa një grua do të vijë e vetme prej Hires dhe do të bëjë tavaf shtëpinë e Allahut. Pastaj, do të hapen thesaret e Kisra bin Hurmuzit!"* I habitur, Adij bin Hatimi pyeti:

"Të Kisra bin Hurmuzit?" Ndërsa Pejgamberi ﷺ, tha:

*"Po të Kisra bin Hurmuzit!"*, pastaj vazhdoi duke thënë:

*"S'ka për të kaluar shumë dhe pasuria do të shtohet aq shumë, saqë askush nuk do ta prekë me dorë dhe nuk do të gjendet dikush që do të pranojë zekatin e pasurisë!"*

37. San'a dhe Hadramaut: Dy vende që ndodhen në Jemen

Më vonë, kur Adij bin Hatimi ﷺ, e tregoi këtë ndodhi, tha:

“Vallahi, unë kam parë një grua që erdhi e vetme nga Hira mbi devenë e saj pa u frikësuar nga asgjë dhe bëri haxh në Shtëpinë e Zotit! Vallahi edhe unë kam qenë bashkë me ata që kanë hapur thesaret e Kisras. Betohem në Allahun, i Cili ka në dorë shpirtin tim, se edhe e treta do të realizohet, sepse atë e ka thënë Resulullahu ﷺ.”[38]

Po, synimi i Islamit është të garantojë që njerëzit të jetojnë në një vend të qetë, ku të mos kenë frikë prej tjetërkujt përveç Allahut. Si rezultat i kësaj, vjen edhe mirëqenia materiale. Në periudhën e Khalifit Omer bin Abdulazizit, për shkak se myslimanët nuk po gjenin të varfër për t'i dhënë zekatin, shkuan tek Khalifi dhe e pyetën se çfarë të bënin me zekatin.[39]

## *Islami është fe e tolerancës*

Pejgamberi ﷺ, u ka dhënë shumë njerëzve “eman”-e[40] me shkrim. Prof. Dr. Muhamed Hamidullah, në veprën e tij, të quajtur *“Letrat diplomatike të Pejgamberit”*, shprehet se në vende të ndryshme ka parë shumë kopje të “emanname”-ve që i përkisnin Pejgamberit ﷺ. Një nga këto, ka edhe një ndodhi shumë të bukur:

Kur u çlirua Stambolli, nga mbretëritë përreth vinin delegacione për të uruar. Midis tyre ishte edhe Patriarku Ortodoks i Kudsit (Jeruzalemit) Athanasios, i cili kur doli përpara Sulltan Fatihut, i tregoi atij emannamen që kishte firmosur Pejgamberi ﷺ, me gishtin e tij dhe disa dorëshkrime të shkruara me shkrim *“kufi”*[41], që kishin ngelur që nga koha e Omerit ﷺ. Pas kësaj, i kërkoi sulltanit që vendet e adhurimit, të cilat ndodheshin në Kuds, të qëndronin ashtu siç kishin qenë më parë. Sulltan **Fatihu** aprovon po ato të drejta që u kishte dhënë Pejgamberi ﷺ dhe lëshon një ferman me shkrim, në fund të të cilit gjendet një shënim: *“E mallkoftë Allahu atë që e anulon këtë urdhër të padishahut!”* Sot, ky ferman gjendet në Arkivin Osman të Kryeministrisë, i regjistruar si “Kilise Defteri (regjistri i kishës), no: 8”[42].

38. Shih. Buhari, Menakib, 25; Ahmed, IV, 257, 377-379; Ibn-i Hisham, IV, 246; Inb-i Kethir, Bidaje, V, 62.
39. Shih. Bejhaki, Delailu'n-Nubuue, VI, 493; M.S. Ramadan Buti, Fikhu's-sire, fq.434.
40. Eman / Emanname: Një dokument i lëshuar në vendet Islame, i cili garanton jetën dhe pasurinë e atij që e posedon.
41. Kufi: Një stil shkrimi me gërma arabe.
42. Ziya DemirAvni Arslan, Osmanlı'da Peygamber Sevgisi, Ankara 2009, s. 63; www.turkislamtarihi.nl/makaleler/kudus.php

Në sajë të parimeve islame, shoqëria myslimane kishte arritur një nivel të tillë, saqë edhe komunitetet e tjera që jetonin në administrimin e tyre, qoftë të krishterët e qoftë hebrenjtë, jetonin në mirëqenie dhe ishin të kënaqur. Madje, ata nuk e dëshironin aspak administrimin e bashkëfetarëve të tyre dhe në shumë raste i kanë ftuar vetë myslimanët në vendet e tyre.

**Bernard Lewis** thotë:

"Osmanët i magjepsnin të krishterët. Toleranca osmane dhe mundësitë që njihte shteti i tyre, kishte tërhequr aty shumë njerëz që kërkonin të arrinin qetësinë. Fshatarët e shtypur shpresonin ndihmë prej armiqve të të zotëve të tyre. Madje, vetë **Lutheri**, në një vepër të tijën, të cilën e publikoi në 1541-in, i paralajmëron kështu të krishterët: «Në vend që të jetojnë nën administrimin e princërve, feudalëve dhe borgjezëve sypangopur si puna juaj, të varfërve mund t'u duket më mirë të jetojnë nën administrimin e turqve...»[43]"

## *Islami është fe mëshire*

Islami është një fe mëshire. Mëshira është një nga parimet më të rëndësishme të fesë islame. Aq sa Allahu i Madhëruar, pranë fjalës "Bismilah", që është edhe kryetitull në Librin e Tij, ka vendosur edhe dy emrat e Tij të bukur, **Rrahman** dhe **Rrahim**, të cilët shprehin mëshirën e Tij të gjerë. Menjëherë më pas, në ajetin e dytë të sures së parë, Fatiha, janë përsëritur të njëjtët emra. Më tutje, emri **Rrahman** është përdorur si fjala e parë e një sureje, e cila ka marrë po të njëjtin emër, Rrahman. Më konkretisht, aty urdhërohet: ***"Rrahmani ua mësoi Kuranin!"***, duke shprehur në këtë mënyrë faktin se Kurani Kerim i është ofruar njerëzimit si një mëshirë hyjnore. Gjithashtu, në suren Isra deklarohet qartë se Kurani është mëshirë dhe shërim. (Isra, 82)

Në të njëjtin kontekst, edhe në sure të tjera të Kuranit, butësia dhe mëshira përmenden dhe këshillohen me qindra herë. Nga ana tjetër, një nga virtytet më të larta që Allahu Teala i dhuroi Pejgamberit ﷺ, është mëshira. Në mënyrë të veçantë, në sajë të deklaratës hyjnore: **"Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty** (o Muhamed)**, veçse si mëshirë për botët."** (Enbija, 107), kjo cilësi e Resulullahut ﷺ, përbën një nivel aq të lartë, sa askush tjetër nuk mund ta arrijë. Një nga shembujt e mëshirës së tij të pashoqe është edhe ky:

Ndërkohë që në betejën e Bedrit ushtritë kishin dalë përball njëra-tjetrës,

43. Bernard Lewis, *"The War and the Polities", In The Legacy of Islam,* botimi i dytë, Oxford 1974, fq. 156-209.

Resulullahu ﷺ, u dërgoi idhujtarëve përfaqësues me qëllim për të bërë paqe. Në këtë kohë, në radhët e ushtrisë së armikut filloi kriza për ujë. Një grup prej idhujtarëve, midis të cilëve ishte edhe Hakim bin Hizami, erdhën për të pirë ujë në puset e myslimanëve. Kur myslimanët tentuan t'i pengonin, i Dërguari i Allahu ﷺ, tha:

*"Lërini të pinë!"* Pastaj ata erdhën dhe shuan etjen. (Ibn-i Hisham, II, 261)

Pra, mund të themi se në Islam, fryti i parë përbëhet prej mëshirës. Të dashurit e Allahut, të cilët kanë bërë një jetë mbi këto parime, e kanë përkufizuar devotshmërinë me këto dy shprehje të shkurtra:

a) **Ta'dhim li-emrillah**. Pra, të tregosh respekt dhe nënshtrim në zbatimin e urdhrave të Allahut,

b) **Shefkat ala halkillah**. Pra të mëshirosh të gjitha krijesat për hir të Krijuesit.

Islami është një fe mëshire. Ndërkohë që njerëzimi, i cili është rrokullisur në shumë gropa të gjynaheve dhe të shkujdesjes, e ka merituar shkatërrimin dhe humbjen për shkak të atyre që ka bërë, Allahu i Madhëruar i ka hapur gjithmonë krahët e mëshirës dhe faljes, duke dëshiruar t'i tërheqë robërit e Tij në atmosferën e lumturisë. Deklarata e Tij e qartë:***"Mëshira ime e tejkaloi zemërimin tim!"***[44], është treguesi më i bukur i kësaj të vërtete.

Mund të themi me bindje se një shoqëri, e cila e jeton Islamin ashtu siç duhet, bëhet shoqëri e paqes dhe qetësisë. Njerëzit që jetojnë aty ndihen të sigurt në jetën e kësaj bote, por mund të shohin me shpresë edhe jetën e botës tjetër. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Ai i cili është mysliman, të cilit i është dhënë furnizim i mjaftueshëm dhe është i kënaqur me mirësitë që i ka falur Allahu, ka arritur shpëtimin (e vërtetë)."* (Muslim, Zekat, 125. Shih. Tirmidhi, Zuhd, 35/2348)

## b. Kafshët gjejnë qetësi

Para se Muhammedi ﷺ, të dërgohej si Pejgamber, nuk u jepej vlerë as njerëzve të dobët e as grave. Pra, është e qartë se në një shoqëri të tillë, as kafshët nuk merreshin parasysh. Kafshët e mjera, edhe u shërbenin njerëzve, por edhe përjetonin një mijë e një vuajtje e tortura. Kur erdhi Profeti ﷺ edhe ato shpëtuan nga torturat e njerëzve.

44. Shih. Buhari, Teuhid, 15, 22; Muslim, Teube, 14-16.

**Ebu Uakidi** ﵁, tregon:

"Kur Resulullahu ﷺ, erdhi në Medinë, banorët e Medinës ia prisnin gungën devesë për së gjalli, ndërsa deleve u këpusnin ndonjë copë mishi nga kofshët dhe e hanin. Pejgamberi ﷺ, i cili e pa këtë gjë, tha:

*"Ajo që pritet prej kafshës, ndërkohë që ajo është ende gjallë, konsiderohet si cofëtinë dhe nuk hahet."* (Tirmidhi, Sajd, 12/1480)

Në këtë mënyrë, ai i shpëtoi këto kafshë prej torturave. Po ashtu, Resulullahu ﷺ, e ka ndaluar rreptësishtë edhe përdorimin e kafshëve si tabelë qitjeje.[45] Në të njëjtën mënyrë e ka ndaluar edhe vrasjen e kafshëve vetëm për qejf dhe pa asnjë shkak. Në një hadith fisnik, thuhet:

*"Kush e vret një harabel pa shkak, veç për t'u argëtuar, ai harabel do t'i drejtohet Allahut duke vajtuar: «O Zoti im! Filani më vrau pa asnjë shkak. Nuk më vrau për ndonjë arsye të dobishme»."* (Nesai, Dahaja, 42)

Islami urdhëron që të sillemi mëshirshëm me kafshët dhe të ruhemi prej veprimeve që i torturojnë ato.

Një person tha:

"O Resulullah! Kur ther ndonjë dele, më dhimbset dhe ndjej mëshirë për të." Pasi e dëgjoi, Resulullahu ﷺ, tha dy herë rresht:

*"Edhe në qoftë dele, nëse e mëshiron një krijesë, edhe Allahu do të ketë mëshirë për ty."* (Ahmed, III, 436; Hakim, IV, 257)

Në një hadith tjetër, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Kush e mëshiron një zog, ndërkohë që po e ther (qoftë edhe për ushqim), edhe Allahu do ta mëshirojë atë në Ditën e Kijametit."* (Taberani, Kebir, VIII, 234/7915; Bejhaki, Shuab, VIII, 482)

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ, shkoi në kopshtin e një prej ensarëve dhe atje pa një deve. Sapo deveja e pa Pejgamberin ﷺ, rënkoi dhe nga sytë e saj rrodhën lot. Resulullahu shkoi pranë devesë, e përkëdheli pas veshëve me butësi dhe deveja u qetësua. Pas kësaj, Pejgamberi ﷺ, pyeti:

*"E kujt është kjo deve?"* Një i ri medinas, u afrua dhe tha:

"Kjo deve është e imja, o Resulullah!" Profeti ﷺ, tha:

*"A nuk frikësohesh prej Allahut që ta fali këtë deve? Ajo po më ankohet se e ke lënë të uritur dhe e ke lodhur shumë."* (Ebu Daud, Xhihad, 44/2549)

45. Shih. Buhari, Zebaih, 25.

Ndërsa **Seuade bin Rebi** ﷺ, na transmeton këtë shembull të mrekullueshëm të mëshirës:

"Shkova tek Pejgamberi ﷺ dhe i kërkova diçka. Ai tha që të më jepeshin disa (3-10) deve. Pastaj më këshilloi:

*«Kur të kthehesh në shtëpi, i thuaj familjes që të kujdesen mirë për kafshët e t'i ushqejnë mirë ato! Gjithashtu, urdhëroji ata të presin thonjtë, me qëllim që të mos i dëmtojnë gjinjtë e kafshëve kur t'i mjelin!»"* (Ahmed, III, 484; Hejthemi, V, 168, 259, VIII, 196)

Njëherë tjetër, Resulullahu ﷺ, pa një person që po milte delet dhe i tha:

*"O filan! Kur të mjelësh kafshën, lër qumësht edhe për të voglin e saj!"* (Hejthemi, VIII, 196)

Një ditë, sahabiu **Ebu Derda** ﷺ, pa disa njerëz që i kishin ngarkuar jashtë mase devetë e tyre. Aq sa deveja nuk mund të ngrihej në këmbë prej ngarkesës së rëndë. Ebu Derda ﷺ, pasi hoqi ngarkesën e tepërt nga kurrizi i devesë dhe e ngriti në këmbë, u drejtua nga të zotët e tyre dhe u tha:

"Nëse Allahu i Madhëruar do t'jua falë torturat që u bëni kafshëve, do t'ju mëshironte jashtë mase. Unë e kam dëgjuar Resulullahun ﷺ, të thotë:

*«Allahu Teala ju urdhëron të silleni mirë me këto kafshë pa gjuhë! Nëse kaloni në ndonjë tokë pjellore, lejoni kafshët të kullotin pak aty! Nëse kaloni në ndonjë vend të shkretë, shpejtoni dhe mos i torturoni kafshët duke humbur kohën nëpër këto vende!»* (Ibn-i Haxher, Metalibu'l-Alije, IX, 346/1978)

Si rezultat i këtyre porosive të Pejgamberit ﷺ, mirësjelljen dhe delikatesën që as njerëzit nuk e kishin parë para Islamit, myslimanët e tregonin ndaj kafshëve.

Një herë, Pejgamberi ﷺ, doli nga Medina i veshur me ihram[46] për të shkuar në Meke. Kur erdhi në vendin e quajtur Usaje, që ndodhej midis Ruejses dhe Arxhit, pa një drenushë (gazelë), e cila po flinte nën një hije. Për këtë arsye, Pejgamberi ﷺ, e urdhëroi një prej sahabëve të qëndronte pranë drenushës, me qëllim që të mos trembej derisa të kalonin të gjithë. (Shih. Muuatta, Haxhxh, 79; Nesai, Haxhxh, 78)

Një herë tjetër, kur Pejgamberi ﷺ, së bashku me sahabët e tij po përparonte drejt Mekës për ta çliruar atë, ndodhi diçka e pazakontë, që tregon qartë

46. Ihram: Mbulesë e bardhë e përbërë prej dy copash të bardha dhe pa qepje, të cilën duhet ta veshin meshkujt myslimanë që bëjnë Haxh ose Umre.

sjelljen e Pejgamberit ﷺ, ndaj kafshëve. Kjo sjellje ishte edhe një shprehje e mënyrës së shikimi të krijesave me syrin e Krijuesit:

Kur Pejgamberi ﷺ, doli për udhë prej Arxhit me ushtrinë e tij madhështore prej dhjetë mijë vetash dhe po drejtohej për në Talub, në rrugë u duk një qen femër, e cila po ushqente me gji këlyshët e saj. Pejgamberi ﷺ, thirri menjëherë **Xhuajl bin Surakan** ؓ dhe e vuri atë roje te kryet e qenit, duke e porositur të kujdesej që ushtria të mos i trembte ata. (shih. Uakidi, II, 804)

Nga çfarë kuptuam deri tani, Allahu i Madhëruar nuk do që të shqetësohet as edhe një milingonë e vogël. Kjo shprehet qartë edhe në Kuranin Fisnik, kur ushtria madhështore e **Sulejmanit** عليه السلام, u tregua shumë e kujdesshme nga frika se mos i shkelte milingonat pa i vënë re. (shih. Neml, 18)

Një shembull të bukur të këtij kujdesi e ka shfaqur edhe i nderuari **Bajezid Bistami**. Njëherë, kur po kthehej nga Meka, ndaloi në Hemedan, ku bleu farë të zezë (Nigella). Kur arriti në vendlindjen e tij, në Bistam, vuri re se brenda farës së zezë që kishte blerë, ndodheshin disa milingona.

“I paskam ndarë prej atdheut këto milingona!”, tha ai dhe shkoi përsëri në Hemedan, duke i lënë ato atje ku i mori. (Feriduddin Attar, Tezkiretu’l-Eulija, I, 176)

Myslimanët kanë themeluar edhe vakëfe për kafshët. Në këtë mënyrë, ata kanë ushqyer kafshët e uritura, kanë kuruar ato të sëmurat dhe kanë strehuar shpendët që nuk kanë mundur të emigrojnë. Pikërisht ky është edhe shkaku që të huajt, të cilët vinin si turistë në shtetin Osman, tregojnë se macet dhe qentë që ndodheshin në lagjet e myslimanëve, u vinin njerëzve përqark, ndërsa në lagjet e tjera iknin me të katra sa shikonin një njeri.

Me pak fjalë, Islami ka sjellë edhe të drejta për kafshët. Në periudhën e injorancës, njerëzit e kishin harruar se edhe kafshët kanë të drejta dhe se duhet sjellë mirë me to. Madje, ata as që mund ta mendonin se po t’i mëshironin kafshët, mund të fitonin edhe sevape. Një ditë, Resulullahu ﷺ, tha:

*“Kohë më parë, një njeri e kapi etja gjatë udhëtimit. Ai gjeti një pus, zbriti poshtë, piu ujë dhe doli jashtë. Por ç’të shihte! Një qen po merrte frymë me gjuhën e nxjerrë një pëllëmbë jashtë dhe prej etjes së madhe po lëpinte dheun e lagësht. Njeriun e breu ndërgjegjja dhe tha me vete:*

*«Këtë qen e paska marrë etja njësoj si mua!» Pastaj zbriti menjëherë në pus, e mbushi këpucën me ujë dhe duke e mbajtur me gojë u ngjit lart dhe i shoi etjen qenit. Allahu i Madhëruar u kënaq prej veprimit të tij dhe ia fali gjynahet.”*

Sahabët, me habi të madhe pyetën:

"O i Dërguar i Allahut! A do të kemi sevape edhe prej kafshëve?"

Resulullahu ﷺ, u përgjigj:

*"Për çdo gjallesë ka sevape."* (Buhari, Shurb, 9)

## c. Bimët gjejnë qetësi

Çarja e farave, çelja e filizave dhe shndërrimi i tyre në pemë madhështore, çelja dhe rritja e bimëve me ngjyra të panumërta, të frutave, zarzavateve dhe luleve, është një fenomen madhështor mbi të cilin duhet ndalur e medituar thellë. Një mendje që mediton rreth këtyre, më në fund do ta arrijë Allahun Teala, i Cili ka krijuar çdo gjë në formën më të bukur e do të zhytet me kënaqësi në cilësitë e Tij të bukura, si Madhështia, Fuqia, Mëshira dhe Bukuria. Pra edhe myslimanët i konsiderojnë si amanete hyjnore të gjitha gjallesat dhe bimët, të cilat janë shfaqjet e artit më të jashtëzakonshëm të Allahut të Madhëruar. Ata nuk i këpusin pa shkak dhe nuk i shpërdorojnë ato.

Islami, për besimtarët që kanë hyrë në ihram dhe ndodhen në Mekke apo në zonat e *"haremit"*[47], i ka ndaluar disa veprime, si prerjen e pemëve, këputjen e barërave, gjuetinë, madje edhe t'i tregosh gjahun gjuetarit etj., duke vendosur edhe dënime të ndryshme për ata që i shkelin këto ndalesa. Në këtë mënyrë, Islami ka dëshiruar që me kalimin e kohës, besimtarët të mos bëjnë as gjynahet më të vogla dhe të shndërrohen në kuptimin e plotë të fjalës, në njerëz "të padëmshëm", duke mos cenuar asnjë gjallesë.

Resulullahu ﷺ, përveç Mekës, ka shpallur si harem edhe zonat e Medinës dhe Taifit, duke ndaluar që aty të priten pemë, të prishen vendet e gjelbëruara dhe të bëhet gjueti[48]. Ai është shprehur kështu:

*"Është e ndaluar të gjuhen me shkop ose të priten pemët që ndodhen brenda korijes së Resulullahut. Mirëpo, nëse është e domosdoshme, degët e tyre mund të shkunden lehtë dhe butësisht, me qëllim që të hanë kafshët."* (Ebu Daud, Haxh, 95-96/2039)

Një herë tjetër, në lidhje me kullotat e fisit **Benu Haris**, ka thënë:

---

47. Harem: Vjen nga rrënja *"haram"*, e cila do të thotë e ndaluar. Si fjalë, nënkupton një hapësirë të shenjtë dhe përdoret për të treguar vendet apo zonat ku është e ndaluar të bëhen disa veprime apo të hyjnë disa lloj personash.
48. Shih. Ebu Daud, Menasik, 96; M. Hamidullah, Islam Peygamberi, I, 500; a.mlf., Vesaik, Bejrut, 1969, fq. 236-238, 240.

*"Kush pret një pemë këtu, të mbjellë patjetër një pemë tjetër në vend të saj!"*[49]

Ndërsa gjyshi i **Ebu Du'shum Xhuhenit** tregon:

"Resulullahu ﷺ, pa një beduin që po mundohej të shtinte gjethet e një peme për t'ua dhënë kafshëve të veta, duke i gjuajtur degët e saj me një shkop. Në atë moment, u thotë atyre që kishte pranë:

*«Ma sillni këtu atë beduin, por silluni butë dhe mos e frikësoni!»* Kur beduini iu afrua, ai i tha:

*«O beduin! Shkundi degët me butësi dhe ëmbëlsi dhe jo duke i thyer!»*

Edhe tani më duket sikur po i shoh gjethet në kokën e beduinit." (Ibnu'l-Esir, Usdu'l- Gabe, VI, 351)

Resulullahu ﷺ, ndërkohë që nga një anë mundohej të ruante bimët ekzistuese, nga ana tjetër nxiste për gjelbërimin e mjedisit. Një herë, ai ka thënë:

*"Nëse është duke u bërë Kijameti dhe ndonjëri prej jush ka ndonjë fidan në dorë, le ta mbjellë atë menjëherë pa u bërë ende Kijameti!"* (Ahmed, III, 191, 183)

Sa përgëzimi i bukur është ky hadith fisnik në lidhje me ata që mbjellin pemë:

*"Çfarëdo lloj peme dhe bime të mbjellë një mysliman, ajo që hahet, që vidhet, atë që hanë kafshët e egra apo zogjtë dhe ajo që mund të presë dikush prej atyre (pemëve), janë të gjitha sadaka për të."* (Muslim, Musakat, 7)

Një nga sahabët më të shquar, **Ebu Derda** ؓ, po mbillte pemë në Damask. Pranë tij erdhi një njeri, që i habitur tha:

"A po merresh me mbjelljen e pemëve edhe pse je një nga shokët më të afërt të Pejgamberit?" Ebu Derda ؓ, iu përgjigj:

"Prit, mos më paragjyko kështu! Unë e kam dëgjuar Resulullahun ﷺ, të thotë:

*«Nëse dikush mbjell një pemë dhe prej frutave të asaj peme ha një njeri ose një prej krijesave të Allahut, kjo do të jetë sadaka për atë që e ka mbjell atë pemë!»"* (Ahmed, VI, 444. Shih. Muslim, Musakat, 7)

Myslimanët edhe kur lëviznin me ushtritë e tyre të mëdha, mundoheshin të mos dëmtonin bimët dhe pemët. Khalifi **Ebu Bekër** ؓ, e porositi ushtrinë e tij që po përgatitej për fushatë, me këto fjalë:

49. Shih. Belazuri, Futuhu'l-buldan, s. 17; Ibrahim Canan, Islam ve Çevre Saglıgı, Istanbul 1987, s. 59-60.

"Mos u bëni tradhtarë, mos tradhtoni (fshihni) plaçkën e luftës, mos bëni padrejtësi, mos masakroni (mos torturoni duke prerë veshë, hundë apo gjymtyrë të tjera); mos vrisni fëmijët, të moshuarit dhe gratë! Mos i shkulni pemët e hurmave me rrënjë dhe mos i digjni, mos prisni pemët frutore! Mos vrisni dhentë, lopët dhe devetë, përveç atyre që i prisni për të ngrënë! Nëse do të përballeni me njerëz që janë mbyllur në manastire dhe kryejnë adhurime, i lini ata të qetë në adhurimin e tyre..."[50]

Çdo gjë që ekziston në gjithësi, është në një përmendje të vazhdueshme të Allahut të Madhëruar. Ndërsa njerëzit dhe xhindët janë ata që tregohen më të shkujdesur në lidhje me këtë çështje. Prandaj, myslimanët duhet ta shohin çdo send me këtë vetëdije. Po ashtu edhe nxënësit dhe fëmijët e tyre, me këtë vetëdije duhet t'i edukojnë.

## ç. Krijesat pajetë gjejnë qetësi

Njerëzit që marrin edukatën islame, mësojnë të sillen mirë edhe me gjërat pa jetë. Edhe krijesat pa jetë e përmendin Allahun e Madhëruar jashtë perceptimit tonë dhe përmbajnë një mijë e një urtësi. Allahu i Madhëruar urdhëron:

***"Atë e madhërojnë shtatë qiejt, Toka dhe gjithçka gjendet në to. Dhe nuk ka asgjë që nuk e madhëron Atë, duke e lavdëruar. Por ju*** *(o njerëz)* ***nuk e kuptoni madhërimin që i bëjnë ato. Ai, me të vërtetë është i Butë dhe Falës."*** (Isra, 44)

Kur njeriu sillet me egoizëm, vetëm për interesat personale dhe papërgjegjësi, ashtu si gjallesat e tjera edhe krijesat pa jetë ndihen të shqetësuara. Një ditë, pranë Pejgamberit ﷺ, kaloi një xhenaze[51] (kortezh mortor) dhe ai tha:

*"Ka arritur qetësinë ose kanë shpëtuar prej tij!"* Sahabët pyetën të habitur:

"O i Dërguar i Allahut! Çfarë deshët të thoshit me shprehjen: «Ka arritur qetësinë ose kanë shpëtuar prej tij!»? Resulullahu ﷺ, u përgjigj:

*"Kur vdes një rob besimtar, ai qetësohet prej lodhjes dhe vështirësive të kësaj bote dhe arrin mëshirën e Allahut. Ndërsa, kur vdes një gjynahqar, njerëzit e tjerë, qytetet, pemët, dhe kafshët shpëtojnë prej tij dhe gjejnë qetësi."* (Buhari, Rikak, 42; Nesai, Xhenaiz, 48; Ahmed, V, 296, 302, 304)

Nga kjo kuptojmë se vendi mbi të cilin jetojmë, shqetësohet prej disa

50. Shih. Bejhaki, Sunenu'l-Kubra, IX, 85; Ali Muttaki, Kenz, nr: 30268; Ibnu'l-Esir, Kamil, II, 196.
51. Xhenaze: Njeri i vdekur që nuk është varrosur ende.

njerëzve dhe gjen qetësi prej besimtarëve që kryejnë vepra të mira. Kjo, sepse kur myslimanët jetojnë sipas dëshirës së Allahut, arrihet një unitet harmonik me gjithçka.

**Abdullah bin Mes'udi** رضي الله عنه, transmeton:

"Një mal, duke e thirrur në emër një mal tjetër, e pyet:

«O filan, a të ka ardhur sot ndonjë njeri që e përmend Allahun Teala?»

Nëse i thotë: «Po, ka ardhur!», ai gëzohet shumë.

**Aun bin Abdullah**, i cili e ka transmetuar këtë ndodhi prej **Ibn-i Mes'udit** رضي الله عنه, shton:

"Malet nuk dëgjojnë vetëm gënjeshtrat dhe fjalët e këqija, por edhe ato të mirat. Ata i dëgjojnë fjalët e mira dhe të bukura, më mirë dhe me më shumë dëshirë. Në një ajet fisnik, na bëhet e ditur se malet i dëgjojnë fjalët e këqija:

**"Ata thonë: 'I Gjithëmëshirshmi ka një bir". Keni thënë diçka vërtet të tmerrshme! Qiejt gati sa nuk copëtohen prej kësaj; Toka gati sa s'çahet e malet sa s'rrëzohen të thërrmuar, ngaqë ata i veshin një bir të Gjithëmëshirshmit. Kurrë nuk i shkon** (madhërisë së) **të Gjithëmëshirshmit të ketë një bir. S'ka krijesë që gjendet në qiej dhe në Tokë e që të mos vijë si rob para të Gjithëmëshirshmit."** (Merjem, 88-93) (Bejhaki, Shuab, I, 453; Taberani, Kebir, IX, 103)

Kjo do të thotë se gjynahet që bëjnë njerëzit, e shqetësojnë kohën dhe hapësirën. Përkundër kësaj, veprat e mira, adhurimet dhe përmendja e Allahut që bëjnë besimtarët, e gëzojnë dhe e lumturojnë kohën dhe hapësirën.

I Dërguari i Allahut ﷺ, solli dashurinë në këtë botë. Ai u mësoi njerëzve të duan edhe krijesat e pajeta, si malet dhe gurët. Një ditë, Pejgamberi ﷺ, tha:

*"Uhudi[52] na do ne dhe ne e duam Uhudin."* (Buhari, Xhihad, 71)

Nga këto fjalë, duket sikur Pejgamberi ﷺ, e konsideron malin e Uhudit si të gjallë, prandaj dhe i afrohet atij me dashuri. Përkrah kësaj, edhe malet apo gurët e tjerë e duan atë. Njëherë, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Njoh një gur që ndodhet në Mekë, i cili më jepte selam (përshëndeste), edhe para se të bëhesha Pejgamber. Unë edhe tani e njoh atë gur."* (Muslim, Fedail. 2)

Ky është një gur i lartë, i cili ndodhet në rrugë që në shekullin e 10-të

52. Uhud: Një mal në afërsi të qytetit të Medinës.

Hixhri, njihej si rruga Zukaku'l-Haxher ose Zukaku'l-Mirfak.[53]

**Aliu** رضي الله عنه, tregon:

"Isha në Mekë me Resulullahun ﷺ. Së bashku shkuam në disa vende të Mekës dhe kaluam midis maleve dhe pemëve. Të gjithë malet dhe pemët që e panë Pejgamberin ﷺ, thoshin: «-Selamu alejke ja Resulullah!»" (Tirmidhi, Menakib, 6/3626)

Në të njëjtën mënyrë, edhe **trungu i hurmës** që gjendej në Xhaminë e Pejgamberit, në Medinë, ku ai mbështetej e mbante hutbe/ligjërata, e ndjente veten shumë fatlum. Ai kënaqej shumë kur Pejgamberi ﷺ, gjendej pranë tij dhe përmendte Allahun. Kur u bë një minber[54] dhe Pejgamberi ﷺ, filloi t'i mbajë hutbet mbi të, trungu i hurmës nuk mundi ta përballonte këtë ndarje, edhe pse Resulullahu ﷺ, nuk ishte larguar shumë, e ai ia dëgjonte përsëri zërin dhe e shihte... Mirëpo trungu i hurmës dëshironte të ishte shumë pranë tij. Për këtë arsye, ai filloi të rënkonte në një mënyrë që të gjithë arritën ta dëgjojnë. Resulullahu ﷺ, zbriti nga minberi dhe kur e përkëdheli, trungu e preu rënkimin dhe u qetësua. Pejgamberi ﷺ, tha:

*"Ai po qante, sepse mbeti larg nga përmendja e Allahut që bëhej pranë tij!"*[55]

Resulullahu ﷺ, nuk e pëlqente aspak të flitej keq apo të shahej ndonjë krijesë, qoftë e gjallë apo e pajetë. Por këshillonte gjithmonë që prej Allahut të kërkohej mirësia e tyre dhe mbrojtja e tyre prej së keqes. Ai urdhëronte rreptësisht që të gjitha krijesat të përdoren në rrugë të drejtë dhe të mos përdoren si mjet për të keqen. Në disa hadithe finike, thuhet:

*"Mos flisni keq për natën, ditën, diellin, hënën apo erën! Ato, për disa njerëz janë mëshirë, e për disa të tjerë janë mjet dënimi."* (Hejthemi, VIII, 71)

*"Mos flisni keq për këtë botë! Ajo, për besimtarin është një mjet i mirë udhëtimi. Duke udhëtuar mbi të, arrin mirësi dhe shpëton nga të këqijat."* (Sujuti, Xhamiu'l-ehadis, nr:16459)

*"Mos flisni keq për erën! Nëse përballeni me diçka që nuk ju pëlqen, thoni: «O Allah! Na jep të mirën e atyre që do të sjellë dhe me të cilat është urdhëruar kjo erë! Strehohemi tek Ti prej së keqes që do të sjellë dhe me të cilën është urdhëruar kjo erë!»"* (Tirmidhi, Fiten, 65/2252)

53. Shih. Ibn-i Haxher Hejtemi, Xhevheru'l-munazzam fi zijarati'l-kabri'l-mukerrem, Bejrut 1427, fq. 155; Halebi, Siret, I, 486.
54. Minber: Vend i lartë me shkallë, ku imami mban ligjëratat.
55. Shih. Buhari, Menakib, 25, Xhuma, 26; Tirmidhi, Xhum'a 10, Menakib 6; Nesai, Xhum'a, 17; Ibn-i Maxhe, Ikame, 199; Darimi, Mukaddime 6, Salat 202; Ahmed, I, 249, 267, 300, 315, 363.

**Ebu Derda** رضي الله عنه, ka thënë:

"Nëse dikush e mallkon botën, ajo i thotë:

*«Allahu e mallkoftë atë që është më kryeneç ndaj Tij prej nesh!»"* (Bejhaki, Shuab, IV, 302/5187; Hakim, IV, 348/7870)

Ndërsa **Xhabir bin Sulejmi** رضي الله عنه, ka thënë:

"Kam parë një person, mendimin e të cilit e kërkonin shumë njerëz; ata pranonin çdo gjë që thoshte ai dhe i zbatonin ato.

«Kush është ky njeri?»- pyeta unë.

«Është i Dërguari i Allahut»- thanë. Unë i thashë dy herë:

«Alejke's-Selamu ja Resulullah / Mbi ty qoftë paqja, o i Dërguar i Allahut!» Ndërsa Resulullahu ﷺ, tha:

*«Mos thuaj Alejke's-Selam!; Ky është selami që u jepet të vdekurve. Por thuaj: selamu Alejke / Paqja qoftë mbi ty!»* Pastaj e pyeta:

«I Dërguari i Allahut je ti?» Pejgamberi ﷺ, u përgjigj:

*«Unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë njerëzimin. I Atij (Allahu), që kur ke një vështirësi dhe i lutesh, ta largon atë, kur të godet zia (e bukës) dhe i lutesh, të jep prodhim, kur të humbet deveja në shkretëtirë dhe i lutesh, ta kthen përsëri atë!»* Pas këtyre fjalëve, thashë:

«Do të dëshiroja të më këshillonit!» Ndërsa Resulullahu ﷺ, tha:

*«Mos i fol keq askujt!»*

Kështu që edhe unë, prej asaj dite nuk i thashë asnjë fjalë të keqe askujt, qoftë i lirë apo skllav dhe asnjë kafshe, qoftë deve apo dele.

Pastaj, ai vazhdoi me këshillat e tij:

*«Asnjë të mirë mos e konsidero të vogël dhe fol duke buzëqeshur me vëllain tënd, sepse edhe kjo është një mirësi... Rrobën mos e zgjat, aq sa të zvarritet nëpër tokë, sepse kjo tregon mendjemadhësi dhe vetëpëlqim; Allahu nuk i do ata që mburren dhe u pëlqen vetja. Nëse dikush të thotë një fjalë të keqe ose të përqesh për shkak të diçkaje që ka parë tek ti, ti mos e përqesh atë njeri, për shkak të diçkaje që di në lidhje me të! Gjynahu i sjelljes së tij i takon atij.»"* (Ebu Daud, Libas, 25; Hejthemi, VIII, 72)

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: «Paqe qoftë!»"** (Furkan, 63)

**"Mjerë për çdo përqeshës e shpifës!"** (Humeze, 1)

Llukman Hakimi ishte një njeri lëkurëzi. Një person e përqeshi duke i thënë:

“Sa fytyrë të shpifur që ke, o Llukman!”

Por Llukman Hakimi iu përgjigj në mënyrë shumë të urtë:

“Me këto fjalë po përqesh ngjyrën apo Ngjyruesin?” (Ismail Hakki Bursevi, Ruhu'l-Bejan, Lokman, 12)

Allahu ka krijuar çdo gjë dhe secila prej krijesave ka urtësitë e saj. Prandaj, asgjë nuk duhet përçmuar. Ja pra, pikërisht në këtë mënyrë, Islami i fal qetësi çdo gjëje në gjithësi. Ata që kapen fort pas tij, gjejnë qetësi edhe për veten, por shpërndajnë qetësi edhe përreth tyre. Kur ata ndërrojnë jetë, së bashku me njerëzit pas tyre qajnë edhe qiejt me tokën. Ndërkohë që të gjallët hidhërohen për humbjen e një njeriu të mirë, banorët e varreve dhe melekët i presin ata me gëzim dhe lumturi të madhe. Njeriu që ka një jetë kaq të bukur në këtë botë, padyshim se jeta e përjetshme e tij do të jetë edhe më e bukur.

Ndërsa ata që nuk e ndjekin Islamin, pra njerëzit që bëjnë një jetë individualiste sipas dëshirave të veta, ashtu siç e shqetësojnë botën dhe banorët e saj, shqetësojnë edhe fqinjët e varrit pasi të ndërrojnë jetë. Kur ata vdesin, do s'do, në mendjen e njerëzve vijnë këto fjalë të poetit:

*As vet s'gjeti rehat, as botën s'e la të qetë,*
*Theu qafën, iku nga kjo botë,*
*banori i varrit durim le të ketë!*

**O Zot! Na e bëj të mundur ta kuptojmë Islamin dhe ta zbatojmë atë në mënyrën më të bukur në jetën tonë, me qëllim që të arrijmë shpëtimin në të dyja botët; që nga dora dhe gjuha jonë të mos cenohet asnjë krijesë; të bëjmë një jetë të qetë, pa cenuar askënd dhe pa u cenuar nga askush; dhe që të gjitha gjymtyrët e mirësitë që na i ke falur, t'i përdorim gjithmonë në rrugë të drejtë!**

**Amin!..**

## 4. Islami të siguron shpëtimin në botën e përjetshme

Nëse shohim të shkuarën e njeriut, vëmë re se ai fillon prej një qelize mashkullore të babait e cila vendoset në mitrën e nënës. Aty ai fillon një jetë të veçantë. Jeton brenda një qeseje me ujë dhe ushqehet me gjakun që merr nga nëna. Pas një farë kohe, detyrohet ta braktisë jetën në të cilën ndodhet dhe i hap sytë në një botë tjetër, pra në këtë botë. Jeta e re ka kushte që ndryshojnë shumë prej atyre të jetës së mëparshme. Tashmë, nuk është e mundur të jetojë në ujë ose të ushqehet si më parë.

Po ashtu, kur ai të vdesë, do të kalojë përsëri në një botë tjetër. Edhe kushtet e asaj bote do të jenë të ndryshme prej kësaj në të cilën gjendemi. Se si do të jetë ajo jetë dhe se çfarë duhet të përgatisim për atje, Allahu i Madhëruar na e ka bërë të ditur me anë të pejgamberëve të Tij. Njerëzit janë të aftë t'i kuptojnë këto njohuri, në sajë të vëzhgimeve që bëjnë në këtë botë. Prandaj, kur të kalojë në atë botë, njeriu do të mund t'i kuptojë vetë shumë gjëra. Kjo gjendje ngjan me atë të fëmijës që ndodhet në barkun e nënës, i cili i ka të kufizuara njohuritë në lidhje me botën jashtë tij.

Një gjë nuk duhet harruar kurrsesi; qefini, që është rroba e fundit e kësaj bote të përkohshme. Një ditë do t'i mbështjellë të gjithë, ndërsa vdekja do t'i vërë vulën e anulimit të gjitha marrëdhënieve të përkohshme, kënaqësive, bukurive dhe shkëlqimeve mashtruese!..

Sipas atyre që mësojmë prej Kuranit dhe haditheve fisnike, jeta e njeriut në varr do të jetë sipas jetës që ai ka bërë në këtë botë. Për ata që kanë bërë një jetë të bazuar në kënaqësinë e Allahut, varri do të jetë si një kopsht prej kopshteve të xhenetit. Ndërsa, për ata që e kanë kaluar jetën duke kundërshtuar Allahun, varri do të jetë si një gropë, prej gropave të xhehenemit. (Shih. Tirmidhi, Kijamet, 26)

Pas jetës së varrit, njeriu do të fillojë një jetë të tretë së bashku me llogarinë, jetë e cila nuk do të ketë më fund. Edhe kjo jetë e përjetshme do të marrë formë sipas jetës që njeriu ka bërë në këtë botë.

Atë ditë Allahu i Madhëruar do të nxjerrë një libër ku janë regjistruar të gjitha veprat që njeriu ka bërë në këtë botë dhe do të urdhërojë:

**"Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetes!"** (Isra, 14)

Atë ditë, kundër tij do të sillen edhe dëshmitarë të tjerë. Ja se si shprehet Kurani Fisnik në lidhje me këtë:

**"Paralajmëroji ata për Ditën, kur do të tubohen armiqtë e Allahut për në zjarr e do të shtyhen me radhë. Kur të vijnë afër zjarrit, kundër tyre do të dëshmojnë veshët, sytë dhe lëkurët e tyre për atë që kanë bërë. Ata do t'u thonë lëkurëve të veta: «Pse dëshmuat kundër nesh?" e ato do të përgjigjen: "Allahu, i Cili ia jep aftësinë e të folurit gjithçkaje, na ka bërë** (edhe neve) **që të flasim. Ai ju ka krijuar për herë të parë dhe tek Ai do të ktheheni»."** (Fussilet, 19-21. Shih.Nur, 24; Ja-Sin, 65)

**"Atë Ditë ajo do të tregojë lajmet e saj, sepse Zoti yt e ka frymëzuar atë."** (Zelzele, 4-5)

Atë ditë, të gjithë njerëzit do të pendohen. Ata që jetuan dhe ndërruan jetë si myslimanë, do të hidhërohen se përse nuk bënë më tepër vepra të mira. Ndërsa gjynahqarët dhe ata që jetuan si jobesimtarë, do të hidhërohen dhe drithërohen nga një ndjenjë e fortë pendimi se përse nuk besuan dhe nuk i braktisën gjynahet.[56]Ata që bien në xhehenem, duke vajtuar në një mënyrë të frikshme, shprehen:

"O Zot! Na shpëto prej këtij dënimi dhe na dërgo përsëri në botën (e mëparshme), që të braktisim punët tona të këqija që kemi bërë deri tani dhe të bëjmë gjithmonë punët e mira që dëshiron Ti!"

Mirëpo, Allahu i Madhëruar u përgjigjet:

**"...Vallë, a nuk jua zgjatëm jetën aq sa të mund të mendohej ai që donte të kujtonte** (Allahun)**?! Madje juve ju erdhi edhe paralajmëruesi! Andaj, shijoni** (dënimin)**! Për keqbërësit nuk ka kurrfarë ndihmësi!"** (Fatir, 37)

Në këtë ditë kaq të vështirë, ndihmësi më i madh i njeriut është Islami. Pra, besimi dhe punët e mira, me të cilat na udhëzoi Allahu dhe Profeti ﷺ. Në atë ditë të vështirë, kur bota e sprovave ka mbaruar, njerëzit japin llogari dhe fillojnë të shohin shpërblimin apo dënimin, Islami do t'i shpëtojë ata që i janë dorëzuar atij. Pra, ashtu si në jetën e kësaj bote, edhe në jetën e përjetshme, Islami është e vetmja fe që do t'i çojë njerëzit në shpëtim. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami..."** (Al 'Imran, 19)

***"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."*** (Al 'Imran, 85)

Një ditë, hebrenjtë i thanë Omerit ؓ:

"O Prijësi i besimtarëve! Në librin tuaj gjendet një ajet, të cilën ju e lexoni

56. Shih. Tirmidhi, Zuhd, 59/2403

dhe nëse ky ajet do të na ishte zbritur ne hebrenjve, atë ditë do ta shpallnim ditë feste!" Omeri ﵁, pyeti:

"Cili ajet?" Ndërsa ata përmendën këtë ajet fisnik:

**"...Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova mirësinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj..."** (Maide, 3)

Pastaj Omeri ﵁, u dha këtë përgjigje:

"Ne e dimë edhe momentin edhe vendin ku i është zbritur ky ajet Pejgamberit ﷺ. Kur u zbrit ky ajet, Resulullahu ﷺ, qëndronte në këmbë në Arafat dhe ishte ditë e Xhuma." (Buhari, Iman, 33; Megazi, 77; Tefsir, 5/2; Muslim, Tefsir, 3-5)

Për myslimanët, edhe dita e Arefesë, edhe dita e xhumasë, janë ditë festash.

Në bazë të këtyre ajeteve fisnike, që prej ditës që Muhamedi ﷺ, u dërgua si pejgamber, e vetmja fe që Allahu i Madhëruar ka pranuar prej njerëzve është Islami. Përveç saj nuk do të pranohet kurrë asnjë fe dhe besim tjetër. Kjo, sepse periudha e pejgamberëve të mëparshëm përfundoi dhe filloi periudha e Pejgamberit Muhamed ﷺ. Vetë i Dërguari i Allahut shprehet kështu në lidhje me këtë çështje:

*"Betohem në atë Qenie Madhështore, i Cili mban në dorën e Tij shpirtin e Muhamedit, se cilido prej këtij umeti -qoftë hebre apo i krishterë- që më dëgjon mua dhe vdes pa i besuar këto që më janë shpallur, do të jetë patjetër prej banorëve të xhehenemit."* (Muslim, Iman, 240)

*"Dëshmoj se përveç Allahut nuk ka Zot tjetër dhe se unë jam i Dërguari i Tij. Kush e takon Allahun pa rënë në dyshim ndaj këtyre dy çështjeve, do të hyjë në xhenet."* (Muslim, Iman, 44)

## *Zemrat qetësohen duke përmendur Allahun*

Përveç anës materiale, njeriu ka edhe anën shpirtërore. Për fat të keq, sot shumica e njerëzve përpiqet të sigurojë vetëm nevojat materiale. Mirëpo, trupi i njeriut është i vdekshëm, kurse shpirti i tij i përjetshëm. Kur njerëzit neglizhojnë në plotësimin e nevojave të shpirtit, i cili është i përjetshëm, pësojnë kriza psikologjike dhe depresion. Për të shpëtuar shpirtin e njeriut nga këto vështirësi dhe për ta çuar atë në lumturinë e përjetshme, ka vetëm një rrugë; dhe kjo rrugë është të kapesh fort pas besimit Islam dhe adhurimeve. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"...Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut!"** (Ra'd, 28)

Shumica e sëmundjeve në ditët tona janë kriza shpirtërore dhe strese. Aq sa këto sëmundje i kanë kaluar shumëfish më tepër sëmundjet trupore. Mirëpo, nëse shohim në kohën e Pejgamberi ﷺ, është e pamundur të gjejmë një mysliman me krizë shpirtërore. Kjo, sepse ata jetonin me dashurinë dhe pasionin e frymëzimit të Kuranit Fisnik dhe Sunetit Pejgamberik. Dhe kjo e kënaqte zemrën dhe botën e tyre shpirtërore. Allahu i Madhëruar na e bën të qartë se Kuranin Fisnik e ka zbritur si **"Shërim"** dhe **"Mëshirë"**[57].

Gjithashtu, Allahu i Madhëruar na e bën të qartë se edhe **"Mëshirën hyjnore"** do t'ua falë atyre që ndjekin Kuranin Fisnik dhe të Dërguarin e Tij ﷺ:

**"...mëshira Ime përfshin çdo gjë. Atë do t'ua jap atyre që ruhen nga gjynahet e japin zekatin, atyre që u besojnë shpalljeve Tona dhe atyre që ndjekin të Dërguarin Tonë, Pejgamberin që nuk di shkrim e lexim, të cilin ata do ta gjejnë të shënuar në shkrimet e tyre, në Teurat dhe Ungjill. Ai do t'i urdhërojë ata të bëjnë vepra të mira dhe do t'i ndalojë nga të këqijat; do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat, duke i liruar nga barrët e rënda dhe vështirësitë që kanë pasur. Prandaj, ata që do ta besojnë, përkrahin dhe nderojnë atë, duke ndjekur dritën që është zbritur me të, pikërisht ata janë të fituarit."** (A'raf, 156-157)

Morali hyjnor, që i solli njerëzimit Pejgamberi ﷺ dhe ndikimi i edukimit të jashtëm e të brendshëm, ishte një eliksir i tillë, saqë një shoqëri injorante, e cila më parë ishte gjysmë e egër dhe nuk ia kishte haberin qytetërimit, brenda një kohe të shkurtër, nën identitetin "sahabë" u shndërrua në një qytetërim virtytesh të jashtëzakonshëm, të cilin historia njerëzore e sheh ende me zili. Njerëzit injorantë dhe kriminelë u kulturuan; njerëzit e egër u civilizuan; njerëzit me karakter të ulët dhe gjynahqar, fituan karakter të lartë dhe u bënë të devotshëm. Pra, u bënë njerëz të mrekullueshëm që jetonin ndërmjet dashurisë dhe frikës ndaj Allahut, njerëz të sinqertë dhe me zemër të butë.

Mendoni dikë me natyrë të egër, të cilit i ishte ngurtësuar zemra aq shumë, saqë e shkëpuste vajzën e vogël prej zemrës së nënës së saj, duke shkaktuar një mijë e një vuajtje dhe e varroste të gjallë në dhè... Një njeri aq tiran, saqë e konsideronte skllavin e tij si një mall të thjeshtë dhe e torturonte atë me mënyrat më çnjerëzore!..

57. Shih. Kuran: Isra, 82.

Mirëpo, këta njerëz të egër e injorantë, pasi hynë në Islam dhe gjetën udhëzimin, duke u thelluar në dije, moral, edukatë dhe ndërgjegje, formuan një qytetërim virtytesh të mrekullueshëm. Këta njerëz, të cilët në periudhën e injorancës kishin kapur fundin në aspektin njerëzor e civil, kur filluan të jetojnë me parimet dhe moralin islam, arritën një nivel aq të lartë, sa ç'është për tokën maja e Everestit.

Me sa kuptuam prej gjithë këtyre, individët dhe shoqëritë që përfitojnë nga shërimi dhe mëshira e Kuranit Fisnik, ashtu siç arrijnë lumturinë në këtë botë, do të arrijnë edhe lumturinë e përjetshme në botën tjetër. Ndërsa shpirtrat që qëndrojnë larg Besimit dhe Islamit, ashtu siç nuk do të jenë të qetë në këtë botë, do të përballen me hidhërim dhe vuajtje të shumta edhe pas vdekjes.

Pjesa II

# KUSHTET E BESIMIT

*Allahu i Madhëruar e ka krijuar natyrën njerëzore të atillë, që vetëm me anë të besimit të mund të gjejë paqe. Për këtë arsye, njeriu që e tradhton natyrshmërinë e tij duke u zhytur në moçalin e mosbesimit ose të besimeve të gabuara, nuk mund të shpëtojë kurrë prej shqetësimeve në aspektin shpirtëror. Ai gjithmonë bart një ndjenjë pakënaqësie në zemrën e tij. I vetmi shpëtim prej kësaj gjendjeje, është të ndjekësh gjurmët e mirësisë më të madhe që na ka dhuruar Allahu i Madhëruar, pra të Resulullahut ﷺ; të gjesh jetë në atmosferën e një pranvere të lumtur muhamedane. Të ruajmë nderin dhe prestigjin e të qenit umeti i tij, tregon madhështinë e të qenit njeri.*

## 1. Kelime-i Teuhid[58]

Kelime-i Teuhid ose, siç njihet ndryshe, Kelime-i Shehadet, nënkupton shprehjen e pranimit dhe deklarimit, se *"përveç Allahut nuk ka Zot tjetër dhe se Muhamedi ﷺ, është rob dhe i Dërguari i Tij"*. Kjo shprehje shkruhet dhe shqiptohet në këtë mënyrë:

أَشْهَدُ أَنْ لَا إِلٰهَ إِلَّا اللهُ وَأَشْهَدُ أَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهُ وَرَسُولُهُ

**[Esh-hedu en la ilahe il-lAllah, ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluh]**

"Dëshmoj se përveç Allahut nuk ka Zot tjetër dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari i Tij."

Një nga dijetarët më të mëdhenj të tabiinëve[59], **Sha'bi**, thotë:

Kur **Adij bin Hatim** رضي الله عنه, erdhi në Kufe[60], ne shkuam për ta vizituar së bashku me një grup juristësh të Kufes. Kur e takuam, e pyetëm:

"A mund të na flasësh në lidhje me ato që ke dëgjuar prej Profetit ﷺ?" Adiji tha:

Kur shkova pranë Pejgamberit ﷺ, ai më tha:

*"O Adij bin Hatim, bëhu mysliman dhe shpëto!"* Unë e pyeta:

"Çfarë është Islami?" I Dërguari i Allahut, u përgjigj:

*"Të dëshmosh, se përveç Allahut nuk ka Zot tjetër dhe se unë jam i Dërguari i Tij; të besosh plotësisht në kader/caktim, me të mirat e të këqijat, me gëzimet dhe hidhërimet."* (Ibni Maxhe, Mukaddime, 10)

58. Teuhid: Besimi se Allahu është Një dhe i vetmi Zot, pa shok e pa ortakë.
59. Tabiin: Gjenerata e dytë e myslimanëve. Ata që kanë parë sahabët e Pejgamberit ﷺ.
60. Kufe: Qytet në Irak.

Në një hadith tjetër, Resulullahu ﷺ, i ka përkufizuar kështu kushtet e besimit:

*"Besim do të thotë të besosh Allahun, melekët e Tij, librat e Tij, pejgamberët e Tij, ditën e gjykimit dhe kaderin/caktimin me të mirat dhe të këqijat."* (Buhari, Iman, 37; Muslim, Iman, 1, 5; Tirmidhi, Iman, 4; Ebu Daud, Sunnet, 16; Ahmed, I, 97)

Kelime-i Teuhid, shpreh distancimin prej çdo gjëje që të largon prej Allahut dhe ruajtjen e zemrës nga çdo lloj dashurie të tepruar ndaj krijesave përveç Krijuesit. Kelime-i Teuhid, pengon që egoja dhe ambicia të bëhen idhuj në zemrën e njeriut. Pra, në këtë mënyrë siguron largimin e zemrës prej të gjithë idhujve të jashtëm e të brendshëm. Allahu i Madhëruar, robërit të cilët nuk e pastrojnë zemrën e tyre nga idhujt e brendshëm, i kërcënon me këto fjalë:

**"A e ke parë ti atë që epshin e vet e ka marrë për zot? A do t'i bëhesh mbrojtës atij?"** (Furkan, 43)

Nëse na duhet të japim një shembull konkret; kur e mbajmë thjerrzën nën dritën e diellit, rrezet e përqendruara të diellit, i bëjnë shkrumb e hi të gjitha gjërat e pista që ndodhen poshtë saj. Ja pra, kështu edhe njeriu duhet ta përqendrojë Kelime-i Teuhidin në zemrën e vet, duke e pastruar atë nga çdo gjë e papastër. Ashtu siç shprehet edhe ajeti fisnik, zemrat qetësohen me përmendjen e Allahut të Madhëruar. Ajeti i parë që është zbritur dhe që tregon se çdo punë e jona duhet të jetë me Allahun dhe vetëm për hir të Allahut, urdhëron:

**"Lexo me Emrin e Zotit tënd!"** (Alak, 1)

Nëse veprohet në këtë mënyrë, zemra fillon të përfitojë prej bukurive të Allahut. Ajo e kërkon dhe takohet me Zotin e vet në çdo vend dhe kohë. Kjo, sepse zemra e besimtarit që ngrihet në grada të larta, sodit vitrinën hyjnore në çdo gjë që sheh dhe përjeton me pasion e dashuri madhështinë dhe bukuritë hyjnore. Disa prej cilësive të bukura që shfaqen në një zemër të devotshme, janë:

**Rrahman dhe Rrahim[61]:** Kur në një zemër shfaqet cilësia e bukur e Allahut të Madhëruar, Rrahman dhe Rrahim, ai besimtar shpërndan mëshirë kudo që shkon. Ai bëhet strehë e ngrohtë për të vuajturit dhe nuk qëndron indiferent ndaj asnjë vajtimi me zë apo pa zë të çfarëdolloj krijese. Kjo, sepse mëshira është fryti më i bukur i besimit dhe treguesi i tij numër një.

61. Rrahman, Rrahim: Janë dy emra të bukur të Allahut, të cilët rrjedhin prej një cilësie të vetme. Rrahman: I Gjithëmëshirshëm; Rrahijm: Mëshirëbërës.

**Afu'u:** Allahu i Madhëruar, është shumë falës. Prandaj dhe besimtarët e devotshëm, me parimin *"Ai që nuk fal, nuk falet!"*, bëhen falës ndaj robërve të Allahut, me qëllim që edhe ata ta meritojnë faljen hyjnore. Ta shndërrosh faljen në një lloj aftësie, në sajë të së cilës i shumëzon me zero të gjitha padrejtësitë që të bëhen, duke mos ndjerë edhe zemërimin më të vogël në zemër, është vepra më madhështore e pjekurisë shpirtërore; heroizmi më i madh shpirtëror.

**Kerimu:** Allahu është më Bujari. Një rob i cili zotëron bujari, zbukurohet me çdo lloj morali të bukur dhe bëhet një besimtar i devotshëm.

**Mu'min:** Allahu është i Besueshëm dhe i Sigurt. Një zemër, e cila arrin të përfitojë prej cilësisë "Mu'min" të Allahut të Madhëruar, e ndjen veten gjithmonë nën kamerat hyjnore dhe nga çdo aspekt bëhet përfaqësuesi më i mirë i fesë; forcon besimin e tij dhe bëhet një rob i sigurt e besnik. Ai përpiqet gjithmonë të injektojë besimin në zemrat përreth tij. Po ashtu, ai e ruan veten dhe rrethin e tij prej çdo lloj të keqeje dhe ngjall besim e siguri tek të gjithë.

**Sabur:** Një zemër e cila arrin të përfitojë prej kësaj cilësie, bëhet monument i durimit dhe shpëton prej shumë vështirësive. Në sajë të fryteve të durimit, që tregon ndaj dhimbjeve në këtë botë, fiton lumturinë e përjetshme në botën tjetër.

## a. Rëndësia e Kelime-i Teuhidit

Shprehja e Teuhidit është hapi i parë që hedh njeriu kur bëhet pjesë e Islamit; është deklarata e parë dhe identiteti që do të tregojë personalitetin e tij në pjesën tjetër të jetës së tij. Ai që e thotë këtë shprehje, ka besuar Allahun në mënyrë të sinqertë dhe ka hyrë në fenë e fundit hyjnore, në Islam. Nisur nga kjo, Kelime-i Teuhid, është themeli dhe vendi ku mbështetet feja Islame.

Kelime-i Teuhid është një shprehje aq madhështore, saqë lumturia dhe shpëtimi i gjithë njerëzimit janë të fshehura në atmosferën e saj shpirtërore dhe mistike.

Kjo shprehje është thelbi i thelbeve. Parimet e tjera të Islamit dhe detajet e tyre, janë të gjitha të mbështetura në këtë thelb. Prandaj, besimi me kelime-i shehadetin, është më i çmuar se gjithë adhurimet e tjera, sepse edhe

adhurimet, tek kjo shprehje mbështeten. Adhurimet janë të kufizuara brenda një kohe të caktuar dhe kryerja e tyre është vetëm për atë kohë. Madje edhe namazi, që është adhurimi më i çmuar, është farz (i detyrueshëm) vetëm pesë herë në ditë. Ndërsa besimi është gjithmonë farz.

Ta ruash vazhdimisht zemrën prej çdo lloj gjynahu, që bëhet shkak për shkujdesjen e saj, pra prej gjërave që e largojnë atë prej Allahut dhe ta mbash besimin gjithmonë të gjallë, është diçka e domosdoshme. Kjo, sepse besimi nuk mund të jetë i mangët për asnjë arsye. Në çdo moment, mbrojtja e tij është kusht dhe nuk ka vend për shtyrje apo neglizhim.

Personi i cili e aprovon me zemër kuptimin që shpreh kjo fjalë, hyn në rrethin e besimit. Ndërsa, kur e shpreh me gojë, njihet edhe nga njerëzit e tjerë se ai është mysliman dhe në këtë botë konsiderohet si mysliman. Nëse zemra nuk e beson plotësisht kelime-i teuhidin, mirësitë dhe sjelljet e tij të mira nuk do të kenë dobi në botën tjetër. Mirëpo, Allahu ynë i Madhëruar, i Cili është i Drejtë dhe i Mëshirshëm, në këmbim të mirësive që bën, do t'i japë atij disa mirësi dhe lehtësi në këtë botë. (Shih. Muslim, Munafikin, 57, 56)

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përngjan fjalën e mirë me pemën e mirë, e cila rrënjën e ka** (të ngulur) **fortë në tokë, kurse degët nga qielli? Me lejen e Zotit të saj, ajo** (pema) **jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, që t'ua vënë veshin.**

**Fjala e keqe është si pema e keqe me rrënjë të shkulura, e paqëndrueshme për ekzistencë."** (Ibrahim, 24-26)

**Ibn-i Abbas** ﵁, në shpjegimin e këtyre ajeteve fisnike, shprehet:

"Këtu tregohet për Kelime-i Shehadetin, rrënja e së cilës është në fjalën dhe zemrën e besimtarit, ndërsa degët e saj në qiej. Për këtë arsye, punët e besimtarëve ngrihen në qiej. Kurse Kelime-i Habise (fjala e keqe), është një fjalë që nënkupton shirk[62], mohim dhe mosbesim. Prandaj, me të nuk pranohet asnjë vepër."

Njeriu, që në fillim të jetës, përgjatë saj dhe në fund të saj, duhet të jetë gjithmonë i mbështetur në teuhid. Resulullahu ﷺ, thotë:

*"Fjala "La ilahe il-lAllah" është fjala e parë që duhet t'u mësoni fëmijëve tuaj, në mënyrën më të bukur!"* (Bejhaki, Shuabu'l-Iman, VI, 398)

Po ashtu edhe vetë ai, kur ndonjë fëmijë prej fisit Benu Abdulmutalib

62. Shirk: Idhujtari. Të adhurosh zota të tjerë së bashku me Allahun; t'i bësh atij shok e ortak.

fillonte të fliste, ia mësonte duke ia lexuar shtatë herë këtë ajet fisnik:

**Thuaj: "Çdo lavd e falënderim i përket Allahut, i Cili nuk ka bir, nuk ka ortak në pushtet dhe nuk është i pafuqishëm, që të ketë nevojë për ndihmës! Madhëroje Atë, duke ngritur lart madhështinë Tij!"**[63] (Abdurrezzak, IV, 334; Ibn-i Ebi Shejbe, I, 348)

Ndërsa sahabët e nderuar, me qëllim që fjala e parë që do të shprehnin fëmijët e tyre kur të fillonin të flisnin, të ishte Teuhidi, u përsëritnin atyre vazhdimisht shprehjen e bukur të teuhidit: "Përveç Allahut nuk ka Zot tjetër" (Abdurrezzak, IV, 334)

Njeriu duhet të jetojë brenda këtij kuadri dhe duhet ta dorëzojë shpirtin që i është lënë amanet, duke përsëritur Kelime-i Shehadetin.

Një ditë, **Omeri** ﵁, vuri re se **Talha** ﵁, ishte shumë i mërzitur. Kur e pyeti për shkakun, Talha ﵁, tha:

"Njëherë, i Dërguari i Allahut, tha:

*«Unë di një fjalë, që kush e thotë në momentet e vdekjes, ajo patjetër do të bëhet dritë për librin e punëve të tij, ndërsa trupi e shpirti i tij në ato momente, në sajë të kësaj fjale, arrin kënaqësinë hyjnore, mëshirën dhe paqen.»*

Mirëpo, Resulullahu ﷺ, ndërroi jetë pa pasur mundësi ta pyesja për këtë fjalë. Prandaj dhe jam i mërzitur." Pas kësaj, Omeri ﵁, tha:

"Unë e di atë fjalë. Ajo është shprehja *"La ilahe il-lAllah"*, të cilën Pejgamberi dëshironte që ta thoshte xhaxhai i tij (Ebu Talibi). Nëse Profeti ﷺ, do të dinte një fjalë më shpëtuese se kjo për xhaxhain e tij, patjetër atë do të dëshironte të thoshte." (Ibn-i Maxhe, Edeb, 54. Shih. Ahmed I, 6)

Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Këshillojini ata që janë duke vdekur të thonë "La ilahe il-lAllah"!"* (Muslim, Xhenaiz, 1, 2)

*"Ai njeri, fjala e fundit e të cilit është "La ilahe il-lAllah", hyn në xhenet!"* (Ebu Daud, Xhenaiz, 20/3116; Ahmed, V, 247)

*"Si të jetoni, ashtu do të vdisni, si të vdisni, ashtu do të ringjalleni!.."* (Munavi, Fejzu'l-Kadir, V, 663)

Sa bukur është të jetosh me teuhid, të vdesësh me teuhid dhe të arrish lumturinë dhe mbretërinë e teuhidit!..

63. Kuran: Isra, 111.

## b. Vlera e Kelime-i Teuhidit

Allahu i Madhëruar e ka pranuar Kelime-i Teuhidin, që është shprehja e hyrjes në Islam edhe si adhurim, me qëllim që robërit e tij ta përsëritin atë vazhdimisht dhe të fitojnë shpërblime të shumta. Në lidhje me këtë, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Dhikri[64] më me vlerë është La ilahe il-lAllah"* (Tirmidhi, Deauat, 9/3383; Ibn-i Maxhe, Edeb, 55)

*"Duaja[65] më e mirë është istigfari[66], ndërsa adhurimi më i mirë është Kelime-i Teuhid."* (Ali Muttaki, I, 483/2112)

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*"Freskojeni besimin tuaj!"* Sahabët e nderuar, pyetën:

"O i Dërguari i Allahut! Si ta freskojmë besimin tonë?" Pejgamberi ﷺ, u përgjigj:

*"Përsëriteni shpesh fjalën "La ilahe il-lAllah"!"* (Ahmed, II, 359; Hakim, IV, 285/7657)

Vajza e Ebu Talibit, Ummu Hani رضي الله عنها, shkoi tek Resulullahu dhe i tha:

"O Resulullah! Unë u plaka dhe u dobësova. A mund të më këshillosh një adhurimi të cilin mund ta bëj ulur?" Resulullahu ﷺ, i tha:

*"Thuaj njëqind herë Subhanallah, njëqind herë Elhamdulilah dhe njëqind herë La ilahe il-lAllah!"* (Ibn-i Maxhe, Edeb, 56; Ahmed, VI, 344)

Në mënyrë të veçantë, përmendja e Kelime-i Teuhidit me xhemat (në bashkësi), zë një vend të rëndësishëm në llojet e dhikrit. Në lidhje me këtë çështje, mund të japim shembull transmetimin e sahabiut **Sheddad bin Eus** رضي الله عنه, i cili ka thënë:

Njëherë, kur ishim pranë Resulullahut ﷺ, ai na tha:

*"A ka të huaj midis jush?"* Me fjalën "të huaj", kishte për qëllim "të krishterët dhe hebrenjtë". Ne i thamë:

"Jo, nuk ka, o Resulullah!" Pas kësaj, i Dërguari i Allahut ﷺ, urdhëroi të mbyllen dyert dhe tha:

*"Ngrini duart dhe thoni "La ilahe il-lAllah"!"*

---

64. Dhikir: Përmendje. Në terminologjinë islame; të përmendësh Allahun.
65. Dua: Lutje
66. Istigfar: Të kërkosh falje prej Allahut, duke thënë "estagfirullah".

I ngritëm duart për një farë kohe dhe bëmë dhikër, duke thënë *"La ilahe il-lAllah"*. Më pas, Resulullahu ﷺ, uli duar dhe bëri këtë dua:

*«Falënderuar qofsh, o Allah! O Zoti im! Më dërgove me këtë "fjalë" dhe ma urdhërove atë (ta them dhe të veproj sipas saj). Dhe në këmbim të kësaj, më premtove xhenetin. Ti nuk e thyen kurrë premtimin Tënd!»*

Më vonë, i Dërguari i Allahu ﷺ, u tha sahabëve:

*«Qofshi të përgëzuar! Është e sigurt se Allahu Teala ju fali!»."* (Ahmed, IV, 124)

Në një hadith tjetër, thuhet:

*"La ilahe il-lAllah, është një fjalë që ka vlerë shumë të madhe tek Allahu. Kush e thotë me sinqeritet dhe besnikëri të plotë, Allahu do ta vendosë atë në xhenet. Kush e thotë atë vetëm me gjuhë, megjithëse nuk e beson, i ruhet jeta dhe pasuria; mirëpo, nesër, kur të shkojë tek Allahu, ati do t'i kërkohet llogari."* (Hejthemi, I, 26)

Besimi shprehet me gojë dhe aprovohet me zemër. Nëse nuk aprovohet me zemër, edhe pse shprehet me gojë, ngelet në nivelin e aprovimit të mendjes dhe, nëse nuk pasqyrohet në vepra, nuk ka asnjë vlerë. Allahu i Madhëruar i përngjan njerëzit që i mbajnë dijet shpirtërore vetëm në mendjen e tyre, me gomarët e ngarkuar me libra[67].

Po ashtu, Allahu i Madhëruar na bën të ditur se bota e zemrës së atyre që e shprehin besimin me gojë dhe e aprovojnë me zemër, zbukurohet me devotshmëri. Ja se si shprehet Ai në suren Fatir:

**"...Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët..."** (Fatir, 28)

Shkurtimisht, Kelime-i Teuhid, është i dobishëm aq sa pasqyrohet në zemër. Njerëzit, që në Ditën Gjykimit do të lumturohen më së shumti në sajë të ndërmjetësimit të Pejgamberit ﷺ, janë ata që thonë me gjithë zemër "La ilahe il-lAllah".[68]

E megjithatë, vetëm Kelime-i Teuhidi nuk është i mjaftueshëm për një shpëtim të sigurt. Pasi hyhet në Islam, ka disa përgjegjësi dhe detyra të cilat duhen realizuar. Në mënyrë të përmbledhur, këto janë zbatimi i urdhrave të Allahut dhe ruajtja nga ndalesat e Tij. Resulullahu ﷺ, një pjesë të këtyre i ka përmbledhur me këto fjalë:

*"Besimi, përbëhet nga gjashtëdhjetë apo shtatëdhjetë degë. Më e larta e këtyre*

67. Shih. Kuran: Xhumu'a, 62/5.
68. Shih. Buhari, Ilim, 33; Rikak, 51.

*është të thuash: «La ilahe il-lAllah», ndërsa më e ulëta, është të heqësh nga rruga gjërat që dëmtojnë njerëzit. Edhe turpi (ndjenja e turpit), është një nga degët e besimit."* (Muslim, Iman 58. Shih. Buhari, Iman, 3; Ebu Daud, Sunnet, 14)

Po ashtu, edhe sahabët e nderuar nuk kanë pasur vetëm fjalë; ata e kanë shfaqur besimin e tyre me vepra të mira e të sinqerta në rrugën e drejtë.

Kur njëri prej tabiinëve, **Uehb bin Munebbih**, u pyet:

"A nuk është fjala «La ilahe il-lAllah», çelësi i xhenetit?", ai u përgjigj:

"Po ashtu është! Por çdo çelës ka patjetër dhëmbët e vet. Nëse sjell çelësin që ka dhëmbët e duhur, dera do të hapet, përndryshe nuk hapet." (Buhari, Xhenaiz, 1. Shih. Tirmidhi, Iman, 17/2638)

Një herë, **Bajezid-i Bistamit** i thanë:

"Fjala «La ilahe il-lAllah» është çelësi i xhenetit." I nderuari Bistami tha:

"E saktë! Mirëpo, është fakt i vërtetë se çelësi pa dhëmbë nuk e hap derën. Dhe dhëmbët e Kelime-i Teuhidit janë këta:

1) Një gjuhë e pastër nga gënjeshtrat, përgojimi dhe fjalët e këqija,
2) Një zemër e pastruar nga mashtrimet dhe tradhtitë,
3) Një stomak i pastruar nga ushqimet haram dhe të dyshimta,
4) Punë të mira të pastruara nga ambiciet e egos (si mburrja, mendjemadhësia dhe dëshira për t'u dukur) dhe bid'atet[69]." (Abdulmexhid Hani, Hadaiku'l-urdijje, Damask 1996, fq. 320)

## 2. Besimi në Allahun

Mendja e njeriut, nuk mund ta perceptojë në mënyrë të përsosur Allahun e Madhëruar, i Cili krijoi nga asgjëja qiejt, tokën dhe gjithçka mes tyre. Kjo, sepse rrugët e njohjes njerëzore janë pesë shqisat, mendja dhe zemra. Dhe fuqia e të gjitha këtyre aftësive njohëse, është e kufizuar. Nisur nga kjo, me mjetet të cilat kanë fuqi dhe aftësi të kufizuar, nuk mund të perceptohet një Qenie që është Baki (i Përhershëm), Mutllak (Absolut), Ezeli (Pa fillim) dhe Ebedi (Pafund). Perceptimi me mjete të kufizuara s'mund të jetë veçse i kufizuar. Prej oqeanit, mund të marrim ujë vetëm aq sa na mban ena.

Kur Hidri عليه السلام, u takua me Musain عليه السلام, i tregoi atij ngjarje të çuditshme,

69. Bid'at: Risi, shpikje re. Në terminologjin islame; diçka e re në fe, e shpikur pas vdekjes së Pe - gamberit ﷺ, gjë e cila është e ndaluar në Islam.

aq sa Musai عليه السلام, ngeli i habitur. Në një moment, një zog u ul në kuvertën e anijes dhe mori një pikë ujë me sqepin e tij. Pas kësaj, Hidri عليه السلام, thotë:

"Shiko o Musa! Uji në sqepin e zogut është dija jote, dija ime dhe dija e të gjitha krijesave, ndërsa ky oqean i pafund, është dija e Allahut Teala."[70]

Nisur nga kjo, të thellohesh në mendime rreth *"esencës"* së Allahut të Madhëruar, nuk përfitohet gjë tjetër përveçse disa imagjinata dhe fantazi, të cilat e cenojnë besimin. Kjo, sepse syri ka një largësi shikimi të kufizuar; çdo organ i trupit ka një fuqi dhe aftësi të kufizuar. Në të njëjtën mënyrë, edhe mendja ka një kufi, megjithëse përtej saj ekzistojnë edhe botë të tjera. Nëse kapërcehet kufiri i mendjes, ajo shpërthen dhe lind marrëzia. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Meditoni rreth krijesave të Allahut dhe mirësive të Tij. Por mos mendoni rreth "esencës" së Tij! Sepse ju nuk mund ta çmoni dot vlerën e Tij (ashtu siç e meriton Ai)."* (Shih. Dejlemi, II, 56; Hejthemi, I, 81; Bejhaki, Shuab, I, 136)

Ndërsa **Ibn-i Arabiu** ka thënë:

كُلُّ مَا خَطَرَ بِبَالِكَ وَاللّٰهُ وَرَاءَ ذٰلِكَ

"Çfarëdo mendimi të të vijë në mendje në lidhje me Allahun e Madhëruar, dije se Ai është përtej atij (mendimi)."

Një nga cilësitë e Allahut të Madhëruar është edhe *"Muhalefetun li'l-Hauadis / Pangjashmëria me krijesat"*. E megjithatë, gjithmonë është këshilluar që Madhështia, Fuqia dhe Mëshira e Allahut Teala, të mundohet të kuptohet duke kaluar prej cilësisë tek cilësuesi, prej veprës tek vepruesi, prej artit tek artisti dhe prej shkakut tek shkaktari. Çdo gjë në gjithësi, që prej mikros deri në makro, është pasqyra ose vitrina e madhështisë hyjnore.

Nëse mendja do t'i vëzhgonte cilësitë dhe veprat e Allahut të Madhëruar me vullnet të shëndoshë dhe me mendim të pastër, nuk mund të mendohet kurrë që ajo ta mohojë Atë. Kjo, sepse mohimi fillon aty ku prishet mendimi i shëndoshë dhe ndjenjat shpirtërore. Një njeri me mendje të shëndoshë, edhe pse mund t'i ketë hapur sytë në botën e mohimit, ka shumë mundësi të shpëtojë prej atij (mohimit). Kurani Fisnik, si shembull për këtë na tregon **Ibrahimin** عليه السلام. Megjithëse ai kishte lindur dhe ishte rritur në një shoqëri idhujtare, ai arriti ta perceptojë ekzistencën dhe njëshmërinë e Allahut të Ma-

70. Shih. Buhari, Tefsir, 18/4.

dhëruar, vetëm në sajë të kthjelltësisë së mendjes dhe aftësisë së zemrës.

Nisur nga ky fakt, një mendje e shëndoshë, është e pamundur të jetë absolutisht mohuese, sepse nuk mund të zgjidhet problemi, nëse për diçka thua thjesht "nuk ekziston". Për këtë, duhen argumente dhe prova bindëse. Ata që përpiqen të shpëtojnë duke thënë vetëm "nuk ekziston", kur nuk mund ta zgjidhin dot enigmën e jetës, gjithësisë dhe vdekjes, u ngjajnë atyre që nuk e kuptojnë kur trupi i tyre sëmuret. Kur ata thonë nuk kam uri, edhe pse janë të uritur, është një argument se ata janë të sëmurë. Një i sëmurë që vihet në narkozë, nuk mund ta ndjejë thikën që ia pret organet si copë bezeje. Njëjtë me këtë, ka edhe shumë njerëz të cilët e sëmurin shpirtin e tyre kundrejt të vërtetave madhështore dhe për këtë nuk janë aspak të vetëdijshëm. Allahu i Madhëruar, në lidhje me këta përdor shprehjen:

**"Të verbër, të shurdhër..."**[71]

Allahu i Madhëruar, në natyrën e çdo njeriu ka vendosur nevojën për të besuar dhe aftësinë për të njohur të vërtetën. Prandaj, largimi prej besimit dhe të vërtetës edhe përkundër këtij fakti, shkaktohet vetëm prej verbërisë dhe shurdhërisë shpirtërore.

Në fakt, edhe shpirti i atij që nuk beson është i gatshëm ta perceptojë Allahun, por për shkak të verbërisë dhe shurdhërisë shpirtërore, ai nuk mund ta nxjerrë këtë veçori në vetëdijen e tij. Njësoj si ëndrrat që shihen dhe nuk të kujtohen... Ose si zogu, i cili lind e rritet në kafaz dhe e humbet aftësinë e tij për të fluturuar për shkak të gëlqerizimit të krahëve të tij...

Nëse vihet re, në të gjitha fetë njerëzore e qiellore ekziston "besimi në Zot". Mirëpo ky besim, me kalimin e kohës ka dalë jashtë kuadrit të "teuhidit" dhe ka shfaqur gabime të ndryshme. Prandaj dhe në botëkuptimin islam, ato nuk mund të pranohen, sepse besimi i tyre nuk përputhet me faktin se Allahu është krijuesi i vetëm i gjithësisë, i pastër nga çdo mangësi, i madhëruar me atribute të përsosura dhe një Qenie e paperceptueshme nga mendja e çfarëdolloj krijese.

Një pjesë e këtyre gabimeve qartësohen edhe në këtë "hadith kudsi", që ka transmetuar Resulullahu ﷺ, prej Zotit të Tij:

*"Allahu i Madhëruar ka urdhëruar: Biri i Ademit më përgënjeshtroi, edhe pse ai nuk kishte të drejtë të më përgënjeshtronte. Biri i Ademit më ofendoi, edhe pse ai nuk kishte të drejtë ta bënte këtë. Për sa i përket përgënjeshtrimit; ky është pretendimi*

71. Shih. Kuran: Bekare, 18; Maide, 5/71; Junus, 42-43.

*i tij se Unë nuk do ta ringjall pasi ai të vdesë. Për sa i përket ofendimit; këtë e bëri kur më atribuoi fëmijë. Në të vërtetë, Unë nuk kam as grua dhe as fëmijë (Jam i pastër prej këtyre atributeve)."* (Buhari, Tefsir, 2/8)

Në kohën e fundit[72], i vetmi besimi i vërtetë në lidhje me Allahun Teala, mund të mësohet vetëm nga Islami, i cili duke u bazuar në fjalët e Allahut dhe Pejgamberit ﷺ, ka vendosur disa cilësi dhe kurrsesi nuk pranon mangësinë e cilësdo prej këtyre cilësive ose shtimin e një cilësie tjetër që nuk përputhet me këto. Këto cilësi apo atribute, sipas një klasifikimi të përgjithshëm e të njohur, ndahen në dy pjesë:

*a. Atributet Dhati (individuale)*
*b. Atributet Thubuti (që tregojnë përsosmërinë e Tij)*

## *Atributet Dhati (individuale)*

**1. Vuxhud** (Ekzistenca): Allahu ekziston dhe ekzistenca e Tij nuk varet prej dikujt apo diçkaje tjetër. Në bazë të kësaj, Ai njihet edhe si **"vaxhibu'l-vuxhud / ekzistenca e domosdoshme"**. Pra, nuk mund të mendohet mos-ekzistenca e Tij. Ndërsa të gjitha qeniet e tjera jashtë Allahut të Madhëruar, janë krijesa të krijuara prej Tij dhe njihen si **"mumkinu'l-vuxhud"**, pra ekzistenca e të cilave nuk është e domosdoshme; edhe mund të ekzistojnë edhe mund të mos ekzistojnë.

**2. Kidem** (I pafillim): Në lidhje me marrëdhënien shkak-pasojë të qenieve, është domosdoshmëri logjike që të ketë një shkak fillestar. Një shkak i tillë, që nuk ka nevojë për t'u krijuar dhe është i fuqishëm të krijojë vetë. Ja pra, ky shkak, është Allahu Teala. Për këtë arsye, ekzistenca e tij madhështore nuk ka fillim. Kjo, sepse nuk mund të mendohet që Allahu të mos ketë ekzistuar në një pikë kohore të caktuar. Sado të kthehemi pas, nuk do të mund të gjejmë një pikë kohore që Ai të mos ketë ekzistuar. Ai është fillimi i çdo gjëje. Ndërsa Vetë Ai, është "pa fillim dhe pa fund".

**3. Beka** (i pafund): Ekzistenca e Allahut nuk ka fund, Ai është i përjetshëm.

**4. Vahdanijet:** Allahu i Madhëruar është një i vetëm. Ai nuk ka ortak apo të ngjashëm, as si qenie, as në cilësi dhe as në vepra.

Vazhdueshmëria harmonike që rrjedh prej krijimit të gjithësisë, rregulli i pagabueshëm dhe pafundësia e urtësive dhe mistereve të ndërthurura, janë

72. Koha e fundit: Koha afër kijametit të madh.

tregues të qartë se çdo gjë është vepra e një fuqie të vetme. Nëse kjo fuqi nuk do të ishte një, por më shumë, për shkak të ndryshimeve në dëshira, harmonia e gjithësisë, rregulli i pashoq dhe urtësitë, do të përziheshin me njëra-tjetrën dhe jeta do të ishte e pamundur. Në ajetet fisnike, urdhërohet:

**"Allahu nuk ka zgjedhur për Vete ndonjë bir dhe përveç Atij s'ka asnjë zot tjetër, përndryshe, çdo zot do të merrte atë që ka krijuar dhe do të ngriheshin njëri mbi tjetrin. Qoftë i lartësuar Ai nga shpifjet e tyre!"** (Mu'minun, 91)

**"Sikur në qiej dhe në Tokë të kishte zota të tjerë përveç Allahut, si qiejt, ashtu edhe Toka do të shkatërroheshin. Qoftë i lavdëruar Allahu, Zoti i Fronit dhe i lartësuar mbi çka ia veshin Atij!"** (Enbija, 22)

Kur e studiojmë Kuranin Fisnik me kujdes nga fillimi në fund, shihet se çështja më e rëndësishme ndaj së cilës Allahu Teala i ka bërë përgjegjës njerëzit, është besimi në lidhje me Qenien e Vet. Dhe elementi më delikat i këtij besimi, është "*Vahdanijeti*". Kjo, sepse sistemi i besimit të teuhidit nuk mund ta tolerojë ortakërinë. Për këtë arsye, në këndvështrimin islam, t'i bësh ortak Allahut, është shkaku numër një i cili tërheq zemërimin hyjnor. Në Kuranin Fisnik vërejmë kërcënime, qortime dhe udhëzime të veçanta, të cilat sigurojnë mbrojtjen nga rënia në këtë mjerim mendor:

**"...Sigurisht, atij që adhuron tjetërkënd përveç Allahut, Ai do t'ia ndalojë Xhenetin dhe strehim i tij do të jetë Zjarri. Për keqbërësit nuk ka ndihmës."** (Maide, 72)

**Me të vërtetë, ty** (o Muhamed) **dhe atyre që kanë qenë para teje ju është shpallur: "Nëse i shoqëron Allahut diçka tjetër** (në adhurim)**, me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit."** (Zumer, 65)

**"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që i bën shok Allahut** (në adhurim)**, ka bërë gjynah të tmerrshëm."** (Nisa, 48)

Mangësia më e vogël në lidhje me Vahdanijetin, nuk mund të kompensohet qoftë edhe me veprat më të virtytshme e të panumërta. Njësoj sikur dikujt t'i dhuronin shumë mirësi materiale dhe përkrah kësaj ta cenonin atë në nder dhe ndjenja; në këtë rast, mirësive që u bënë, nuk u mbeti asnjë vlerë. Kur e shohim çështjen nga ky këndvështrim, të mohosh Allahun, do të thotë të bësh një gabim të pafalshëm ndaj dinjitetit të Tij hyjnor. Dhe

shkaku që ky gabim nuk mund të falet, është barra shpirtërore që bart ai. Pra, nëse një njeri vdes duke qenë mohues ose idhujtar, nuk është e mundur të falet. Por, nëse pendohet dhe heq dorë nga idhujtaria dhe mohimi para se të vdesë, natyrisht që në sajë të mirësisë së Allahut, ai do të falet. Nisur nga kjo, gjëja e parë që kërkon Allahu i Madhëruar prej robërve të Tij, është besimi, pastaj veprat e mira.

**Muhalefetun li'l-hauadith** (i pangjashëm): Allahu nuk ka të ngjashëm; Ai është i pashoq. Ai nuk i ngjan asgjëje që është krijuar. Për rrjedhojë, Ai është larg prej çdo lloj cilësie njerëzore.

**Kijam binefsihi:** Allahu ekziston në vetvete. Ai është i qëndrueshëm dhe i vazhdueshëm pa fillim e pa fund. Ai nuk ia ka nevojën e askujt për të ekzistuar. Ndërsa çdo gjë tjetër ka nevojë për Të, që të ekzistojë.

## *Atributet thubuti*[73]

**Hajat** (Jetë)**:** Allahu Teala është i gjallë, i vazhdueshëm dhe gëzon jetë absolute. Kjo cilësi është e pafundme. Ndërsa të gjitha jetët e tjera ekzistojnë në sajë të këtij atributi madhështor dhe janë relative.

Hajat, është një cilësi që s'ka fillim dhe e bën të domosdoshme që Allahu i Madhëruar të cilësohet me atribute të përsosura, si dija dhe fuqia. Kjo, sepse dija mund të ekzistojë vetëm tek një qenie që ka jetë. Një qenieje që nuk ka cilësinë e jetës, nuk mund t'i atribuohet as edhe një cilësi e përsosur, si dija dhe të ngjashme me të.

Për arsye se asnjë prej cilësive të Allahut të Madhëruar nuk i ngjan ndonjë cilësie të robërve edhe cilësia e Tij e jetës nuk është si ajo e krijesave. Cilësia e Allahut, **"hajj"**, është një cilësi e përkryer dhe e pandarë nga qenia e Tij. Jeta e Allahut nuk është një jetë që ka edhe vdekjen si të kundërtën e saj. Përkundrazi, ajo është një jetë e pafillimtë dhe e pafundme, që e zotëron vetëm Ai. Kurse jeta e krijesave është një jetë kalimtare, që lind prej bashkimit të trupit me shpirtin dhe nuk është jetë e vërtetë. Për këtë arsye, kur vjen koha e duhur, ajo merret prej çdokujt që i është dhënë.

**Ilm** (Dituri): Allahu i Madhëruar di dhe dituria e Tij përfshin gjithçka. Asgjë nuk ndodhet jashtë dijes së Tij. Ai di në mënyrë të përkryer çdo gjë që ka ndodhur dhe do të ndodhë. Për dijen e Tij nuk mund të mendohet

73. Atributet thubuti, dëshmojnë përsosmërinë e Allahut, por në të njëjtën kohë ato janë atribute që në mënyrë të kufizuar e jo të ngjashme, gjenden edhe tek njerëzit apo krijesat e tjera.

fshehtësi apo mister. Çdo gjë është e hapur dhe e qartë për Të. Ndërsa të gjitha dijet që i janë dhënë njeriut, janë veç një thërrmijë e kësaj cilësie të Allahut dhe janë relative.

Dija hyjnore nuk është prodhim i mendimit dhe i mendjes. Ky rregull, harmoni dhe lidhje e përsosur që shohim në gjithësi, të cilin nuk mund ta imagjinojë asnjë mendje, është argumenti më besnik i cili tregon se sa dije të pakufishme zotëron Allahu i Madhëruar. Nëse çdo gjë, që prej thërrmijave e deri tek trupat më të mëdhenj, nuk do të ishin plotësisht dhe në mënyrë të përkryer brenda dijes së Allahut, kjo lidhje dhe harmoni e përsosur që vërejmë vazhdimisht në gjithësi, nuk do të kishte ekzistuar. Të krijosh qoftë edhe një gjë të vogël në formën më madhështore, varet nga njohja e shkaqeve dhe kushteve që kërkohen për krijimin e saj në atë formë.

Njeriu edhe një zbulim të vogël mund ta arrijë vetëm pas përvojave të përfituara në shumë shekuj. Mirëpo, ky zbulim dhe shumë të fshehta të tjera që ende nuk kanë dalë në pah, janë çështje të cilat Allahu i Madhëruar me diturinë e Tij, i ka vendosur brenda një momenti në rregullin e gjithësisë. Për të na kujtuar këtë fakt, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“E si të mos dijë Ai që ka krijuar gjithçka, kur Ai njeh çdo gjë me imtësi dhe është i Gjithinformuari?!”** (Mulk, 14)

**“Sikur të gjithë drurët që gjenden në Tokë të ishin lapsa, e deti bojë shkrimi, e t’i shtohen atij edhe shtatë dete të tjera, nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti.”** (Lukman, 27)

**Sem’i** (Dëgjuesi): Allahu është dëgjuesi i çdo gjëje. Por dëgjimi i Tij nuk i ngjan dëgjimit tonë. Për Të nuk ka asnjë zë të fshehtë. Madje, siç thotë edhe një përkufizim i shquar; Ai dëgjon edhe zërin e hapave të milingonës që ecën qetë mbi një gur. Në sajë të këtij atributi të Allahut të Madhëruar, dëgjojnë edhe të gjitha krijesat që zotërojnë cilësinë e dëgjimit. Madje, kur këtyre u merret kjo cilësi, ato nuk mund të dëgjojnë asgjë.

**Basir** (Shikuesi): Edhe shikimi i Allahut të Madhëruar, ashtu si cilësitë e tjera, është pjesë e domosdoshme e Qenies së Tij. Ai sheh çdo gjë ashtu siç është dhe në shikimin e Tij s’mund të ngelet asgjë e fshehtë. Përsëri, siç thotë përkufizimi i shquar; *“Ai sheh edhe gjurmët e këmbëve të një milingone të zezë, mbi një gur të zi, në një natë të zezë”*.

Allahu i Madhëruar **di** edhe mendimet më të fshehta të krijesave, **dëgjon**

të gjitha fjalët e tyre dhe **sheh** pa asnjë mangësi gjithçka që veprojnë ato. Ai i kujton shpesh këto cilësi të Tij në Kuranin Fisnik, me qëllim që robërit të kenë kujdes ndaj urdhrave dhe ndalesave të Tij, duke u bërë njerëz të drejtë dhe besimtarë të devotshëm.

**Irade** (Vullnet/dëshirë): Allahu i Madhëruar është i lirë në urdhrat, gjykimet dhe veprat e Tij. Ai dëshiron ç'të dojë dhe vepron si të dojë. Kur dëshiron të bëhet diçka, mjafton që Ai të thotë vetëm ***"Bëhu!"*** dhe ajo bëhet menjëherë. (shih. Bekare, 117)

Allahu i Madhëruar është i vetmi që vepron me vullnet absolut. Çdo ekzistencë dhe punë varet nga dëshira e Tij. Shkurt:

***"Ajo që e dëshiron Allahut bëhet! Ajo që nuk e dëshiron Ai nuk bëhet!"***

Nisur nga kjo, ashtu siç realizohen me dëshirën e Tij punët me të cilat Ai është i kënaqur, ashtu realizohen në sajë të lejes së Tij edhe punët me të cilat Ai nuk është i kënaqur. Dhe kjo, ndodh vetëm si domosdoshmëri e sprovave.

Nëse analizohet mirë Kurani Fisnik, vihet re se Allahu i Madhëruar nuk toleron asnjëherë që vullneti i Tij absolut të kufizohet nga dikush. Ai, vazhdimisht na kujton se vullneti i Tij është i lirë dhe mund të bëjë çdo gjë që dëshiron. Madje, mund të themi se të gjitha shprehjet në Kuran, nga fillimi deri në fund, janë të ndërtuara në bazë të këtij parimi. Kështu që Allahu i Madhëruar, përveç dënimit të mohimit, idhujtarisë dhe të shkeljes së të drejtës së robit, të gjitha dënimet për gjynahet e tjera i ka lënë të fshehta dhe ka bërë të qartë se do të veprojë si të dëshirojë. Pra, nëse dëshiron i fal, nëse dëshiron nuk i fal. Ana e fshehtë e kësaj çështjeje qëndron përtej botëkuptimit njerëzor. Në lidhje me këtë fakt, Kurani Fisnik, shprehet:

**"Allahut i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë! Ai fal kë të dojë dhe dënon kë të dojë. Allahu është Falës i madh e Mëshirëplotë."** (Al 'Imran, 129)

**Kudret** (Fuqi): Allahu i Madhëruar ka fuqi të pakufishme dhe është i plotfuqishëm për çdo gjë. Për të nuk ekziston asnjë vështirësi. Atë që dëshiron, e bën në kuadër të urtësisë pa lënë mangët dhe pa e tepruar në asgjë.

Krijimi i kësaj bote që shohim, në një rregull të jashtëzakonshëm, është një argument i qartë i fuqisë së Allahut Teala. Ne nuk duhet të gabojmë në vlerësimin e Fuqisë Hyjnore, duke e analizuar atë me dobësinë tonë, sepse fuqia jonë është jo vetëm e kufizuar, por edhe e mangët. Ndërsa fuqia e

pafundme e Allahut të Madhëruar, nuk është e kufizuar dhe është e pastër nga çdo lloj cilësie negative, si dobësia. Për rrjedhojë, nuk ekziston asnjë krijesë, që nuk është e dobët përballë fuqisë së Tij. Pra edhe fuqia jonë është aq sa na e ka dhënë Ai.

Përfundimet e hidhura të shumë prej të shkujdesurve, që i kanë ngritur krye kësaj fuqie, kanë mbushur faqet e historisë njerëzore plot me fatkeqësi dhe humbje. Nemrudi, Faraoni, Karuni, Ebu Xhehli dhe shumë të tjerë, ikën nga kjo botë sikur të ishin asgjë. Dhe vdekja që Allahu i Madhëruar u ka shkruar atyre, ka qenë një ironi e vërtetë. Konkretisht, Nemrudi, i cili pretendonte të ishte Zot, u mposht nga një mizë e dobët dhe topalle, gjë e cila përmban një mesazh që të tërheq vëmendjen në lidhje me fuqinë hyjnore. Një ndodhi tjetër mësimdhënëse është edhe Ebreha me ushtrinë e tij, i cili guxoi të sulmojë Qabenë, duke i besuar fuqisë së elefantëve të tij dhe u shkatërrua pa asnjë lloj vështirësi prej zogjve Ebabil.

**Kelam** (Fjala): Allahu i Madhëruar ka fuqinë e fjalës. Por për këtë, nuk ka nevojë për zërin, shkronjat dhe radhitjen e fjalëve dhe fjalive. Pra, e folura e Tij, është e pavarur nga zëri e shkronjat dhe, nuk i ngjan aspak fjalëve dhe të folurit njerëzor. Kurse të folurit e njerëzve, realizohet në sajë të "fjalës" së Tij.

Shfaqja e cilësisë hyjnore "Kelam", është trupëzuar në Kuranin Fisnik dhe librat e tjerë të shenjtë. Dhe për shkak se Kurani Fisnik është fjala e Allahut të Madhëruar, të gjithë duhet ta respektojnë atë. Prandaj dhe shumica e dijetarëve, duke u mbështetur në ajetin: **"Ky është vërtet një Kuran i nderuar, në Librin e ruajtur. Atë** (Kuranin) **e prekin vetëm të pastrit. Ai është Shpallje prej Zotit të botëve."**[74], janë të mendimit se Kurani nuk duhet të preket pa abdest.

Ndërsa në hadithet fisnike, në lidhje me këtë çështje thuhet:

*"Kuranin le ta prekë vetëm ai që është i pastër!"* (Muuatta, Kuran, 1)

*"Askush të mos e prekë Kuranin, përveç atyre që janë të pastër!"* (Hakim, Mustedrek, I, 553/1447)

**Tekuin** (Krijim): Kjo është cilësia e Allahut si Krijues, e cila do të thotë, të krijosh nga asgjëja. Dhe këtë cilësi e zotëron vetëm Allahu. Ndërsa botët e panumërta janë vepra e Tij. Kjo cilësi, nuk shpreh krijimin/bërjen e diçkaje me dorë apo me mjete. Tekuin, është një lloj krijimi, i cili realizohet me

74. Kuran, Uakia, 56/77-80.

vullnet, fuqi dhe nënshtrimin e gjithësisë.

Ashtu si të gjitha cilësitë madhështore të Allahut Teala, edhe cilësia Tekuin është e vazhdueshme dhe e pafillimtë. E megjithatë, çdo pjesë e gjithësisë që ekziston në sajë të kësaj cilësie, është krijuar më vonë.

❀

Këto cilësi të përmbledhura, bëjnë të mundur njohjen e Allahut të Madhëruar nga ana e robërve të Tij. Cilësitë që përmendëm dhe cilësitë e tjera të panumërta të Allahut, janë të pranishme në Qenien e Allahut në çdo çast dhe jo veç e veç sipas kushteve të kohës dhe vendit.

Përmbajtjet e cilësive të Allahut të Madhëruar janë aq të gjera dhe të pafundme, saqë nuk mund të përshkruhen. Të gjitha ato janë "të pafillimta" dhe "të pafundme". Të gjitha kanë veçori absolute dhe të pakufishme. Pra, asnjë cilësi e Tij nuk ka kufi. Nisur nga kjo, cilësitë e Tij, si dija, fjala, fuqia, krijimi dhe të tjerat, as nuk mund të krahasohen dhe as të shpjegohen. Ndërsa veçoritë e botës sonë janë edhe të kufizuara edhe të përkohshme. Në bazë të kësaj, njeriu i cili nuk njeh mirë as veten e tij, natyrisht që edhe cilësitë e veçanta të Allahut të Madhëruar nuk ka mundësi t'i kuptojë ashtu siç duhet. Pra, ashtu siç nuk mund ta kuptojmë të vërtetën dhe përmbajtjen e Qenies së Allahut Teala, nuk mund të kuptojmë në mënyrë të plotë as të vërtetat dhe përmbajtjet e cilësive të Tij.

### a. Argumentet e ekzistencës dhe njëshmërisë së Allahut

Është shumë e qartë se në këtë gjithësi pa anë e pa fund ekziston një rregull dhe harmoni që mahnit mendjen e njeriut dhe e bën atë të ndihet e dobët për ta shpjeguar. Ky rregull dhe kjo harmoni janë jashtëzakonisht të përkryera; llogaritjet e hollësishme dhe të detajuara vazhdojnë pa devijuar aspak dhe brenda një ekuilibri ekologjik që prej krijimit të universit.

Nëse pronari i një kopshti me pemë frutore ngrihet një mëngjes dhe vëren se disa prej fidanëve janë thyer në mënyrë të parregullt, mund të mendojë dhe të pranojë se këtë e ka shkaktuar një furtunë apo një fatkeqësi tjetër natyrore. Por, nëse në thyerjen e pemëve ka një lloj rregulli apo llogarie, p.sh., nëse janë thyer me radhë një në çdo tre apo pesë pemë, ai nuk mund ta pranojë që kjo mund të ketë ndodhur për shkak të një fatkeqësie natyrore. Ai e kupton menjëherë se shkaktari i këtij dëmi është një qenie inteligjente

dhe e fuqishme. Nisur nga kjo, duhet menduar se si mendjet që nuk mund të pranojnë se shkaktari i këtij dëmi ku thyhen pesë gjashtë pemë është diçka e pavetëdijshme, të pretendojnë se gjithësia me gjithë këto ekuilibra të jashtëzakonshëm dhe llogari të hollësishme, të jetë krijuar vetvetiu në mënyrë të rastësishme!?[75]

Çdo mendje e shëndoshë dhe me natyrë të pastër, në mënyrë të vetëdijshme e dallon zinxhirin e shkaqeve në gjithësi dhe beson se pikënisja e gjithçkaje, është shkaku fillestar, pra Allahu Teala. Mirëpo, në lidhje me këtë çështje, shejtani ka thurur një mijë e një kurthe dhe hile në çdo cep e qoshe, me qëllim që ta mashtrojë mendjen njerëzore. Prandaj, është e domosdoshme të mendohet me një mendje të shëndoshë dhe të veprohet në mënyrë të vetëdijshme, me qëllim që të shpëtohet prej kurtheve të shejtanit.

Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:

**"...Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm ata që kanë dije..."** (Fatir, 28)

Nisur nga kjo, të kuptosh ashtu siç duhet madhështinë dhe fuqinë e Allahut, pikësëpari është çështje që ka të bëjë me dijen. Prandaj, shkencëtarët që studiojnë hollësitë e botëve mikro dhe makro, mahniten jashtë mase për shkak të rregullit dhe ligjeve të mrekullueshme që vëzhgojnë, duke e kuptuar kështu ekzistencën dhe fuqinë e Krijuesit më mirë se kushdo tjetër.

Një shembull të këtij fakti e tregon edhe një prej shkencëtarëve indianë, **Dr. Inajetullah Mashriki**:

Në vitin 1909, një ditë të diel me shi, pashë një nga profesorët e Universitetit Cambridge, shkencëtarin e njohur të astronomisë **Sir James Jones**, i cili me Biblën dhe çadrën nën sqetull po shkonte në kishë. Iu afrova dhe e përshëndeta, por nuk m'u përgjigj. Kur e përshëndeta përsëri, më tha:

-Çfarë do prej meje?

-Dua (t'ju pyes) dy gjëra zotëri! E para, përse çadra qëndron nën sqetullën tuaj, ndërkohë që po bie shi i madh?", - i thashë unë. Atë moment ai e hapi menjëherë çadrën duke buzëqeshur, ndërsa unë vazhdova duke thënë:

-Dhe e dyta; çfarë e shtyn një shkencëtar me famë botërore si ju të shkojë në kishë?

75. Shih. Ismail Fenni Ertogrul, Iman Hakikatleri Etrafında Suallere Cevaplar, Istanbul, 1978, s. 21-22.

Sir James, u mendua pak në lidhje me këtë pyetje, pastaj tha:

-Eja sot nga ne, ta pimë bashkë çajin e mbrëmjes!

Në mbrëmje, kur shkova në shtëpinë e tij, ai filloi të më jepte një konferencë në lidhje me krijimin e trupave qiellorë, sistemin e tyre të mrekullueshëm, largësinë dhe dallimet e frikshme ndërmjet tyre, aventurat e këtyre trupave, boshtet e tyre, forcën e tyre tërheqëse, furtunat e dritës që të hutojnë mendjen, etj. Fjalët e tij ndikuan aq shumë tek unë, saqë në atë moment ndjeva zemrën time që po dridhej nga madhështia e Allahut. Ndërsa Sir Jamesit i ishin ngritur flokët përpjetë nga frika e Allahut, sytë po i rridhnin lot dhe duart po i dridheshin. Për një moment ndaloi, pastaj vazhdoi duke thënë:

**-Miku im Inajetullah! Kur i vëzhgoj të gjitha këto bukuri dhe mrekulli që ka krijuar Zoti, trupi im fillon e dridhet prej madhështisë së Tij. Kur dal e përkulem para Zotit të Madhëruar, i them: «O Zot, Ti je i madh!». Pas kësaj, ndjej se çdo qelizë e trupit tim e aprovon fjalën time. Dhe pikërisht në atë moment, ndjej një qetësi dhe lumturi të madhe, për të cilën jam i sigurt se është një lumturi një mijë herë më e madhe se lumturia e njerëzve të tjerë.”**

Pasi e dëgjova, i lexova atij këtë ajet fisnik që më erdhi në mendje atë moment:

**“... Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm ata që kanë dije...”** (Fatir, 28)

Sapo e dëgjoi këtë ajet, Sir Jamesi u hodh e tha:

-Çfarë thua!? Me të vërtetë, «nga robërit e Tij, Zotit i frikësohen vetëm ata që kanë dije»? Kjo është një gjë e mrekullueshme, por në të njëjtën kohë edhe e çuditshme, edhe interesante!.. Ajo që kam arritur të zbuloj unë në sajë të studimeve dhe përvojës së gjatë pesëdhjetëvjeçare, gjendet në ato që Muhamedi ka lajmëruar që më herët? A ekziston me të vërtetë ky ajet në Kuran? Atëherë shënoje në ndonjë vend, që unë dëshmoj se Kurani Fisnik, është një libër i shpallur nga Allahu!.. Muhamedi ishte analfabet, nuk dinte shkrim e këndim. Prandaj, nuk është e mundur që ai ta ketë zbuluar vetë këtë të fshehtë. Kështu që ai që ia ka zbuluar këtë të fshehtë, është Vetë Allahu i Madhëruar.” (Vahiduddin Han, Islam Meydan Okuyor, s. 251-253)

Shumë prej shkencëtarëve jomyslimanë, të cilët merren me shkencat pozitive, janë bërë myslimanë në këtë mënyrë, ndërsa shumë të tjerë, edhe

pse nuk kanë shprehur besimin, janë ndjerë të detyruar t'i dorëzohen të vërtetës. Ky fakt është një mrekulli e Kuranit Fisnik. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Ata, të cilëve u është dhënë dituria, e shohin se ajo që të është zbritur ty nga Zoti yt, është e vërteta, e cila të udhëzon në rrugën e të Plotfuqishmit dhe të Denjit për çdo lavd."** (Sebe', 6)

**"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai** (Kurani) **është e vërteta. Vallë, a nuk të mjafton ty që Zoti yt është Dëshmues për çdo gjë?!"** (Fussilet, 53)

Çdo sy që e sheh gjithësinë për të marrë mësim, arrin të shohë në të shfaqje të panumërta të këtyre ajeteve fisnike.

## *Shembuj të Fuqisë Hyjnore*

Nëse në botë do të ekzistonin vetëm njerëzit dhe kafshët, do ta përdornin të gjithë oksigjenin dhe do ta kthenin atë në dioksid karboni. Për rrjedhojë, të gjitha gjallesat do të helmoheshin e do të zhdukeshin. Mirëpo, Fuqia që ka krijuar këtë botë, ka krijuar edhe bimët, të cilave u ka dhënë aftësinë të përdorin dioksidin e karbonit dhe të prodhojnë oksigjen. Në këtë mënyrë, Ai ka vendosur një ekuilibër të përsosur e të vazhdueshëm në këtë botë.

Përveç kësaj, Allahu Teala, tre të katërtat e rruzullit tokësor i ka mbushur me ujë. Ndërsa në pjesën më të madhe të një të katërtës, ka krijuar shkëmbinj dhe shkretëtira, ku nuk mund të mbijë asnjë bimë. Shumë pak prej pjesës së mbetur është tokë ku mund të mbijnë bimë. Mirëpo, fuqia e Tij është aq e madhe, saqë në sajë të shndërrimit të vazhdueshëm nga një gjendje në tjetrën, e ka bërë këtë tokë burimin e ushqimit, i cili mjafton për të gjitha gjallesat.

Le të marrim shembull vetëm një lloj kafshe. Nëse kjo lloj kafshe do të ishte dërguar në tokë përnjëherësh, aq sa kanë ardhur dhe do të vijnë të gjitha të marra së bashku, kjo botë jo vetëm që nuk do të mjaftonte si hapësirë vetëm për ato kafshë, por as ushqimi nuk do të mjaftonte. Mirëpo, Allahu i Madhëruar i ka krijuar ato me ligjin e zinxhirit duke i shpërndarë në kohë, në një hapësirë më të gjerë se sa hapësira që ekziston. Dhe ky ligj është i vlefshëm për të gjitha gjallesat. Për rrjedhojë, në sajë të urtësisë së kohës dhe vendit, kjo botë mund të bëhet skena e triliona herë më tepër gjallesave se kapaciteti i saj normal. Pra edhe vendi që zënë krijesat në botën tonë, i nënshtrohen një ekuilibri të përsosur.

P.sh., një pemë dushku prodhon me miliona fara në vit. Këto fara kanë një lloj parashute si pupël dhe në sajë të erërave, ato përhapen përreth në largësi shumë të mëdha. Nëse do të mbinin e do të bëheshin dushqe të gjitha farat e një peme të vetme, brenda një kohe të shkurtër e gjithë bota do të pushtohej nga dushqet. Pra, gjithë kjo tokë do të ishte e ngushtë edhe vetëm për një lloj peme. Ky shembull vlen edhe për të gjitha krijesat e tjera. Me pak fjalë, në gjithësi vërejmë ekzistencën e një harmonie dhe ekuilibri, që nuk është e lehtë të kuptohet.

Ekzistenca e një mekanizmi kaq të përkryer, të ndërthur dhe të llogaritur në mënyrë kaq të hollësishme, është një nga treguesit më të rëndësishëm të ekzistencës dhe njëshmërisë së një Krijuesi. Në Kuranin Fisnik urdhërohet:

**"Ai e ka ngritur qiellin lart dhe ka vënë Balancën** (peshoren, ekuilibrin për çdo gjë)**."** (Rrahman, 7)

**"Ai ka krijuar shtatë qiej njëri mbi tjetrin. Nuk mund të gjesh në krijimin e të Gjithëmëshirshmit kurrfarë të mete. Hidhe vështrimin: a sheh ndonjë plasaritje? Pastaj hidhe sërish vështrimin; sytë e tu do të kthehen të lodhur e të molisur."** (Mulk, 3-4)

Përveç këtyre, Allahu i Madhëruar u ka falur këtyre gjallesave veçori të tilla, që edhe pse hanë ushqime të ngjashme, japin prodhime të ndryshme dhe, të gjitha këto plotësojnë njëra-tjetrën, duke e bërë të mundur jetën në çdo aspekt të saj.

P.sh., nëse gjethen e gjelbër të një mani e hanë lopët, delet apo dhitë, prej saj do të prodhohet qumësht, mish dhe lesh. Por, nëse atë e ha krimbi i mëndafshit, prej të njëjtës gjethe prodhohet mëndafsh. E, nëse e ha një lloj dreri, prej saj prodhohet një misk/parfum shumë i çmuar. Gjithashtu, edhe fakti se bletët prodhojnë mjaltë prej nektarit të luleve është diçka që as njeriu, i cili është krijesa më e përsosur e kësaj bote, nuk ka fuqi ta bëjë. Ngjyrat, aromat dhe gjethet që bartin fuqi kuruese, të cilat lulet i marrin dhe i nxjerrin prej tokës, janë mrekulli të përsosura, që asnjë kimist nuk mund t'i prodhojë. Ndërkohë që kafsha e shndërron barin në mish dhe qumësht, njeriu, në laboratorët kimikë nuk mund të prodhojë qoftë edhe një gram mish apo qumësht, edhe sikur të përdorë me tonelata bar.

Një njeri që zotëron mendje të shëndoshë, ngado që të drejtohet në këtë gjithësi, do të shohë ekzistencën dhe madhështinë e Allahut. Të dërgosh

pejgamberë, ta përsosësh njerëzimin me gjuhën, dijen, moralin e tyre dhe të edukosh dijetarë mes njerëzve, është vepra e mirësisë hyjnore. Nga ana tjetër, synimi i të gjitha dijeve që i shërbejnë njeriut duke i ofruar atij një mijë e një përfitime, është t'i tregojë njerëzimit ekzistencën dhe madhështinë e Allahut. Gjithashtu, ato e bëjnë atë të kuptojë dobësinë e vet, duke e ndihmuar të kuptojë më mirë pozicionin në të cilin ndodhet si rob i Allahut. Nëse njeriu shikon në veten e tij dhe në gjithësi, në mënyrë të ndërgjegjshme, e kupton menjëherë se sa qesharake dhe e çuditshme është të mos besosh përballë fuqisë dhe sundimit të qartë të Allahut.

Në kozmos ekzistojnë vrima të zeza dhe të bardha. Ndërsa Allahu i Madhëruar, në lidhje me këto vrima, të cilat shkencat pozitive nuk kanë shumë që i kanë zbuluar, urdhëron:

**"Betohem në çastin e perëndimit të yjeve, e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit!"** (Uakia, 75-76)

Ky fakt, të cilin shkenca e sotme sapo e ka zbuluar, është tregues i qartë se me çfarë madhështie të jashtëzakonshme kemi të bëjmë. Vendi ku lindin yjet quhen vrima të bardha, ndërsa vendi ku vdesin, quhen vrima të zeza. Prej vrimave të bardha del një trup i vogël, i cili me një zgjerim të menjëhershëm, zmadhohet triliona herë më shumë se madhësia e tij, duke formuar masën e një ylli gjigand. Nga ana tjetër, edhe shumë yje gjigandë, të cilët janë shumë herë më të mëdhenj se toka jonë, kur u vjen koha, hyjnë dhe vdesin brenda vrimave të zeza. Nisur nga kjo, edhe dielli i cili ndriçon qiellin tonë, siç shprehet edhe ajeti kuranor, një ditë **"do të mblidhet e do të humbë shkëlqimin"**[76]

Atë ditë edhe jeta e tij do të marrë fund. Atë ditë, patjetër që do të bëhet Kijameti. E më pas do të fillojë jeta e përtejme!..

Për njeriun nuk ka rrugëzgjidhje tjetër, përveçse të bjerë në sexhde dhe të strehohet tek Allahu! Shkurtimisht, sytë që shohin, e kuptojnë se përballë artit hyjnor kjo botë është vetëm një prej miliarda grimcave të pluhurit që noton në hapësirë. Edhe malet, luginat, oqeanet dhe njeriu, janë brenda këtij pluhuri. Ja pra, brenda kësaj dobësie, njeriu nuk është gjë tjetër veçse një hiç!..

Këta shembuj që dhamë janë veçse një pikë prej oqeanit. Por ata shprehin qartë se pranimi i ekzistencës së një Qenieje Hakim, Kadir, Kajjum, Rrezzak

76. Shih. Kuran: Tekuir, 81/1.

etj... është një domosdoshmëri logjike. Mirëpo, për ta parë këtë të vërtetë, më tepër se shikimi, duhet intuita, pra duhet që sytë e zemrës të jenë të hapur. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Vallë, a nuk kanë udhëtuar ata nëpër tokë, që të kenë zemra me të cilat të mendojnë dhe veshë me të cilët të dëgjojnë? Në të vërtetë, atyre nuk u janë verbuar sytë** (në këto gjëra)**, por u janë verbuar zemrat e veta në kraharor."** (Haxhxh, 46)

## *Çdo gjë është në lëvizje dhe ndryshim të vazhdueshëm*

Nëse do të vërenim me kujdes, do të shihnim se në këtë botë çdo gjë ndryshon duke kaluar nga një formë në tjetrën. P.sh., *nutfe*[77] shndërrohet në *aleka*[78], aleka në *mudga*[79] dhe mudga në mish e eshtra. Ky lloj ndryshimi ndodh edhe tek planetët, mineralet, bimët e çdo gjë tjetër.

Brenda atomit ndodh një lëvizje e jashtëzakonshme. Elektronet rrotullohen me një përllogaritje shumë precize dhe me një shpejtësi marramendëse. Grimcat e bërthamës, që janë protonet dhe neutronet, për shkak se janë të ngjeshura në një masë shumë më të vogël, edhe shpejtësia e tyre është jashtëzakonisht më e madhe në krahasim me elektronet. Aq sa ato rrotullohen me një shpejtësi që i kalon 60.000 km në sekondë.

Nëse kemi parasysh se në një $mm^2$ pra, në kokën e një gjilpëre ndodhen përafërsisht 100 trilion atome, do të kuptojmë më mirë se është e pamundur të kuptosh fuqinë e vërtetë të Allahu të Madhëruar, i Cili drejton lëvizjet në të gjithë universin.

Kështu që për të ndodhur gjithë këto lëvizje dhe ndryshime, ka nevojë për një shkaktar absolut. Dhe ky është pikërisht Krijuesi i Madhërishëm, Allahu Teala. Kjo, sepse realizimi i gjithë këtyre fenomeneve të jashtëzakonshme, të cilat mahnisin mendjen, është kategorikisht e pamundur të bëhet pa një shkaktar ose të bëhet rastësisht në mënyrë të pavetëdijshme.

Kur i mendojmë këto ashtu siç duhet, mjafton edhe një grimcë që ne të kuptojmë marrëdhënien midis veprës dhe artistit.

---

77. Nutfe: Term i Kuranit në lidhje me embrionogjinë. Në gjuhën shkencore njihet si "zigot"
78. Aleka: Një nga faza e zhvillimit embrional të përmendura në Kuran. Embrioni është si gjak i ngjizur.
79. Mudga: Një fazë tjetër embrionale, ku embrioni duket si copë mishi e përtypur.

## *Nga e njëjta materie krijohen vepra të ndryshme*

Thelbi i çdo krijese që shohim përreth nesh, është i njëjtë. Pra, të gjitha janë krijuar prej materies. Elemente të ndryshëm, por me përbërje të njëjtë. P.sh., trupat qiellorë, krijohen gjithmonë nga e njëjta materie. Mirëpo, çdonjëri prej tyre ka veçoritë, detyrat, sasinë dhe jetën e tij të posaçme. Një pjesë e tyre janë të ftohtë, ndërsa një pjesë tjetër jashtëzakonisht të nxehtë...

Prej elementëve, si azoti, karboni, oksigjeni dhe hidrogjeni, krijohen bimët dhe kafshët. Mirëpo, midis këtyre lëndëve dhe jetës, në veçanti midis cilësive si dija, vullneti, forca, dëgjimi dhe shikimi, nuk ka asnjë lloj lidhjeje.

Të gjitha këto janë mrekullitë e artit hyjnor. Krijesat e ndryshme dhe të mrekullueshme që shohim në gjithësi, janë veprat e një artisti me fuqi madhështore. Një Qenie, e Cila ka krijuar gjithë këto mrekulli, është e pamundur të ngjajë me ata që janë krijuar më vonë. Ai është Allahu i Madhëruar, ekzistenca e të Cilit është e detyrueshme, Vaxhibu'l-Vuxhud.

## *Çdo gjë është krijuar me një qëllim*

Shihet qartë se në këtë botë çdo gjë është krijuar me një urtësi dhe dobi të caktuar.

- Në sajë të dritës së diellit dhe të hënës, ndriçohen dhe zhvillohen krijesat mbi tokë. Me rrotullimin e tokës dhe hënës përreth diellit, arrijmë të perceptojmë kohën. Me rrotullimin e tokës, dalin në pah stinët, vitet, ditët dhe netët. Ndërsa me rrotullimin e hënës, dalin në pah muajt.

- Ajri që e thithim vazhdimisht, shkon në mushkëri dhe pastron gjakun. Për shkak se trupi ynë ka shumë nevojë për ajrin, ai gjendet lehtësisht dhe me shumicë.

- Erërat shtyjnë retë dhe çojnë shi në vendet ku ka nevojë. Gjithashtu, ato ndihmojnë në pllenimin e bimëve, rregullojnë nxehtësinë dhe pastrojnë ajrin...

- Po ashtu edhe dobia e deteve është e pafundme...

Të gjitha këto dhe hollësi të tjera, të cilat nuk mund t'i përmendim këtu për shkak të pafundësisë së tyre, dihet shumë mirë, se kanë rëndësi të madhe në jetën e njeriut. Nisur nga kjo, një njeri i cili mediton në lidhje me këto dhe merr mësim prej tyre, arrin në përfundimin se në krijimin e gjithçkaje ka një urtësi të madhe dhe qëllim të caktuar. Ndërsa, pranimi i këtyre thjesht si rastësi, do të thotë të nxirret jashtë loje mendja, logjika dhe ndërgjegjja.

Këto janë vepra e një Qenieje të ditur, të urtë, të fuqishme e madhështore. Dhe Ky është Allahu i Madhëruar.

Shkurtimisht, për një njeri me mendje të shëndoshë dhe meditues, është shumë e lehtë të gjejë Zotin e tij e të admirojë Atë dhe madhështinë e Tij hyjnore. Ky është rezultati më i natyrshëm i mendjes së shëndoshë dhe ndërgjegjes së pastër. Nëse njeriu mediton siç duhet në ato që ndodhin në gjithësi dhe në veten e tij, gjen besimin, nëse është mohues dhe arrin nivel më të lartë, nëse është besimtar. Pra, fillon të përparojë në shkallët e njohjes dhe dashurisë ndaj Allahut.

## b. Dobitë e besimit në Allahun

Allahu i Madhëruar, në natyrën e njeriut, pra në krijimin e tij, ka vendosur edhe nevojën për të besuar. Për këtë arsye, një njeri që nuk zotëron besimin e vërtetë, ndihet keq shpirtërisht dhe jeton duke bartur në zemrën e tij një pakënaqësi të thellë. Rrugëzgjidhja e vetme e kësaj gjendjeje, është të besosh ashtu siç na ka udhëzuar Allahu Teala.

Nga ana tjetër, njeriu që e beson Allahun, i Cili e njeh, e vëzhgon dhe e dëgjon vazhdimisht atë, fiton moral të bukur dhe respekton të drejtat e krijesave të tjera. Dhe për këtë arsye, ai jeton një jetë të qetë. Ashtu siç nuk cenon njeri, edhe nuk cenohet nga të tjerët. Ndërsa jeta e tij në botën tjetër, është më e bukur se jeta e tij në këtë botë.

Ai që i beson Allahut në këtë mënyrë, nuk mund të veprojë diçka të keqe, edhe aty ku atë nuk e sheh askush. Kjo, sepse ai e di shumë mirë se në Ditën e Gjykimit do t'i japë llogari Allahut të Madhëruar dhe prej Tij do të marrë patjetër shpërblimin ose dënimin për veprat e tij.

Njeriu që i beson Allahut, ruhet nga mburrja dhe mendjemadhësia, duke u bërë modest. Mburrja dhe mendjemadhësia janë sëmundjet më të këqija që gjenden në zemrat e njerëzve. Nën të gjitha debatet, grindjet dhe përplasjet, qëndron gjithmonë ndjenja e mendjemadhësisë. Për këtë arsye, një njeri mendjemadh, pas një farë kohe i humbet të gjithë miqtë e tij, duke u dënuar të mbetet i vetmuar. **Aliu** رضي الله عنه, ka thënë:

*"Vetmia më e madhe është të pëlqesh vetveten."*

Ndërsa modestia është një nga virtytet më të bukura që e zbukurojnë njeriun. Ai që i beson Allahut, e di shumë mirë se çdo gjë që ka, i është falur nga Allahu i Madhëruar. Për këtë arsye, ai gjithmonë është modest dhe falënderues. Kjo bën që ai të shkojë mirë me njerëzit dhe të duhet nga të gjithë.

Përkrah këtyre, besimi është burimi më i madh i ngushëllimit përballë vështirësive dhe fatkeqësive të jetës. Njeriu pa besim e shkatërron vetveten kur përballet me vështirësi dhe nuk mund ta gjejë lehtë mënyrën e ngushëllimit. Ndërsa besimtari, pasi të ketë vepruar atë që ka mundësi, mbështetet dhe dorëzohet tek Allahu. Nëse arrin përfundim të mirë, falënderon duke fituar kënaqësinë e Allahut; e, nëse përballet me diçka që nuk e pëlqen, bën durim dhe përsëri fiton kënaqësinë e Allahut. Pra, sido që të jetë, për të është mirësi.[80]

Ai që i beson Allahut dhe vepron në përputhje me këtë besim, nuk i frikësohet shumë vdekjes. Ndërsa një jobesimtar ia nxin jetën vetes nga frika e vdekjes. Ashtu siç nuk gjen rehat në këtë botë, ashtu nuk ka për ta shijuar rehatinë edhe në botën tjetër. Për shkak se nuk e llogarit jetën pas vdekjes, mund të bëjë gjithfarëlloj të keqeje në këtë botë, sa herë që të ketë mundësi. Madje, ai mund t'i vërë zjarrin gjithë botës edhe për një përfitim shumë të vogël.

Besimi dhe adhurimi i Allahut është i dobishëm edhe në aspektin shëndetësor. Sipas një studimi të publikuar në numrin e shkurtit 2002 të revistës *"The International Journal of Psychiatry in Medicine"*, besimtarët që i bëjnë adhurimet së bashku dhe në mënyrë të vazhdueshme, janë 50% më të ruajtur nga sëmundjet jokanceroze të aparatit të tretjes, 20% më të ruajtur nga vdekjet për shkak të sëmundjeve të damarëve (përfshi krizat e zemrës dhe paralizat) dhe 66% më të ruajtur nga vdekjet, për shkak të sëmundjeve të aparatit të frymëmarrjes.

Ky studim na tërheq vëmendjen në faktin se çdo ditë e më tepër po kuptohen edhe më mirë dobitë psikologjike të fesë. Me forcimin e besimit dhe gjendjes shpirtërore, njeriu largohet gjithnjë e më shumë nga depresioni dhe stresi. Po ashtu, ai bëhet pozitiv dhe në përgjithësi arrin të bëjë një jetë më të qartë dhe më të ndritur.

## 3. Besimi në Melekët

Melekët janë krijesa të bukura e të buta, të krijuara prej dritës. Për këtë arsye, ne nuk mund t'i shohim ata me sy. Mirëpo, Allahu i Madhëruar mund t'ia tregojë kujt të dëshirojë.[81] Disa prej pejgamberëve të mëdhenj i kanë

80. Shih.Muslim, Zuhd, 64.
81. Shih. Kuran: Hud, 77-82; Hixhr, 59-69; Merjem, 17-21; Nexhm, 67, 13-17; Tekuir, 23.

parë ata edhe në formën e tyre origjinale. Ata nuk kanë veçori njerëzore, si ngrënia, pirja, etj. Për shkak se janë krijuar vetëm për të adhuruar Allahun e Madhëruar dhe për të zbatuar urdhrat e Tij, atyre nuk u është dhënë nefs (ego). Nisur nga kjo, melekët asnjëherë nuk gabojnë, nuk bëhen kryeneçë dhe nuk bëjnë gjynahe. Ata kanë edhe fuqi të jashtëzakonshme.[82]

Ata janë aq të shumtë në numër, saqë nuk mund të numërohen. Sipas disa transmetimeve, për çdo pikë shiu dhe flok dëbore që zbret në tokë, zbret edhe një melek. Dhe melekut që zbret një herë, nuk i vjen më radha deri në Ditën e Kijametit. Kjo është edhe urtësia, se përse pikat e shiut bien në tokë pa u përplasur me njëra-tjetrën. Nëse vërehet me kujdes, madje edhe furtunat zbresin pa u përplasur me njëra-tjetrën. Me pak fjalë, çdo gjë, që prej grimcës më të vogël e deri tek trupi më i madh, është si një vitrinë e madhështisë hyjnore.

Në një farë kuptimi, melekët janë si shpirti që na është dhënë neve. Prandaj, ashtu siç nuk mund ta mohojmë shpirtin tonë edhe pse nuk e shohim, ashtu nuk mund t'i mohojmë edhe ata.

Melekët, kanë grada të ndryshme në bazë të virtyteve të tyre. Ekzistojnë katër melekë të mëdhenj: Xhebraili عليه السلام, Mikaili عليه السلام, Azraili عليه السلام dhe Israfili عليه السلام.

Xhebraili عليه السلام, është një melek i ngarkuar me detyrën e dërgimit të shpalljes tek pejgamberët. Mikaili عليه السلام, është i ngarkuar me menaxhimin e fenomeneve natyrore. Azraili عليه السلام, që ndryshe njihet edhe si meleku i vdekjes, ka për detyrë të marrë shpirtrat e atyre që u ka ardhur koha e vdekjes. Ndërsa Israfili عليه السلام, ka për detyrë t'i fryjë surit[83] në Ditën e Kijametit.

Siç e shohim, përveç adhurimeve ndaj Allahu të Madhëruar, melekët kanë edhe detyra të tjera. Disa prej tyre ndihmojnë njerëzit me lejen e Allahut. Kjo lloj ndihme e melekëve, ndodh veçanërisht kur robërit besimtarë janë në vështirësi. Për ndodhi të tilla ka dëshmi të shumta edhe në historinë islame.

Përveç këtyre, ka edhe melekë që mbrojnë njerëzit, melekët Kiramen Katibin, të cilët shkruajnë në librin e punëve të njerëzve, melekët Munker

82. Për veçoritë e melekëve shih. Kuran: Bekare, 30-34; A'raf, 11, 27; Hud, 69-70; Hixhr, 28, 51-52; Isra, 61, 92; Kehf, 50; Ta-ha, 116; Sad, 71, 73; Nexhm, 5; Tahrim, 6; Tekuir, 20.
83. Sur: Një lloj instrumenti, që sipas disa transmetimeve (shih. Tirmidhi, Kijamet, 8), i ngjan një briri ku fryhet. Po sipas transmetimeve, surit do t'i fryhet dy herë. Herën e parë do të vdesin e do të shkatërrohet gjithçka, përveç atyre që do Allahu. Ndërsa herën e dytë, do të ringjallen njerëzit për t'u mbledhur në sheshin e mahsherit, ku do të fillojë llogaridhënia e madhe. (shih. Neml 27/87; Ja-sin 36/51; Zumer 39/68; Hakka69/13-16)

dhe Nekir, të cilët marrin në pyetje të vdekurit në varr, melekët që i kërkojnë falje Allahut për gjynahet e njerëzve dhe i luten Atij t'i udhëzojë në rrugë të drejtë...

Madje edhe mbijetesa e njeriut në jetën e kësaj bote të mbushur me rreziqe, varet nga mbrojtja e melekëve. Melekët, të cilët Allahu i Madhëruar i ka ngarkuar me këtë detyrë, e mbrojnë njeriun nga gjërat e dëmshme derisa t'i vijë koha e vdekjes. Kur vjen ajo kohë, ata largohen dhe e lënë atë vetëm për vetëm me vdekjen. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Njeriu ka përcjellës** (engjëj) **para dhe pas tij, që e mbikëqyrin atë me urdhrin e Allahut..."** (Ra'd, 11)

Nuk duhet harruar as fakti se edhe fuqia e melekëve është dhuruar nga Allahu i Madhëruar. Por, nëse dikush e nënvleftëson ose e ofendon një prej melekëve të përmendur në Kuran apo hadithet e sakta, bëhet mohues. Për këtë arsye, duhet të ruhemi nga fjalët, si "Fytyra jote më duket si ajo e Azrailit", ose "Unë nuk e pranoj këtë apo atë, edhe nëse e thotë Xhebraili me Mikailin".

## 4. Besimi në librat

Allahu i Madhëruar i ka dërguar njerëzimit urdhra dhe ndalesa që prej njeriut dhe pejgamberit të parë, Ademit عليه السلام. Në fillim i ka dërguar në formë fletushkash. Më vonë, me shtimin e popullsisë dhe të çështjeve shoqërore, i ka dërguar në formën e librave. Të gjitha fletushkat dhe librat janë të vërteta dhe të vlefshme për kohën e tyre. Prandaj besimi në librat e Allahut vlen për formën e tyre origjinale, në të cilën janë dërguar nga Ai.

Sipas transmetimeve, dhjetë prej fletushkave i janë zbritur Ademit عليه السلام, pesëdhjetë Shitit عليه السلام, tridhjetë Idrisit عليه السلام dhe dhjetë të fundit, Ibrahimit عليه السلام.[84] Ndërsa prej librave të mëdhenj, Teurati (Tora) i është shpallur Musait عليه السلام, Zeburi (Psalmet) Daudit عليه السلام, Inxhili (Ungjilli), Isait عليه السلام dhe libri i fundit, Kurani Fisnik, i është shpallur Pejgamberit tonë të nderuar, Muhamedit ﷺ.

Librat hyjnorë janë si një letër që Allahu i Madhëruar ua ka dërguar robërve të Tij. Këta libra, të cilët rregullojnë jetën njerëzore dhe ofrojnë recetën e lumturisë së përjetshme, janë reflektimi i Fjalës së Allahut në fjalën

84. Shih. Ibn-i Kethir, Tefsir, [Nisa, 163.]; Ibn Nedim, Fihrist, Tahran 1966, fq. 24.

dhe perceptimin njerëzor. Për këtë arsye, përveç mesazhit që ata përçojnë, çdo njëri prej tyre është edhe një mrekulli më vete e fjalës hyjnore.

Çështjet themelore të çdo fletushke apo libri, pra çështjet që kanë të bëjnë me besimin, janë të njëjta. Ndërsa ligjet në lidhje me adhurimet dhe veprat, ndryshojnë disi në bazë të strukturës së shoqërisë për të cilën janë zbritur.

Allahu i Madhëruar, nuk është i detyruar të dërgojë libra. Prandaj, ata duhen konsideruar plotësisht si një mirësi dhe ndihmë hyjnore që Ai ua bën robërve të Tij.

## a. Kurani Fisnik

Kurani Fisnik, që është edhe i fundit prej librave hyjnorë, i ka abroguar ligjet e të gjithë librave të mëparshëm. Kjo është bërë e domosdoshme për shkak të ndryshimit dhe të shtimit të nevojave njerëzore përgjatë kohës dhe ndërhyrjes e transformimit të librave të mëparshëm nga ana e njerëzve të paskrupull.

Veçoria më e rëndësishme e librave qiellorë është se ata pa asnjë dyshim mbështeten në shpalljen hyjnore. Mirëpo sot, kjo veçori vlen vetëm për Kuranin Fisnik, sepse librat e tjerë, pas vdekjes së pejgamberëve të cilëve u janë shpallur, kanë pësuar një transformim nga dora njerëzore dhe, si përfundim, kanë marrë veçorinë e një libri të shkruar nga dora e njeriut. Në fakt, ky ka qenë edhe një nga shkaqet e shpalljes së Kuranit Kerim. Megjithatë, libri i fundit, Kurani Fisnik, që është dërguar edhe si ***"hitamuhu misk"***[85], përfshin të gjithë librat hyjnorë dhe është më i përsosuri. Po ashtu, për shkak se është edhe libri i fundit, ai gëzon edhe mbrojtjen e Vetë Allahut të Madhëruar.

### 1) Veçoritë

Kurani Fisnik, iu zbrit Pejgamberit, Muhammedit ﷺ. Ai është mrekulli në shumë aspekte. Kurani u zbrit pjesë-pjesë dhe çdo pjesë shkruhej e mësohej përmendësh.

Ajetet e para që kanë zbritur, kanë mishëruar lavdet për **"lapsin"** dhe **"rreshtat që ka shkruar"**. Po ashtu, gjatë gjithë procesit të shpalljes është theksuar me ngulm fjala **"Kitab/Libër"**, e cila nënkupton "dijet e shkruara".[86]

85. Hitamuhu Misk: Është një shprehje që përdoret për gjërat, përfundimi, plotësimi apo fundi i të cilave është i bukur, me aromë të këndshme; për gjërat të cilat më të bukurën, më të mirën e kanë në fund. Kjo shprehje përmendet në ajetin 26. të sures Mutaffifin.
86. Shih. Kuran: Alak, 1-5; Kalem, 1; Bekare, 2; Zuhruf, 2; ed-Duhan, 2.

Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut ﷺ, me qëllim që Kurani të ruhej sa më mirë, përveç mësimit të tij përmendsh, i dha rëndësi të madhe edhe shkrimit të tij.[87]

Kurani Fisnik është bërë kusht të lexohet vazhdimisht në namaz, ndërsa leximi e dëgjimi i tij jashtë namazit është konsideruar si adhurim. Po ashtu, Pejgamberi ﷺ, ka përgëzuar me dhjetë sevape (të mira), për çdo germë që lexohet prej tij.[88] Përveç këtyre, Kurani Fisnik është lexuar vazhdimisht në ligjëratat e ditës së Xhuma, ku mblidhen të gjithë myslimanët, në bisedat fetare dhe në takimet e ndryshme ndërmjet myslimanëve.[89] Të gjitha këto kanë siguruar transmetimin e Kuranit Fisnik në mënyrë shumë korrekte dhe të pagabueshme.

Kryerja e adhurimeve me leximin e Kuranit Fisnik, ka bërë që ai të jetë i ndërthurur me jetët e myslimanëve dhe të zërë vend në çdo fazë të jetës së tyre të përditshme. Në këtë mënyrë, myslimanët kanë pasur nderin të jenë gjithmonë të shoqëruar nga fjala e Allahut. Me pak fjalë, Kurani Fisnik ka qenë gjithmonë në qendër të jetës së myslimanëve.

Kurani është ruajtur përmes shkrimit dhe mësimit përmendësh brez pas brezi.[90]

---

87. Për të mësuar më mirë metodat që kanë përdorur myslimanët për të ruajtur Kuranin dhe për ta transmetuar atë të paprekur deri në ditët tona, mund të lexohen këto vepra: Prof. Dr. M. M. Azami, "*The History of the Qur'anic Text from Revelation to Compilation*: *A Comparative Study with the Old and New Testaments, Leicester*": UK Islamic Academy, 2003 (Kuran Tarihi: Eski ve Yeni Ahit ile Karşılaştırmalı bir Araştırma, İstanbul 2006); Prof. Dr. M. Hamidullah, *"Kuran-ı Kerim Tarihi"*, İstanbul 2000 (Le Saint Coran'ın giriş kısmı).
88. Shih. Tirmidhi, Fedailu'l-Kuran, 16.
89. Shih. Muslim, Xhuma, 49-52, Musafirin 142; Ebu Daud, Buju 36/3416; Ibn-i Maxhe, Salat 178; Ahmed, III, 432, IV, 9; Ibn Haxher, Isabe, nr: 2546 [Kreu Rafi bin Malik]; Ibn-i Ishak, Siret, fq. 128.
90. Dy prej argumenteve të shumta që tregojnë se përveç ruajtjes së tij duke u mësuar përmendsh, Kurani Fisnik ka ardhur deri tek ne edhe me shkrim janë: 1. Ish-Kryetari i Komunitetit Mysliman Turk, Dr. Tajjar Altikulaç, në sajë të një pune dhjetë vjeçare, në të cilën ka krahasuar Kuranët e sotëm me katër prej Mushafëve/Kuranëve origjinalë, fjalë për fjalë e germë për germë, ka vërtetuar se ndërmjet tyre nuk gjendet as edhe një dallim i vogël. Mushafi origjinal, i cili i atribuohet Khalifit Osman ؓ dhe që ruhet në Muzeun e Pallatit të Topkapës, është faksimiluar (kopjuar përpikërisht) nga IRCICA. Kjo kopje e faksimiluar është vërtetuar nga ana e Dr. Tajjar Altikulaç, se është e njëjtë fjalë për fjalë e germë për germë me çdo Kuran që lexohet në çdo vend të botës. Po të njëjtin studim mbi një kopje tjetër origjinale që i atribuohet Osmanit ؓ, i cili ndodhet në Kairo, e ka kryer edhe Meshhedu'l-Husejni. Dr. Altikulaç, i cili shprehet se të njëjtin studim e ka kryer edhe tek mushafët që ndodhen në Muzeun e Veprave Islame-Turke, në Tashkent, thotë:
*"Këto janë mushafe të shkruar brenda shekullit të parë të hixhrit, në zona të ndryshme. Mushafët, përveçse janë në përputhje të plotë me njëri-tjetrin, janë të njëjtë me të gjithë Kuranët të cilët lexohen sot në çdo vend të botës. Edhe pse gjenden disa gabime të vogla dhe të thjeshta ortografike, ato nuk ndikojnë aspak në origjinalitetin e teksit të mushafëve. Nuk përbëjnë as tepri as mangësi! Dhe këtë unë e konsideroj*

Fakti më i rëndësishëm i ruajtjes së Kuranit Fisnik, është vetë fjala e Allahut, i Cili ka urdhëruar:

**"Sigurisht, Ne e kemi shpallur Kuranin dhe padyshim Ne do ta ruajmë atë!"** (Hixhr, 9)

Kurani Fisnik ka zbritur pjesë-pjesë i lidhur me ngjarje dhe nevoja të ndryshme. Kur Pejgamberit ﷺ, i shpallej një pjesë e Kuranit, i tregohej edhe vendi ku duhej të vendosej ajo pjesë. Me afrimin e fundit të jetës së Resulullahut ﷺ dhe përfundimit të shpalljes, Kurani Fisnik mori formën e tij të plotë e të përpiluar në mënyrë ekzakte.

Organizimi i radhitjes dhe i temave të Kuranit Fisnik, nuk i ngjan aspak veprave të shkruara nga njerëzit. Ai ka një cilësi origjinale me të cilën mund të identifikohet vetëm ai. Klasifikimi i Kuranit Fisnik, në sure/kapituj dhe ajete/vargje, e ka lehtësuar shumë mësimin e tij përmendsh. Në lehtësimin e mësimit të tij ka ndikuar shumë edhe elokuenca, retorika dhe harmonia e mrekullueshme e Kuranit.

Temat që gjenden në përmbajtjen e Kuranit Fisnik, janë të shpërndara nga fillimi deri në fund. Kjo formë radhitjeje, me ndihmën edhe të përsëritjeve, ka bërë që ai i cili e lexon apo e dëgjon Kuranin Fisnik, të kuptojë disa çështje përnjëherësh. Ata përballen me shumë udhëzime dhe paralajmërime, të cilat nga shumë aspekte janë më ndikuese, më edukuese dhe më të dobishme. Kurani Fisnik përbëhet nga 114 sure/kapituj me gjatësi dhe numër ajetesh/vargjesh të ndryshme.

**2) Përmbajtja**

Kurani Fisnik, vazhdon të jetë një deklaratë e mrekullueshme, e cila ka sfiduar çdo shekull. Çështjet themelore që na ofrohen në të si një recetë shpëtimi, janë:

1. Amentu-ja (parimet e besimit), teuhidi, emrat dhe cilësitë e Allahut, njohja e Allahut në formën e duhur, çështjet në lidhje me botën tjetër...

2. Punët e mira; adhurimet, veprat, morali, gjykimet në lidhje me veprat e njerëzve, pra çështjet në lidhje me atë se çfarë duhet të bëjnë dhe nga se duhet të ruhen ata...

3. Fazat në lidhje me krijimin e njeriut; jeta e kësaj bote, vdekja etj... Çësh-

*si një rezultat shumë të rëndësishëm për myslimanët"*.2. Në Muzeun e Veprave Islame-Turke, në Stamboll, më 5 Shtator të 2010, u hap një ekspozitë me titull, "Ekspozita e Kuranit Kerimit në vitin 1400.", ku u shfaqën kopjet e pra të Kuranit, të shkruara mbi lëkura sorkadhesh.

tjet në lidhje me anën shpirtërore të njeriut; cilësitë e nefsit/egos, virtytet e përsosura të shpirtit dhe çështjet në lidhje me faktin se si mund ta realizojë njeriu ngritjen e vetes nga cilësitë e paformuara, tek ato të përkryerat, duke pastruar egon dhe duke rafinuar zemrën...

4. Sistemi i gjithësisë; shtatë katet e qiejve, dielli, hëna, yjet, krijimi dhe përfundimi i tyre, fenomenet natyrore, zgjatja dhe shkurtimi i hijes, shiu, procesi i ditë-natës, krijesat që jetojnë midis qiellit e tokës dhe veçoritë e tyre...

5. Njohuri historike; gjendjet pozitive dhe negative të popujve të ndryshëm në këtë botë dhe botën tjetër, shfaqjet e dënimit hyjnor, mësime të panumërta nga historitë e pejgamberëve dhe popujve të tyre, mësime nga e kaluara, shkaqet e ndodhive dhe përfundimet e tyre...

6. Një oqean i gjerë i meditimit dhe përkujtimit, kufijtë e të cilit janë nga pafillimi deri në pafundësi... Kalimi nga mendimi tek ndjenja...

Kurani Fisnik bën që në zemër të lindin ndjenja të thella. Një besimtar që e ka të zhvilluar botën e zemrës, kur sheh ajetet e Kuranit, zhytet në thellësi të tij, sikur sheh një pus pa fund dhe prej andej nxjerr shumë kuptime të gjera.

Disa dijetarë, si **Imam Sujuti**, shprehen se çdo dije që mendja njerëzore ka arritur dhe do të arrijë, ndodhet në Kuranin Fisnik, të paktën si thelb ose si gjurmë. Ndërsa Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Ne nuk kemi harruar asgjë në Librin Tonë..."** (En'am, 38)

**"...Ne ta zbritëm ty Librin si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si përgëzim për myslimanët."** (Nahl, 89)

Nisur nga këto fakte, mund të themi se Kurani Fisnik ka një pasuri, e cila mund t'u japë përgjigje të gjitha nevojave të njerëzimit deri në Ditën e Kijametit. Prof. Dr. Muhammed Hamidullah, në lidhje me këtë çështje, shprehet:

"Kurani Fisnik, ashtu siç u ka dhënë përgjigje nevojave të bashkësisë së parë islame, që përbëhej nga njerëz të dobët e të shtypur, ka përballuar edhe të gjitha nevojat morale dhe ligjore të shoqërisë islame edhe në periudhën kur myslimanët formuan një shtet të vetëm e madhështor dhe kishin vendosur sundimin e tyre nga Oqeani Atlantik deri në Oqeanin Paqësor. Kjo shoqëri ka mundur t'i gjejë gjithmonë në këtë libër të gjitha njohuritë në lidhje me besimin, jetën shoqërore, ligjet sociale dhe nevojat e tjera."[91]

91. Shih. M. Hamidullah, Kuran-ı Kerim Tarihi (Le saint coran'ın giris kısmı), fq. 23.

**3) Mrekulli më vete**

Allahu i Madhëruar e bëri Kuranin Fisnik një mrekulli më vete, me qëllim që të argumentonte edhe vërtetësinë e Vetes së Tij, edhe vërtetësinë e Pejgamberit ﷺ. Nisur nga kjo, është e pamundur të numërosh mrekullitë e tij, [92] sepse ai do të vazhdojë të zbulojë të fshehtat e tij deri në Ditën e Kijametit. Megjithatë, anët e mrekullueshme të tij, të cilat kemi arritur t'i kuptojmë deri më sot, janë:

- Sfidimi i gjithë njerëzimit për të sjellë një libër të ngjashëm me Kuranin Fisnik,
- Megjithëse arabët kishin shumë arsye për ta kundërshtuar dhe për ta konkuruar Kuranin, ata nuk e sollën dot një libër të ngjashëm me të,
- Ai dallon nga të gjitha format e njohura të letërsisë, [93]
- Ai ka një organizim shumë të bukur të shkrimit e vargjeve dhe qëndron në një nivel aq të lartë të elokuencës, saqë asnjë qenie njerëzore nuk mund ta arrijë,
- Ai përmban lajme të fshehta prej së shkuarës dhe të ardhmes, një pjesë e të cilave janë vërtetuar, [94]
- Ndikimi i thellë shpirtëror që ka Kurani Fisnik në zemra. Përveç Kuranit Fisnik, asnjë poezi apo prozë nuk i jep shije dhe ëmbëlsi zemrës edhe kur ajo ka përmbajtje të frikshme e rrëqethëse. Kur dëgjohet Kurani, qetësohen shpirtrat dhe çelin zemrat.[95] Kur njeriu e ndjen atë, tronditet

92. Për më detaje, shih. Osman Nuri Topbash, Frymëra Mëshironjëse, Stamboll 2010.
93. Rummani, Nuket fi i'xhaz'l-Kuran, Kairo, fq. 101
94. Kadi Ijaz, Shifa bi-ta'rifi hukuki'l-Mustafa, Egjipt 1995, I, 227-247.
95. Prof. Dr. Sejjid Kutub, në lidhje me ndikimin e Kuranit në zemrat e njerëzve, tregon këtë kutim: "Rreth pesëmbëdhjetë vjet më parë (vitet 1948), po shkonim në NewYork me një anije egjiptiane nëpër Oqeanin Atlantik. Midis njëqind e njëzet udhëtarëve të huaj, gra e burra, nuk kishte mysliman tjetër përveç nesh. Ndërkohë që ishim ende në oqean, erdhi koha e xhumasë. Kapiteni anglez i anijes na dha leje të falnim namazin e xhumasë. Njëkohësisht, ai lejoi që me ne të faleshin edhe marinarët e anijes, që nuk ishin në krye të detyrës, kuzhinierët dhe shërbyesit. Personeli i anijes u gëzua jashtë mase, sepse ky ishte namazi i parë i xhumasë që falej në atë anije. Unë mbajta hutben dhe priva në namazin e xhumasë. Udhëtarët e huaj ishin mbledhur përreth nesh dhe shihnin se si falnim namaz!.. Pas namazit, shumica e udhëtarëve erdhën dhe na përgëzuan duke thënë, "Ju pranofshin lutjet!", sepse, ajo që ata kishin kuptuar më mirë nga namazi ynë, ishte lutja. Mirëpo, në mes të këtij grupi ndodhej edhe një zonjë jugosllave, e cila ishte prekur jashtë mase nga kjo ngjarje dhe ishte ndikuar nga adhurimi ynë. Ajo nuk po i përmbante dot ndjenjat dhe lotët e saj. Erdhi pranë nesh dhe na përgëzoi nga zemra. Fliste me një anglishte të parregullt dhe thoshte se ishte ndikuar shumë prej namazit tonë, përqendrimit, rregullit dhe atmosferës shpirtërore që ishte krijuar. Mirëpo për ne nuk ishte kjo ana më e rëndësishme e kësaj ngjarjeje. Gjëja më e rëndësishme ishin fjalët e kësaj zonje: «Në çfarë gjuhe fliste prifti juaj?» Kjo zonjë nuk mund ta mendonte se namazin mund ta falte dikush tjetër përveç një kleriku fetar, sepse kështu funksiononte edhe feja e krishterë në të cilën ajo besonte!

thellësisht, e kaplon një gjendje mes frikës dhe shpresës, emocionohet dhe zemra fillon t'i rrahë më shpejt. Kurani hyn midis tij dhe besimeve që kanë zënë rrënjë e janë fshehur në brendësi të tij. I Dërguari i Allahut ﷺ, kishte shumë armiq, të cilët vinin tek ai me qëllimin për ta vrarë. Por sapo dëgjonin Kuranin, menjëherë hiqnin dorë nga mendimi i tyre, pranonin Islamin dhe armiqësia u kthehej në miqësi, ndërsa mohimi në besim.[96]

- U ligjërua me anë të dikujt, që nuk dinte shkrim e këndim,[97]
- Saktësia e kuptimeve,
- Lidhja e fjalëve me njëra-tjetrën në mënyrë elokuente,[98]
- Melodia e veçantë e Kuranit,
- Historia (zbritja, mbledhja etj..),
- Mospërmbajtja e fjalëve të kota e të padobishme,
- Përmbajtja e të vërtetave shkencore...[99] Në lidhje me të vërtetat shkencore, Kurani Fisnik është gjithmonë në krye, ndërsa shkenca e ndjek nga pas. Në të gjenden shumë shembuj në lidhje me fushat, si astronomia, embrionologjia dhe mjekësia.

Sipas **Imam Sujutit**, aspektet e mrekullive kuranore janë të panumërta dhe nuk mund të kufizohen. Vetë ai, në veprën e tij prej tre vëllimesh, ka përmbledhur tridhjetë e pesë prej tyre.[100]

Për të kuptuar anët e mrekullueshme të Kuranit Fisnik, nuk ka nevojë

Ne e korrigjuam mendimin e saj të gabuar dhe ia shpjeguam çështjen. Pas kësaj, gruaja tha: «Gjuha që po fliste ai që udhëhiqte adhurimin, kishte një ton melodik të mahnitshëm. Unë nuk kuptova asgjë, por zëri më pëlqeu shumë». Më vonë ndodhi edhe një ngjarje tjetër e papritur. Gruaja tha: «Në fakt, ajo që unë desha të pyesja nuk ishte kjo. Ajo që ndikoi më tepër tek unë, ishin fjalët me ton melodik e tërheqës që përdorte imami në fjalimin e tij. Këto fjalë më dukeshin ndryshe nga fjalët e tjera që ai fliste! Ana melodike e këtyre fjalëve dominonte më shumë dhe kishin ndikim më të thellë. Këto pjesë të veçanta krijonin një drithërimë brenda meje, e cila m'i ngrinte qimet përpjetë. Kjo ishte diçka krejt ndryshe! Dukej sikur imami mbushej me shpirtin e shenjtë ndërsa i thoshte ato!» Pasi menduam për njëfarë kohe se çfarë kërkonte të thoshte kjo zonjë, e kuptuam se ajo e kishte fjalën për ajetet e Kuranit, të cilat u lexuan gjatë hutbes dhe namazit! Kjo ngjarje na shokoi të gjithëve, sepse ajo grua nuk dinte arabisht dhe nuk e kuptonte domethënien e vargjeve kuranore! Nga kjo ndodhi kuptohet se Kurani ka edhe një të fshehtë tjetër dhe disa zemra mund ta perceptojnë këtë të fshehtë vetëm me anë të leximit. P.sh., në vendin tonë, shumë njerëz që e dëgjojnë Kuranin, nuk e kuptojnë atë. E megjithatë, zemrat e tyre ndikohen jashtë mase dhe sundohen nga metoda e mrekullueshme e Kuranit. Këta nuk e kuptojnë gjuhën e Kuranit më tepër se ajo grua jugosllave!" (Sejjid Kutub, Fi Dhilali'l-Kuran, [Junus, 38.])

96. Shih. Hattabi, Bejanu i'xhazi'l-Kuran, fq. 24, 64. Sujuti, Itkan, IV, 14-16.
97. Shih. Bakıllani, I'xhazu'l Kuran, Bejrut 1988, fq. 50-68.
98. Shih. Sujuti, Itkan, IV, 9.
99. Shih. Rafii, I'xhazu'l Kuran, fq. 131.
100. Shih. Sujuti Mu'tereku'l-akran fi i'xhazi'l Kuran, I, 3.

për njohuri të jashtëzakonshme të shkencës, kulturës dhe letërsisë. Çdo njeri që e lexon atë duke medituar, çfarëdo që të jetë kultura dhe edukimi i tij, ai mund ta kuptojë lehtësisht strukturën e tij të mrekullueshme.[101] Pra, e kupton menjëherë, se ai është fjala e Krijuesit të Plotfuqishëm dhe se nuk mund të thuhet prej një qenieje njerëzore.

### *a) Qartësia dhe elokuenca*

Shoqëria e parë, mbi të cilën zbriti Kurani Fisnik, ishte në nivelet më të larta të letërsisë. Në panairet e saj, përpara të gjithëve zhvilloheshin gara të elokuencës dhe poezisë. E gjithë shoqëria, nga i vogli, deri tek më i madhi, merreshin me poezinë dhe fjalën e bukur. E megjithatë, poetët më të mëdhenj mbetën të mahnitur, duke u përpëlitur pa rrugëzgjidhje përballë elokuencës, qartësisë dhe rregullit poetik të Kuranit Fisnik. E për pasojë, u detyruan të groposen në thellësitë e heshtjes.

Kurani Fisnik i sfidoi ata shumë herë me radhë, duke i ftuar që të thërrisnin të gjithë ndihmësit e tyre dhe të sillnin një fjalë të ngjashme me ajetet e Kuranit. Me gjithë këtë sfidë të hapur, arabët, të cilët ishin aq krenarë saqë sakrifikonin edhe jetën, pasurinë dhe të gjithë familjen për hir të nderit, nuk mundën t'i përgjigjen kësaj sfide.

Një ditë, një prej idhujtarëve të Mekës, Velid bin Mugire, erdhi te Pejgamberi ﷺ. I Dërguari i Allahut ﷺ, i lexoi atij disa pjesë nga Kurani Fisnik. Për rrjedhojë, zemra e Velidit u zbut disi ndaj Islamit. Sapo Ebu Xhehli e mori vesh këtë, shkon tek Velidi dhe i tha:

"Xhaxha! Populli yt po mbledh mall e pasuri për të ta dhënë ty, ndërsa ti ke shkuar dhe ke kërkuar mall prej Muhamedit!" Velidi ia ktheu:

"Kurejshët[102] e dinë shumë mirë se unë jam nga ata që kanë më tepër mall e pasuri." Pas kësaj, Ebu Xhehli thotë:

"Atëherë, thuaj diçka të tillë ndaj Muhamedit, që populli yt ta dijë se t'i e mohon dhe nuk e do atë!" Velidi ia priti:

***"Çfarë të them? Vallahi, midis nesh nuk ka tjetër që e njeh poezinë më mirë se unë. Askush nuk e njeh më mirë se unë rexhzin[103] dhe kasiden[104].***

101. Shih. Buti, Rauai, fq. 160.
102. Kurejsh: Fisi të cilit i përkiste Pejgamberi dhe në të njëjtën kohë edhe fisi më autoritar i Mekës, të cilët e luftuan më tepër Pejgamberin ﷺ.
103. Rexhz: Një lloj vjershe në letërsinë arabe
104. Kaside: Ode; Poema për të lavdëruar një ndodhi apo një person.

***Vallahi, ato që thotë ai nuk i ngjajnë asnjërës prej këtyre. Vallahi, në fjalët e tij ka një ëmbëlsi dhe një shije krejt të veçantë. Ato i hedhin përtokë të gjitha fjalët e tjera dhe mbizotërojnë ndaj tyre. Asnjë fjalë nuk mund të dalë sipër tyre!"*** Ebu Xhehli nguli këmbë dhe tha:

"Nëse nuk thua diçka kundër tij, populli yt nuk do të kënaqet!"

"Më lër të mendohem pak!"- tha Velidi. Pastaj u shpreh kështu:

"Kjo është një magji e trashëguar!" (Vahidi, Esbabu Nuzul, fq. 468)

Në Kuranin Fisnik, gjendja e tij (Velidit), përshkruhet në këtë mënyrë:

**"Ai mendoi dhe kurdisi** (kundër Kuranit)**. Dhe qoftë mallkuar, si kurdisi! Dhe sërish qoftë mallkuar, si kurdisi! Pastaj vështroi rreth vetes, mblodhi vetullat e u vrenjt, pastaj u kthye i kapardisur dhe tha: 'Ky** (Kuran) **nuk është gjë tjetër, veçse magji e trashëguar! Kjo nuk është tjetër, veçse fjala e një njeriu!"** (Muddeththir, 18-25)

Shtimi me shpejtësi i numrit të myslimanëve dhe hyrja në Islam e trimave, si Hamzai ﵁ dhe Omeri ﵁, i shqetësoi shumë idhujtarët. Ata organizuan një mbledhje dhe menduan rrugëzgjidhje për të ndaluar ngritjen e Islamit:

"Çështja e Muhamedit është bërë me të vërtetë serioze; na i bëri punët lëmsh. Le të dërgojmë tek ai më të diturin prej nesh në magji, parashikime dhe poezi e të flasë me të!"- thanë ata.

Për këtë punë zgjodhën Utbe bin Rebian dhe e dërguan tek Profeti ﷺ. Utbe foli gjatë dhe i propozoi të njëjtat gjëra që i kishin propozuar më parë idhujtarët, si pasuri, pozitë dhe gra me bollëk. I Dërguari i Allahut ﷺ, e dëgjoi atë në heshtje derisa ai mbaroi. Pastaj, duke iu drejtuar me nofkën e tij, e pyeti:

*"O Ebu'l-Velid! I mbarove ato që kishe për të thënë?"*

"Po!", tha Utbe. Pastaj Resulullahu ﷺ, tha:

*"Tani më dëgjo ti mua!"* dhe pasi tha Bismilah, filloi të lexojë suren Fussilet. Kur arriti në ajetin e 37, i cili është edhe ajet i sexhdes, bëri sexhde dhe tha:

*"O Ebu'l-Velid! I dëgjove ato që lexova. Tashmë, ja ku je ti, ja ku është ai!*

Kur Utbe u ngrit dhe po kthehej tek shokët e vet, idhujtarët që e panë, thanë:

"Vallahi, Ebu'l Velidi u kthye me një fytyrë ndryshe nga ç'iku. Ka ndryshuar shumë?!" Kur vajti pranë tyre, ata e pyetën të emocionuar:

"Na trego, çfarë ndodhi?" Utbe tha:

"Vallahi kam dëgjuar një fjalë të tillë, që deri më sot nuk kam dëgjuar të ngjashme me të. Ajo nuk ishte as poezi, as magji dhe as parashikim! Kur Muhamedi tha:

فَإِنْ أَعْرَضُوا فَقُلْ أَنْذَرْتُكُمْ صَاعِقَةً مِثْلَ صَاعِقَةِ عَادٍ وَثَمُودَ

***«Nëse ata shmangen, ti thuaju: "Ju paralajmëroj me rrufenë që goditi fiset Ad dhe Themud.»***[105], i zura gojën me dorën time, me qëllim që të mos lexojë më tepër. Iu luta të ndalonte për hir të farefisnisë që kemi. Mirëpo, për shkak se çdo gjë që thotë Muhamedi ndodh në të vërtetë, u frikësova se mos na zbret ndonjë dënim nga lart.

O bashkësi e Kurejshëve, ejani dhe më dëgjoni! Lëreni atë në punën e vet dhe tërhiquni! Nëse atë e vrasin arabët, do të shpëtoni prej tij në sajë të të tjerëve. Por nëse ai i mbizotëron arabët, sundimi i tij do të jetë edhe i juaji, fuqia dhe nderi i tij do të jetë edhe fuqia dhe nderi juaj. Në këtë mënyrë, në sajë të Muhamedit, do të bëheni njerëzit më të lumtur!"

Kur kurejshët i thanë:

"O Ebu'l-Velid! Ai të paska bërë magji me gjuhën e tij!", Utbe ua priti:

"Ky është mendimi im. Ju bëni ç'të doni!" (Ibn-i Hisham, I, 313-314; Ibn-i Kethir, Bidaje, III, 111-112)

Në vitin e nëntë të hixhrit, në Medine filluan të vinin delegacione nga të gjitha anët. Në këtë kohë, pranë Pejgamberit ﷺ, vjen edhe **Ebu Harb bin Huvejlid**. Rasullahu ﷺ, i lexoi Kuran dhe i tregoi Islamin. Ebu Harbi, i cili mbeti i mahnitur përballë Kuranit dhe Islamit, tha:

"Vallahi, ti ose je takuar me Allahun, ose me dikë që është takuar me Allahun! Ti po flet fjalë të atilla, që ne në të vërtetë asnjëherë nuk kemi dëgjuar fjalë më të bukura..."[106]

Para se të zbriste Kurani Fisnik, në panairet e letërsisë zhvilloheshin gara të ashpra të fjalës së bukur dhe poezisë. E megjithatë, askush nuk doli të thotë, "të përgatitim diçka të ngjashme me Kuranin dhe të luftojmë kundër tij." Këta poetë të famshëm, megjithëse brenda vetes e pranonin se ajetet që zbriteshin ishin nga Allahu, i refuzonin ato vetëm për shkak të egos së tyre.

105. Kuran: Fussilet, 41/13.
106. Ibn-i Sa'd, I, 302-303; Ibn-i Esir, Kamil, II, 286; Ibn-i Haldun, Tarih, II, 2, 51.

Ata e pranonin se Kurani ishte libri i Allahut, mirëpo, -Allahu na faltë- ata pretendonin se dëshira dhe vullneti i Allahut ishin të gabuara. Sipas mendjes së tyre, Kurani nuk duhet t'i kishte zbritur një të varfri apo jetimi, por njërit prej të pasurve të Mekës, si **Velid bin Mugire** ose të pasurve të Taifit, si **Amr bin Umejri**. Për rrjedhojë, edhe Velid bin Mugire ka thënë:

"Si mund t'i zbresë Kurani Muhamedit, ndërkohë që unë jam i madhi dhe zotëria i kurejshëve, kurse Amr bin Umejri, i madhi i Sakifit?!.." (Ibn-i Hisham, I, 385)

Në fakt, vlera e robërve tek Allahu nuk matet as me pasuri dhe as me pozitë, por vetëm me devotshmëri. Por përsëri, Pejgamberi , Muhamedi ﷺ, për sa i përket pozitës që kishte në fis, ishte më fisniku prej tyre.

Një nga poetët e famshëm arabë, Ebu'l-Ala Maarri, në lidhje me mrekullinë e Kuranit, shprehet:

"Të gjithë ata që kanë mohuar, që janë udhëzuar, që janë në mëdyshje dhe ata që kanë gjetur rrugën e drejtë, janë të një mendjeje se libri i mrekullueshëm që solli Muhamedi, mbizotëron mbi gjithçka... Nëse një ajet fisnik që ka dërguar Allahu, ose një pjesë e tij, vendoset midis fjalës më të bukur, ai gjithmonë do ta tregojë veten si një yll që ndriçon në mes të errësirës..."

Kur kërkohet një argument, i cili vërteton se Kurani është një mrekulli që ka ardhur deri në ditët tona pa e humbur ndikimin e tij, nuk është e mundur të gjesh një argument më të qartë dhe më fortë se sa përvoja dhe dëshmia. Që prej ditës së parë që filloi të zbritej e deri në ditët tona, nuk ka dalë askush që ka mundur ta konkurojë Kuranin. Ata që kanë dashur ta provojnë diçka të tillë, janë poshtëruar në sytë e gjithë botës dhe kanë marrë mbi vete një turp që nuk do t'u ndahet deri në Ditën e Kijametit.[107]

### *b) Lajmërimi i të fshehtave*

Kurani Fisnik përmban shumë lajme dhe shenja në lidhje me të fshehtat. Në të gjenden shenja, njohuri dhe referenca në lidhje me të shkuarën, të tashmen dhe të ardhmen.[108]

Skena e parë e krijimit të njeriut, hollësitë që kanë rrjedhur (embrionologjia) në këtë fazë, popujt paraardhës, historia e jetës së tyre dhe tregimi

107. Shih. Buti, Ravai, fq. 126, 129, 130; Kaçaram, İsmail, Sonsuz Mucize Kuran, fq. 159-175; Hacımuftuoglu, Nasrullah, Kuran Belagatı ve İ'cazi Uzerine, fq. 58-62, 90.
108. Shih. Salah Abdulfettah Halidi, Bejan fi i'xhazi'l-Kuran, Amman 1991, fq. 234; Yavuz, "İ'cazu'l-Kuran", DİA, XXI, 405.

i marrëdhënieve të tyre me pejgamberët që u janë dërguar, janë lajme nga e shkuara.

Duke marrë parasysh kohën e zbritjes së tyre, edhe lajmet në lidhje me hyjninë e Allahut të Madhëruar, cilësitë dhe veprat e Tij, melekët, xhindët, botën e varrit, xhenetin, xhehenemin dhe veçanërisht ajetet që tregojnë për popujt e librit (hebrenjtë dhe kristianët), dyfytyrëshit, idhujtarët, hilet dhe kurthet që bluanin ata brenda vetes dhe gjendjen e tyre psikologjike, bëjnë pjesë në lajmet e fshehta.

Mirëpo, prej lajmeve të fshehta, më i rëndësishmi është njoftimi i ngjarjeve që do të ndodhin në të ardhmen. Kur historia i vërtetoi këto lajme ashtu siç ishin lajmëruar më parë, nuk ngeli më asnjë dyshim se Kurani Fisnik, është "Al-lamu'l-Gujub", pra, i zbritur prej Allahut të Madhëruar, i Cili di me detaj çdo të fshehtë. Disa nga lajmet e fshehta në lidhje me të ardhmen, janë:

## *Trupi i faraonit*

Kur faraoni së bashku me ushtrinë e tij ishte vënë në ndjekje të **Musait** عليه السلام, deti u nda më dysh dhe Musai عليه السلام, me popullin e vet kaluan përmes tij, ndërsa faraoni dhe ushtria e tij u mbytën. Në kohën kur faraoni ishte duke u mbytur në vorbullat e Detit të Kuq, i detyruar nga gjendja në të cilën ndodhej, deshi të kapej pas litarit të besimit. Por Allahu i Madhëruar i tha:

**"Vallë, tani** (po beson)**, ndërkohë që më parë ishe i padëgjueshëm dhe ngatërrestar?! Sot do të shpëtojmë vetëm trupin tënd, që të bëhesh mësim për ata që vijnë pas teje." Por, në të vërtetë, shumica e njerëzve nuk ua vënë veshin shenjave Tona."** (Junus, 91-92)

Në sajë të kërkimeve që janë bërë pak kohë më parë, trupi i faraonit është gjendur në pozicionin e sexhdes dhe në këto çaste ndodhet në sallonin e 94-t të Muzeut Britanik në Londër. Edhe pse kanë kaluar me mijëra vjet, trupi i tij është ruajtur i paprishur nga Allahu i Madhëruar, me qëllim që të jetë mësim për të gjithë njerëzimin.

## *Fitorja e Romakëve*

Shumë kohë më parë u zhvillua një betejë midis romakëve të krishterë dhe persëve zjarrputistë, e cila përfundoi me fitoren e persëve. Idhujtarët, të cilët deshën të përfitonin nga rasti për të thyer moralin e myslimanëve, u thonë atyre:

-Ju pandehni se do të fitoni në sajë të librit hyjnor. Por ja, zjarrputistët i mundën romakët.

Pas kësaj, Allahu i Madhëruar zbriti këto ajete, të cilat do t'i hidhëronin idhujtarët dhe do t'i gëzonin besimtarët.

**"Elif, Lâm, Mîm. U mundën bizantinët, në afërsi të tokës** (arabe)**, por pas thyerjes së tyre, me siguri do të fitojnë brenda disa vjetëve. Çështja është vendim i Allahut, fillim e mbarim. Dhe atë ditë, do të gëzohen besimtarët për ndihmën e Allahut; Ai ndihmon kë të dojë dhe është i Plotfuqishëm e Mëshirëplotë."** (Rum, 1-5)

Në atë kohë, romakët ishin dobësuar aq shumë, saqë askush nuk mund të mendonte se ata do të fitonin pas kësaj humbjeje që i kishte thyer në mes. Mirëpo, Kurani Fisnik theksonte me forcë:

**"**(Ky është) **premtimi i Allahut, e Allahu nuk e thyen premtimin e vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë."** (Rum, 6)

Më në fund, Allahu i Madhëruar e realizoi premtimin e Vet. Brenda një kohe më pak se nëntë vjet, romakët korrën fitore mbi persët. Për këtë fakt historik janë në konsensus të gjithë historianët. Dhe po në të njëjtën ditë, myslimanët korrën fitore mbi idhujtarët në betejën e Bedrit.[109] Kjo ishte mrekullia e dytë, e cila u lajmëruar në ajetet 4-5.

Kurani Fisnik lajmëroi fitoren e besimtarëve mbi ushtrinë e armikut në betejën e Bedrit.[110] Po ashtu, lajmëroi edhe se pas një farë kohe, myslimanët do të fitonin dhe qyteti i Mekës do të çlirohej.[111] Dhe të gjitha këto ndodhën ashtu siç u lajmërua. Shembuj të tillë janë të shumtë.[112]

Pejgamberi ﷺ, nuk mund të jepte informacione për këto lloj ngjarjesh, që ishin të fshehta edhe për të, pa u mbështetur në shpalljen hyjnore. Atëherë, mund të themi se Kurani Fisnik është padyshim fjala e Allahut dhe më e sakta ndër të gjitha fjalët.

### *c) Ndriçimi i zbulimeve shkencore*

Në fakt, qëllimi i Kuranit Fisnik është udhëzimi i njeriut, por njohuritë thelbësore nga fusha e dijeve natyrore, që jepen në shumë ajete të tij, sidomos kur dëshiron të tërheqë vëmendjen tek besimi në një Zot të vetëm

109. Shih. Tirmidhi, Tefsir, 30/3191-3194; Ahmed, I, 276; Kurtubi, Xhami, XIV, 3.
110. Shih. Kuran: Kamer, 45
111. Shih. Kuran: Feth, 16-17. Për shembuj të tjerë, shih. Jusuf Haxh Ahmed, Mevsuatu'l-i'xhazi'l-ilmi fi'l-Kurani'l-Kerim ue's-sunneti'l-mutahhara, Damask, 2003, fq. 20-24.
112. Për detaje shih. Osman Nuri Topbash, *"Fllade Mëshironjëse"*

dhe zbulimi i këtyre njohurive nga shkenca moderne, përbën një aspekt të veçantë të mrekullisë së tij. Pra, Kurani Fisnik gjithmonë është në krye, ndërsa shkenca e ndjek atë nga pas.

Ajetet e Kuranit shprehen se shkencëtarët që mundohen të zbulojnë ligjet e pandryshueshme që Allahu ka vendosur në natyrë dhe në jetën shoqërore, më në fund do ta kuptojnë se Kurani është një libër hyjnor.[113] Ndërsa, sipas një ajeti tjetër[114], Kurani Fisnik jep referenca për disa gjëra që do të realizohen në të ardhmen. Kurse mohuesit, përpiqen ta përgënjeshtrojnë atë menjëherë qorrazi, pa e studiuar mirë metodën e Kuranit dhe pa pritur realizimin e lajmeve që ka dhënë ai në lidhje me të ardhmen.[115]

Ndriçimi i zbulimeve shkencore e bën Kuranin Fisnik një mrekulli të veçantë, e cila do të vazhdojë në çdo kohë e vend, deri në Ditën e Kijametit. Kurani Fisnik jep vazhdimisht argumente të reja të madhështisë së vet, të cilat zhvillimi i vazhdueshëm e shkencës i vërteton dhe i aprovon pandërprerë. Disa shembuj të këtyre argumenteve janë:

### *Gjurmët e gishtave*

Dega shkencore e daktiloskopisë, e cila studion gjurmët e gishtave, ka zbuluar se gjurmët e gishtave të njeriut qëndrojnë të njëjta dhe të pandryshueshme gjatë gjithë jetës. Gjithashtu, gjurmët e gishtave të një njeriu nuk ngjajnë aspak me ato të cilido njeri tjetër. Për këtë shkak, në polici dhe në drejtësi, identifikimi më i sigurt i personave bëhet me anë të gjurmëve të gishtave. Ky zbulim është bërë në fund të shekullit të 19-të dhe prej atëherë, njerëzimi ka filluar të përfitojë prej kësaj mirësie. Mirëpo Kurani Fisnik na e ka tërhequr vëmendjen në këtë të vërtetë që katërmbëdhjetë shekuj më parë:

**“A mendon njeriu se nuk do të mund t’i mbledhim eshtrat e tij?! Po, si jo! Ne jemi të Zotë t’ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e gishtave të tij.”** (Kijame, 3-4)

### *Dhimbjen e ndjen lëkura*

Dekani i fakultetit të mjekësisë në universitetin Cayn-Mayn, në Tajlandë, **Prof. Dr. Tajaket Tajason**, ka bërë një studim në lidhje me dhimbjen dhe ka arritur në këto përfundime:

113. Shih. Kuran: Sebe’, 6.
114. Shih. Kuran: Junus, 39.
115. Shih. Alusi, Ruhu’l-meani, XI, 119-120, (Junus, 39)

Truri e percepton dhimbjen në sajë të nervave të vendosura në lëkurë. Nëse lëkura digjet, nervat shkatërrohen dhe truri nuk e percepton më dhimbjen. Prandaj, nëse duam që dhimbja të jetë e vazhdueshme pasi lëkura të digjet në zjarr e të eliminohet, asaj duhet t'i jepet përsëri e njëjta aftësi për të ndjerë dhimbjen.

Një ditë, Prof. Dr. Tajasonit iu tregua ky ajet fisnik:

**"Ata që s'besojnë në shenjat Tona, Ne padyshim, do t'i djegim në zjarr. Sapo t'u digjet lëkura, Ne do t'ua ndërrojmë atë me lëkurë tjetër, për të përjetuar dënimin. Me të vërtetë, Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë."** (Nisa, 56)

Pasi e lexoi këtë ajet, Prof. Dr. Tajason u shokua dhe deklaroi se Kurani Fisnik nuk mund të jetë fjala e një njeriu. Në konferencën që mbajti kur u kthye në vendin e vet, pesë prej nxënësve të tij pranuan Islamin. Më në fund, në kongresin e 8-të të mjekësisë, që u mbajt në Riad, edhe vetë ai shqiptoi Kelime-i Shehadetin dhe thirri me gëzim: ***"Edhe unë u bëra mysliman!"*** Që atëherë, jetën e vet ia kushtoi Kuranit Fisnik.

### *Ndarja e atomit*

Para katërmbëdhjetë shekujsh, në Kuran është urdhëruar:

**"...Zotit tënd nuk i fshihet asnjë grimcë,** (qoftë) **në Tokë apo në qiell; dhe nuk mbetet as më pak e as më shumë se ajo, pa u shënuar në Librin e qartë!"** (Junus, 61)

Në këtë ajet fisnik bëhet fjalë për ekzistencën e diçkaje më të vogël se grimca/atomi. Mirëpo, fakti se atomi mund të ndahet, nuk ka shumë kohë që është zbuluar. Më parë, kujtohej se atomi është pjesa më e vogël e materies, e cila nuk mund të ndahet.

Mendimtari i madh Islam, **Mevlana Xhelaleddin Rumiu** (1207-1273), në lidhje me këtë fakt, ka thënë:

"Nëse e pret një grimcë (atom), do të gjesh një diell dhe planete që vijnë rrotull rreth tij!"

**Eva De Vitray Meyerovitch**, e cila ka përkthyer në frëngjisht veprat e Mevlanës, *"Mexhalis-i Seb'a"*, *"Fihi Ma Fih"* dhe *"Mesnevi"*, është një nga personalitetet e rralla që ka arritur të deshifrojë të fshehtat e mesazheve të Mevlanës. Ajo thotë:

"Jam krenare që e them, se vepra e fundit e Mevlanës që kam përkthyer,

më ka marrë dhjetë vjet. Kjo është një vepër e mrekullueshme dhe e madhe...

Mendoni, Mevlana thotë: «Nëse e prisni atomin, do të gjeni sistemin diellor!». Ai thotë se gjenden planete të cilët rrotullohen përreth tij. Mirëpo, shton edhe se duhet pasur shumë kujdes, sepse kur atomet e hapin gojën, del një zjarr që mund ta shkatërrojë gjithë botën. Ai thotë se gjenden nëntë planete. Mirëpo shkenca e zbuloi këtë vetëm në 1930. Më parë mendohej se ekzistonin vetëm shtatë planete... Ndërkohë që perëndimi thoshte se dielli rrotullohet rreth tokës, Mevlana thoshte se toka është një planet i vogël, si planetët e tjerë. Madje, thotë edhe shumë gjëra të tjera të jashtëzakonshme. Ai thotë se të gjitha gjallesat që jetojnë në tokë, janë nën ndikimin e yjeve. Dielli ndikon tek bimët dhe kafshët, hëna tek deti dhe shumë gjëra të tjera që nuk dihen..."

Mevlana i nderuar, të gjithë dijen dhe urtësinë e kishte marrë prej Kuranit Fisnik dhe prej haditheve të Profetit ﷺ.

## *Krijimi në çift*

Në disa ajete fisnike, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Dhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë, në mënyrë që ju t'u vini veshin** (këshillave)**!** (Dharijat, 49)

**"Qoftë lavdëruar Ai që i ka krijuar çift të gjitha llojet: çka mbin prej tokës, nga ata vetë** (njerëzit) **dhe nga ato që ata nuk i dinë!"** (Ja Sin, 36; Shih. Ra'd, 3)

Kohët e fundit, shkencëtarët kanë zbuluar se ashtu si njerëzit dhe kafshët, edhe bimët dhe qeniet e tjera janë krijuar në çift. Madje edhe atomet janë çift. Një pjesë e tyre kanë ngarkesë pozitive, një pjesë tjetër ngarkesë negative. P.sh., ngarkesa elektrike pozitive rrjedh tek ngarkesa negative dhe në këtë mënyrë bëhet e mundur ndezja e llambës; reja me ngarkesë pozitive rrjedh tek reja me ngarkesë negative dhe kështu bie shiu. Ky ligj hyjnor përfshin të gjitha krijesat.

## *Zgjerimi i gjithësisë*

Pak kohë më parë, u zbulua se gjithësia është në një proces zgjerimi të vazhdueshëm dhe se galaktikat po largohen nga njëra-tjetra me një shpejtësi marramendëse. Sipas këtij ligji kozmik, galaktikat po largohen nga njëra-

tjetra në proporcion të drejtë me largësinë ndërmjet tyre. P.sh., ndërkohë që një galaktikë e cila është 10 milion vjet dritë larg nesh, largohet me një shpejtësi prej 250 km në sekondë, një galaktikë tjetër që ndodhet 10 miliardë vjet dritë larg, largohet me një shpejtësi prej 250.000 km në sekondë.[116]

Në lidhje me këtë fakt, Kurani Fisnik urdhëron:

**"Ne e kemi ndërtuar qiellin me fuqinë Tonë dhe Ne e zgjerojmë atë."** (Dharijat, 47)

## *Tavani i mbrojtur*

Meteorët janë copat e shpërndara nëpër hapësirë të një ylli i cili ka mbaruar ciklin e jetës dhe ka shpërthyer. Mirëpo, Allahu i Madhëruar e mbron vazhdimisht tokën prej rrezikut të tyre. **Jupiteri** dhe **Saturni** me forcën e tyre tërheqëse të jashtëzakonshme, e mbrojnë tokën prej shumë trupave të rrezikshëm. Ndonjëherë, disa meteorë arrijnë t'u shpëtojnë këtyre dy planetëve dhe ndërkohë që afrohen drejt tokës, tërhiqen nga hëna. Për shkak se hëna nuk ka atmosferë, çdo meteor që bie aty, përplaset në sipërfaqe të saj. Këto përplasje kanë formuar në sipërfaqen e hënës kratere të shumtë, të cilët mund t'i shohim edhe me një dylbi të vogël.

Ndërsa meteorët që e kalojnë edhe pengesën e hënës, nëse nuk janë të mëdhenj, fillojnë të digjen për shkak të fërkimit, sapo hyjnë në atmosferën e tokës. Si rezultat i këtij fenomeni që njihet edhe si **"rënia e yjeve"**, meteorët shpërbëhen në shtresën e Mezosferës dhe shpërndahen si pluhur në ajër. Më pas, çdo grimcë e këtij pluhuri bëhet bërthama e një pike shiu.[117]

Përveç këtyre, fusha magnetike që formohet në sajë të lëvizjes së tokës dhe shtresat e ndryshme të atmosferës, e mbrojnë tokën prej rrezeve të dëmshme që vijnë nga shpërthimet diellore.

Atmosfera na mbron edhe prej të ftohtit marramendës -270 gradë i cili mbizotëron në hapësirën e kozmosit. P.sh., hëna, e cila nuk ka atmosferë, natën ftohet deri në -150 gradë, ndërsa ditën, nxehet deri në 100 gradë celsius. Pra, për shkak se ajo nuk ka "tavan të mbrojtur", e gjithë nxehtësia dhe rrezet që vijnë nga dielli, bien direkt në sipërfaqen e hënës.

Kurani Fisnik na e tërheq vëmendjen në këtë fenomen, duke thënë:

**"Ne e bëmë qiellin mbulesë të mbrojtur, por përsëri ata shmangen nga shenjat që gjenden aty."** (Enbija, 32)

116. Prof. Dr. Osman Çakmak, *Bir Çekirdekti Kainat, Stamboll* 2005, fq. 28.
117. Çakmak, po aty, fq. 94, 127.

## *Detet që nuk përzihen me njëri-tjetrin*

Në ajetet 19 dhe 20 të sures Rrahman, urdhërohet:

**"Ai i ka lëshuar dy dete që të takohen, por midis tyre ka një pengesë që nuk mund ta kapërcejnë!"** Gjithashtu, i njëjti fenomen përmendet edhe në ajetin 61 të sures Neml.

Fakti që përmendet në këto ajete, është një mrekulli kuranore, e cila është zbuluar vetëm disa vite më parë. Nga studimet e fundit në Ngushticën e Gjibraltarit, ku bashkohet Deti i Mesdheut me Oqeanin Atlantik, është evidentuar një lloj perde uji, e cila i pengon dy detet të përzihen me njëri-tjetrin. Pra, ujërat e dy deteve nuk përzihen, por ruajnë cilësitë e tyre origjinale. Po ashtu, një pengesë e tillë uji është zbuluar edhe në vitet 1960, në Ngushticën e Mendebit, ku bashkohet Gjiri Aden dhe Deti i Kuq. Në bazë të studimeve shkencore, dy masa uji me përqindje kripe dhe dendësi të ndryshme, nuk përzihen me njëra-tjetrën për shkak të një cilësie të quajtur, *"tension sipërfaqësor"*. Dobia më e madhe kësaj mrekullie, është formimi i një mjedisi që lejon gjallesa të ndryshme të jetojnë në ujëra të ndryshme.

## *Lumenjtë dhe detet*

Pengesa e ujit, që u përmend më sipër, vërehet edhe në grykëderdhjet dhe deltat e lumenjve. Lumenjtë, të cilët duken sikur mund të përzihen shumë lehtë me njëri-tjetrin, si në sipërfaqe ashtu edhe në rrymat që rrjedhin në thellësi të tyre, në pikat ku derdhen në det, nuk përzihen kurrë me ujin e kripur. Nëse Allahu i Madhëruar nuk do të kishte vendosur ligjin i cili i ndalon ata të përzihen, ujërat e ëmbla të lumenjve në tokë, do të ishin përzierë me ujin e kripur të detit dhe do të ishin shkatërruar të gjitha gjallesat brenda tyre dhe përreth tyre.

Në lidhje me këtë, në një ajet të Kurani Fisnik, urdhërohet:

**"Është Ai që i ka lënë të lirë dy ujëra, - njëri i pijshëm e i ëmbël, kurse tjetri i njelmët e i hidhur, - duke ngritur pengesë e kufi të prerë ndërmjet tyre."** (Furkan, 53)

## *Shtresat shumëkatëshe të dallgëve dhe errësirave*

Të zbresësh në fundin e oqeaneve, është e vështirë pothuajse sa edhe ngjitja në hapësirë. Pa mjetet e posaçme për zhytje, njerëzit mund të zhyten deri në thellësinë 70 metra. Më tepër, është pamundur. Në thellësitë nën

200 metra, është pothuajse errësirë, ndërsa në thellësitë nën 1000 metra, është errësirë totale.

Allahu i Madhëruar, na e ka bërë të ditur që para 1400 vjetëve, se fundi i deteve është aq i errët sa nuk mund të shohim as dorën tonë:

**"Ose janë si errësirat në detin e thellë, të cilat mbulohen nga dallgët që ngrihen njëra mbi tjetrën, duke pasur sipër tyre retë: shtresa errësire njëra mbi tjetrën, aq sa kur e nxjerr dorën e vet, njeriu pothuajse nuk e sheh fare atë. Ai, të cilit Allahu nuk i jep dritë, nuk do të gjejë më dritë."** (Nur, 40)

Shprehja, **"...si errësirat në detin e thellë, të cilat mbulohen nga dallgët që ngrihen njëra mbi tjetrën..."**, që zë vend në fillim të ajetit, na lajmëron për një të vërtetë tjetër shkencore e cila është zbuluar kohëve të fundit: **"Dallgët e brendshme"**...

Thellësitë e ujërave të oqeaneve përbëhen nga shtresa me dendësi të ndryshme. Ndërmjet këtyre shtresave formohen dallgë, njësoj si në sipërfaqe të oqeanit. Këto quhen *"dallgë të poshtme"* ose *"dallgë të brendshme"* dhe nuk mund të shihen me sy të lirë. Ato mund të zbulohen vetëm nëse matet temperatura dhe dendësia e kripës ndërmjet shtresave.

Të gjitha këto zbulime të reja vërtetojnë vazhdimisht Kuranin Fisnik...

Resulullahu ﷺ, nuk ishte marinar dhe nuk kishte udhëtuar kurrë në det. Mirëpo, në Kuranin Fisnik gjenden shumë ajete në lidhje me detet. Nëse mendojmë pak në lidhje me këto, do të dalim në përfundimin se këto njohuri, nuk mund t'i vinin Pejgamberit ﷺ, përveçse me anë të shpalljes kuranore. Kjo, sepse dikush që përshkruan një pamje, mund të përdorë vetëm elementet që ka parë në vendet ku ka shëtitur dhe ka kaluar. Mirëpo, edhe pse Kurani Fisnik zbriti në një zonë të rrethuar nga shkretëtirat, në të flitet më tepër për lumenj që rrjedhin me vërshim, për vende të gjelbra, për re të mbushura me shi që i japin jetë tokës, për vreshta, kopshte, male dhe dete.

## *Presioni atmosferik*

Kurani Fisnik e përngjan gjendjen e mohuesve me gjendjen e njeriut, të cilit i ngushtohet zemra sa më lart të ngjitet në qiell.[118]

Sot zbulimet shkencore kanë vërtetuar se sa më lart të ngjitesh, aq më shumë ulet dendësia e ajrit, bie presioni dhe pakësohet oksigjeni. Për këtë

118. Shih. Kuran: En'am, 6/125.

arsye, sa më lart të ngjitet, njeriut i ngushtohet kraharori dhe e ka më të vështirë të marrë frymë.

Po ashtu, edhe shqiptimi dhe melodia e fjalës që shpreh këtë kuptim në ajetin kuranor, e bën njeriun të përjetojë pothuajse të njëjtën gjë që kuptohet nga kjo fjalë.

Në kohën e Pejgamberit ﷺ, nuk kishte mjete për t'u ngjitur aq lart. Gjithashtu, edhe në zonat ku ai ka banuar, nuk ka pasur male aq të lartë. Prandaj, mund të themi se një përngjasim dhe një shprehje të tillë mund ta bëjë vetëm Allahu i Madhëruar që di gjithçka.

### *Erërat pllenuese*

Para katërmbëdhjetë shekujsh, në Kuranin Fisnik është urdhëruar:

**"Ne i dërgojmë erërat për pllenim dhe zbresim nga qielli ujë, prej të cilit ju japim të pini..."** (Hixhr, 22)

Shumë shekuj pas zbritjes së këtij ajeti, është zbuluar se era ndihmon në pllenimin e bimëve dhe ngarkimin e reve.

Erërave u është dhënë detyra e rëndësishme e bartjes së grimcave të pluhurit, të quajtura *"bërthama të kondensimit"*. Grimcat e kripës që ngrihen mbi oqeane, pluhuri që shpërndahet prej shkretëtirave dhe hiri që shkaktojnë vullkanet, ngrihen në shtresat e sipërme të atmosferës në sajë të erërave. Këto grimca ngarkojnë avujt e ujit, të cilat më pas kthehen në pika uji. Nëse nuk do të ekzistonte kjo, avujt e ujit nuk do të kondensoheshin dhe njerëzit do të privoheshin nga shiu.

Po ashtu, edhe poleni i mijëra llojeve të luleve në tokë, pluhuri i luleve dhe farat, transportohen nga njëra tek tjetra në sajë të erës. Në këtë mënyrë, sigurohet shtimi i bimëve duke u pllenuar, vazhdimi i llojit dhe prodhimi i frutave, perimeve etj.

Allahu i Madhëruar shprehet se retë janë të rënda.[119] Shkencëtarët kanë llogaritur shiun që bie prej reve dhe kanë dalë në rezultatin se një centimetër shi, i cili bie në një hapësirë rreth 50 $km^2$, peshon rreth gjysmë milion tonë. Ndërsa, vetëm një re shiu mund të peshojë rreth 300.000 tonë.

Në ajetin 43 të sures Nur, flitet për breshërin, rrufenë dhe marrëdhënien midis tyre. Kurani Fisnik bën fjalë për shumë të vërteta shkencore si këto,

119. Shih. Kuran: A'raf, 57.

një pjesë e të cilave janë vërtetuar, ndërsa një pjesë tjetër ende pret të zbulohet e të vërtetohet.[120]

## 5. Besimi në pejgamberët

Pejgamberët, janë udhëzues në rrugën e drejtë.

Për shkak se biri i njeriut bën shumë gabime dhe është i dobët për të ecur vetë dhe pa u lëkundur në rrugën e drejtë, Allahu i Madhëruar e ka përforcuar atë me pejgamberët e tij. Kështu që, pasi Allahu ia ka bërë të ditur njeriut përgjegjësitë dhe kufijtë me anë të librave dhe pejgamberëve, e ka ngarkuar atë me përgjegjësi. Dhe asnjë shoqëri njerëzore nuk e ka privuar nga kjo mirësi. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Ne të kemi dërguar ty me të Vërtetën, përgëzues dhe paralajmërues. Nuk ka pasur asnjë popull që të mos i ketë ardhur paralajmërues."** (Fatir, 24)

Qëllimi i fesë, është të minimizojë prirjet e këqija të egos njerëzore dhe të ngrejë në maksimum cilësitë dhe virtytet e mira. Mirëpo, për të realizuar këtë qëllim, njeriu ka nevojë për një shembull konkret. Prandaj dhe një prej urtësive të dërgimit të pejgamberëve, është që ata të bëhen shembull i përkryer të cilin njerëzit do ta ndjekin.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu, Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."** (Ahzab, 21)

Pejgamberët nuk përbëhen vetëm nga ata që përmenden në Kuranin Fisnik.[121] Në bazë të disa transmetimeve, gjithsej janë dërguar 124 mijë ose 224 mijë pejgamberë. Një pjesë e këtyre pejgamberëve kanë ardhur me ligje të veçanta, ndërsa një pjesë tjetër janë urdhëruar të vazhdojnë të zbatojnë ligjet e mëparshme.

120. Për detaje në lidhje me çështjen e Kuranit dhe shkencës, shih. Osman Nuri Topbash, *Fllade M - shironjëse*, Stamboll 2010; Dr. Maurice Bucaille, *La Bible le Coran et la science*: les ecritures saintes examinees a la lumiere des connaissances modernes, Paris: Seghers, 1980 (Bibla Kurani dhe Shkenca, Përkthimi Shqip, Nazim Juniku. Për format Pdf: http://www.islamic-invitation.com/book_details.php?bID=897); Afzalurrahman, *Quranic Sciences*, London 1981; Prof. Dr. Omer Çelik, *Tek Kaynaklı iki Irmak*: Kuran'dan Teknolojik Yansımalar, İstanbul 2009; Imaduddin Halil, *"The Qur'an and Modern Science: Observations on Methodology"*, *The Amercian Journal of Islamic Social Sciences*, 1991, Vol. 8, No. 1, fq. 1-13; Prof. Dr. Vahiduddin Han, *İslam Meydan Okuyor*, İstanbul 1996; M. Sinan Adalı, *Kuran Mucizeleri*, İstanbul 2010.

121. Shih. Kuran: Nisa, 164.

Pejgamberët nuk janë ngarkuar me detyrë në sajë të meritës së tyre, por me anë të caktimit hyjnor. Prandaj, ata kanë cilësi të veçanta që u janë falur nga ana e Allahut. Kështu që edhe besimi në pejgamberët realizohet brenda kornizave të këtyre cilësive:

**Sidk** (drejtësia): Pejgamberët janë gjithmonë të drejtë, si në fjalë, ashtu edhe në vepra. Fjalët dhe veprat e tyre janë pasqyrë të njëra-tjetrës. Është e pamundur që ata të gënjejnë. Madje, drejtësia e tyre është aq e jashtëzakonshme, saqë është pranuar edhe nga vetë ata që nuk i kanë besuar.

**Emanet** (besnikëria): Pejgamberët janë personat më të besueshëm ndër të gjithë njerëzit. Madje edhe jobesimtarët janë ndjerë të sigurt pranë tyre. Pejgamberi ﷺ, njihej edhe me emrin **Muhammedu'l-Emin**, emër ky që përdorej shumë nga idhujtarët, të cilët edhe amanetet e veta ia besonin Pejgamberit ﷺ dhe jo shokëve të tyre. Kur Pejgamberi ﷺ, ishte detyruar të emigronte për shkak të keqtrajtimeve të idhujtarëve, megjithëse kishte rrezik për jetën, ai e la Aliun ؓ, në Mekë, me qëllim që t'u dorëzonte idhujtarëve amanetet e tyre që ia kishin besuar atij më parë.

**Fetanet** (zgjuarsia): Pejgamberët ishin në nivelin më të lartë ndër të gjithë njerëzit nga çdo aspekt e veçanërisht, për nga zgjuarsia dhe mendjemprehtësia. Ata zotëronin një memorie të fortë, logjikë të shëndoshë dhe aftësi për të bindur të tjerët. Me të tilla shfaqje virtuoze është e mbushur edhe jeta e Pejgamberit ﷺ.

**Teblig** (kumtesa): Pejgamberët ua kanë përcjellë njerëzve urdhëresat hyjnore në mënyrën më të saktë dhe ashtu siç janë urdhëruar. Në kumtesën e tyre nuk gjen as shtesë dhe as mangësi.

**Ismet** (pafajësia): Ata janë larg prej çdo gjynahu të fshehtë apo të hapur. Mirëpo, ka ndodhur që edhe ata të bien në gabime njerëzore jashtë vullnetit të tyre, me qëllim që të njohin dobësinë e tyre dhe që të mos u atribuohen cilësi hyjnore, duke harruar se janë veçse qenie njerëzore. Ata janë të detyruar të shfaqin sjellje të cilat është e mundur të merren shembull. Përndryshe, njerëzit do të arsyetohen duke thënë se *"Ato që urdhërojnë pejgamberët, janë jashtë mundësive tona"* dhe në këtë mënyrë, nuk do t'i zbatojnë urdhrat dhe ndalesat hyjnore.

Përveç këtyre pesë cilësive të përgjithshme të pejgamberëve, Profeti ﷺ, zotëron edhe këto cilësi, që janë të veçanta vetëm për të:

1. Resulullahu ﷺ, është **Habibullah** (i Dashuri i Allahut), më i zgje-

dhuri ndër të gjithë pejgamberët e tjerë dhe më i nderuari ndër të gjithë njerëzit.[122]

2. Resulullahu ﷺ, u është dërguar të gjithë njerëzve dhe xhindëve. Pra, ai është **Rasulu'th-Thekalejn**[123]. Feja që ka sjellë ai do të ekzistojë Deri në Ditën e kijametit. Ndërsa pejgamberët e tjerë janë dërguar për një kohë të shkurtër dhe për një popull të caktuar. Nisur nga kjo, ndërkohë që mrekullia e çdo pejgamberi ka qenë e veçantë vetëm për kohën e tij, mrekullitë e Pejgamberit ﷺ, përfshijnë të gjitha kohët. Veçanërisht Kurani Fisnik, i cili është një mrekulli që do të ekzistojë deri në Ditën e Kijametit, i ruajtur nga prishja dhe tejtërsimi. (Shih. Buhari, Tejemmum, 1)

3. **Hatemu'l-Enbija**; Pra, i fundit i pejgamberëve dhe vula e tyre. (Muslim, Mesaxhid, 5, 6)

4. Pejgamberit ﷺ, i është dhuruar **Makam-i Mahmud**, pozita më e lartë e shefaatit/ndërmjetësimit në Ditën e Gjykimit. Për këtë shkak, ai Pejgamber i mëshirës, do të ndërmjetësojë në mahsher për gjynahqarët e popullit të tij dhe ky ndërmjetësim do të pranohet nga ana e Allahut të Madhëruar. (shih. Buhari, Teuhid, 36; Buhari, Tejemmum, 1)

5. Allahu e ka ndihmuar Pejgamberin ﷺ, duke futur frikë në zemrat e armiqve të tij.

6. Për të dhe popullin e tij, toka është bërë vend-faljeje/mesxhid dhe e pastër. Nisur nga kjo, cilido besimtar prej popullit të tij mund ta falë namazin menjëherë në vendin ku ndodhet me të hyrë koha e namazit.

7. Atij i është bërë hallall/e lejuar plaçka e luftës, e cila nuk ishte hallall për pejgamberët e mëparshëm.

8. Atij i është dhënë cilësia Xheuamiu'l-kelim, pra të shprehurit të shumë kuptimeve me pak fjalë.

9. Atij i janë sjellë dhe ofruar çelësat e thesareve të tokës. (shih. Muslim, Mesaxhid, 5, 6)

Shkurtimisht, të gjithë pejgamberët janë personalitete të lartë, të cilët e kanë udhëzuar njerëzimin të mbështetur në parimin e besimit në një Zot. Mohimi i ndonjërit prej pejgamberëve që janë lajmëruar në Kuranin Fisnik, e nxjerr njeriun nga korniza e besimit. P.sh., nëse dikush e mohon pejgamberinë e Isait عليه السلام, nuk mund të jetë besimtar. Kjo, sepse të gjithë pejgamberët kanë

122. Shih. Tirmidhi, Menakib, 1/3616; Darimi, Mukaddime, 8; Ahmed, VI, 241; Hejthemi, IX, 29.
123. Rasulu'th-Thekalejn: I dërguar për botën e njerëzve dhe të xhindëve.

kumtuar të njëjtat parime dhe për këtë arsye, feja e shprehur në kumtimet e tyre, ka qenë gjithmonë Islami.

**"Paqja qoftë mbi të dërguarit dhe të gjitha lavdet e falënderimet qofshin për Allahun, Zotin e botëve!"** (Saffat, 37/181-182)

## a. Pejgamberi i fundit Muhamed Mustafai ﷺ

Allahu i Madhëruar, në lidhje me ithtarët e librit (hebrenjtë dhe kristianët), urdhëron:

**"O ju** (ithtarë të Librit) **që besuat** (në Musain dhe Isain)**, ruajuni Allahut dhe besoni në të Dërguarin e Tij (Muhamedin), se Ai do t'ju dhurojë pjesë të dyfishtë nga mëshira e Vet, do t'ju japë dritë, me ndihmën e së cilës do të ecni dhe do t'ju falë; Allahu është Falës dhe Mëshirëplotë."** (Hadid, 28)

**Ibn-i Abbasi** رضي الله عنه, këtë ajet fisnik, e ka komentuar kështu:

"Pjesa e dyfishtë, e cila përmendet në këtë ajet, nënkupton një pjesë që kanë ata për shkak të besimit në Isain/Jezusin عليه السلام, Inxhilin/Ungjillin dhe Teuratin/Torën dhe një pjesë për shkak të besimit dhe pranimit të Muhamedit ﷺ.

Ndërsa me fjalën, «*dritë*» nënkuptohet se ata do të ndjekin Kuranin dhe Pejgamberin ﷺ..." (Nesai, Kada, 12)

Po ashtu edhe vetë Resulullahu ﷺ, ka thënë se Allahu i Madhëruar, do t'i shpërblejë dyfish ithtarët e librit, që përkrah pejgamberëve të tyre besojnë edhe Muhamedin ﷺ. (shih.Buhari, Ilm, 31)

Për të qenë prej besimtarëve, është e domosdoshme që përkrah besimit në Allahun e Madhëruar të besosh edhe Pejgamberin islam, Muhamed Mustafanë ﷺ. Pra, besimi realizohet, kur këto dy elemente zënë vend në zemër si një e vetme. Nisur nga kjo, besimi vetëm në Allahun apo vetëm në të Dërguarin e Tij, është e pamjaftueshme.

Në ajetet fisnike, urdhërohet:

**"Bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit!.."**[124]

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut..."** (Nisa, 80)

**"...Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të arrijë një fitore madhështore."** (Ahzab, 71)

124. Kuran: Maide, 92; Nur, 54, 56; Muhammed, 33; Tegabun, 12.

Për këtë arsye, Kelime-i Shehadeti, pra të dëshmosh se Allahu është i vetmi Zot dhe se Muhamedi ﷺ, është i Dërguari i Tij, është kushti i parë i Islamit.

Të besosh në Pejgamberin ﷺ, e bën të domosdoshme pranimin e tij, bindjen, respektin dhe dashurinë ndaj tij. Dijetari i madh islam, **Ahmed bin Hanbeli** (Allahu e mëshiroftë), thotë:

"Studiova Kuranin dhe vura re se bindja ndaj Resulullahut ﷺ, urdhërohet në tridhjetë e tre vende." Pastaj, lexoi këtë ajet:

فَلْيَحْذَرِ الَّذِينَ يُخَالِفُونَ عَنْ اَمْرِهِ اَنْ تُصِيبَهُمْ فِتْنَةٌ اَوْ يُصِيبَهُمْ عَذَابٌ اَلِيمٌ

**"...Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i godasë ndonjë fitne[125] ose ndonjë dënim i dhembshëm."** (Nur, 63)

Më pas, e lexon disa herë këtë ajet fisnik dhe thotë:

"Çfarë është kjo fitne që mund t'i godasë? Është idhujtaria dhe mohimi. Atëherë, kjo fitne mund të ndodhë në këtë mënyrë: kur dikush e refuzon një fjalë të Pejgamberit ﷺ, zemra e tij pëson shtrembërim dhe fillon të rrëshqasë. Më në fund, ajo zemër largohet plotësisht prej udhëzimit dhe e shkatërron të zotin e vet."

Kur Ahmed bin Hanbeli i mbaroi këto fjalë, filloi të lexojë ajetin:

**"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht."** (Nisa, 65)

Muhamedi ﷺ, e nderoi botën tonë më 12 Rabiuleuuel, që sipas kalendarit Gregorian, shënon datën 20 Prill të vitit 571, në një mëngjes të hëne, pak para se të lindte dielli në Mekën e nderuar. Rrënjët e tij gjenealogjike, zgjaten deri tek Adnani, i cili ishte më i nderuari i fisit të Kajdharit, birit të Ismailit عليه السلام.[126] Resulullahu ﷺ, si nga ana e babait, ashtu edhe nga ana e nënës, i takon familjes më të pastër dhe më të ndershme brenda fisit të kurejshëve.

Dy muaj para lindjes i vdiq babai dhe kur ishte gjashtë vjeç, i vdiq edhe e ëma. Fëmijëria dhe rinia e tij si jetim, kaloi pranë xhaxhait të tij, me një

125. Fitne: Ngatërresë, sprovë, problem, devijim nga e vërteta etj.
126. Shih. Buhari, Menakibu'l-Esar, 28; Ibn-i Hisham, I, 1-3; Ibn-i Sa'd, I, 55-56.

pastërti dhe fisnikëri të madhe. Për një farë kohe punoi si çoban.[127] Më vonë u mor me tregti[128], ku në sajë të drejtësisë në shitje-blerje, u njoh nga të gjithë, fitoi respekt dhe u quajt **"Emin / njeri i besueshëm"**. Besueshmëria u bë pothuajse emri i tij i dytë. Kur mbushi moshën 25 vjeç, në Mekë thirrej vetëm me emrin **Emin**.[129] Idhujtarët, amanetet dhe sendet me vlerë, nuk ua besonin të afërmve të tyre, por Resulullahut ﷺ, të cilin e thërrisnin **"Muhammedu'l-Emin"**. Kur po restaurohej Qabja dhe mekasit ranë në kundërshti me tyre në lidhje me çështjen se kush do ta vendoste gurin e zi (haxhi esuedi), në vendin përkatës, të gjithë pa përjashtim iu dorëzuan gjykimit të Profetit Muhamed ﷺ, i cili me një zgjidhje gjeniale, parandaloi një luftë të madhe.[130]

Për nga virtytet, Pejgamberi ﷺ, ishte më i miri i popullit të tij, për nga gjaku, ishte më fisniku dhe për nga morali, ishte më i përkryeri. Ai ishte më i respektueshmi ndaj fqinjëve, më i buti, më besniku dhe më i miri në sjelljet me njerëzit. Nuk është parë kurrë që ai të qortojë, të turpërojë apo të grindet me dikë.[131] Ai dallohej ndër të gjithë njerëzit me moralin e tij të bukur. Të gjithë e njihnin dhe e respektonin për mirësitë dhe sjelljet e tij të mira.

## *Detyra e pejgamberisë*

Kur mbushi moshën dyzet vjeç, iu dha pejgamberia, të cilën nuk e priste në asnjë mënyrë. Mirëpo si gjithmonë, Allahu i Madhëruar vepron atë që dëshiron.

Pejgamberi ﷺ, e filloi detyrën e tij në kushte shumë të vështira dhe u përball me shumë vështirësi gjatë punës në udhëzimin e njerëzve. Ai u

127. Të gjithë pejgamberët kanë punuar si çobanë. (shih. Buhari Ixhare, 2, Enbija, 29) Në këtë m - nyrë, para se t'u japë detyrën e kumtesës së fesë, Allahu i Madhëruar i ka bërë ata të aftë në disa aspekte që janë të domosdoshme në drejtim. Tek personat që punonjë si çobanë, zhvillohet horizonti i meditimit, maturia dhe ndjenja e mëshirës. Ndërkohë që mundohen të drejtojnë bagëtitë dhe t'i ruajnë ato prej egërsirave, u forcohen ndjenjat e durimit dhe mbrotjes së të tjerëve. Të mëshirosh çdo krijesë dhe të durosh sjelljet e tyre të papjekura dhe arrogante, janë nga cilësitë më të rëndësishme që duhet të gjenden tek pejgamberët. Çobani e ruan tufën e tij nga egërsirat, kontrollon ato që ecin para dhe mbrapa dhe i merr në krah e i kthen përsëri në tufë bagëtitë e sëmura e të dobëta që mbesin pas. Çobani i kullot bagëtitë e tij në toka pjellore dhe nuk i mundon ato në vende të shkreta. Pejgamberi ﷺ, thotë: *"Të gjithë jeni çobanë dhe të gjithë jeni përgjegjës për tufën tuaj..."* (Buhari, Uesaja, 9) Pra, është e domosdoshme që çdo mysliman të jetojë duke qenë i vetëdijshëm ndaj një përgjegjësie të tillë.
128. Shih. Buhari, Ixhare, 2; Ebu Daud, Edeb, 17, 82; Hakim, III, 200.
129. Shih. Ibn-i Sa'd, I, 121, 156.
130. Shih. Ibn-i Hisham, I, 209-214; Abdurrezzak, V, 319.
131. Shih. Ibn-i Hisham, I, 191; Ibn-i Sa'd, I, 121.

përpoq shumë, me qëllim që në tokë të vendosej besimi, drejtësia, mëshira dhe dashuria. Gjithashtu, ai punoi me vetëmohim të jashtëzakonshëm, që të shpëtonte njerëzit edhe në këtë botë edhe në botën tjetër. Ai i thërriste njerëzit vetëm për hir të Allahu, duke u thënë:

**"...Unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi për këtë..."** (Sad, 86)

Mirëpo, mohuesit e kundërshtonin me inat.

Resulullahu ﷺ, ishte analfabet. Pra, si shumë njerëz në atë kohë edhe ai nuk dinte shkrim e këndim. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Para këtij, ti** (Muhamed) **nuk kishe lexuar kurrfarë libri e as që kishe shkruar gjë me dorën tënde; përndryshe, ndjekësit e së pavërtetës do të dyshonin."** (Ankebut, 48)

Nga kjo, kuptojmë se ishte e pamundur që Pejgamberi ﷺ, t'i lexonte në ndonjë libër apo t'i transmetonte prej dikujt tjetër ato që tregonte. Që një njeri analfabet të fillojë papritur pas moshës dyzetë vjeçare të japë lajme shumë të rëndësishme, duke folur me një gjuhë elokuente dhe fjalë të bukura, është e mundur vetëm në sajë të shpalljes hyjnore. Këtë fakt e dinin dhe e pranonin të gjithë armiqtë e tij të asaj kohe.

Idhujtarët u munduan shumë ta bënin Resulullahun ﷺ, të hiqte dorë nga çështja e tij. Madje, ata futën në mes edhe xhaxhain e tij, të cilin ai e donte shumë. Ata vajtën tek Resulullahu ﷺ dhe i propozuan gjëra të jashtëzakonshme, si, ta bënin mbret të tyre, të mblidhnin para dhe ta bënin më të pasurin ndër ta, ta martonin me vajzat më të bukura etj., duke i thënë, se "jemi gati të bëjmë çdo gjë që dëshiron". Mirëpo, i Dërguari i Allahut ﷺ, në mënyrë të hapur dhe të qartë, u tha:

*"Unë nuk dua asgjë prej jush. As mall, as pronë, as mbretërim dhe as udhëheqje! E vetmja gjë që dua, është: Të hiqni dorë nga adhurimi i idhujve dhe të adhuroni vetëm Allahun që është Një!"* (Ibn-i Kethir, Bidaje, III, 99-100)

Pasi nuk arritën ta bënin Resulullahun të hiqte dorë prej asgjëje, idhujtarët filluan fushatën e terrorizimit. Çdo ditë e më tepër, ata filluan të shtonin torturat dhe kërcënimet ndaj myslimanëve. Për këtë arsye, një pjesë e myslimanëve emigruan në Etiopi, ku në atë kohë mbizotëronte drejtësia.

Idhujtarët prenë çdo lloj marrëdhënieje tregtare dhe civile me myslimanët dhe fisin Benu Hashim, që i mbronte ata, duke i bojkotuar në çdo gjë. Madje, për këtë nënshkruan edhe një marrëveshje, të cilën e gozhduan në murin e Qabes. Ky bojkot vazhdoi me gjithë egërsinë e tij për tre vjet rresht.

Gjatë kësaj periudhe, myslimanët vuajtën aq shumë nga uria dhe etja, saqë prej urisë së madhe hanin lëvoret dhe gjethet e pemëve. Ndërsa të qarat e fëmijëve dëgjoheshin prej së largu.

### *O Zot! Fale popullin tim, sepse ata nuk e dinë!*

Më në fund, pas tre vjetësh bojkotit iu dha fund. Mirëpo, po ato ditë ndërruan jetë dy njerëzit më të dashur të Pejgamberit ﷺ; bashkëshortja e tij **Hadixhja** رضي الله عنها dhe xhaxhai i tij **Ebu Talibi**. Pas këtyre ngjarjeve, sulmet armiqësore arritën nivelin e mizorisë. I Dërguari i Allahut ﷺ, mori **Zejd bin Harithen** رضي الله عنه dhe së bashku me të shkuan në qytetin e Taifit, 160 km larg Mekës. Në këtë qytet ku kishte edhe të afërmit, qëndroi dhjetë ditë. Por edhe ata, më parë e tallën, pastaj filluan ta ofendonin. Më pas, i rreshtuan skllevërit e tyre në dy anët rrugës ku do të kalonte Profeti ﷺ dhe filluan ta shanin e ta gjuanin me gurë. Pejgamberi i mëshirës ﷺ, u bë gjak kokë e këmbë. E megjithatë, përveçse nuk bëri asnjë mallkim ndaj kësaj që iu bë, nga frika se mos kishte lënë gjë mangët në detyrën e tij, ai u përgjërua me këto fjalë:

*"O Allah! Fuqia ime është dobësuar, jam pa rrugëzgjidhje dhe i përçmuar në sytë e popullit. O Mëshiruesi i Mëshiruesve! Nëse nuk Je i zemëruar me mua, nuk dua t'ia di për vuajtjet dhe belatë që po heq! O Zot! Udhëzoje popullin tim; ata nuk e dinë. O Zot! Kërkoj faljen Tënde, derisa Ti të jesh i kënaqur..."* (Ibn-i Hisham, II, 29-30; Hejthemi, VI, 35)

Siç e kuptojmë edhe nga kjo lutje e Resulullahut ﷺ, qëllimi i tij i vetëm ishte të kënaqte Allahun e Madhëruar dhe të kryente sa më mirë detyrën që i kishte ngarkuar Ai. Dhe, për hir të këtij ideali, as torturat më të rënda nuk i bënin përshtypje, sepse ai ishte **"Pejgamberi i Mëshirës"**.

I Dërguari i Allahut ﷺ, e tregon kthimin e tij nga Taifi me këto fjalë:

*"...Unë u ktheva dhe po ecja thellësisht i hidhëruar. Nuk e mora veten derisa arrita tek vendi i quajtur Karnu's-Sealib, ku ngrita kokën dhe vura re se një re po më bënte hije. Duke parë me kujdes, brenda resë dallova Xhebrailin* عليه السلام*, i cili më tha.*

*«Allahu i Madhëruar e dëgjoi se çfarë të thotë populli dhe se si refuzoi të të mbrojë. Ai të ka dërguar Melekun e Maleve për të bërë me ta atë që dëshiron ti.» Në atë moment, Meleku i Maleve më thirri dhe më përshëndeti. Pastaj tha:*

*«O Muhammed! Allahu i Madhëruar e dëgjoi se çfarë të thotë populli yt. Unë jam Meleku i Maleve. Allahu më ka dërguar të veproj atë që do të më urdhërosh ti.*

*Çfarë dëshiron të bëj? Nëse dëshiron, i marr këto dy male dhe ua lëshoj në kokë!» Pas këtyre fjalëve, thashë:*

*«Jo! Unë dëshiroj prej Allahut të Madhëruar që prej pasardhësve të tyre të nxjerrë njerëz që do të adhurojnë vetëm Allahun dhe nuk do t'i bëjnë Atij asnjë ortak!»"* (Buhari, Bed'u'l-Halk, 7; Muslim, Xhihad, 111)

Gjatë kthimit nga Taifi, kur Pejgamberi ﷺ, kishte ndaluar në një vend për të kaluar natën dhe filloi të lexonte Kuran, atë e dëgjoi dhe **një grup prej xhindëve**. Të gjithë ata e kuptuan të vërtetën dhe i besuan Pejgamberit tonë ﷺ. Pasi biseduan për një farë kohe, u kthyen tek populli i tyre për t'u kumtuar fenë e Allahut.[132]

Pas këtyre vështirësive, Allahu i Madhëruar i fali të Dërguarit të Tij mrekullinë e Miraxhit. Një natë, e mori atë prej Mesxhidi Haramit (Qabes) dhe e çoi në Mesxhidin Aksa (në Jerusalem), rrethina e së cilës është e bekuar, për t'i treguar atij disa prej argumenteve të Tij. Pastaj e ngriti atë në qiell, ku u zhvillua një bisedë e veçantë, përmbajtjen e së cilës nuk e dimë.[133]

## *Emigrimi i Pejgamberit ﷺ*

Ato ditë, një grup njerëzish që erdhi prej Medinës, u bënë myslimanë. Këta filluan të përhapin Islamin në Medinë dhe kërkuan një mësues prej Pejgamberit ﷺ, i cili për këtë detyrë dërgoi **Mus'ab bin Umejrin** dhe **Abdullah bin Umm-i Mektum** ﵁. Në sajë të punës së tyre, brenda një kohe shumë të shkurtër nuk ngeli asnjë shtëpi ku nuk kishte hyrë Islami. Më në fund, myslimanët e ftuan Resulullahun ﷺ, në Medinë dhe i dhanë fjalën se do ta mbronin atë me jetët dhe pasuritë e tyre.

**Bera bin Adhib** ﵁, tregon:

"Prej sahabëve të Pejgamberit ﷺ, të parët që erdhën tek ne (në Medinë), ishin Mus'ab bin Umejr dhe Ibnu Umm-i Mektum ﵁. Kur erdhën këta, filluan të na mësojnë Kuranin. Më vonë, erdhën Ammar bin Jasiri, Bilali dhe Sa'd bin Ebi Uakkas ﵁. Pak më vonë, erdhi Omer bin Hattabi ﵁, me njëzet persona të tjerë. Pas këtyre erdhi edhe Pejgamberi ﷺ. Unë nuk kam parë asnjëherë që banorët e Medinës të gëzoheshin për ndonjë gjë më shumë se

132. Shih. Kuran: Ahkaf, 29-32; Xhin, 1-10; Buhari, Tefsir 72, Ezan 105; Muslim, Salat 149; Tirmidhi, Tefsir 72/3324; Ibn-i Sa'd, I, 212.
133. Shih. Kuran: Isra, 1; Nexhm, 1-18; Buhari Bed'u'l-Halk, 6, Enbija 22, 43, Menakibu'l-Ensar 42, Tefsir 17/3, Eshribe 1, 12; Muslim, Iman 264, 272, Eshribe 92; Tirmidhi, Tefsir, 94, Deauat 58; Nesai, Salat 1; Eshribe 41; Ahmed, V, 418; Ibn-i Sa'd, I, 214.

sa iu gëzuan ardhjes së Pejamberit ﷺ. Madje, pashë edhe vajzat e reja dhe fëmijët, që gëzoheshin duke thënë:

«Ja ky është Resulullahu dhe ka ardhur në qytetin tonë!»

Kur erdhi Resulullahu ﷺ, unë kisha mësuar përmendsh suren "A'la" dhe disa sure të tjera si ajo." (Buhari, Tefsir, 87/1)

Me këtë ngjarje mbaroi lufta trevjeçare e Mekës dhe filloi jeta e Medinës, e cila do të zgjaste dhjetë vjet. Në Medine-i Muneuere u realizua një marrëveshje me fqinjët hebrenj, e cila njihet si "Karta e Medinës", por edhe si kushtetuta e parë e shkruar në historinë e botës.[134] Më vonë u zhvilluan beteja mbrojtëse ndaj armiqve që sulmonin Medinën. Tetë vjet më vonë u çlirua pa luftë qyteti i bekuar i Mekës. Ndërsa në vitin e dhjetë, i gjithë gadishulli Arabik iu dorëzua Pejgamberit ﷺ.

Resulullahu ﷺ, i cili u dërgua si mëshirë për botët, ndoqi një politikë mëshire të tillë në fushatat e tij luftarake, saqë edhe pse e mori nën kontroll gjithë gadishullin Arabik, nuk lejoi që nga asnjë palë të derdhej gjak i tepërt. Në fillim, ai gjithmonë preferonte t'i zgjidhte problemet me anë të marrëveshjeve.

Pejgamberi ﷺ, personalisht ka marrë pjesë në 29 beteja. Në 16 prej këtyre nuk ka pasur luftë, sepse janë arritur marrëveshje midis palëve. Ndërsa në 13 të tjera janë detyruar të luftojnë. E megjithatë, në betejat e zhvilluara, gjithsej, kanë rënë dëshmorë 140 myslimanë dhe janë vrarë afërsisht 335 armiq.[135]

Në Islam, qëllimi kryesor i luftës nuk është të vrasësh njerëzit, të fitosh pre lufte, të pushtosh toka, të ngjyesh tokën me gjak, të shkatërrosh botën, të arrish interesa personale, të fitosh të mira materiale apo të marrësh hak. Por përkundrazi, të eliminosh tiraninë, të garantosh lirinë e besimit, të ndihmosh njerëzit që të udhëzohen dhe të eliminosh çdo lloj padrejtësie.

### *Dëshira për t'u takuar me Allahun*

Robi i liruar nga Resulullahu ﷺ, **Ebu Muuejhibe** رضي الله عنه, tregon:

"Një ditë, Resulullahu ﷺ, më tha:

134. Prof. Dr. M. Hamidullah, "*The First Written Constitution in the World*", Lahore 1975.
135. Shih. Prof. Dr. M. Hamidullah, Hz. Peygamber'in Savasları, İstanbul 1991; Dr. Elshad Mahmudov, Sebepleri ve Sonuçları Açısından Hazri Peygamber'in Savaşları, İstanbul 2010.

*«Jam urdhëruar të kërkoj falje për banorët në Baki[136]. Eja me mua!»* Unë shkova me të në mes të natës. Ai qëndroi në krye të atyre që preheshin në varre dhe tha:

*«Selamu alejkum o banorët e varrit! Le t'ju gëzojë më tepër gjendja në të cilën ndodheni ju, se sa gjendja në të cilën ndodhen njerëzit (që jetojnë)! Po afrohen fitne/ngatërresa si copa nate të errëta. Ato do të ndjekin njëra-tjetrën. Fitnet e mëvonshme, do të jenë më të rënda dhe më të ashpra se sa ato të parat.»*

Pastaj, Resulullahu ﷺ, u kthye nga unë dhe tha:

*«O Ebu Muuejhibe! Padyshim se mua më janë dhënë çelësat e thesareve të kësaj bote, qëndrimit të përhershëm në të dhe mundësia për të hyrë në xhenet. Më kanë lënë të zgjedh midis këtyre dhe takimit me Zotin tim.»*

Atë moment i thashë:

«T'u bëfshin kurban babai dhe nëna ime! Zgjidhni çelësat e thesareve të kësaj bote, qëndrimit të përhershëm në të dhe më vonë, hyrjen në xhenet!»

Pejgamberi ﷺ, tha:

*«Jo vallahi, o Ebu Muuejhibe! Unë preferoj të takohem me Zotin tim.»*

Më pas, kërkoi falje për besimtarët në Baki' dhe u kthye. Pak kohë më vonë, filloi sëmundja dhe dhimbjet që u bën shkak i vdekjes së Profetit ﷺ." (Darimi, Mukaddime, 14; Ahmed, III, 489; Hakim, III, 57/4383)

**1) Morali i bukur**

Resulullahu ﷺ, është njeriu me moral më të bukur ndër të gjithë njerëzit, sepse Allahu i Madhëruar ka urdhëruar:

***"Pa dyshim, ti do të jesh përherë i shpërblyer, sepse ti je me virtyte madhore."*** (Kalem, 3-4)

Ai është Pejgamberi më i zgjedhur, i cili ka përhapur moralin e bukur mbi tokë dhe ia ka mësuar atë njerëzimit.

**Ebu Dherri** رضي الله عنه, i cili ishte pjesëtar i fisit Gifar, kishte dëgjuar se në Mekë kishte dalë një pejgamber. Për këtë arsye, vëllait të tij **Unejsit**, i cili ishte i zgjuar dhe mjeshtër në poezi, i thotë:

"Hipi kalit, shko në luginën e Mekës dhe dëgjo fjalët e atij personi!"

136. Xhennetu'l-Bakijje: Është një varrezë që ndodhet pranë Xhamisë së Pejgamberit në Medinë.

Kur Unejsi u kthye nga Meka, tha:

"Pashë se ai person, po u mësonte të gjithëve moralin e bukur!" (Buhari, Edeb, 39)

Ndërsa vetë Pejgamberi ﷺ, duke deklaruar se: *"Unë nuk kam ardhur për gjë tjetër, përveçse të plotësoj moralin e bukur."*[137], ka shprehur urtësinë themelore të detyrës së tij dhe ka theksuar rëndësinë e moralit të bukur.

Ja disa shembuj të moralit të tij të bukur:

## *Drejtësia*

Resulullahu ﷺ, solli të drejtën dhe të vërtetën; erdhi për të përmirësuar njerëzit dhe për t'u mësuar atyre të drejtën. Prandaj, jo vetëm gënjeshtra që nuk kishte vend tek ai, por as fjalët apo veprat e kota dhe të padobishme.

**Abdullah bin Amr** رضي الله عنه, transmeton:

"Unë shkruaja çdo gjë që dëgjoja prej Resulullahut ﷺ, me qëllim që t'i ruaja ato. Por disa myslimanë prej fisit Kurejsh, më ndaluan nga kjo punë duke më thënë:

«Edhe Resulullahu ﷺ, është njeri. Ndonjëherë edhe ai flet kur është i zemëruar apo i gëzuar! Pra, po shkruan gjithçka që dëgjon prej tij, kur e di që është kështu?»

Për këtë arsye, unë hoqa dorë nga të shkruarit dhe ia shpreha këtë edhe Resulullahut ﷺ. Ai, duke bërë me shenjë gojën e tij të bekuar, tha:

*«Shkruaj! Betohem në Allahun që ka në dorë ekzistencën time, se prej kësaj nuk del fjalë tjetër përveçse të vërtetës!»"* (Ebu Daud, Ilm, 3/3646; Darimi, Mukaddime, 43/490; Ahmed, II, 162; Hakim, I, 187)

Çdo fjalë e Pejgamberit ﷺ, është argument për çështjet fetare. Zemërimi dhe gëzimi nuk ndikojnë tek zemra e tij e bekuar, e cila në çdo çast është e lidhur me Allahun dhe pranon shpalljen hyjnore. Gjithashtu, ato nuk e turbullojnë as burimin e urtësisë që rrjedh nga gjuha e tij.

Drejtësinë e tij e kanë pranuar të gjithë, miq apo armiq qofshin. Ja dy prej shembujve të panumërt që e tregojnë këtë:

Edhe idhujtarët e admironin moralin e Pejgamberit ﷺ dhe besonin me gjithë shpirt se ai në asnjë mënyrë nuk gënjente. Mirëpo, ata nuk donin të

137. Muuatta, Husnu'l Hulk, 8; Ahmed, II, 381; Bejhaki, Sunenu'l-Kubra, X, 192.

hiqnin dorë nga disa të mira materiale dhe kënaqësi që i kishin fituar në mënyrë të padrejtë.

Një ditë, Resulullahu ﷺ, shkoi tek Ebu Xhehli dhe shokët e tij, të cilët ishin edhe armiqtë e tij më të egër. Ata thanë:

"O Muhammed! Vallahi, ne nuk të përgënjeshtrojmë. Ti për ne je jashtëzakonisht një njeri besnik (fjalëdrejtë, i besuar). Ne përgënjeshtrojmë vetëm ajetet që ke sjellë ti..."

Në lidhje me këtë, Allahu i Madhëruar zbriti këtë ajet fisnik:

**"...Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut."** (En'am, 33; Tirmidhi, Tefsir, 6/3064; Uahidi, Esab, fq. 219)

Kjo tregon se ata në ndërgjegjen e tyre e pranonin profetësinë e Muhamedit ﷺ, por e kundërshtonin atë, për shkak se ishin robër të dëshirave të tyre.

Në lidhje me këtë çështje, në një transmetim tjetër tregohet:

"Medinasi **Sa'd bin Muadh** ؓ, shkoi në Mekë për të bërë umren. Kur arriti atje, bujti në shtëpinë e idhujtarit Umejje bin Halef, i cili kur shkonte në Sham/Damask, kthehej në Medinë dhe qëndronte në shtëpinë e Sa'd bin Muadhit ؓ. (Pra, midis tyre kishte njëfarë miqësie) Umejje i thotë Sa'dit:

«Prit pak! Kur fillon i nxehti i drekës, njerëzit largohen. Atëherë bëje tavafin në Qabe!»

Kur Sa'di ؓ, po bënte tavafin, erdhi Ebu Xhehli dhe pyeti:

«Kush është ky që po bën tavaf?» Sa'di ؓ, u përgjigj:

«Unë jam Sa'd bin Muadh!» Ebu Xhehli vazhdoi:

«Ti po e bën tavafin i sigurt, por ju e morët nën mbrojtje Muhamedin dhe shokët e tij?!»

«Po ashtu është!»- tha Sa'di dhe midis tyre filloi një debat. Për këtë arsye, Umejje i thotë Sa'dit ؓ:

«Mos e ngre zërin ndaj Ebu'l Hakemit! Ai është i pari i popullit të kësaj lugine.» Sa'di i thotë Ebu Xhehlit:

«Nëse më pengon të bëj tavaf Qaben, për Zotin edhe unë do ta pres rrugën e tregtisë për në Sham!» Umejje i thotë përsëri Sa'dit ؓ:

«Mos e ngre zërin!»- dhe fillon ta mbajë. Për këtë arsye, Sa'di i zemëruar i thotë Umejjes:

«Na lër të qetë! Unë dëgjova prej Muhamedit ﷺ, të thoshte se do të të vriste!»

(Sepse Umejje, sikur të mos mjaftonin torturat që i kishte bërë Pejgamberit tonë ﷺ, në të njëjtën kohë e kishte kërcënuar edhe me vdekje. Për rrjedhojë, edhe Pejgamberi ﷺ, kishte thënë se do ta vriste)

Umejje pyeti:

«Mua?»

«Po ty!»- tha Sa'di ﵁. Pas kësaj, Umejje bin Halef tha:

**«Vallahi! Nëse Muhamedi thotë diçka, nuk gënjen kurrë!»-** dhe i frikësuar shkoi pranë gruas së tij, së cilës i tha:

«E di se ç'më tha vëllai im nga Jethribi[138]?»

«Çfarë tha?»- e pyeti gruaja:

«Tha se e kishte dëgjuar Muhamedin të thotë se do të më vrasë!»- tha Umejje. Pas kësaj, gruaja i thotë:

**«Betohem në Allahun se Muhamedi nuk gënjen kurrë!»**

Pas një farë kohe, kur idhujtarët po përgatiteshin të shkonin në luftën e Bedrit, e thirrën edhe Umejjen. Gruaja i thotë Umejjes:

«E harrove se ç'të tha vëllai yt nga Jethribi?»

Umejje nuk deshi të shkonte në Bedër, por Ebu Xhehli erdhi dhe e mashtroi duke i thënë:

«Ti je nga fisnikët e kësaj lugine. Nuk është mirë të mbetesh pas. Të paktën eja udhëto nja dy ditë së bashku me të tjerët, pastaj kthehu!» Umejje udhëtoi dy ditë me ta, por nuk u kthye. Si përfundim, ai vdiq në këtë luftë. (Buhari, Menakib, 25, IV, 184-185)

## *Modestia*

Edhe pse Resulullahu ﷺ, ishte më i larti prej të gjithëve, ai ishte edhe më modesti. Ditën kur çliroi Mekën pa derdhur gjak, ishte momenti kur ishte më i forti në sytë e të gjithë njerëzve. Ishte çasti që mund të merrte hak për padrejtësitë e viteve të shkuara. Mirëpo ai ishte **"Pejgamberi i faljes dhe mëshirës"**. Atë ditë hyri në Mekën e ndritur duke bërë sexhde mbi devenë e tij. Personin që i doli para dhe filloi të dridhej nga frika kur po fliste, e qetësoi duke i kujtuar një shembull nga koha kur ishte i dobët dhe me mundësi të pakta:

*"Qetësohu vëllai im! Unë nuk jam as mbret dhe as sundues. Unë jam biri i*

138. Jethrib: Emri i Medinës para Islamit.

*një gruaje që hante mish të tharë në diell nga Kurejshët!..”* (Ibn-i Maxhe, Et’ime, 30; Hakim, III, 50/4366)

I Dërguari i Allahut ﷺ, nuk lejonte që njerëzit ta tepronin në lidhje me të dhe thoshte:

*“Më thoni vetëm «Robi dhe i Dërguari i Allahut»!”* (Buhari, Enbija, 48)

Ajo që e ngre njeriun dhe e afron atë më tepër me të vërtetën, është modestia.

Resulullahu ﷺ, duke shtuar shprehjen **“abduhu/Rob i Allahut”** në krye të fjalisë së pranimit të profetësisë së tij, e ka ruajtur popullin e tij nga rreziku i hyjnizimit të njerëzve, siç kishte ndodhur në popujt e mëparshëm.

Gjithashtu, në lidhje me këtë temë, Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*“Mos më ngrini më shumë se ç’e meritoj! Sepse Allahu i Madhëruar më bëri rob para se të më bënte të Dërguar.”* (Hejthemi, IX, 21)

I Dërguari i Allahut ﷺ, vizitonte të sëmurët, merrte pjesë në xhenaze[139], i përgjigjej ftesës së skllevërve, udhëtonte me gomar, hipte njerëz në pjesën e pasme të samarit të kafshës së tij dhe hante përtokë. Vishte rroba prej leshi të ashpër, ulej dhe milte delet, kujdesej për mysafirët dhe u shërbente atyre. Ai nuk druhej të ecte së bashku me gratë e veja, të varfrit dhe të mjerët derisa të zgjidhte problemet e tyre.[140]

Resulullahu ﷺ, zakonisht ulej midis shokëve të tij. Për këtë arsye, kur vinte ndonjë i huaj, nuk mund ta njihte Pejgamberin ﷺ, pa pyetur ndokënd. (Nesai, Iman, 6)

## *Thjeshtësia*

I Dërguari i Allahut bënte një jetë jashtëzakonisht të thjeshtë dhe modeste. Bashkëshortja e tij Aisheja رضي الله عنها, tregon:

“Resulullahut ﷺ, iu soll një gotë ku kishte qumësht dhe mjaltë. Për këtë, i Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*«Dy mirësi në një pije, dy ushqime në një gotë! Unë nuk kam nevojë për këtë. Mirëpo, nuk mendoj se kjo është haram. Unë vetëm kam frikë se në Ditën e Kijametit, Allahu do të më kërkojë llogari për tepricën në këtë botë. Po tregohem modest për hir të Allahut. Kush tregohet modest për hir të Allahut, Ai e ngre atë. Kush tregohet*

139. Xhenaze: Ceremoni mortore
140. Shih. Tirmidhi, Xhenaiz, 32/1017; Ibn-i Maxhe, Zuhd, 16; Nesai, Xhuma, 31; Hakim, I, 129/205; II, 506/3734; IV, 132/7128; Hejthemi, IX, 20.H

*mendjemadh, Ai e poshtëron atë. Kush tregohet kursimtar, Allahu e bën të pasur. Kush e kujton shumë vdekjen, Allahu e do atë.»"* (Hejthemi, X, 325)

Nëna jonë e nderuar Aisheja ﵂, thotë:

"Resulullahu ﷺ, asnjëherë nuk e ka ruajtur ushqimin e ngelur prej mëngjesit për në darkë dhe ushqimin e ngelur prej darkës për në mëngjes. Kurrë nuk ka pasur dy lloje të të njëjtës rrobë; as dy këmisha, as dy triko, as dy peshqirë dhe as dy këpucë. Po ashtu, nuk është parë kurrë që të rrijë në shtëpi pa bërë punë; ose riparonte këpucën e një të varfri, ose qepte rrobën e një të vetmuari." (Ibnu'l-Xheuzi, Sifatu's-Safue, I, 200)

## *Butësia dhe mëshira*

I Dërguari i Allahut ﷺ, kishte një butësi dhe mëshirë të jashtëzakonshme ndaj gjithë njerëzimit. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër, që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët."** (Teube, 128)

Gjithashtu, Kurani Fisnik shprehet se edhe populli i tij i mëshiron të gjithë njerëzit, madje edhe armiqtë. (shih. Al 'Imran, 119)

**Abdullah bin Ubejd**, tregon:

Në betejën e Uhudit, Resulullahut ﷺ, i ishte thyer dhëmbi, ishte plagosur në ballë dhe në fytyrën e tij rridhte gjak. Disa i thanë:

"O Resulullah! Mallkoji këta mohues!" Por Resulullahu ﷺ, tha:

*"Allahu i Madhëruar, nuk më ka dërguar si fajësues e mallkues për njerëzit! Ai më ka dërguar që të lutem shumë dhe të jem mëshirë për ta. O Allah! Fale popullin tim, sepse ata nuk dinë!"* (Bejhaki, Shuab, II, 164/1447)

I Dërguari i Allahut ﷺ, nuk ishte i mëshirshëm vetëm ndaj njerëzve, por edhe ndaj kafshëve dhe bimëve. Një ditë, kur po kalonte pranë një deveje që i ishte bërë barku njësh me kurrizin prej urisë, tha:

*"Kini frikë Allahun në lidhje me këto kafshë që nuk mund të flasin! Hipuni atyre dhe therini për t'i ngrënë kur janë të ushqyera (të mbajtura)!"* (Ebu Daud, Xhihad, 44/2548)

## *Bujaria*

I Dërguari i Allahut ﷺ, ishte më bujari ndër të gjithë njerëzit. Një prej

idhujtarëve dhe parisë së Kurejshëve, **Safuan bin Umejje**, edhe pse nuk ishte mysliman, mori pjesë së bashku me Resulullahun ﷺ, në betejën e Huejnit dhe Taifit. Kur po inspektonte plaçkën e luftës që ishte mbledhur në Xhirane, Resulullahu ﷺ, vuri re se Safuani po shikonte i mahnitur tufat e mëdha të kafshëve dhe për këtë arsye e pyeti:

*"Kaq shumë të pëlqejnë?"*

"Po!"- tha ai. Atëherë, Pejgamberi ﷺ, i tha:

*"Merri, qofshin të gjitha të tuat!"* Safuani, duke mos e përmbajtur dot veten, tha:

"Asnjë zemër tjetër nuk mund të jetë kaq bujare, përveç zemrës së një pejgamberi!" Pastaj tha Kelime-i Shehadetin dhe u bë mysliman. Kur u kthye tek fisi i vet, u tha:

"O populli im! (Nxitoni) Bëhuni myslimanë! Sepse Muhamedi jep dhe bën shumë të mira pa pasur frikë nga varfëria dhe nevoja." (Shih. Muslim, Fedail, 57-58; Ahmed, III, 107-108; Uakidi, II, 854-855)

**Sufjan bin Ujejne** ka thënë:

"Kur ai nuk kishte gjë (për të dhënë), premtonte (se do të jepte kur të kishte)." (Darimi, Mukaddime, 12)

Madje edhe më tepër...

Një ditë, kur një nevojtar erdhi tek Pejgamberi ﷺ dhe kërkoi diçka, i Dërguari i Allahut ﷺ, i tha:

*"Tani nuk kam asgjë që mund të jap. Por ti shko dhe bli në emrin tim. Unë do ta paguaj kur të kem."* Mirëpo, **Omeri** ؓ, të cilit i erdhi rëndë që Profeti ﷺ, të futej në vështirësi, tha:

"O Resulullah! Nëse ke diçka me vete e jep, nëse jo, Allahu nuk të ka ngarkuar me diçka që nuk mund ta bësh."

Nga fytyra e Pejgamberit u duk që atij nuk i pëlqyen këto fjalë. Prandaj, një person prej ensarëve tha:

**"T'u bëfshin kurban nëna dhe babai im, o Resulullah! Jep! Mos ki frikë se do ta pakësojë Pronari i Arshit!"**

Këto fjalë i pëlqyen shumë Pejgamberit ﷺ, prandaj dhe buzëqeshi e tha:

*"Edhe unë për këtë jam urdhëruar."* (Hejthemi, X, 242)

Sipas një transmetimi të **Xhabirit** ؓ:

"Asnjëherë nuk kishte ndodhur që të kishte kërkuar diçka prej Resulullahut ﷺ dhe ai të kishte thënë «jo»." (Muslim, Fedail, 56)

Bujaria e tij mbështetej në themele të forta dhe të palëkundshme. Sipas mësimeve të Islamit, pasuria e vërtetë e njeriut janë mundësitë materiale dhe shpirtërore që ai shpenzon për të fituar kënaqësinë e Allahut në mënyrën që Ai ia ka treguar[141] dhe jo ato që ai i përdor e i konsumon në këtë botë...

## *Falja*

Resulullahu ﷺ, gjithmonë preferonte faljen dhe nuk dëshironte kurrë të dënonte dikë pa qenë i detyruar. Megjithëse kishte fuqinë t'i dënonte ata që i kishin bërë shumë të këqija, ai preferoi t'i falte. Madje, ai ua ndaloi edhe sahabëve që t'i kujtonin fajet e tyre, qoftë me fjalë, qoftë me aludime. Kjo, sepse i Dërguari i Allahut ﷺ, nuk e dëshironte kurrë të keqen e askujt, qoftë ai mysliman apo mohues. Dhe për këtë arsye, ai me të gjithë sillej me edukatë dhe moral të lartë. Kur e çliroi Mekën pa shkaktuar luftë, ata të cilët kishin njëzet e një vjet që tregonin çdo lloj armiqësie ndaj tij, u mblodhën dhe prisnin gjykimin e tij. Ndërkohë, Pejgamberi ﷺ, i pyeti:

*"O bashkësi e Kurejshëve! Çfarë mendoni se do të bëj me ju tani?"* Kurejshët thanë:

"Me shpresën që ti të na bësh mirë, themi: «do të bësh mirë!» Ti je një vëlla i mirë dhe bujar, biri i një vëllai të mirë dhe bujar!.." Pas këtyre fjalëve, Resulullahu ﷺ, tha:

"Unë do t'ju them ashtu siç u ka thënë Jusufi vëllezërve të tij: **«... Sot s'ka qortim për ju; Allahu do t'ju falë. Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve!»**[142]. Tani shkoni, jeni të lirë!" (Ibn-i Hisham, IV, 32; Uakidi, II, 835; Ibn-i Sa'd, II, 142-143)

Ajo ditë u quajt; **"Jeumu'l-merhame / dita e mëshirës"**[143]...

Atë ditë, ai fali edhe **Uahshin**, i cili martirizoi xhaxhain e tij **Hamzain** رضي الله عنه, në betejën e Uhudit dhe **Hindin**, që me dëshirë të madhe ia kafshoi mëlçinë.[144] Nga kjo falje e madhe përfitoi edhe Hebbar bin Esued, i cili shkaktoi vdekjen e vajzës së tij Zejnebes, duke e rrëzuar nga deveja. Resulullahu ﷺ, u tregua

141. Shih. Tirmidhi, Kijamet, 33/2470
142. Kuran: Jusuf 12/92.
143. shih. Uakidi, III, 352; Ali Muttaki, Kenz, nr: 30173.
144. shih. Buhari, Megazi, 23; Muslim, Akdije, 9.

aq i kujdesshëm, sa jo vetëm që e fali Hebbarin, por edhe ndaloi që ai të ofendohej e të ngacmohej për shkak të atyre që kishte bërë në të kaluarën. (Uakidi, II, 857-858)

Kur u çlirua Meka, djali i Ebu Xhehlit, Ikrimja, u largua nga vendi. I Dërguari i Allahut ﷺ, e thirri të kthehej, duke i dhënë garanci se nuk do t'i ndodhte gjë për gjithë ato të këqija që kishte bërë më parë. Gruaja e tij e ndoqi nga pas duke bërë një rrugë të gjatë. Kur e arriti, i komunikoi ftesën e Profetit ﷺ dhe e bindi të kthehej në Mekë. Kur iu afruan Mekës, Resulullahu ﷺ, duke shfaqur një mrekulli dhe një delikatesë shumë të veçantë, u thotë shokëve të tij:

*"Ikrime bin Ebu Xhehl, po vjen si besimtar dhe emigrues. Tashmë mos e ofendoni më babanë e tij! Edhe pse ishte njeri shumë i keq, të ofendosh të vdekurin, hidhëron vetëm të afërmit e tij që jetojnë. Atij nuk i shkon asgjë."* (Hakim, III, 269/5055; Uakidi, II, 851)

Kur Resulullahu ﷺ, e pa Ikrimen tek po vinte, u hodh nga gëzimi dhe tha tri herë:

*"Përshëndetje kalorës emigrues. Mirëserdhe!"* Ndërsa Ikrime tha:

"Vallahi, o Resulullah! Aq sa kam shpenzuar në armiqësinë ndaj Islamit, do të shpenzoj të paktën edhe njëherë aq në rrugën e Allahut!" (Hakim, III, 271/5059; Tirmidhi, Isti'zan, 34/2735)

Resulullahu Rasulullah, fali edhe shumë të tjerë si ky... Sepse ai nuk kishte ardhur për të rrënuar, por për të përmirësuar dhe për të fituar zemra. Ai ishte dërguar si mëshirë për të gjitha botët.

## *Pastërtia dhe mirësjellja*

Islami e ka shpallur pastërtinë si gjysmën e besimit dhe fillimin e çdo adhurimi. Për këtë arsye, Pejgamberi ﷺ, ka urdhëruar rregullin në veshje dhe nuk e pëlqente çrregullsinë e mjekrës dhe flokëve. Vetë ai ishte jashtëzakonisht i pastër dhe i rregullt. **Ebu Hurejre** رضي الله عنه, tregon:

"Nuk kam parë asnjë njeri më të bukur se Resulullahu ﷺ. Dukej sikur dielli rridhte në fytyrën e tij të bekuar..." (Ahmed, II, 380, 350)

Islami i ka dhënë rëndësi të madhe edhe mirësjelljes, e cila buron nga pastërtia dhe bukuria e zemrës. Resulullahu ﷺ, nuk përdorte kurrë asnjë prej fjalëve të shëmtuara dhe të këqija që përdornin njerëzit. Në lidhje me këtë, ai ka thënë:

*"Në Ditën e Kijametit, në peshoren e robit besimtar nuk do të ketë asgjë që peshon më tepër se morali i tij i bukur. Allahu i Madhëruar e urren atë që bën veprime të shëmtuara dhe flet fjalë të pista."* (Tirmidhi, Birr, 62/2002)

Kur Pejgamberi ﷺ, dëgjonte se dikush ka thënë fjalë të papëlqyeshme, nuk thoshte:

*"Çfarë ka filani që flet kështu apo ashtu!"*, por thoshte: *"Çfarë kanë disa që flasin kështu e ashtu!"*, duke treguar kujdes të madh që çështja të mos fokusohej tek njeriu, por tek vepra e keqe. (shih. Ebu Daud, 5/4788)

Në një hadith fisnik, në të cilin i Dërguari i Allahut ﷺ, tërheq vëmendjen edhe tek pastërtia, edhe tek mirësjellja, thuhet:

*"Ruhuni nga tri gjëra prej të cilave do të mallkoheni: Mos prishni abdestn[145] në krye të burimit, në mes të rrugës dhe në vendet ku njerëzit qëndrojnë nën hije!"* (Ebu Daud, Taharet, 14/26; Ibn-i Maxhe, Taharet, 21; Ahmed, I, 299; Hakim, I, 273/594)

## *Vlera që u jepte grave*

Me ardhjen e Islamit u nxorën edhe ligje të posaçme në lidhje me gratë. Për këtë arsye, gruaja u bë shembull i ndershmërisë dhe i virtytit në shoqëri. Institucioni i nënës mori nderin që i takonte. Në sajë të hadithit fisnik të Pejgamberit ﷺ: *"Xheneti është nën këmbët e nënës (së mirë)!"[146]* gruaja mori vlerën që meritonte. Resulullahu ﷺ, nuk e ka ngritur asnjëherë dorën ndaj grave të tij dhe nuk ka gjuajtur askënd.[147] Allahu i Madhëruar ka thënë:

**"...Jetoni e silluni mirë me to** (gratë tuaja)**!.."** (Nisa, 19)

Ndërsa i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Më i miri prej jush, është ai që sillet më mirë me bashkëshorten e tij dhe ka moralin më të bukur."* (Tirmidhi, Rada, 11/1162)

*"Askush të mos e urrejë bashkëshorten e vet! Nëse nuk e pëlqen një zakon të saj, pëlqen një zakon tjetër."* (Muslim, Rada, 61)

*"Kjo botë përbëhet nga dobi të përkohshme. Qenia më e dobishme e saj (botës), është gruaja fetare dhe e mirë."* (Muslim, Rada, 64; Nesai, Nikah, 15)[148]

145. Veprimet kryesore që prishin abdestin, janë nevoja e madhe dhe e vogël. Për më tepër shikoni Ilmihalin.
146. Nesai, Xhihad, 6; Ahmed, III, 429; Sujuti, I, 125.
147. Ibn-i Maxhe, Nikah, 51.
148. Nisur nga kjo, dëshirojmë të prekim disa çështje në lidhje me gratë:
1. Poligamia: Martesa me më shumë se një grua nuk i ka rrënjët në Islam. Megjithatë, në lidhje me këtë çështje, Islami ka bërë disa rregullime dhe ka vënë disa kufinj. Para Islamit, në martesë

Në fakt, bukuritë e moralit të tij, nuk kanë fund. Për këtë arsye dhe dijetari

---

nuk kishte një numër të kufizuar të bashkëshorteve, por Islami e kufizoi këtë deri në "katër". Një çështje tjetër është edhe fakti se martesa me shumë gra, nuk është një "urdhër" për besimtarët, por një "leje" e njohur për shkaqe të caktuara. Kjo zbatohet më tepër për shkaqe, si luftërat, sëmundjet, gjymtimet, ndarjet e gjata dhe shkaqe të tjera të ngjashme, me qëllim që të mos copëtohen familjet dhe që gratë të mos mbeten pa mbrojtje e pa krahë. Në këtë mënyrë, minimizohen dëmet materiale dhe shpirtërore që mund të shkaktohen nga rrënimi i një familjeje. Po ashtu, kjo i shpëton disa njerëz të bien ndesh me ligjin në rastet kur kjo gjë është e detyrueshme.
Burrat që martohen me më shumë se një grua, kanë përgjegjësi "në mbajtjen e drejtësisë" midis grave. Në një ajet fisnik urdhërohet: ***"Nëse keni frikë se nuk mbani drejtësi ndaj jetimeve, atëherë, martohuni me ato gra që ju pëlqejnë: me dy, me tri apo me katër; e nëse frikësoheni se nuk do të jeni të drejtë ndaj të gjithave njësoj, atëherë mjaftohuni me një grua... Në këtë mënyrë do t'i ruheni më lehtë padrejtësisë."*** (Nisa, 3) ***"Ju nuk do të mund të silleni drejt midis grave tuaja, edhe sikur të dëshironi. Andaj, mos anoni krejtësisht vetëm nga njëra, duke e lënë tjetrën si të varur. Nëse ju i përmirësoni marrëdhëniet dhe ruheni nga padrejtësia, ta dini se Allahu është vërtet Falës dhe Mëshirëplotë."*** (Nisa, 129)
2. Martesa e Pejgamberit ﷺ, me më shumë se një grua: Martesat e Pejgamberit ﷺ, nuk kanë qenë asnjëherë për qejf e për dëshirë. Kur ai ishte njëzetepesë vjeç, pranoi propozimin e Hadixhes رضي الله عنها, e cila ishte pesëmbëdhjetë vjet më e madhe se ai dhe u martua me të. Dorën e Hadixhes رضي الله عنها, e kërkonin të gjithë fisnikët e Mekës. Por ajo dëshiroi të martohej me Muhamedin ﷺ, për shkak se admironte jashtë mase moralin dhe karakterin e tij. Po ashtu, edhe Pejgamberi ﷺ, nuk u martua me Hadixhen رضي الله عنها, për shkaqe materiale dhe egoiste, por për virtytet e saj të larta. Në një shoqëri ku poligamia ishte në modë, ai u bë simbol i lumturisë martesore vetëm me një grua deri në moshën pesëdhjetë e ca vjeç. Mirëpo, në vitet e fundit të jetës, u shfaqën disa shkaqe dhe urtësi, të cilat e bën të detyrueshme martesën e tij me më shumë se një grua: a) Resulullahu ﷺ, disa martesa, i ka bërë për të ndërtuar marrëdhënie farefisnore dhe të sinqerta me disa fise, me qëllim që të përhapte dhe të forconte Islamin. P.sh., martesa e tij në Hajber me vajzën e liderit të hebrenjve, Safijjen رضي الله عنها, u bë me qëllim që të rregullonte marrëdhëniet ekzistente me hebrenjtë duke bërë lidhje farefisnore. Po ashtu, edhe martesa e tij me Xhuuejrijen رضي الله عنها, e cila ishte vajza e prijësit të një fisi, u bë shkak i lirimit përnjëherësh të mijëra robërve të luftës dhe udhëzimit me Islam i të gjithë atij fisi. b) Pejgamberi ﷺ, shumë prej martesave, i ka bërë me qëllim që sjelljet dhe sunetet brenda shtëpisë t'u transmetoheshin njerëzve dhe që edukimi islam të përhapej edhe në mesin e grave. Bashkëshortet e Pejgamberit ﷺ, kanë luajtur një rol të rëndësishëm në mësimin dhe tregimin e ligjeve islame. c) Pejgamberi ﷺ, i cili ishte edhe mbrojtësi i popullit të vet, disa prej martesave i ka bërë me qëllim që të mbronte dhe t'u bënte mirë disa sahabëve që sapo kishin hyrë në Islam dhe për këtë shkak po hiqnin shumë vuajtje e vështirësi. P.sh., martesa e tij me vajzën e Ebu Sufjanit, Ummu Habiben رضي الله عنها, u bë me qëllim që t'u jepej fund vuajtjeve të saj. Megjithëse burri i Ummu Habibes رضي الله عنها, e tradhtoi fenë kur ata ndodheshin në Etiopi, ajo e ruajti besimin e vet, edhe pse ndodhej në kushte të vështira. Po ashtu, për shkak të besimit dhe pjekurisë që e karakterizonte, ajo nuk shkoi as tek babai i saj Ebu Sufjani, i cili në atë kohë ishte lideri i idhujtarëve të Mekës. d) Në shoqëri kishin zënë vend disa besime dhe mendime të gabuara, të cilat duheshin ndryshuar rrënjësisht. Për këtë arsye, është bërë edhe martesa e Pejgamberit ﷺ, me Zejneb bint-i Xhahsh رضي الله عنها. Këto arsye dhe të ngjashme, kanë qenë shkak që Allahu i Madhëruar ta urdhëronte Profetin ﷺ, të martohej me më shumë se një grua, duke ia zgjeruar hapësirën në këtë çështje. (shih. Ahzab, 37, 50)
3. Pjesa e gruas në trashëgimi dhe dëshmia e saj: Në legjislacionin islam në lidhje me trashëgiminë, është marrë parasysh një ekuilibër i drejtë ndërmjet pjesëve dhe përgjegjësive. Burrit i takon të bëjë më shumë shpenzime dhe, për këtë arsye atij i është dhënë më shumë pjesë në trashëgimi në krahasim me gruan. Kjo, sepse burri është ai që ka përgjegjësinë e të gjitha shpenzimeve materiale në familje, që nga dhënia e mehrit kur martohet, shpenzimet e dasmës e deri tek furnizimi i shtëpisë me ushqime dhe të mira materiale. Pra, dallimi burrë-grua në legjislacionin islam të trashëgimisë, është i lidhur me dallimin në përgjegjësi dhe detyra. Për

i famshëm i Andaluzisë, **Ibn Hazmi**, ka thënë:

"Ai që do të fitojë lumturinë e botës tjetër, sundimin e kësaj bote, një jetë të qetë dhe të gjitha virtytet e bukuritë morale, le të marrë shembull Muhamedin ﷺ! Sepse Resulullahu ﷺ, është në krye të çdo mirësie. Allahu i Madhëruar e ka lavdëruar moralin e tij, ka mbledhur tek ai të gjitha virtytet në mënyrën më të bukur dhe e ka pastruar atë nga çdo lloj të mete." (Ibn-i Hazm, Ahlak ue's-sijer, Kajro, 1962, fq. 19-20, 50)

këtë arsye, ndërmjet këtyre është vendosur një ekuilibër i drejtë. Për shkak të detyrës së saj të vështirë të lindjes dhe rritjes së brezave të rinj, gruaja nuk është ngarkuar me përgjegjësinë e furnizimit të shtëpisë me ushqime dhe të mira materiale. Prandaj dhe pjesa e saj në trashëgimi është përgjysmuar. Kjo pjesë është dhënë për shkak të pamundësisë së disa grave për t'u martuar përsëri, për shkak të situatave të divorceve dhe disa nevojave personale të gruas. Grave u janë falur edhe disa cilësi të larta si thellësia e ndjenjave, delikatesa, butësia, mëshira, turpi, sakrifica, kujdesi për fëmijën dhe ruajtja e brezave. Për shkak se trupi i tyre është i brishtë, ndjenjat e tyre janë jashtëzakonisht të forta dhe mëshira e tyre shumë e madhe, kur përballen me disa surpriza në faza të ndryshme të jetës, ndonjëherë pësojnë dobësi trupore dhe shpirtërore. Ky është edhe shkaku, që në Islam, dëshmia e gruas konsiderohet përgjysmë. E vërteta është se Allahu i Madhëruar, çdo qenie dhe çdo pjesë të asaj qenieje e ka krijuar me një qëllim të caktuar dhe i ka pajisur ato me strukturën e duhur fizike (biologjike) dhe shpirtërore (psikologjike) për të realizuar qëllimin e krijimit të saj. Krijuesi i Madhëruar, i cili e ka ngarkuar mashkullin me detyrën e luftës për jetën dhe sigurimit të të ardhurave, i ka dhënë atij edhe forcë trupore, edhe qëndrueshmëri shpirtërore, me qëllim që ai t'i kryejë me sukses këto detyra. Ndërsa femra është ngarkuar me detyrën e mbrojtjes së brezave, edukimit të fëmijës, kujdesit dhe ruajtjes së tij kur ai është i dobët dhe i pafuqishëm. Për këtë arsye, është dashur që shpirti i saj të zbukurohej me ndjenja më të thella dhe më të forta se të mashkullit. Në etapat e para të jetës së fëmijës, femrës i janë dhuruar ndjesi të jashtëzakonshme, me qëllim që ajo të kujdeset dhe ta mbulojë me mëshirë të madhe fëmijën e saj. Nëse një nëne, e cila posedon të tilla ndjenja mëshire, i jepen përgjegjësi të tjera jashtë qëllimit të krijimit dhe fuqisë së saj, do të dalin në pah rezultate të padëshirueshme. Për rrjedhojë, mundësia që një grua ta mëshirojë një fajtor dhe ta orientojë drejtësinë në kah të gabuar, është shumë e madhe. Kjo pra, është dhe një nga urtësitë e ligjit hyjnor, i cili e ka konsideruar dëshminë e një burri të barabartë me dëshminë e dy grave. Nga ana tjetër, Islami e përcakton dëshminë në bazë të gjendjes psikologjike të njeriut. Ka raste, që dëshmia e një burri nuk merret fare në konsideratë, ndërsa dëshmia e një gruaje merret e plotë. P.sh., në fushat ku burri nuk ka mundësi të ketë njohuri, mjafton vetëm dëshmia e grave. (shih. Mecelle, md. 1685) Në këto çështje, Islami ka vendosur ekuilibra të drejtë ndërmjet të drejtave dhe përgjegjësive. Ndërsa në çështjet ku cilësitë natyrore të njerëzve nuk ndryshojnë, ai merr në konsideratë të gjithë shoqërinë në mënyrë të barabartë. Në kohën tonë ka filluar një garë artificiale dhe e padrejtë e barazisë ndërmjet burrit dhe gruas. Kjo garë, e cila është në kundërshtim me cilësitë natyrore të gruas, po dobëson virtytet e gruas si bashkëshorte dhe nënë dhe po shkatërron familjen. Për këtë shkak, fenomeni i abortimit të fëmijëve, i cili është shtuar ndjeshëm në kohën tonë, është forma moderne e groposjes për së gjalli të vajzave në kohën e injorancës dhe një vrasje e hapur. Ndërmjet gruas së lodhur dhe të këputur të kohës sonë dhe gruas së periudhës së injorancës, ka ngelur vetëm ndryshimi i garderobës, pra vetëm ndryshimi në veshje. Dhe kjo është një fatkeqësi shoqërore që ka shkaktuar edukimi i pashpirt materialist.

## *2) Përpjekja e tij për shpëtimin e njerëzimit*

Pjesa e njerëzimit që prej ditës kur Resulullahu ﷺ, u dërgua si Pejgamber, e deri në Ditën e Kijametit, është umeti/populli i tij. Një pjesë e këtyre e ka pranuar ftesën e tij, ndërsa një pjesë nuk e ka pranuar. Ata që e kanë pranuar, quhen *"Ummi Ixhabe"*, ndërsa ata që nuk e kanë pranuar quhen *"Ummi Gajr-i Ixhabe"*.

I Dërguari i Allahut ﷺ, e donte shumë popullin e tij dhe përpiqej me sa mundej për shpëtimin e tij. Këtë ai e ka shprehur shumë bukur në një hadith fisnik, ku thotë:

*"Unë dhe ju, i ngjajmë njeriut që ndez një zjarr. Dhe kur zjarri ndriçon vendin përreth, fluturat e natës dhe disa kafshë të tjera që pëlqejnë dritën, fillojnë ta hedhin veten në zjarr. Njeriu i shkretë mundohet t'i pengojë, por kafshët e mundin dhe shumë prej tyre bien në zjarr. Unë përpiqem t'ju kap nga beli e nga rripi, që ju të mos bini në zjarr, por ju nxitoni për t'u hedhur në zjarr!"* (Buhari, Rikak, 26)

I Dërguari i Allahut ﷺ, mendonte gjithmonë për Ahiretin (jetën tjetër) e umetit të tij dhe lutej gjithmonë për lumturinë dhe shpëtimin e tyre të përjetshëm. Një ditë, ai lexoi këto ajete fisnike:

**"O Zoti im, ata kanë shmangur shumë njerëz** (nga rruga e drejtë)**. Ai që më pason mua, është i fesë sime..."** (Ibrahim, 36)

**"Nëse Ti i dënon ata - robërit e Tu janë, e nëse i fal ata, me të vërtetë, vetëm Ti je i Plotfuqishmi dhe i Urti."** (Maide, 118) Më pas, ngriti duart dhe filloi t'i përgjërohej Allahut, duke qarë:

*"O Allah! Populli im, populli im!"* Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar urdhëroi:

*"-O Xhebrail! Zoti yt e di mirë çdo gjë, por shko dhe pyete Muhamedin se përse qan (që ta mësojnë edhe njerëzit)!"*

Xhebraili عليه السلام, u kthye dhe e njoftoi Allahun, se Resulullahu ﷺ, qante prej shqetësimit në lidhje me popullin e tij. Pas kësaj, Allahu i Madhëruar urdhëroi:

*"O Xhebrail! Shko tek Muhamedi dhe përgëzoje: «Ne do të kënaqim ty në lidhje me popullin tënd dhe kurrë nuk do të hidhërojmë!»"* (Muslim, Iman, 346)

Sipas një transmetimi të **Ebu Dherrit** رضي الله عنه, njëherë, kur Resulullahu ﷺ, po falte namaz nate, e kishte lexuar ajetin e mësipërm të sures Maide deri në mëngjes. Ai e lexoi këtë ajet edhe në ruku edhe në sexhde... (Ahmedi IV, 149)

Një ditë, kur **Aishja** ﵂, e pa Pejgamberin ﷺ, të gëzuar, i tha:

“O i Dërguar i Allahut! Lutju Allahut për mua!” Dhe Resulullahu ﷺ, bëri këtë dua:

*“O Allah! Falja Aishes të gjitha gjynahet e shkuara e të ardhme, të hapëta e të fshehta!”* Aishja ﵂, u gëzua aq shumë për shkak të kësaj lutjeje, saqë po fluturonte nga gëzimi. Për këtë arsye, Resulullahu ﷺ, e pyeti:

*“A të gëzoi lutja që bëra?”* Ajo iu përgjigj:

“E si të mos më gëzojë lutja jote!?” Atëherë, Resulullahu ﷺ, tha:

*“Vallahi, kjo është lutja që unë bëj në çdo namaz për popullin tim.”* (Hejthemi, IX, 243; Ibn-i Hibban, Sahih, XVI, 47/7111)

Resulullahu ﷺ, i motivonte të gjithë myslimanët, që edhe ata të përpiqeshin dhe të luteshin për shpëtimin e njerëzimit siç bënte ai vetë. Në lidhje me këtë, në një hadith fisnik thuhet:

*“Nuk ka lutje më të dashur tek Allahu, se sa kur robi i tij thotë:*

اَللّٰهُمَّ ارْحَمْ أُمَّةَ مُحَمَّدٍ رَحْمَةً عَامَّةً

*«O Allah! Mëshiroje umetin e Muhamedit ﷺ, me një mëshirë gjithëpërfshirëse!»* (Ali Muttaki, no: 3212, 3702)

Për shkak të kësaj mëshire të madhe, i Dërguari i Allahut ﷺ, nuk i mallkonte ata që nuk e besonin atë, madje as ata që silleshin armiqësisht ndaj tij. Po ashtu, ai nuk dëshironte as vrasjen e tyre. Përkundrazi, lutej që ata të gjenin rrugën e drejtë dhe përpiqej të largonte çdo të keqe ndaj tyre, pa u dëmtuar. Kjo, sepse ai shpresonte se pas një farë kohe, prej pasardhësve të tyre do të dilnin njerëz që do të besonin vetëm Allahun.

Një ditë, disa sahabë të cilëve u kishin ardhur në majë të hundës padrejtësitë e idhujtarëve, shkuan tek Resulullahu ﷺ dhe i kërkuan që ai t’i mallkonte ata. Por Resulullahu ﷺ, u tha:

*“Unë nuk u dërgova si mallkues, por si mëshirë për botët!”* (Muslim, Birr, 87)

Në qindra hadithe të tij, Resulullahu ﷺ, jep në mënyrë shumë të ëmbël mesazhin *“populli im, populli im”*, sikur ndjente një kënaqësi të pafundme kur thoshte *“populli im”*. Ai kishte një lidhje shpirtërore me popullin e tij. Resulullahu ﷺ, e donte aq shumë popullin e tij, saqë asnjëherë nuk donte të ndahej prej tij. Një ditë, kur i erdhi lajmi se do të vdiste, ai filloi t’i përgjërohej Allahut:

*"O Zot! Kush do të qëndrojë në krye të popullit tim atëherë?"* Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar zbriti këtë ajet fisnik:

**"Para teje, Ne nuk e kemi bërë asnjë të pavdekshëm. Nëse ti vdes, a do të mbesin ata të përjetshëm?!"** (Enbija, 34)

Përpjekjet e Resulullahut ﷺ, për shpëtimin e popullit të tij, nuk u kufizuan vetëm në këtë jetë. Ai na ka bërë të ditur se edhe pas vdekjes së tij, në jetën e Berzahut dhe pas Kijametit do t'i lutet Allahut të Madhëruar për shpëtimin e popullit të tij dhe do të ndërmjetësonte tek Ai për ta. Në disa hadithe fisnike thuhet:

*"Jeta ime është në dobinë tuaj; ju flisni me mua dhe njoftoheni (me shpalljen hyjnore dhe ligjet). Por edhe vdekja ime është në dobinë tuaj. Punët tuaja më tregohen edhe mua. Kur shoh një punë të mirë, falënderoj Allahun e kur shoh një punë të keqe, i kërkoj falje Atij për ju."* (Hejthemi, IX, 24)

*"Bëni kujdes! Sa të jem gjallë, jam shkak i sigurisë suaj. Ndërsa kur të vdes e të jem në varr, do të thërras: «O Zot! Populli im, populli im!..», deri kur t'i fryhet surit për herë të parë..."* (Ali Muttaki, Kenzu'l-Ummal, XIV, 414)

Kur të shpërthejë Kijameti, të gjithë njerëzit që kanë ardhur në këtë botë do të mblidhen në një fushë të madhe e të drejtë. Dielli do të afrohet tepër dhe njerëzit do të mbyten në djersë, duke përjetuar vështirësi shumë të mëdha. Ata do të qëndrojnë të tmerruar nga frika e ndëshkimit të Allahut të Madhëruar. Dhe për të shpëtuar nga kjo gjendje e frikshme, ata do të shkojnë tek të gjithë pejgamberët, duke filluar që nga Ademi عليه السلام e do t'u kërkojnë që ata t'i luten Allahut që t'i japë fund kësaj gjendjeje. Mirëpo, të gjithë pejgamberët u thonë se njeriu i vetëm që mund të ndërmjetësojë tek Allahut në atë ditë, është Pejgamberi Muhamed ﷺ, duke i drejtuar të gjithë për tek ai. Më pas, Pejgamberi ﷺ, i lutet Allahut dhe njerëzit shpëtojnë prej kësaj frike të tmerrshme. Mirëpo, Pejgamberi ﷺ, për umetin e vet ka ruajtur mundësinë më të veçantë të ndërmjetësimit tek Allahu.[149]

Me pak fjalë, Pejgamberi ﷺ, i cili u dërgua si mëshirë për botët, gjatë gjithë jetës së tij, u përpoq jashtëzakonisht shumë për shpëtimin e njerëzimit. Po ashtu, ai do të vazhdojë të lutet për shpëtimin e përjetshëm të popullit të tij, edhe në jetën e varrit, edhe pas ditës së kijametit. Pra, ai u përpoq gjithmonë, që njerëzit të bëhen robër të Krijuesit të tyre, Allahut të Madhëruar dhe t'i afrohen Atij sa më shumë. Dëshira e tij e vetme ishte që njerëzimi të

149. Shih. Buhari, Enbija, 3, 9, Tefsir, 17/5; Muslim, Iman, 302, 327, 328; Tirmidhi, Kijamet 10.

kthehej nga rruga e gabuar, të gjejë rrugën e vërtetë dhe të arrijë mëshirën hyjnore duke iu nënshtruar Krijuesit të vet.

**3) Mrekullitë**

Allahu i Madhëruar i kishte falur Resulullahut ﷺ, një pozitë të veçantë dhe i kishte dhënë atij të gjitha mrekullitë që u ishin dhënë më parë pejgamberëve të tjerë.[150] Mirëpo, mrekullia më e rëndësishme e Pejgamberit ﷺ, ishte **Kurani Fisnik**. Këtë temë e cekëm më lart me të gjitha detajet përkatëse. Më pas, vjen **jeta e tij e bekuar** dhe **morali tij i lartë**.

Jeta e pashoqe dhe morali i lartë i të Dërguarit të Allahu ﷺ, ka fituar jo vetëm admirimin e miqve, por edhe atë të armiqve të tij. Në lidhje me këtë çështje, nuk ka ndonjë kundërshtim serioz, përkundrazi, shumë prej personaliteteve të larta jomyslimane e kanë pohuar madhështinë e moralit të tij. Një nga këta personalitete, i cili është edhe studiuesi perëndimor **Thomas Carlyle**, ka thënë:

*"Asnjë perandor me kurorë në kokë nuk ka parë më tepër respekt sesa Muhamedi ﷺ, i cili vishte rroba të arnuara nga dora e vet."*

Të kesh një jetë kaq të bukur dhe moral kaq madhështor, padyshim se është mrekullia më e madhe. Edhe këtë temë e cekëm më parë me të gjitha hollësitë.

Një mrekulli tjetër e Pejgamberit ﷺ, janë sahabët fisnikë, të cilët ai i edukoi në një periudhë 23- vjeçare.[151] Ky fakt është shprehur nga shumë dijetarë. Një nga figurat kryesore të Jurisprudencës Islame, **Karafi** (v. 684), thotë:

*"Edhe sikur Pejgamberi të mos kishte asnjë mrekulli, sahabët fisnikë, do të mjaftonin si argument i profetësisë së tij."*[152]

Ndërsa njëri nga emrat e mëdhenj të letërsisë arabe, **Mustafa Sadik Rafii**, shprehet se sahabët ishin argumenti i gjallë i mrekullisë kuranore.[153]

Megjithatë, këtu do të flasim për mrekulli të tjera të Pejgamberit tonë ﷺ. Ja disa shembuj prej mrekullive të tij të shumta:

150. Për disa prej mrekullive të Pejgamberit ﷺ, mund të shihen këto vepra: Bejhaki, Delailu'n-Nubuue, Bejrut 1985; Ebu Nuajm, Delailu'n-Nubuue, Halep 1970-1972; Sujuti, Hasaisu'l-Kubra, Istanbul 2003.
151. Për më tepër në lidhje me këtë çështje, shih: Osman Nuri Topbash, Shoqëria e Epokës së Lumturisë, Stamboll 2010; Fllade Mëshironjëse.
152. Karafi, Furuk, Daru's-Selam, 2001, IV, 305.
153. Rafii, I'xhazu'l-Kuran, Daru'l-Kitabi'l-Arabi, Bejrut, 1990, 158-159.

Osman bin Hunejf ؓ, tregon:

"Një i verbër erdhi tek Resulullahu ﷺ dhe i tha:

«O Resulullah! Lutjuni Allahut për mua, që të ma heqë sëmundjen e syve! Verbëria e syve të mi ma vështirëson jetën!» I Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*«Nëse do, bëj durim, sepse kjo është më e mirë për ty.»* Mirëpo i verbëri tha:

«O Resulullah! Nuk kam njeri që të më mbajë përdore. Prandaj, kjo gjendje ma vështirëson shumë jetën. Të lutem, lutju Allahut që të më hapen sytë!» Atëherë, Pejgamberi ﷺ, tha:

*«Sill enën e ujit dhe merr abdes! Pastaj fal dy rekat namaz dhe më pas bëj këtë lutje:*

اَللّٰهُمَّ إِنِىّ أَسْأَلُكَ وَأَتَوَجَّهُ إِلَيْكَ بِنَبِيِّكَ مُحَمَّدٍ نَبِيِّ الرَّحْمَةِ. يَا مُحَمَّدُ إِنِىّ تَوَجَّهْتُ بِكَ إِلٰى رَبِىّ فِى حَاجَتِى هٰذِهِ لِتُقْضٰى لِيَ. اَللّٰهُمَّ فَشَفِّعْهُ فِيَّ

*"O Allah! Kërkoj dhe të drejtohem Ty për hir të të Dërguarit Tënd të mëshirës, Muhamedit... O Muhamed! Po i drejtohem Zotit tim që të më japë atë që kam nevojë për hir tënd!.. O Allah! Bëje atë ndërmjetës për mua!.."*

Vallahi, ne ende nuk ishim ndarë (nga Pejgamberi), sepse biseda jonë zgjati disi. Kur pas pak, njeriu i verbër erdhi përsëri tek Resulullahu ﷺ, i shëruar plotësisht, sikur të mos kishte pasur asgjë më parë."[154]

❀

Idhujtarët e Mekës kishin kërkuar një mrekulli prej Resulullahut ﷺ. Për këtë arsye, Pejgamberi ﷺ, iu lut Allahut, i Cili e bëri Hënën të ndahej më dysh. Kjo mrekulli u pa në çdo vend. Kur Hëna u nda më dysh, një pjesë e saj u pa në anën e Malit Ebu Kubejs, ndërsa pjesa tjetër në anën e Malit Kuajkian. Idhujtarët pyetën karvanët që vinin nga vende të largëta jashtë Mekës nëse e kishin parë apo jo këtë fenomen. Dhe ata ishin shprehur se e kishin parë Hënën të ndahej më dysh.[155] Po ashtu edhe astronomi i shquar francez, **Lefrançois de Lalande**, i cili ka studiuar lëvizjet e hënës në të shkua-

154. Shih. Tirmidhi, Deauat, 118/3578; Ibn-i Maxhe, Ikame, 189; Nesai, Kubra, VI, 169; Ahmed, IV, 138; Hakim, I, 707-708; Bejhaki, Delail, V, 464; Hejthemi, II, 279.
155. Shih. Kuran: Kamer, 1-3; Buhari, Menakib 27, Menakibu'l-Ensar 38, Tefsir 54/1; Muslim, M - nafikin, 43, 47, 48; Tirmidhi, Tefsir, 54/3286; Ahmed, I, 377, 413.

rën, e ka konfirmuar vërtetësinë e kësaj mrekullie.[156]

Në vitet e para, kur Resulullahu ﷺ, po kumtonte Islamin, erdhi një beduin, i cili i tha:

"Cili është argumenti që ti je i Dërguari i Allahut?" Profeti ﷺ, tha:

*"Unë do ta thërras atë bistakun e asaj pemës së hurmës dhe ai do të dëshmojë se unë jam i Dërguari i Allahut!"* Pastaj e thirri bistakun e hurmës, i cili filloi të zbresë nga pema dhe ra pranë Resulullahut ﷺ, duke thënë:

"Paqja qoftë mbi ty, o i Dërguar i Allahut!" Më pas, Profeti ﷺ, i tha:

*"Tani kthehu në vendin tënd!"* Bistaku u kthye dhe u ngjit përsëri në vendin e vet. Ndërsa beduini, i cili e pa këtë ndodhi, u bë menjëherë mysliman. (Tirmidhi, Menakib, 6)

Vehbi, i biri i **Umejr bin Vehbit**, kishte rënë rob i myslimanëve në betejën e Bedrit. Umejri ishte më mendjemprehti i idhujtarëve kurejshë dhe heroi i tyre. Ai i kishte bërë shumë të këqija Pejgamberit ﷺ dhe shokëve të tij në Mekë. Një ditë, Umejri u ul së bashku me **Safuan bin Umejjen** në pjesën Hixhr të Qabes. Ndërkohë që ishin duke folur rreth të vrarëve në betejën e Bedrit dhe fatkeqësive që u kishin ndodhur, Safuani tha:

"Vallahi, nuk vlen më të jetosh pas gjithë asaj që u ndodhi atyre!" Ndërsa Umejri tha:

"Vallahi, ke thënë të drejtën! Nëse nuk do të kisha borxhe dhe familjen për të cilën kam frikë se do të vdesin nga uria pas meje, patjetër që do të shkoja ta vrisja Muhamedin. Madje, unë kam edhe një arsye që ata do ta pranojnë. U them: «Kam ardhur për djalin tim që keni kapur rob». Me sa kam dëgjuar, ai (Pejgamberi) del e shëtit edhe në tregje." Këto fjalë të Umejrit e gëzuan jashtë mase Safuanin, i cili tha:

"Borxhin tënd e marr unë përsipër. Do ta paguaj unë në emrin tënd! Po ashtu edhe për familjen tënde, sa të jenë gjallë, për ta do të kujdesem unë së bashku me familjen time. Unë do t'ua siguroj jetesën në mënyrën më të mirë!" Pas kësaj, Umejri e mprehu dhe e helmatisi mirë shpatën. Kurse Safuani

156. Shih. Zekai Konrapa, *"Pejgamberimiz"*, Istanbul 1987, fq. 110.

i përgatiti kafshën dhe pajisjet për udhëtim. Kur Umejri arriti në Medinë, qëndroi tek dera e xhamisë, lidhi devenë dhe vuri shpatën në brez.

Sapo e pa, **Omeri** رضي الله عنه, tha:

“Ky është Umejri, armiku i Allahut! Vallahi, ai ka ardhur veç për keq. A s’ishte ky që i prishi marrëdhëniet tona dhe i informoi kurejshët për numrin tonë në ditën e Bedrit?” Pastaj, shkoi pranë Resulullahut ﷺ dhe i tha:

“O Resulullah! Ka ardhur ky armiku i Allahut, Umejri me shpatë në brez!” Ndërsa Resulullahu ﷺ, i tha:

*“Sille atë tek unë!”* Omeri رضي الله عنه, shkoi dhe u kthye së bashku me Umejrin, të cilin e kapi fort prej rripit të shpatës. Pastaj, atyre që ndodheshin pranë prej ensarëve, u tha:

“Hyni, uluni pranë Resulullahut dhe ruajeni prej këtij të poshtri! Sepse ky nuk është njeri i besueshëm!” Mirëpo, Resulullahu ﷺ, tha:

*“O Omer! Lëre të lirë atë! Ndërsa ti Umejr afrohu tek unë!”* Pastaj e pyeti Umejrin se përse kishte ardhur. Ndërsa ai u përgjigj:

“Erdha për djalin tim që e keni kapur rob. Tregohuni të mirë me të!”

*“Nëse është kështu, për çfarë e ke marrë atë shpatë?!”*- e pyeti Profeti ﷺ. Umejri tha:

“Allahu i mallkoftë shpatat! E çfarë të mire pamë prej tyre?” Mirëpo, Resulullahu ﷺ, e pyeti përsëri:

*“Më thuaj të drejtën, përse erdhe këtu?”* Umejri tha:

“Unë s’kam ardhur për gjë tjetër, përveçse për djalin tim që e keni kapur rob.” Kur Resulullahu ﷺ, e pyeti:

*“Cila ishte marrëveshja që bëtë me Safuanin në Hixhr?”* Umejri u tremb dhe tha:

“E çfarë marrëveshjeje paskam bërë unë me të?” Resulullahu ﷺ, ia tha fjalë për fjalë të gjitha ato që kishin folur, pastaj vazhdoi duke thënë:

*“Allahu hyri midis teje dhe punës që do të bëje, e të pengoi nga ajo!”* Pas gjithë kësaj, Umejri tha:

**“Dëshmoj se ti je me të vërtetë i Dërguari i Allahut! O Resulullah! Ne të përgënjeshtruam ty në lidhje me lajmin që na solle nga qielli dhe shpalljes që t’u zbrit. Këtë punë nuk e dinte askush tjetër përveç meje dhe Safuanit. Vallahi, vetëm Allahu mund të të ketë lajmëruar në lidhje me këtë punë! Falënderuar qoftë Allahu, i cili më udhëzoi me Islam dhe më solli këtu!”** Pas këtyre fjalëve, Umejri tha Shprehjen e Shehadetit. Ndërsa i Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*"Mësojani mirë fenë vëllait tuaj! Lexojani Kuranin dhe mësojani atë! Ndërsa robin lëreni të lirë!"* Ky urdhër i Pejgamberit ﷺ, u zbatua menjëherë. Umejri tha:

"O Resulullah! Unë isha një njeri që mundohej të shuante dritën e Allahut dhe që i torturonte egërsisht myslimanët. Më lejoni të shkoj në Mekë dhe t'i ftoj idhujtarët tek Allahu, i Dërguari i Tij dhe Islami! Mbase Allahu i udhëzon edhe ata." Resulullahu ﷺ, i dha leje dhe ai shkoi.

Ndërkohë, Safuan bin Umeje, i cili nuk dinte asgjë për këto që kishin ndodhur, u thotë idhujtarëve të Mekës:

"Brenda pak ditësh do të vijë një lajm me të cilin do të gëzoheni dhe do t'ju bëjë të harroni dhimbjen e Bedrit!" Gjithashtu, ai vazhdimisht pyeste karvanët që vinin në Mekë. Më në fund, një kalorës e lajmëroi atë se Umejri ishte bërë mysliman.

Kur Umejr bin Vehbi ؓ, erdhi në Mekë, filloi t'i ftonte njerëzit në Islam dhe u përpoq shumë për udhëzimin e tyre. Në sajë të tij, shumë njerëz pranuan Islamin. Një ditë, Umejri ؓ, u takua pranë Qabes me Safuan bin Umejjen dhe i thotë atij:

"Ti je një prej të mëdhenjve tanë! A nuk e sheh se ne po adhurojmë gurët dhe po presim kurban për ta? Fe është kjo? Unë dëshmoj se përveç Allahut s'ka Zot tjetër dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Allahut!"

Safuani nuk foli as edhe një fjalë dhe mbeti ashtu i heshtur.[157] Pas çlirimit të Mekës, edhe ai u bë mysliman.[158]

❀

Xhabir bin Abdullahu, tregon:

"...Një ditë, po ecnim së bashku me Resulullahun ﷺ dhe zbritëm në një luginë të gjerë. Resulullahu u largua për të kryer nevojat e tij personale. Ndërsa unë e ndoqa nga pas me një enë me ujë. Resulullahu ﷺ, vështroi përreth, por nuk gjeti ndonjë vend mbas të cilit mund të fshihej. Në një anë të luginës i zunë sytë dy pemë. Shkoi tek njëra prej tyre, kapi një prej degëve të pemës dhe tha:

*«Përkulu para meje me lejen e Allahut!»* Pema, iu përkul Pejgamberit ﷺ, si

157. Shih. Ibn-i Hisham, II, 306-309; Uakidi, I, 125-128; Ibn-i Sa'd, IV, 199-201; Hejthemi, VIII, 284-286.
158. Shih. Ebu Daud, Buju, 88/3563.

një deve me frerë në hundë. Pastaj, ai shkoi tek pema tjetër dhe duke kapur një nga degët e saj, tha:

«*Përkulu para meje me lejen e Allahut!*» Edhe kjo pemë, u përkul si e para dhe kur erdhi mes tyre i bashkoi dhe tha:

«*Mbulomëni nga sipër me lejen e Allahut!*» Dhe ato të dyja e mbuluan. Nga frika se mos Resulullahu ﷺ, e ndjente që unë isha pranë tij, vrapova dhe u largova menjëherë prej aty. U ula në një vend dhe fillova të mendoja me vete. Ndërkohë, me cep të syrit, vura re se po vinte Resulullahu ﷺ. Ndërsa dy pemët ishin ndarë nga njëra-tjetra dhe secila qëndronte drejt mbi trungun e vet. Pastaj, pashë se Resulullahu ﷺ, ndaloi për një çast dhe bëri me shenjë nga e djathta dhe nga e majta. Më pas, ai eci drejt meje dhe kur m'u afrua, më pyeti:

«*O Xhabir! A e pe vendin ku qëndrova?*»

«Po, o Resulullah!»- thashë unë. Ndërsa Resulullahu ﷺ, më tha:

«*Atëherë, shko tek ato dy pemë, prit nga një degë prej të dyjave dhe silli. Kur të vish tek vendi ku ndalova, njërën prej degëve mbille në të djathtë dhe tjetrën në të majtë!*» Menjëherë bëra ashtu siç më tha dhe kur u ktheva tek ai, e pyeta:

«Bëra ashtu siç më thatë, o i Dërguari i Allahut, por përse e bëmë këtë?» Resulullahu ﷺ, tha:

«*Kalova pranë dy të vdekurve që po dënoheshin në varr dhe dëshirova që në sajë të ndërmjetësimit tim, t'u lehtësohej dënimi derisa këto dy degë të qëndrojnë të gjelbra*». Pastaj, kur erdhëm në vendin ku karvani kishte qëndruar për të pushuar, Resulullahu ﷺ, tha:

«*Xhabir! A ka ujë për abdes?Pyeti njëherë njerëzit!*»... Mirëpo, nuk kishte ujë tjetër përveç një pike uji që kishte ngelur në kacekun e një prej ensarëve. Nëse do ta kisha derdhur edhe atë pak ujë, ai do të humbiste në anën e thatë të kacekut dhe nuk do të dilte asnjë pikë prej tij. Pejgamberi ﷺ, e mori kacekun në dorë dhe këndoi diçka që nuk arrita ta kuptoj. Ndërsa nga ana tjetër, e shtrëngonte kacekun me të dyja duart. Më pas, ma dha mua kacekun dhe tha:

«*O Xhabir! A ka ndonjë enë të madhe? Pyet njëherë!*»... Resulullahu ﷺ, e futi dorën në enë dhe hapi gishtat. Më pas, e vuri dorën në fund të enës dhe tha:

«*O Xhabir! Merre kacekun, derdhe mbi dorën time dhe thuaj* ***"Bismilah"****!*» Unë, menjëherë e derdha ujin mbi dorën e tij dhe thashë Bismilah. Në atë moment,

midis gishtave të Resulullahu ﷺ, po rridhte ujë. Uji po rrotullohej brenda enës, e cila më në fund u mbush deri në grykë. Resulullahu ﷺ, tha:

«*O Xhabir! Thirri ata që kanë nevojë për ujë!*» Njerëzit erdhën dhe pinë ujë derisa u kënaqën.

«A ka mbetur ndokush që ka nevojë për ujë?»- thirra unë. Por nuk u përgjigj njeri. Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, e ngriti dorën. Ndërsa ena qëndronte e mbushur plot deri në grykë. Pak më vonë, **njerëzit filluan të ankoheshin prej urisë**. Resulullahu ﷺ, tha:

«*Allahu do t'ju ushqejë InshAllah!*» Ndërkohë, erdhëm në bregun e detit, dallgët e të cilit u frynë dhe nxorën në breg një kafshë. Ne ndezëm një zjarr pranë kësaj kafshe, poqëm e skuqëm prej mishit të saj dhe hëngrëm derisa u ngopëm. E megjithatë, mundëm të hanim vetëm gjysmën e saj..." (Muslim, Zuhd, 74)

Allahu i Madhëruar i pranon menjëherë duatë e Pejgamberit ﷺ. Madje, këtë e kishin kuptuar edhe vetë idhujtarët. Kur i Dërguari i Allahut ﷺ, bënte dua për dikë, ndikimi i kësaj duaje vërehej tek ai gjatë gjithë jetës së tij. Fakti që **Ebu Hurejre** ؓ, nuk harronte asgjë nga ato që dëgjonte; që **Enes bin Maliku** ؓ, kishte begati në jetë, mall dhe fëmijë; që **Beshir bin Akrabe** ؓ, arriti begati të mëdha dhe që **Ebu'l Jeser** ؓ, kishte jetë të gjatë, janë disa nga shembujt e ndikimit të duave të Pejgamberit ﷺ, për popullin e tij... Më konkretisht, po japim dy ndodhi që do të jenë shembuj shumë të bukur në lidhje me këtë fakt:

**Xhuajd bin Abdurrahmani** tregon:

"Unë e kam parë **Saib bin Jezidin**, kur ishte nëntëdhjetë e katër vjeç dhe kishte një trup të fortë e të shëndetshëm. Ai më tha:

«Unë e di shumë mirë se shëndeti i mirë i veshëve dhe syve të mi në këtë moshë, është në sajë të begatisë së duasë së Pejgamberit ﷺ. Kur isha fëmijë, tezja ime më çoi pranë Resulullahut ﷺ dhe i tha:

"O Resulullah! Djali i motrës sime është i sëmurë. Lutjuni Allahu për të!"

Resulullahu ﷺ, më fërkoi kokën dhe bëri dua për mua, që të kem begati në çdo çështje...» (shih. Buhari, Menakib, 21-22)

**Abdullah bin Hishami** ؓ, e kishte arritur Pejgamberin ﷺ, kur ishte

gjashtë vjeç. Nëna e tij, Zejneb bint-i Humejd, e kishte çuar tek Profeti ﷺ, (në çlirimin e Mekës) dhe i kishte thënë:

"O Resulullah! Merr besën e djalit tim, se ai është mysliman!" Resulullahu ﷺ, i kishte thënë:

*"Ai është ende i vogël!"*- pastaj i kishte përkëdhel kokën dhe bërë dua për Abdullahun.

Kur Abdullahu arriti moshën madhore, dilte në treg dhe blinte lëndë të parë ushqimore. Sapo e shihnin në treg, Ibn-i Omeri dhe Ibn-i Zubejri ؓ, shkonin menjëherë pranë tij dhe i thoshin:

"Na lejo edhe neve të bëhemi ortakë në këtë mall, sepse Profeti ﷺ, ka bërë duanë e begatisë për ty." Kështu që Abdullahu i bënte ortakë. Ndonjëherë, ai fitonte dhe çonte në shtëpi një ngarkesë të plotë deveje. (Buhari, Shirket, 13)

**Ebu Hurejre** ؓ, tregon:

"Njëherë, ishim në një fushatë së bashku me Resulullahun ﷺ. Pas një farë kohe, ushtarëve iu mbaruan ushqimet. Për këtë arsye, deshën të thernin disa prej kafshëve. Mirëpo, **Omeri** ؓ, tha:

«O i Dërguar i Allahut! A s'është më mirë që unë të mbledh prej të gjithëve ushqimet që kanë mbetur dhe ju të bëni një dua që ato të begatohen?»

I Dërguari i Allahut pranoi dhe ashtu vepruan. Dikush solli grurë, dikush hurma dhe dikush tjetër bërthamat e hurmave."

Ata që ndodheshin aty, e pyetën Ebu Hurejrën ؓ, të mahnitur:

"Po me bërthamat çfarë të bënin?" Ky sahab i nderuar, u përgjigj:

"Kur njerëzit nuk gjenin diçka për të ngrënë, i mbanin ato në gojë dhe më pas pinin ujë." Pastaj vazhdoi të tregojë:

"Resulullahu ﷺ, bëri duanë dhe ushqimet u begatuan aq shumë, saqë të gjithë mbushën enët e veta. Pastaj, Resulullahu ﷺ, në lidhje me këtë gosti hyjnore, tha:

*«Dëshmoj se përveç Allahut nuk ka Zot tjetër dhe se unë jam i Dërguari i Tij. Kush shkon tek Allahu duke mos pasur dyshim në këto dy çështje, do të hyjë në xhenet.»"*[159] (Muslim, Iman, 44)

159. Për më tepër detaje në lidhje me jetën e Pejgamberit ﷺ, moralin dhe mrekullitë e tij, shih: O -

## 5. Besimi në botën tjetër

Allahu i Madhëruar ka caktuar pesë faza për jetën e njeriut. E para, është **alem-i eruah**[160], e dyta **barku i nënës**, e treta **jeta e kësaj bote**, e katërta **jeta e varrit, (berzahu)** dhe e pesta **jeta e botës tjetër**, e cila nënkupton jetën e përjetshme në xhenet ose në xhehenem. Prej këtyre, jeta e kësaj bote i është dhënë njeriut për t'u sprovuar. Ndërsa lumturia e përjetshme është lënë në varësi të punëve dhe sjelljeve të njeriut në këtë botë. Me qëllim që njeriu të dijë se këto punë dhe sjellje kanë rezultatet e tyre pozitive e negative dhe në këtë mënyrë të kuptojë edhe përgjegjësitë e veta, besimi në botën tjetër është vendosur brenda gjashtë kushteve të besimit. Besimi në botën tjetër është aq i rëndësishëm, saqë në shumë ajete fisnike ai është përmendur së bashku me besimin në Allahun. Po ashtu, besimi në botën tjetër theksohet në mënyrë të veçantë sidomos në tre xhuzet[161] e fundit të Kuranit.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Ata që besojnë** (në Kuran)**, hebrenjtë, të krishterët dhe sabi'inët - kushdo prej tyre që beson Allahun dhe jetën tjetër** (sipas Kuranit) **dhe bën vepra të mira** (sipas Islamit)**, do të shpërblehen nga Zoti i tyre; ata nuk do të kenë pse të frikësohen apo të pikëllohen!"** (Bekare, 62)

Ndërsa besimtarët përmenden duke u lavdëruar:

**"...ata që besojnë në Allahun dhe në ditën e fundit..."** (Teube, 44)

Jeta e botës tjetër është një jetë e re, e pafundme dhe e vërtetë, që do të fillojë pas vdekjes. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Jeta e kësaj bote nuk është gjë tjetër, veçse argëtim dhe lojë. Ndërsa jeta e botës tjetër, pikërisht ajo është jeta e vërtetë. Veç sikur ta dinin!"** (Ankebut, 64)

Ata që e dinë këtë, e vlerësojnë çdo moment të botës së tyre të përkoh-

---

man Nuri Topbash, *The Prophet Muhammad Mustafa the Elect I-II, The Exemplar Beyond Compare Muhammad Mustafa, Civilisation of Virtues I-II*, (islamicpublishing.net); Ibn Ishaq (150/767) *The Life of Muhammed*, Karaçi: Oxford University, 1976; Mevlana Shibli Numani, *Siretu'n-Nebi*, *The Life of the Prophet*, Lahor: Kazi Publications, 1979; Afzalurrahman, *Encyclopedia of Seerah*: *Muhammed*, London: *The Muslim Schools Trust*, 1982; Abdulahad Dawud, *Mohammad in the Bible*, Devha (Doha): A Publications of Presidency, 1980; A. H. Vidyarthi, *Mohamad in world scriptures*, New Delhi: Deep-Deep Publications, 1988.

160. alemi eruah: Bota e shpirtrave, ku qeniet njerëzore ekzistojnë vetëm si shpirt dhe presin të dërgohen në jetën e kësaj bote për të përmbushur sprovën e tyre.

161. Xhuz: Pjesë; Kurani përbëhet nga 114 Kapituj/Sure dhe është i ndarë në 30 xhuze, ku secili xhuz ka nga njëzet faqe Kuran.

shme dhe nuk tregohen të pakujdesshëm ndaj Allahut të Madhëruar. Po ashtu, jeta e tyre mbushet plot me punë të mira dhe adhurime. Ata jetojnë gjithmonë ndërmjet frikës dhe shpresës. Sytë dhe zemrat e tyre lotojnë për shkak të frikës ndaj Zotit të tyre në ditën kur do të jepet llogaria e madhe. Sa mësimdhënëse është kjo ndodhi, e cila tregon më së miri realitetin e vështirësisë së llogarisë hyjnore:

Një njeri i mirë kishte shkuar në çarshi për të marrë disa gjëra të nevojshme. Ai e kishte llogaritur që në shtëpi se sa para i duheshin për ato që do të blinte dhe mendoi se do t'i mjaftonin. Mirëpo, kur shkoi në çarshi, paratë nuk i mjaftuan për ato që do të blinte. Për këtë arsye, ai njeri i mirë filloi të qante dhe kështu vazhdoi për një farë kohe. Njerëzit përreth u habitën shumë nga kjo gjë dhe u munduan ta qetësonin duke i thënë se nuk ia vlente të qaje kaq shumë për shkak se nuk i mjaftuan paratë. Pas një farë kohe, njeriu i mirë erdhi në vete dhe mes lemzës që i kishte lidhur fytin, i foli turmës së habitur:

"Mos kujtoni se lotët e mi janë për këtë botë! U mendova dhe kuptova se sot llogaria e bërë në shtëpi, nuk përputhet me çarshinë! Po llogaritë që bëjmë në këtë botë, si do të përputhen nesër me botën tjetër?!."

## *Kijameti dhe ringjallja*

Kur të përfundojë koha që i është caktuar jetës në këtë botë, një nga melekët e mëdhenj, Israfili عليه السلام, do t'i fryjë "surit" dhe gjithësia do të shpërthejë e do të bëhet Kijameti.[162]

Me shpërthimin e kijametit, do të ndodhin gjëra shumë të tmerrshme; qielli do të çahet dhe do të bëhet si metal i shkrirë, Dielli dhe Hëna do të errësohen, yjet do të shpërbëhen dhe do të shkatërrohen, malet do të bëhen si lesh i hedhur, detet do të ziejnë dhe do të gufojnë, xhehenemi do të ndizet flakë dhe xheneti do të afrohet. Sytë do të verbohen nga tmerri dhe njerëzit do kërkojnë vend ku të futen, por nuk do të gjejnë. Madje, për shkak të kësaj gjendjeje të tmerrshme, do të lihen pa zot edhe devetë në muajin e dhjetë të barrës, të cilat janë shumë të çmueshme. Pra, nuk do të kenë vlerë as gjërat më të çmueshme. Kafshët e egra do të mblidhen në një vend. Askush nuk do të pyesë për shokun e vet dhe për shkak të një zëri shurdhues dhe një lëkundjeje të frikshme, nënat që ushqejnë fëmijët me gji,

162. Shih. Kuran: Neml, 87; Zumer, 68; Hakka, 14-16.

do t'i harrojnë fëmijët e tyre, ndërsa ato që janë shtatzëna do t'i abortojnë fëmijët në mënyrë spontane. Atë ditë, njerëzit do të bëhen si të dehur. Për t'i shpëtuar dënimit të asaj dite, njeriu gjynahqar do të jetë i gatshëm të japë në këmbim fëmijët e vet, gruan, vëllain, farefisin, madje edhe të gjithë njerëzit e tjerë që ekzistojnë.[163]

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet fuqinë e Allahut. Në Ditën e Kijametit, e tërë Toka do të jetë në grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen nën të djathtën e Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi idhujt që ia shoqërojnë Atij** (në adhurim)**! Kur t'i fryhet Surit, do të vdesin të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu; pastaj do të fryhet për të dytën herë në Sur dhe ata përnjëherë do të ngjallen e do të presin."** (Zumer, 67-68)

Po ashtu, në disa ajete të tjerë, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Dhe, kur të fryhet në Sur, ata do të dalin nga varret dhe do të nxitojnë drejt Zotit të tyre, duke thënë: 'Mjerë ne! Kush na ngriti prej varreve tona?'** (Do t'u thuhet)**: 'Ja, kjo është ajo që ka premtuar i Gjithëmëshirshmi; të dërguarit kanë thënë të vërtetën!"** (Ja Sin, 51-52)

Sipas thënieve të disa dijetarëve, edhe pse njerëzit mohues dhe gjynahqarë do të dënohen që në varr, ky dënim nuk do të jetë pothuajse asgjë në krahasim me dënim në botën tjetër. Nga kjo pikëpamje, jeta në varr është ngjasuar me gjumin. Kur ata të ngrihen nga varret, do t'i kapë një dënim aq i tmerrshëm, saqë do të fillojnë të thonë duke vajtuar:

«Ja uejlena/Mjerë për ne!»[164]

Prej asaj dite, do të fillojë dita e përjetshme. Atë ditë, ringjallja e njerëzve, do të jetë shumë e lehtë për Allahun e Madhëruar që i krijoi ata nga asgjëja. Allahu urdhëron:

**Njeriu thotë: "Vallë, pasi të vdes, a do të ringjallem përsëri?" A nuk e mendon njeriu se Ne e kemi krijuar atë, kur ende nuk ishte asgjë?!"** (Merjem, 66-67)

**"A nuk sheh njeriu se si Ne e krijuam atë prej pikës së farës, e megji-**

163. Shih. Kuran: Haxh, 1-2; Mearixh, 8-14; Kijame, 6-12; Tekuir, 1-13; Infitar, 1-5. Për më tepër në lidhje me ndodhitë në çastin e kijametit, mund të shihni: Ibrahim, 48; Ta-Ha, 105-107; Kamer, 7-8; Hakka, 14-16; Muzzemmil, 14; Murselat, 8-11; Abese, 34-42; Inshikak, 1-5; Karia, 1-5.
164. Shih. Omer Nasuhi Bilmen, *Tefsir*, VI, 2943.

**thatë ai bëhet kundërshtar i hapët?! Ai na sjell shembull, duke harruar krijimin e vet dhe thotë: 'Kush do t'i ngjallë eshtrat kur të kalben?"**

**Thuaj: "Do t'i ngjallë Ai që i krijoi ato për herë të parë; Ai ka njohuri të plotë për çdo krijesë; Ai, që prej drurit të njomë bëri për ju zjarrin, të cilin e përdorni për të ndezur". Vallë, a nuk është i Zoti Ai që krijoi qiejt dhe Tokën, t'i rikrijojë ato? Po! Ai është Krijuesi i çdo gjëje dhe i Gjithëdijshmi!**

**Vërtet, urdhri i Tij kur Ai dëshiron diçka, është që t'i thotë asaj "Bëhu!" - dhe ajo bëhet. Prandaj, qoftë lartësuar Ai, në Dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo gjë! Tek Ai do të ktheheni!"** (Ja Sin, 77-83)

**"Ai krijon të gjallën prej së vdekurës, krijon të vdekurën prej së gjallës dhe e gjallëron tokën pas shkretimit të saj. Në të njëjtën mënyrë do të ktheheni edhe ju në jetë."** (Rum, 19)

**Ebu Rezin** رضي الله عنه, tregon:

Një ditë e pyeta të Dërguarin e Allahut ﷺ:

"O Resulullah! Si do t'i ringjallë Allahu krijesat? Cili është shembulli i kësaj në këtë botë?" Resulullahu ﷺ, tha:

*"A nuk ke kaluar ndonjëherë gjatë stinës së thatësirës në luginën ku jeton populli yt? Po më vonë, a s'ke kaluar përsëri gjatë stinës së pranverës kur çdo vend është gjelbëruar?"*

"Sigurisht!"- thashë unë. Atëherë Resulullahu ﷺ, tha:

*"Ja pra, ky është argumenti që tregon se Allahu krijon përsëri. Kështu do t'i ringjallë Allahu edhe të vdekurit!"* (Ahmed, IV, 11)

Këto ajete të Allahut të Madhëruar, i Cili jep jetë, vdekje e ringjall përsëri dhe këto hadithe të Pejgamberit ﷺ, tregojnë se ringjallja do të ndodhë patjetër. Nisur nga kjo, e rëndësishme është ta arrijmë atë ditë duke e kuptuar mirë këtë thënie: *"Si të jetoni ashtu do të vdisni dhe si të vdisni ashtu do të ringjalleni!"*

## *Kijameti do të ndodhë papritur*

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**Ata** (mosbesimtarët) **gjithashtu thonë: "Kur do të përmbushet ky premtim, nëse ajo që thoni është e vërtetë?" Ata presin vetëm një zë të tmerrshëm, që do t'i kaplojë, ndërsa grinden me njëri-tjetrin. Atëherë,**

**ata nuk do të mund të lënë testament e as të kthehen te familjet e tyre.”** (Ja Sin, 48-50; shih. Sad, 15; Kaf, 42)

Ndodhia gjithëpërfshirëse dhe e frikshme e kijametit për të cilën folëm, është aq e vogël dhe e thjeshtë për madhështinë dhe fuqinë e Allahut, saqë do të realizohet vetëm me një zë të lartë. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“...Çështja e Ditës së Kiametit, është sa çel e mbyll sytë ose edhe më shpejt. Vërtet, Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!”** (Nahl, 77)

Po ashtu, edhe Pejgamberi ﷺ, faktin se kijameti do të ndodhë papritur, e ka shpjeguar me shembujt të ndryshëm. Njëherë, ai ka thënë.

*“Nuk do të bëhet Kijameti, pa lindur dielli nga perëndimi. E kur të lindë dielli nga perëndimi, të gjithë njerëzit do ta shohin dhe do të besojnë. Kjo kohë, është koha e cila lajmërohet në këtë ajet:*

**“...Ditën kur të vijnë disa shenja të Zotit tënd, atëherë nuk do t’i bëjë dobi askujt besimi i tij!..”** (En’am, 158)

*Kijameti do të ndodhë patjetër dhe në një mënyrë të atillë, saqë kur shitësi dhe blerësi të kenë hapur copën (e pëlhurës), nuk do të kenë kohë, as për të bërë pazar dhe as për ta mbledhur atë. Edhe pse njeriu do ta ketë mjelë qumështin e devesë së tij qumështore, nuk do të ketë kohë ta pijë, sepse kijameti do të shpërthejë papritur. Po ashtu, kur njeriu ta ketë rregulluar mirë basenin e ujit, kijameti do të shpërthejë papritur, pa pasur mundësi që ai ta përdorë ujin. Njeriu do ta ngrejë dorën për të futur kafshatën e bukës në gojë, por nuk do të mund ta hajë, sepse kijameti do të shpërthejë papritur.”* (Buhari, Rikak, 40; Ahmed, II, 369. Shih. Muslim, Fiten, 140)

Këtu, pika më e rëndësishme nuk është koha se kur do të bëhet Kijameti, por se a janë të përgatitur njerëzit për atë që është Kijameti i tyre personal, vdekjen dhe përtej saj. Kjo botë është një iluzion mashtrues, ndërsa bota tjetër është një jetë pa vdekje. Të zgjohemi para se të na vijë kijameti ynë, vdekja, me qëllim që të mos pendohemi në mënyrë të pashpresë. Çdo i vdekshëm, do të takohet patjetër me Azrailin në një kohë dhe një vend që nuk e di. Nuk ka vend, ku mund të iket nga vdekja. Atëherë, njeriu duhet ta kuptojë të vërtetën e këtij ajeti, i cili thotë: **“Andaj, ikni drejt Allahut...”**[165] dhe ta njohë mëshirën hyjnore si të vetmin strehim.

Robërit e mirë të Allahut janë ata që thonë, “ajo ditë, është sot” dhe përgatiten për botën tjetër, pa u ardhur kijameti i tyre. Në atë ditë të tmerrshme të Kijametit, për njerëz të tillë nuk do të ketë as hidhërim dhe as frikë.

165. Shih. Kuran: Dharijat, 50.

## *Llogaria*

Në ditën e kijametit njerëzit do të përballen me një llogari të fortë dhe precize. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë!"** (Zelzele, 7-8)

**"Ditën, kur askujt nuk do t'i bëjë dobi as pasuria, as fëmijët, përveç atij që vjen me zemër të pastër tek Allahu!"** (Shu'ara, 88-89)

Në të vërtetë, bota tjetër është një botë që duhet të ekzistojë detyrimisht, si për të këqinjtë, ashtu edhe për të mirët. Kjo, sepse nuk mund të ketë gjë më të natyrshme, se sa shpërblimi i të mirëve dhe dënimi i të këqinjve. Madje edhe në kushtet e kësaj bote të përkohshme, nëse nuk do të kishte vende ku të mirët të strehoheshin dhe burgje ku të këqinjtë të dënoheshin, jeta do të bëhej e padurueshme!

Për shembull, nuk është parë asnjëherë që një grup teatral të mbyllë perdet pas shfaqjes së skenës së parë, duke e lënë shfaqjen me ndodhi të shkëputura nga njëra-tjetra dhe në mënyrë që të kenë nevojë për shpjegim?! Nëse do të ndodhte diçka e tillë, çfarë do të mendonin shikuesit që sapo kanë filluar të futen në mendime, janë tensionuar dhe mezi presin të mësojnë qëllimin dhe idenë kryesore të shfaqjes dhe skenaristit? Edhe një fëmijë i zgjuar nuk e pranon që një pjesë teatrale të mbarojë në këtë mënyrë. Atëherë, si mund të mendohet që Allahu i Madhëruar, i Cili ka krijuar çdo gjë në mënyrë të përsosur dhe di gjithçka, ta mbyllë historinë e kësaj gjithësie të stërmadhe në një mënyrë, që as edhe një fëmijë nuk do ta bënte?![166]

Biri i njeriut, nervozohet edhe kur trupin e tij e pickon një mizë dhe dëshiron ta dënojë atë, ndërsa nga ana tjetër, nuk e harron një kafe që i është dhënë, edhe sikur të kalojnë dyzet vjet. Për rrjedhojë, nuk mund të ekzistojë pakujdesi më e madhe, se sa të mendosh që sjelljet pozitive apo negative që ai ka shfaqur gjatë një jete të tërë, të mos kenë ekuivalenten e tyre tek Allahu i Madhëruar. Kjo, sepse në këtë botë ekzistojnë tirania e tiranit dhe mallkimi i të shtypurit, mohimi i mohuesi dhe besimi i besimtarit.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?"** (Kijame, 36)

166. Shih. Dr. M. S. Ramadan Buti, *Kubra'l-Jakinijjati'l-Keunijje*, fq.180.

**“Mos vallë keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne** (për t’ju gjykuar)**?!”** (Mu’minun, 115)

(Njeriu) **pyet: “Kur do të jetë Dita e Kiametit?” Por, kur t’i verbohen sytë e të zihet Hëna dhe Dielli e Hëna të bashkohen, atë ditë njeriu do të thotë: ‘Ku të ik? Askund! S’ka strehë! Atë ditë, streha është te Zoti yt. Atë ditë, njeriu do të vihet në dijeni për veprat që ka bërë dhe për ato që ka lënë pa bërë.”** (Kijame, 6-13)

Koha e saktë e ditës së kijameti nuk është bërë e ditur. Megjithatë, në lidhje me atë ditë, janë lajmëruar disa shenja të vogla dhe të mëdha. Shkurtimisht, në mënyrë të përmbledhur këto shenja janë:

### *Shenjat e vogla:*

1) Zhdukja e diturisë dhe shtimi i injorancës. Përdorimi i pijeve dehëse dhe kryerja e imoralitetit në mënyrë të hapur.

2) Vrasja e njeriut në mënyrë shumë të thjeshtë dhe pa arsye.

3) Moszbatimi i drejtësisë, humbja e përgjegjësisë dhe moskujdesi ndaj hallallit dhe haramit.

4) Shtimi i kundërshtimit të prindërve dhe bindja ndaj grave gjynahqare.

5) Përhapja në masë e hiles në peshë e matje dhe ankimit të njerëzve nga këto hile.

6) Pakësimi i respektit dhe mëshirës ndaj njerëzve dhe mosdëgjimi i këshillave.

7) Shtimi i lëvizjes së popullsisë drejt qyteteve dhe ndërtimi i pallateve të larta. Respektimi i njerëzve të këqinj dhe të papërgjegjshëm, ndërkohë që ata do të kenë në dorë edhe fjalën edhe gjykimin.

8) Përhapja e tepërt e kumarit, fallit dhe mjeteve të lojërave të fatit, të cilat do të marrin vlerë të madhe, ndërsa njerëzit nuk do ta kuptojnë se si u kalon koha.

9) Shtimi në masë të madhe i shpërdorimit dhe preferimi i pasurisë dhe interesave të kësaj bote në vend të lumturisë në botën tjetër.[167]

167. Për shenjat e vogla, shih. Buhari, Hudud 20, Fiten 25; Muslim, Iman 1; Fiten 18, 55; Tirmidhi, Fiten 34, 37, 39.

### *Shenjat e mëdha:*

1) Shfaqja e një tymi që do të zgjasë dyzet ditë,
2) Ardhja e Dexhalit,
3) Dalja e një krijese që quhet Dabbetu'l-Ard,
4) Lindja e Diellit nga perëndimi,
5) Përhapja në tokë e Je'xhuxhëve dhe Ma'xhuxhëve,
6) Zbritja e Isait ﷺ,
7) Shfaqja e një zjarri të madh në Hixhaz[168]
8) Fundosja e tokës në tre vende, në Lindje, në Perëndim dhe në Gadishullin Arabik.[169]

Besimi në botën tjetër forcon vetëdijen e përgjegjësisë dhe garanton respektin e të drejtës dhe ligjit sipas detyrës. Kjo gjë formon një botëkuptim të shëndetshëm të moralit, një disiplinë të përsosur dhe një drejtësi madhështore.

Njeriu, i cili e beson me forcë se një ditë do të dalë para Allahut të Madhëruar, do të japë llogari për çdo fjalë dhe vepër që ka kryer dhe do të marrë shpërblimin e merituar edhe të një grimce mirësie apo të keqeje që ka bërë, patjetër që do të ketë një moral të lartë dhe një botëkuptim madhështor të drejtësisë.

Një besimtar, cili e di mirë hadithin e Pejgamberit ﷺ, i cili thotë: *"Në Ditën e Kijametit (gjykimit) asnjë rob nuk do të hedhë qoftë edhe një hap, pa u pyetur se ku e ka shpenzuar jetën, çfarë ka bërë me diturinë e vet, si e ka fituar dhe si e ka shpenzuar pasurinë dhe ku e ka mplakur trupin e tij!"*[170], bën shumë kujdes ndaj të drejtës, ligjit dhe llogarisë që do të japë.

Një njeri, i cili beson në botën tjetër dhe e di se Allahu i Madhëruar e vëzhgon në çdo çast, nuk mund të bëjë punë të këqija as edhe në vendet ku nuk e sheh njeri. Për rrjedhojë, ai bëhet një person, tek i cili kanë besim të gjithë njerëzit.

168. Zona perëndimore e Arabisë Saudite, ku bëjnë pjesë edhe dy qytetet e shenjta Islame, Meka dhe Medina.
169. Për shenjat e mëdha, shih. Kuran: Al-Imran, 55; Nisa, 157-159; En'am, 158; Kehf, 93-99; Enbija, 96-97; Neml, 82; Zuhruf, 61; ed-Duhan, 10-13; Buhari, Buju 102, Enbija 49, Fiten 24, 25, 27; Muslim, Iman 247 23, 42, 100-103; Tirmidhi, Tefsir, 27; Ibn-i Maxhe, Fiten, 31.
170. Tirmidhi, Kijamet, 1/2417

Njerëzit nga zemra e të cilëve është fshirë ideja e botës tjetër, frika dhe dashuria ndaj Allahut, adhurojnë vetëm qëllimet dhe dëshirat e veta personale. Prandaj, nuk ka dyshim se ata do të jenë edhe elementët më të dëmshëm të kësaj bote. Në botëkuptimin e këtyre njerëzve, gjërat si interesat e përbashkëta dhe marrja mësim prej historisë, konsiderohen si gjëra qesharake. Ndërsa virtyte dhe cilësi të mira, konsiderohen ato me të cilat mund të mashtrojnë njerëzit. Për rrjedhojë, të dobësosh idenë e fesë dhe të botës tjetër tek njerëzit, është një tentativë jashtëzakonisht e rrezikshme, e cila e çon shoqërinë në shkatërrim. Shembuj të këtij fakti, rastisen shumë në historinë e hershme dhe të vonshme.

Tek besimtarët që besojnë në botën tjetër dhe e organizojnë jetën e tyre në bazë të këtij besimi, nuk ekziston frika nga vdekja. Shpëtimi nga vështirësitë, arritja e paqes së përjetshme dhe ideali i fitimit të kënaqësisë së Allahut, i jep gëzim jetës së njeriut dhe e forcon atë për t'u bërë ballë vështirësive të saj. Kënaqësitë kalimtare të kësaj bote, nuk e kënaqin plotësisht shpirtin e njeriut. Ndërsa feja i jep atij kënaqësi shpirtërore të një niveli të lartë.

Shkurtimisht, pa besimin se një ditë do të kthehesh përsëri tek Allahu, në këtë jetë nuk mund të arrihet as sukses dhe as paqe.

## 6. Besimi në Kader (Caktimin e Allahut)

Vullneti i Allahut ekziston në çdo përbërje. Asgjë nuk bëhet pa vullnetin dhe fuqinë e Tij. Asnjë grimcë e vogël pluhuri dhe as një krah mize nuk lëviz pa lejen e Tij. Allahu i Madhëruar zotëron të gjitha dijet dhe për rrjedhojë, di gjithçka që ka ndodhur dhe do të ndodhë. Çdo gjë që ndodh, është shkruar nga Allahu i Madhëruar që para se të ndodhë dhe kjo quhet ***"kader / caktim"***, ndërsa realizimi i saj, quhet ***"kada"***.

Është e pamundur që kaderi të kuptohet ashtu siç duhet nga mendja njerëzore. Për këtë arsye, me të është abuzuar shumë herë. Për rrjedhojë, nuk fitojmë asgjë, nëse thellohemi në këtë çështje, sepse kjo deklaratë hyjnore nuk na lejon ta bëjmë këtë:

**"Ai (Allahu) i ka çelësat e së fshehtës dhe vetëm Ai i njeh ato."** (En'am, 59)

Ashtu siç nuk mund t'ia shpjegosh ngjyrën një njeriu që nuk sheh, ashtu nuk mund të arrihet tek kjo e fshehtë me anë të mendjes njerëzore. Mirëpo, disa prej atyre që Allahu i Madhëruar u ka dhënë dituri të fshehta, mund të arrijnë një pjesë të vogël të kësaj të fshehte. Shembulli më i qartë i këtij

fakti, është kjo ndodhi e përmendur në Kuranin Fisnik:

Allahu i Madhëruar e dërgon **Musain** عليه السلام, tek **Hidri** عليه السلام, i cili zotëronte dije të fshehta, me qëllim që ai të mësonte prej tij.[171] Këto dije, ishin dije përtej shkaqeve dhe arsyeve. Pra, një lloj shkëlqimi që reflektohej prej *"Lehui Mahfudhit"*[172]. Musai عليه السلام dhe Hidri عليه السلام, dalin në një udhëtim, ku ndodhin disa ngjarje të çuditshme. Kur i analizojmë ndodhitë në ngjarjen me Hidrin عليه السلام, shohim se:

Në dukje, prishja e anijes ishte një padrejtësi dhe e keqe që iu bë të zotëve të saj; ndërsa në të vërtetë, qëllimi ishte të pengohej grabitja nga piratët e anijes, me të cilën të zotët e saj siguronin jetesën.

Në dukje, vrasja e fëmijës ishte një krim; ndërsa në të vërtetë, ajo u bë për të shpëtuar edhe fëmijën, edhe prindërit e tij të mirë nga dënimi në botën tjetër.

Në dukje, ndërtimi pa marrë shpërblim i murit të fshatit nga ku ishin dëbuar, është i palogjikshëm; por në të vërtetë, kjo u bë për të ruajtur thesarin e dy jetimëve të pambrojtur.

Enigma e këtyre ndodhive mund të kuptohet vetëm në sajë të dijeve fshehta të dhuruara nga Allahu. Për këtë arsye, e fshehta e kaderit nuk mund të kuptohet nga mendja, sepse të kuptosh kaderin, është diçka që shkon përtej mendjes. Kjo është edhe arsyeja që i Dërguari i Allahut ﷺ, na ka urdhëruar që të mjaftohemi vetëm me besimin e kaderit dhe na ka ndaluar nga debatet e padobishme në lidhje me këtë çështje. Kur Resulullahu ﷺ, rastisi në një grup që po debatonte në lidhje me kaderin, u tha:

*"A për këtë jeni urdhëruar? Apo mos vallë unë jam dërguar për këtë? Popujt para jush janë shkatërruar, për shkak se diskutonin në lidhje me këtë çështje. Bëni kujdes, mos diskutoni për këtë çështje!"* (Tirmidhi, Kader, 1/2133)

Duke u nisur nga kjo, të kuptosh drejt thelbin e kësaj çështjeje, është një kriter i rëndësishëm dhe më se i mjaftueshëm. Shkurtimisht, veprat që Allahu i Madhëruar ka caktuar për njeriun, ndahen në dy pjesë:

### *1) Vepra të detyrueshme:*

Këto janë gjëra që realizohen jashtë dëshirës dhe vullnetit tonë dhe plo-

171. Shih. Kehf, 60-82; Buhari, Tefsir, 18/2-4.
172. Lehui Mahfudh: Libri ku Allahu i Madhëruar ka shkruar gjithçka që do të ndodhë, prej fillimit të krijimit e deri në fund.

tësisht të varura nga kaderi dhe kadaja. Të veprosh në kundërshtim me to, është e pamundur. Të lindësh, të vdesësh, të ringjallesh, të flesh, të kesh uri, struktura trupore, koha e jetës dhe të ngjashme me këto, futen të gjitha në këtë pjesë të kaderit. Ndryshe, quhet edhe "kaderi mutllak/caktimi absolut" dhe për shkak se njeriu është i ndikuar nga këto në mënyrë të detyrueshme, nuk mban përgjegjësi për to.

Në çështjet që bëjnë pjesë në këtë lloj kaderi, kur vjen çasti i kadasë, pra realizimit të tyre, syri i njeriut nuk sheh dhe veshi nuk dëgjon. Mevlana i nderuar thotë:

*"Kur vjen koha e kadasë, peshqit hidhen jashtë detit dhe zogjtë që fluturojnë në ajër, nxitojnë për tek kurthi që është përgatitur për ta në tokë. Nga një kader dhe kada e tillë, mund të shpëtojnë vetëm ata që shkojnë përsëri për tek një kader dhe një kada tjetër."*

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Urdhri i Allahut është vendim i kryer!"** (Ahzab, 38)

Megjithatë, kur thuhet kada dhe kader, nuk duhet të kuptohen vetëm fatkeqësitë dhe të tjera si këto. Në një farë kuptimi, kaderi shpreh ekuilibrin në gjithësi dhe kriteret hyjnore të atij ekuilibri. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar."** (Kamer, 49)

Nisur nga kjo, të kritikosh kaderin është injorancë ose, nëse më lejohet ta them, një budallallëk. Kjo, sepse gjykimi i tij është gjithmonë me vend. P.sh., askush nuk shqetësohet për diellin që ndriçon tokën tonë dhe rrotullohet vazhdimisht në një ekuilibër të caktuar pa devijuar qoftë edhe një milimetër. Të gjithë besojnë se dielli lind dhe perëndon çdo ditë brenda një rregulli të caktuar dhe të pandryshueshëm. Ngjashëm me këtë, ka edhe ndodhi të tjera pozitive e negative, që po t'u dihet urtësia, nuk do të ketë shprehje tjetër që të thuhet për to, përveçse "Kështu duhet të jetë!". Edhe mohuesit më të ashpër, mahniten kur vërejnë harmoninë hyjnore, rregullin dhe funksionimin e sistemeve që zbulojnë.

Çdo e fshehtë prej programit hyjnor, që zbulohet me lejen e Allahut, jo vetëm që nuk ka shans të kritikohet, por ajo e sjell vërdallë në luginën e mahnitjes dhe çudisë çdo njeri me mendje të shëndoshë, qoftë ai edhe mohues. Ata që flasin mbrapsht në lidhje me këtë çështje, janë vetëm ata që nuk ia kanë haberin fare urtësive të të fshehtave dhe që janë të privuar nga mendja

dhe të kuptuarit. Këta janë kurbanët e injorancës, që nuk dinë të ndajnë të mirën nga e keqja, të saktën nga e gabuara dhe të vërtetën nga e kota.

Nga ana tjetër, dihet shumë mirë se kaderi dhe kadaja janë enigmë. Dhe kjo, është një mirësi hyjnore për njeriun që, në të vërtetë, është një qenie e vdekshme. Nëse dikush do të dinte çdo gjë që do t'i ndodhte, pozitive apo negative qoftë, ai nuk do të mund të jetonte më dhe do të hiqte dorë nga ushqimi dhe puna. Pra, për shkak se Allahu i Madhëruar e ka fshehur kaderin, njeriu ushqen shpresa jete edhe kur ndodhet ballë përballë me vdekjen dhe nuk shkëputet nga veprimtaritë e jetës. Ky është një ligji hyjnor madhështor dhe i përsosur, që na e bën të mundur vazhdimin e jetës në këtë botë.

Në fakt, kënaqësia e zemrës është fshehur në kënaqësinë ndaj kaderit. Dhe asnjë veprim në kundërshtim me këtë nuk sjell dobi. Sa bukur shprehet Mevlana i nderuar:

*"Pa u kënaqur me ato që të jep Allahu, shko ku të duash me shpresën për të shpëtuar dhe gjetur rehatinë, por edhe atje do të përballesh me fatkeqësinë; e keqja që do të vijë, do të të gjejë dhe do të godasë përsëri.*

*Dije se asnjë cep i kësaj bote të përkohshme nuk është pa kurthe. Nuk ka shpëtim dhe paqe tjetër, përveçse të gjesh Allahun në zemër e të strehohesh tek ai, duke jetuar në qetësinë shpirtërore. Shiko! A nuk bien në kurthin e vdekjes edhe ata që jetojnë në vendet më të sigurta, edhe ata që pandehen më të fuqishmit e kësaj bote të përkohshme?*

*Ti mos shiko të ruhesh nga kurthet e përkohshme, por shiko të strehohesh tek Allahu! Nëse Ai dëshiron, edhe helmin e bën shërim, ndërsa ujin e bën helm për ty!"*

### *2) Veprat e bazuara në zgjedhje:*

Allahu i Madhëruar u ka falur njerëzve një vullnet të pjesshëm dhe relativ. Për këtë arsye, robi është përgjegjës për veprat e realizuara në sajë të këtij vullneti. Nëse ajo që vepron është mirësi, meriton shpërblimin, nëse është e keqe, meriton dënimin. Allahu i Madhëruar e krijon veprën të cilën robi dëshiron ta bëjë, duke përdorur vullnetin e tij. Në këto lloj veprash, përveç kriterit të krijimit, ekziston edhe kriteri i realizimit, i cili i takon i njeriut. Mirëpo, Allahu i Madhëruar nuk krijon çdo gjë që dëshiron njeriu.

Nga ana tjetër, koha është një koncept që nuk ndikon dhe nuk ekziston tek Allahu. Për shkak se ne mendojmë në një botë ku ekziston koha, jemi të

prirë të mendojmë se dija e Allahut për ato që do të ndodhin, është thjesht dëshira/caktimi ose diçka që Ai e bën me dhunë. Mirëpo kjo është një dobësi që lind nga fakti se ne nuk mund të mendojmë pa perceptimin e kohës. Nëse perdja e kohës do të ngrihej, çdo gjë do të shihej në të njëjtën kohë. Kur i Dërguari i Allahut ﷺ, tregon për ato që ka parë në Natën e Miraxhit, nga një anë flet për botën e pafillimtë, duke thënë:

*"(Atë natë) u ngrita në qiell dhe arrita në një vend, ku dëgjoja kërcitjet e lapsave."*[173] Dhe nga ana tjetër, vazhdon duke treguar për ato që kishte parë në botën e pafundme dhe për llojet e njerëzve që do të hyjnë në xhenet dhe në xhehenem.[174]

Ky realitet që iu ofrua Pejgamberit ﷺ, në Natën e Miraxhit, duke u nxjerrë jashtë konceptit kohor, për Allahun e Madhëruar është gjithmonë i arritshëm, sepse Ai është i pavarur nga koncepti i kohës.

Për rrjedhojë, nëse e largojmë perden e dobësisë sonë në lidhje me çështjen e kohës, do të shohim se Allahu i Madhëruar u ka dhënë robërve vullnet dhe mundësi sipas përgjegjësive dhe përgjegjësi sipas vullnetit dhe mundësive që kanë. Nëse nuk do të ishte kështu, Allahu, i Cili është Rrahman dhe Rrahim, nuk do t'i ngarkonte robërit me asnjë përgjegjësi dhe nuk do t'u kërkonte llogari në lidhje me zbatimin apo jo të urdhrave dhe ndalesave të Tij. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

**"Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka: në dobi të tij është e mira që bën, kurse në dëm të tij është e keqja që punon..."**

Menjëherë pas kësaj, Allahu i Madhëruar na mëson këtë lutje:

**"...Zoti ynë, mos na ndëshko për atë që harrojmë ose veprojmë pa qëllim! Zoti ynë, mos na ngarko barrë të rëndë, ashtu si i ngarkove ata para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me diçka që nuk mund ta bartim! Na i shlyej gjynahet tona, na i fal ato dhe na mëshiro! Ti je Zoti Ynë! Prandaj na jep fitore kundër atyre që nuk besojnë!"** (Bekare, 286)

Fakti që Allahu i Madhëruar ka caktuar përgjegjësi dhe llogari për robërit e Tij, tregon se Ai ka caktuar për ta edhe vullnet, liri zgjedhjeje dhe mundësi në po të njëjtën shkallë me përgjegjësitë që u ka dhënë. Atyre që nuk e shohin këtë realitet, Mevlana i nderuar, u flet prej botës së mendjes me këto fjalë:

173. Buhari, Salat, 1.
174. Shih. Buhari, Rikak, 51, Muslim, Zuhd 93.

*"Nëse shkon shtrembër, lapsi shkruan shtrembër, nëse shkon drejt, ai lind lumturi.*

*Kur një hajdut u kap nga roja, i thotë: «Zotëri! Ajo që kam bërë, është gjykimi dhe caktimi i Allahut.» Për këtë arsye, roja i thotë: «Po mor zotëri, por edhe kjo që bëra unë është gjykimi dhe caktimi i Allahut. Edhe e bën të keqen, edhe ia hedh përgjegjësinë kaderit; kjo s'është punë me mend.»*

*Kuptimi i kësaj është se Shejtani i tregon njeriut të keqen, ndërsa shpirti, të mirën. Nëse s'do të ekzistonte mundësia për të zgjedhur, përse të lodheshin kaq!..*

*O ti Xhebri*[175]*! Kur thua se: «Robi nuk ka vullnet të lirë!», duket sikur ke për qëllim të pastrosh Allahun prej dobësisë, por nuk e sheh se duke e mohuar të fshehtën e përgjegjësisë që Ai i ka ngarkuar robit të Tij, ti po e bën Allahun (kurrsesi) të padijshëm dhe po i atribuon Atij cilësitë e një njeriu që s'di se çfarë bën! Ai është Krijuesi i Gjithësisë! A bën Ai padrejtësi ndaj robërve të Vet, duke u kërkuar atyre të bëjnë atë që nuk ua ka urdhëruar? Thirri mendjes dhe kuptoje mirë urtësinë e urdhrit të Allahut të Madhëruar, kur u thotë robërve të Tij, «bëje ose mos e bëj këtë»! Edhe një urdhër apo ndalesë e thjeshtë që jep Ai, është tregues i ekzistencës së vullnetit njerëzor.*

*Kthehu dhe shiko botën tënde njëherë! Nëse askush tjetër nuk ka vullnet përveç Allahut, përse i keqesh hajdutit që të vjedh pasurinë? Përse disa i sheh si armiq dhe mpreh dhëmbët ditë e natë kundër tyre? Si është e mundur që i vë damkën e gjynahqarit dhe fajtorit, atyre që nuk kanë vullnet? Pra, kjo do të thotë, që kanë vullnet! Përndryshe, përse duhet të kishte nevojë për burgjet?!"*

Këtu është edhe një çështje që duhet sqaruar:

Megjithëse robit i është falur vullnet dhe liri zgjedhjeje, nuk është e drejtë që këtyre t'u jepet më tepër vlerë dhe rëndësi nga ç'u takon dhe ta vendosësh mendjen më lart se çdo gjë tjetër. Kur përveç dijes shtohet edhe urtësia, kuptohet shumë lehtë se sa të limituara janë vullneti dhe liria e zgjedhjes njerëzore në krahasim me vullnetin e pakufishëm hyjnor. Vullneti i pjesshëm, i cili është i vogël sa një thërrime, tek njerëzit që ia përkushtojnë gjithë ekzistencën e tyre vetëm Allahut, pakësohet aq sa pothuajse eliminohet fare. Madje, kur kjo gjendje arrin gradën në të cilën Allahu bëhet "syri që shohin dhe dora me të cilën mbajnë" këta njerëz, është njësoj si flaka e qiriut, e cila shkrihet dhe zhduket fare nën rrezet diellit.

175. Xhebri: Pjestar i rrymës xhebrije, të cilët e refuzojnë vullnetin dhe lirinë e zgjedhjes së njeriut, duke pretenduar, se gjithçka që bëjmë, është caktimi i Allahut. Pra, jemi të detyruar ta bëjmë, qoftë ajo e mirë apo e keqe.

## *E mira dhe e keqja janë prej Allahut*

Për sa i përket çështjes që edhe e keqja është prej Allahut, duhet të themi se asnjë e keqe nuk ndodh, sepse Ai e dëshiron atë. Mirëpo, Allahu i Madhëruar ka lejuar edhe ekzistencën e së keqes, si domosdoshmëri e sprovës. Vullneti dhe dëshira i takon robit, ndërsa krijimi i tyre i takon Allahut. Mbi të gjitha, vendosja e një ***"lejeje"***, ose nëse mund ta quajmë kështu, i një vize për shfaqjen e së keqes, është tregues i mëshirës së gjerë të Allahut ndaj robërve të Tij, sepse kjo vizë nuk e lejon çdo lloj të keqeje dhe, edhe nëse jemi apo jo të vetëdijshëm, kjo na ruan nga shumë fatkeqësi materiale dhe shpirtërore. Përndryshe, gjynahet dhe gabimet që njeriu i bën nën tundimin e shejtanit dhe egos, kushedi, mbase do të ishin edhe më të shumta. Kjo, sepse me vetëdije apo jo, ai e kërkon të keqen, aq sa kërkon edhe të mirën. Këtë fakt, Allahu i Madhëruar e shpreh me këto fjalë:

**"Njeriu mallkon në të keqe, ashtu siç lutet edhe për mirë; vërtet që njeriu është i ngutur."** (Isra, 11)

**"Sikur Allahu t'ua shpejtonte të keqen njerëzve, ashtu siç e dëshirojnë shpejt të mirën, me të vërtetë që ata do të zhdukeshin."** (Junus, 11)

Aq sa njeriu arrin ta kontrollojë veten, aq arrin edhe në kuptimin e ajetit fisnik të mësipërm. P.sh., kur një gënjeshtar i betohet dikujt për ta bërë që t'i besojë, duke i thënë, *«për sytë e ballit që them të vërtetën!»*, në përgjithësi, sytë e tij nuk verbohen dhe ai vazhdon ta përdorë si zakonisht në kushte normale kohën e sprovës që i është dhënë. Po ashtu, shumë njerëz, në momente të ndryshme dhe me qëllim të sinqertë, shprehen me fjalë të tilla plot seriozitet, si: «Mu thafshin duart nëse e bëj këtë; Gjetsha belanë nëse s'veproj kështu; Vdeksha nëse bëj atë etj». Mirëpo, vjen momenti dhe ata veprojnë në kundërshtim me ato që thonë. E megjithëse ndodh kështu, as duart nuk u thahen, as belaja nuk i gjen dhe as nuk vdesin. Në jetën e njeriut ka shumë shembuj të ngjashëm me këto. Ja pra, në raste të tilla, Allahu i Madhëruar, për shkak të mëshirës së Tij, nuk i realizon këto kërkesa të këqija.

Mirëpo ndonjëherë, këto lloj dëshirash të gabuara të njerëzve realizohen. Dhe në këto raste, ai person vuan dënimin e gjuhës dhe marrëzisë së tij. Për rrjedhojë, duhet të kemi shumë kujdes dhe të ruhemi nga përdorimi i shprehjeve të tilla të gabuara. Çdo fjalë duhet ta peshojmë mirë para se nxjerrim nga goja.

Nga ana tjetër, ndërkohë që Allahu i Madhëruar kënaqet nga e mira, Ai nuk kënaqet nga e keqja. Por e lejon dhe e krijon atë (të keqen) vetëm si domosdoshmëri të sprovës.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Vërtet, Allahu nuk dëmton askënd asnjë grimë, por, nëse** (dikush) **bën mirësi, Allahu ia shumëfishon atë dhe i jep shpërblim të madh."** (Nisa 40)

**"Çfarëdo fatkeqësie që ju godet, është si pasojë e asaj që keni bërë vetë; por Ai fal shumë."** (Shura, 30)

Për këtë arsye, zemrat e urta, përballë kësaj mëshire të Allahut të madhëruar dhe çdo shfaqjeje pozitive dhe negative të kaderit, thonë:

*"Kënaqësi është çdo gjë që vjen prej teje,*
*Trëndafil apo gjemb,*
*Kaftan apo qefin,*
*Edhe dënimi kënaqësi, edhe mirësia kënaqësi!"*

Po ashtu, edhe Allahu i Madhëruar i urdhëron robërit e tij të jenë të tillë:

**"Thuaj: "Do të na godasë vetëm ajo që na ka caktuar Allahu; Ai është Mbrojtësi ynë dhe vetëm tek Allahu le të mbështeten besimtarët!"** (Teube, 51)

**"Nëse Allahu vendos që të të godasë ndonjë e keqe, askush nuk mund të ta largojë atë përveç Tij, e nëse Ai do të të bëjë ndonjë të mirë, s'ka kush që ta pengojë mirësinë e Tij. Ai ia jep atë mirësi kujt të dojë prej robërve të Tij. Ai është Falës dhe Mëshirëplotë."** (Junus, 107)

Megjithatë, kjo gjendje asnjëherë nuk është pengesë për marrjen e masave. Për shkak se kaderi është i panjohur, njeriu duhet të bëjë atë që mundet për të arritur më të mirën e çdo gjëje.

Nëse thellohemi në këto parime themelore, para nesh do të dalin aq shumë çështje të cilat kanë nevojë për shpjegim, saqë nuk mund të vlejnë për gjë tjetër, përveçse si material debatesh në fushën e Kelamit[176]. Shkurtimisht, thelbi i kësaj çështjeje është:

176. Kelam: Apologjia Islame

Njeriu zotëron vullnet. Ky vullnet apo mundësi, i është falur nga Allahu i Madhëruar. Megjithëse çdo gjë bëhet me dëshirën e Allahut, kënaqësia e Tij është vetëm tek gjërat e mira. Dëshira e një mësuesi është që nxënësi i tij të pajiset me dituri dhe të kalojë klasën. Nëse nxënësi nuk mëson, mësuesi s'ka çfarë të bëjë. Po ashtu, edhe detyra e një doktori është të shërojë të sëmurin. Por, nëse i sëmuri nuk e zbaton recetën që i është dhënë, atëherë ai është vetë përgjegjës për rezultatet negative që mund të ndodhin. Në këtë rast, doktorit nuk mund t'i atribuohet asnjë gabim.

Nisur nga kjo, realizimi i kaderit, varet nga dëshirat tona të vullnetshme. Për rrjedhojë, ne nuk mund ta shfajësojmë veten në lidhje me përgjegjësinë, duke u arsyetuar me kaderin.

Nëse dikush që nuk e adhuron Allahun ose futet në rrugë të gabuar, thotë: "Ç'të bëj, kështu paska qenë e shkruar!", tregon se ai ka rënë në pakujdesinë dhe injorancën më të madhe. Allahu i Madhëruar, ia krijon mundësitë njeriut që dëshiron të falë namaz dhe të kryejë adhurimet e tjera.

Nëse e shfajësojmë veten në lidhje me gjynahet që bëjmë, do të thotë "të shpifim ndaj kaderit", gjë e cila është marrëzi dhe paturpësi.

Pjesa III

# ADHURIMET

***Besimi nuk mund të ruhet me dije dhe teori të thata, por me thellimin në botën e zemrës duke medituar rreth bukurive të fuqisë dhe madhështisë hyjnore që shfaqen në Kuran, në gjithësi dhe tek njeriu. Po ashtu, edhe në sajë të adhurimeve të kryera me pasion e përkushtim dhe në sajë të moralit të lartë. Nuk ka asnjë kënaqësi më të madhe dhe gradë më të lartë, sesa të jesh rob i devotshëm i Allahut. Adhurimet janë si vitaminat për jetën tonë shpirtërore. Nga ana tjetër, nëse bëjmë një jetë të shkujdesur nën ndikimin e dëshirave të poshtra dhe epshore, me një zemër të çoroditur, të rrudhur, të ashpër dhe rrangalle, do të thotë se besimi është dobësuar shumë.***

Thelbi i Islamit është besimi, ndërsa qëllimi i tij janë veprat e mira dhe morali i bukur. Islami nuk është diçka që duhet të fshihet vetëm në ndërgjegje. Kjo, sepse një e vërtetë, e cila qëndron vetëm në fushën e mendjes dhe zemrës, duke mos u përjetuar me vepra, sado e lartë të jetë, nuk ka ndonjë vlerë të madhe. Nëse njeriu nuk bëhet përkthyesi me fjalë i së vërtetës që beson dhe nuk e përjeton atë me vepra, besimi dhe dashuria që ka për të dalëngadalë do të dobësohen. Për këtë arsye, Islami nuk ka predikuar vetëm parime teorike për besimin, por edhe dispozita praktike. Pra Islami, në kuptimin e plotë të fjalës, është fe e jetës. Besimi, i cili do ta përfshijë atë (jetën) të gjithën, do të fillojë nga pika më e thellë e zemrës, duke rrjedhur nga gjuha si uji i jetës e pastaj do të përhapet në të gjithë trupin dhe përreth tij.

Besimi nuk mund të ruhet me dije dhe teori të thata, por me thellimin në botën e zemrës, duke shtuar meditimin në lidhje me të vërtetat dhe në sajë të adhurimeve të kryera me pasion e përkushtim. Nëse dobësohet kalaja e adhurimit, do të rrezikohet edhe kalaja e besimit brenda tij. Nëse e përngjajmë besimin me flakën e një kandili, adhurimet janë si vetë kandili që e mbron flakën nga fikja prej erërave që fryjnë nga anë të ndryshme dhe që ia shton edhe më shumë dritën asaj.

Dija zhvillohet vetëm me zbatim e përvojë dhe, duke zënë rrënjë, ajo kthehet në aftësi. Dija, e cila nuk i nënshtrohet zbatimit, jo vetëm që është shumë e vështirë të ruhet, por ajo pothuajse nuk ka asnjë dobi. Në të njëjtën mënyrë edhe rrënjosja e besimit tek njeriu, arrihet vetëm në sajë të adhurimeve.

Kënaqësia e besimit e cila fiton forcë në sajë të adhurimeve, tek njerëzit e mirë e të devotshëm është më e madhe se të gjitha kënaqësitë e përkohshme. Kjo kënaqësi eliminon forcën shkatërruese dhe të padurueshme të të gjitha dhimbjeve, vuajtjeve dhe vështirësive të mëdha të kësaj bote:

Kur magjistarët që u përballën në garë me **Musain** ﷺ, besuan Allahun, faraoni tiran ua preu këmbët dhe duart tërthorazi dhe i vari në trungjet e hurmave. Këta myslimanë të rinj, duke treguar dobësinë njerëzore përballë tiranisë së egër të faraonit, ngritën duart nga qielli me frikën se mos dobësoheshin në besim dhe iu drejtuan Allahut të Madhëruar me këto fjalë:

**"...O Zoti ynë! Na jep durim të madh dhe bëna të vdesim myslimanë!"**[177] Si përfundim, ata arritën te Zotit i tyre duke shijuar kënaqësinë e të qenit dëshmorë.

Edhe pasuesit e parë të **Isait** عليه السلام, qëndruan të palëkundur në besimin monoteist, edhe pse e paguan këtë duke u copëtuar nga dhëmbët e luanëve nëpër arenat e cirqeve. Për shkak të kënaqësisë së madhe të besimit që shijuan, ata e pinë me gjithë dëshirë sherbetin e martirit.

**Sumejje** رضي الله عنها, e cila më parë frikësohej edhe nga një gjemb që mund ta shponte, pasi shijoi kënaqësinë e papërshkueshme të besimit, tregoi durim të madh, edhe pse idhujtarët ia damkosën trupin me hekur të nxehtë. Ajo nuk lëshoi pe në besimin e saj edhe pas gjithë atyre torturave që hoqi. Më në fund, idhujtarët ia lidhën njërën këmbë në një deve dhe këmbën tjetër në një deve tjetër dhe e copëtuan trupin e saj të bekuar në mënyrë çnjerëzore. Po ashtu, edhe burri i saj **Jasiri** رضي الله عنه, i cili ishte shumë i moshuar, tregoi një durim të jashtëzakonshëm. Më në fund edhe ai e shijoi sherbetin e martirit. Familja e Jasirit رضي الله عنهم, ishin edhe martirët e parë të Islamit.[178]

Po ashtu edhe qëndresa legjendare e **Bilalit** رضي الله عنه, ishte në sajë të dëshirës së madhe që kishte ai për t'u takuar me Allahun. Edhe Bilali رضي الله عنه, iu nënshtrua torturave të rënda të idhujtarëve të verbuar nga urrejtja. Megjithëse trupi i tij ishte sfilitur nga torturat dhe prej lëkurës së tij të zezë po rridhte gjak i kuq, ai thoshte me bindje të plotë, «Ehad, ehad, ehad... Allahu është një, Allahu është një, Allahu është një!». Ai po përjetonte kënaqësinë e takimit me Allahun me një zemër që kishte shijuar ëmbëlsinë e besimit më tepër se dhimbjet dhe vuajtjet. Kjo, sepse ata e kishin kuptuar me të vërtetë madhështinë e mirësisë së Islamit. Në këtë mënyrë, ata ditën t'i hapnin me pasion dhe dashuri dyert e fisnikërisë hyjnore në të dyja botët. Jetët e tyre të përkohshme gjetën kuptimin e vërtetë të urdhrit hyjnor: **"O besimtarë! Kijeni frikë Allahun ashtu si i takon Atij dhe vdisni vetëm duke qenë**

177. Kuran: A'raf, 7/126.
178. Shih. Ibn-i Haxher, Isabe, III, 648; Zemahsheri, Keshshaf, tahkik. Muhammed Mersi Amir, Kairo 1988, III, 164.

**myslimanë!"**[179], duke arritur të fitojnë jetën e vërtetë dhe të përjetshme.

Po ashtu edhe brezat e mëvonshëm të besimtarëve që erdhën pas tyre, ishin të lartësuar, aq sa e mbajtën edhe Islamin mbi kryet e tyre.

Ndërsa një besim, i cili nuk përforcohet me adhurime, dobësohet me kalimin e kohës, duke e humbur kështu ndikimin pozitiv në sjelljet e njeriut. Dhe me dobësimin e ndikimit të besimit, njeriu anon nga ndjenjat negative dhe morali i keq, duke filluar të bëjë gjynahe dhe të këqija të ndryshme.

Duke theksuar urtësinë e adhurimeve, Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni** (nga të këqijat)**."** (Bekare, 21)

Një rob, i cili ruhet nga gjynahet dhe vazhdon rregullisht adhurimet e tij, në çdo moment afrohet edhe më shumë tek Allahu. Pejgamberi ﷺ, në lidhje me këtë fakt, është shprehur:

*"Allahu i Madhëruar, ka urdhëruar:* ***«Kush tregon armiqësi ndaj një mikut Tim, edhe unë i shpall luftë atij. Robi im nuk mund të fitojë afërsi me Mua, me diçka tjetër më të dashur se sa punët që ia kam bërë farz/të detyruara.*** *(Nëse)* ***Robi im vazhdon të më afrohet pa u ndalur me adhurime vullnetare*** *(përveç farzeve),* ***më në fund Unë e dua atë. Kur Unë e dua robin Tim, bëhem veshi i tij që dëgjon, syri që shikon, dora me të cilën mban dhe këmba me të cilën ecën. Çfarëdo që të kërkojë prej Meje, unë ia jap patjetër; nëse strehohet tek Unë, e mbroj atë. Unë nuk nguroj në asnjë punë që bëj, aq sa nguroj kur ia marr shpirtin robit tim***[180]*; (Sepse)* ***Ai nuk e do vdekjen dhe Unë nuk e dua atë që nuk do ai»."*** (Buhari, Rikak, 38. Shih edhe. Ahmed, VI, 256; Ibn-i Hibban, Sahih, II, 58/347)

Në disa transmetime të tjera zë vend edhe kjo shprehje:

***"...bëhem zemra me të cilën kupton dhe gjuha me të cilën flet."*** (Taberani, Kebir, VIII, 221/7880; Hejthemi, II, 248)

Adhurimet garantojnë pjekurinë shpirtërore dhe për rrjedhojë, e shpëtojnë njeriun nga xhehenemi, duke e bërë të fitojë xhenetin. Pasuria e vetme që do t'i bëjë dobi njeriut në botën tjetër, janë adhurimet dhe punët e mira, të cilat janë bërë me besim. Në gjirin e tokës do të varrosemi vetëm me punët tona të mira.

179. Kuran: Al 'Imran, 3/102.
180. Allahu i Madhëruar është larg prej cilësive njerëzore, si ngurrimi. Por këtu, kjo shprehje është përdorur, për të treguar kujdesin dhe rëndësinë që Allahu i Madhëruar i jep robit të Tij që e do dhe për t'ia bërë më të kuptueshme mendjes njerëzore.

**Mevlana** i nderuar thotë:

*"Nëse nuk dëshiron të jesh i vetmuar atje ku do të shkosh, merr me vete ndonjë nga fëmijët (ndihmësit) e tu, prej mirësive, bamirësive dhe adhurimeve!"* (Divan-i Kebir, II, 692)

Adhurimet kanë shumë ndikime pozitive në strukturën shpirtërore të njeriut. Çdo adhurim ka cilësitë e veta dhe çdonjëri prej tyre është si ushqimet dhe vitaminat shpirtërore që i jepen shpirtit. Besimtari që i kryen rregullisht adhurimet, nga ana shpirtërore është i fortë dhe jeton me zemër të qetë. Ai nuk kaplohet nga dëshpërimi dhe stresi përballë pengesave, vështirësive dhe pamundësive të jetës. Ndërsa, ai që i neglizhon adhurimet e veta, nuk mund të gjejë qetësi as në këtë botë dhe as në botën tjetër. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Nëse njeriu lë mangësi në adhurimet e tij, pra nëse çdo adhurim e pakëson duke mos i kryer ato në mënyrë të mjaftueshme, Allahu i Madhëruar i jep hidhërime dhe qedere."* (Ali Muttaki, Kenzu'l-ummal, nr: 6788)

Përveç këtyre, njeriu shpëton prej zhytjes dhe humbjes në materializëm, ngrihet shpirtërisht dhe duke fituar cilësi të mira, si mirësjellja, butësia dhe ndjeshmëria, arrin nderin e të qenit njeri. Për sa kohë i afrohet Allahut me adhurime, vepra dhe moral të bukur, fiton edhe cilësinë e të qenit drita e syrit të gjithësisë.

Nga ana tjetër, adhurimet kanë edhe dobi materiale, sepse Islami nuk lë pas dore asnjë fushë të veprimtarive njerëzore. Përkundrazi, midis tyre vendos një ekuilibër të përsosur. Islami, është një sistem i kompletuar, i cili e përfshin jetën në të gjitha aspektet e saj.

Resulullahu ﷺ, është shprehur se besimtarëve të cilët bëjnë kujdes ndaj adhurimeve të tyre, do t'u jepet begati në furnizimin e tyre.[181]

Gjithashtu, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Zoti ynë urdhëron: **«Nëse robërit e Mi më binden ashtu siç duhet, natën do t'u lëshoj shiun, ndërsa ditën do të lind diellin mbi ta. Përveç këtyre, do të bëj që ata të mos i dëgjojnë bubullimat.»**"* (Ahmed, II, 359; Hakim, IV, 285/7657)

Siç shihet, Islami u jep rëndësi të madhe adhurimeve. Për këtë arsye, si në Kuranin Fisnik, ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit ﷺ, në të shumtën e rasteve veprat e mira përmenden së bashku me besimin. Në të njëjtën

181. Shih. Muslim, Munafikin, 57.

kohë, kjo gjë tregon edhe rolin e rëndësishëm të adhurimeve në ruajtjen e besimit, edhe pozicionin qendror të adhurimeve në fe.

Gjithashtu, adhurimet janë të dobishme më tepër për vetë personin që i kryen, sepse Allahu i Madhëruar nuk ka nevojë për adhurimin dhe bindjen e askujt. Adhurimet janë shprehja e falënderimit ndaj mirësive të panumërta materiale dhe shpirtërore që na ka falur Allahu i Madhëruar. Sa mosmirënjohës është njeriu i cili nuk e falënderon Allahun e Madhëruar për gjithë këto mirësi, qoftë edhe duke kryer vetëm adhurimet që Ai i ka urdhëruar!

Gjithçka që ndodhet në gjithësi, është vazhdimisht në gjendje adhurimi ndaj madhështisë së Allahu të Madhëruar. Kurani Fisnik shprehet se çdo gjë që ekziston në tokë dhe në qiell, e madhëron Allahun duke e lavdëruar.[182] Yjet, malet, pemët, kafshët[183], zogjtë që fluturojnë të dëlirë në qiell[184] dhe krijesat e tjera, e adhurojnë Allahun e Madhëruar, ashtu siç do Ai dhe në një mënyrë që ne njerëzit nuk e kuptojmë. Ky quhet **"adhurimi i universit"**.

Shkurtimisht, nuk mund të mendohet një jetë pa adhurim, sepse Allahu i Madhëruar, e ka krijuar njeriun për të qenë rob i Tij dhe për ta adhuruar Atë.[185] Po ashtu, edhe natyrën e njeriut e ka ndërtuar në përputhje me këtë. Për këtë arsye, njeriu e ndjen vazhdimisht nevojën për t'u strehuar tek Zoti i Madhëruar si Krijuesi i tij, të kërkojë ndihmë prej Tij dhe ta adhurojë Atë. Po për këtë arsye edhe jeta e njeriut është e mbushur me shfaqje të shumta të hulumtimeve të një të vërtete për të arritur Krijuesin e gjithësisë.

Duke u nisur nga thënia, *"njeriu është krijuar për të adhuruar"*, nuk duhet menduar se myslimanët janë gjithmonë tipa seriozë dhe të përvuajtur. Resulullahu ﷺ, qëndronte gjithmonë i buzëqeshur dhe u thoshte myslimanëve se edhe buzëqeshja ndaj njëri-tjetrit do të konsiderohej si mirësi. Po ashtu edhe sahabët bënin shaka dhe shprehnin gëzim me njëri-tjetrin. Ndërsa Resulullahu ﷺ, u buzëqeshte atyre dhe këshillonte që në ditët e bajrameve dhe dasmave të mbizotëronte gëzimi dhe hareja. Pra edhe myslimanët ndajnë kohë për t'u rehatuar, për të pushuar dhe për të shëtitur. Mirëpo, të gjitha këto realizohen duke ruajtur një ekuilibër dhe harmoni të përsosur, larg shkujdesjes dhe dhënies pas kënaqësive egoiste.

Islami i ka urdhëruar adhurimet në mënyra të ndryshme dhe i ka shpër-

182. Shih. Kuran: Isra, 44.
183. Shih. Kuran: Haxh, 18
184. Shih. Kuran: Nur, 41.
185. Shih. Kuran: Dharijat, 56.

ndarë ato në kohë të veçanta. Kjo e bën njeriun të jetë së bashku me Allahun e Madhëruar në mënyrë të vazhdueshme, pa u lodhur e pa u mërzitur. Dhe ndjenja se ai është gjithmonë afër Allahut dhe së bashku me Të, i fal njeriut një qetësi dhe siguri të jashtëzakonshme.

Së fundmi, mund të themi se e vetmja qenie që meriton adhurim, është Allahu i Madhëruar, sepse adhurimi është shkalla më e lartë e respektit, bindjes dhe madhërimit. Dhe një gjë e tillë bëhet vetëm për Allahun, i Cili është i vetmi që e meriton këtë. Kjo, sepse dhuruesi i trupit, jetës dhe të gjitha mirësive në lidhje me këto është vetëm Allahu i Madhëruar. Për këtë arsye, është rreptësisht e ndaluar/haram, të bëhet sexhde[186] ndaj dikujt tjetër përveç Allahut.

## 1. Abdesti dhe pastërtia

Islami i jep rëndësi edhe pastërtisë fizike edhe asaj shpirtërore. Ai dëshiron që njerëzit të jenë të pastër, të rregullt, të sjellshëm dhe të ndjeshëm në çdo aspekt. Madje edhe parfumosjen me erërat më të këndshme, që u japin kënaqësi njerëzve, e ka konsideruar ndër traditat profetike më të rëndësishme. Për këtë arsye, Islami, pastërtinë e ka konsideruar si adhurim dhe e ka vendosur atë në krye të tyre. Madje, njeriut që sapo hyn në fe, i vendos si kusht marrjen e gusulit (larjen komplet të trupit).[187] Po ashtu, ai na mëson se adhurimet si namazi, tavafi dhe leximi i Kuranit, nuk mund të pranohen pa marrë abdes.

I Dërguari i Allahu ﷺ, këshillon të lahen duart para dhe pas ushqimit[188] dhe të merret abdes para se të flihet.[189] Madje, ai i nxiste besimtarët që me aq sa të kishin mundësi, të qëndronin gjithmonë me abdes.[190]

Një mëngjes, Resulullahu ﷺ, e thërret pranë muezinin, **Bilal Habeshiun** رضي الله عنه dhe e pyet:

*"Bilal! Çfarë të mire ke bërë që hyre para meje në xhenet? Sa herë që hyj në xhenet (në ëndërr), para meje dëgjoj kërcitjen e këpucëve të tua. Edhe mbrëmë hyra në xhenet (në ëndërr) dhe e dëgjova përsëri kërcitjen e këpucëve të tua..."*

Bilali رضي الله عنه, tha:

186. Sexhde: Përkulja dhe vendosja e ballit në tokë për të kryer një adhurim.
187. Shih. Ebu Daud, Taharet, 129/355.
188. Shih. Tirmidhi, Et'ime, 39/1846.
189. Shih. Buhari, Uudu, 75; Muslim, Dhikir, 56.
190. Shih. Ibn-i Maxhe, Taharet, 4; Muuatta, Taharet, 36; Ahmed, V, 276, 282; Darimi, Taharet, 2.

"O Resulullah! Sa herë që thërras ezanin, patjetër i fal dy rekat namaz. Ndërsa, kur më prishet abdesti, menjëherë marr përsëri abdes dhe mendoj se i kam borxh Allahut dy rekat namaz."

Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, tha:

*"Ja pra, në sajë të këtyre të dyve (ke arritur atë gradë të lartë)!"* (Tirmidhi, Menakib, 17/3689; Ahmed, V, 354)

Allahu i Madhëruar, në fund të ajetit ku ka urdhëruar dhe ka përshkruar abdestin, thotë:

**"...Allahu nuk dëshiron t'ju krijojë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastrojë dhe t'i plotësojë dhuntitë e Tij ndaj jush, që të jeni falënderues."** (Maide, 6)

Gjithashtu, është kusht që edhe veshjet me të cilat do të falet namaz, edhe vendi ku do të falet të jenë të pastër.

Nëse i analizojmë abdestin, gusulin dhe pastrimet e tjera që ka urdhëruar Islami, shohim se këto përmbajnë dobi dhe urtësi të shumta në aspektin shëndetësor. Me kënaqësinë e madhe të një adhurimi, njerëzit mbajnë pastër edhe veten, edhe mjedisin e tyre. Gjithashtu, ata ruajnë edhe shëndetin. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Pastërtia është gjysma e besimit."* (Muslim, Taharet, 1)

Ashtu siç tregojnë kujdes ndaj pastërtisë gjatë jetës, myslimanët dëshirojnë të shkojnë të pastër edhe në udhëtimin hyjnor pas vdekjes. Për këtë arsye, kufoma e një myslimani që ka ndërruar jetë, lahet mirë, i jepet gusul, mbështillet me një qefin të pastër e të bardhë, parfumoset me erë të mirë dhe i lihet amanet një toke të pastër. Pastaj, bëhen dua që në Ditën e Kijametit ai të dalë i pastër prej aty.

## 2. Namazi

Burimi më i madh dhe më i rëndësishëm i adhurimit, që e çon robin në detin e takimit me Allahun, pa asnjë dyshim, është namazi. Kjo, sepse namazi është maja dhe thelbi i të gjitha adhurimeve, si për nga forma, ashtu edhe për nga përmbajtja dhe grada.

Në gjithësi të gjitha krijesat, si dielli, lëndinat, barishtet, pemët, kafshët etj., janë vazhdimisht në gjendje adhurimi. Zogjtë që fluturojnë të rreshtuar, malet, gurët etj., e madhërojnë Allahun në një mënyrë që për ne është e panjohur. Adhurimi i bimëve bëhet në **kijam**, pra duke qëndruar drejt në

këmbë, i kafshëve në **ruku**, duke u përkulur, ndërsa ai i krijesave që konsiderohen si jo të gjalla, bëhet në **sexhde**, pra duke qëndruar shtrirë me ballë në tokë. Kështu veprojnë edhe banorët e qiellit. Një pjesë e melekëve qëndron në kijam, një pjesë në ruku, një pjesë në sexhde dhe një pjesë tjetër në dhikir të përhershëm, pra duke e madhëruar dhe e lavdëruar Allahun. Mirëpo, namazi që Allahu i Madhëruar ua ka dhuruar besimtarëve si një miraxh, i ka përmbledhur në vetvete të gjitha këto adhurime. Për rrjedhojë, ata që e falin namazin në mënyrën e duhur, kryejnë një adhurim, që përfshin adhurimet e të gjitha krijesave në tokë e në qiell dhe arrijnë shpërblime të pafundme e kënaqësi shpirtërore.

Namazi nuk ngjan me asnjë adhurim tjetër. Ai që fal namaz, nuk merret me diçka tjetër përveç tij. Namazi e shkëput njeriun nga çdo lloj lidhjeje tjetër dhe e bën atë të përjetojë një takim të papërshkueshëm tek për tek me Allahun e Madhëruar. Ndërsa adhurimet e tjera nuk janë kështu. P.sh., njeriun që agjëron, në të njëjtën kohë edhe mund të punojë, ai që bën haxhin, mund të bëjë edhe Pazar, nëse i duhet diçka. Mirëpo, ai që fal namaz, edhe trupin edhe shpirtin e ka në prezencë të Allahut. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Bëj sexhde dhe afroju Zotit tënd!"** (Alak, 19)

Në aspektin fizik, namazi i siguron trupit të njeriut lëvizje të ndryshme, si nga brenda, ashtu edhe nga jashtë. Duke e mësuar njeriun me ushtrime për një jetë të rregullt, e bën atë të fitojë edhe disiplinën e kohës.

Në aspektin shpirtëror, namazi është i mbushur me begati të tilla, si takimi me Allahun, meditimi, ngushëllimi në kohë frike, kënaqësi në kohë gëzimi, mbështetje shpirtërore, sjellje të gëzimit në zemër, mbrojtje të besimit, familjarizimi me Allahun dhe frymëzimi.

Në aspektin e të mirave shoqërore, namazi bëhet shkak i unitetit dhe bashkimit, i njohjes, familjarizimit, forcimit të lidhjeve të besimit e vëllazërisë dhe shumë gjërave të tjera pozitive. Në mënyrë të veçantë, namazi i falur me xhemat (bashkërisht), namazi i xhumasë dhe i bajrameve, siguron takimin e gjithë njerëzve në devotshmërinë ndaj Allahut në një rresht, unitetin e tyre, ndihmën reciproke dhe llogarinë shoqërore, pa bërë ndarje racash, ngjyrash, gjuhësh, postesh e pozitash.

Namazi është një adhurim, ku njeriu fiton virtyte të larta, si sinqeritetin, devotshmërinë dhe besnikërinë, duke dalë vazhdimisht në audiencën hyjnore. Në namaz njeriu e kthen botën e zemrës në atmosferën e një pranvere shpirtërore.

Për shkak se përsëritet të paktën pesë herë në ditë, namazi na e kujton vazhdimisht Allahun e Madhëruar dhe e lidh zemrën dhe ndërgjegjen tonë me Të. Ai vendos në zemrën e njeriut fuqinë e pakufishme të Allahut, vullnetin e Tij absolut, mëshirën dhe dhembshurinë, superioritetin dhe mirësinë, zemërimin dhe dënimin e Tij. Në këtë mënyrë, namazi e mban njeriun larg të këqijave dhe padrejtësive. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

**"Lexo** (o Muhammed) **atë që të është zbritur ty prej Librit** (Kuranit) **dhe fale namazin! Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar dhe vërtet që përmendja e Allahut është më e madhe! Allahu di gjithçka që ju bëni."** (Ankebut, 45)

Një njeri erdhi te Pejgamberi ﷺ dhe i tha:

"Filan person, natën fal namaz, ndërsa në mëngjes vjedh!" Profeti ﷺ, i thotë:

*"Nëse e fal namazin ashtu siç duhet, ky namaz dhe ajetet e Kuranit që këndon në namaz, do ta largojnë atë nga veprat e këqija që bën."* (Ahmed, II, 447)

Shkaqet më të rëndësishme të kësaj janë parimet e besimit që solli Islami, adhurimet dhe rregullat morale. Njeriu që merr edukatë Islame, ka frikë prej Allahut dhe beson me gjithë shpirt se çdo grimcë të mirë apo të keqe që bën, do ta shohë përsëri në botën tjetër. Për rrjedhojë, ai bëhet kyç i të këqijave dhe çelës i të mirave.

Namazi, i cili falet në kohë të caktuara, e shpëton dhe e qetëson njeriun nga lodhja e punës dhe monotonia e jetës në intervale të ndryshme të ditës. Në të njëjtën kohë, bën që robi të shprehë ndjenjat e dorëzimit dhe falënderimit ndaj Zotit të tij. Njeriu, i cili e vë kokën në sexhde, përballet me vetveten, duke gjetur kështu rastin që t'i kthehet botës së tij të brendshme.

Në ditët tona, kur njerëzit sa vijnë dhe po largohen nga njëri-tjetri, ku interesat vetjake kanë dalë në plan të parë dhe mbizotëron individualizmi, një sëmundje tjetër e civilizimit të sotëm, është ndjenja e **vetmisë**. Ilaçi më i mirë i kësaj sëmundje, që e fut njeriun në probleme psikologjike, është namazi. Sido që të falet, qoftë vetëm, qoftë edhe me xhemat për të rritur vlerën e tij, namazi e largon ndjenjën e vetmisë tek njeriu të paktën pesë herë në ditë. Pra, për shkak se namazi e nxjerr njeriun përpara Allahut, edhe sikur ai ta falë i vetëm, i kujton atij se në të vërtetë nuk është vetëm. Ndërsa kur falet me xhemat, njeriu jo vetëm që del para Allahut, por mblidhet në një vend edhe me vëllezërit e tjerë myslimanë.

**Prof. Dr. Umit Meriç**, i cili është specialist në fushën e sociologjisë, ka thënë:

*"Një shoqëri që fal namaz, nuk ka nevojë për psikologjinë dhe një shoqëri që jep zekat, nuk ka nevojë për sociologjinë!"*

Allahu i Madhëruar, në lidhje me namazin, urdhëron: **"Bëj sexhde dhe afrohu!"**[191]. Ndërsa për besimtarët që kanë shpëtuar, thotë se e falin namazin me përkushtim të plotë[192]. Në sajë të namazit, i cili falet me përkushtim të plotë, njeriut i shtohet mbështetja dhe dorëzimi tek Allahu i Madhëruar. Si rrjedhojë e këtij dorëzimi, njeriu mbrohet nga çrregullimet psikologjike, sepse ai ia ka dorëzuar veten fuqisë më madhështore, pra Allahut të Madhëruar dhe e ka lëshuar veten në krahët e gjerë të paqes së përjetshme.

Besimtari që fal namaz, e ndjen se ndodhet nën mbrojtjen e Allahut të Madhëruar dhe jeton me një ndjenjë të lartë qetësie shpirtërore dhe sigurie. Resulullahu ﷺ, në lidhje me ata që nuk falin namaz, ka thënë:

*"...Kush e lë namazin me vetëdije, largohet prej mbrojtjes së Allahut të Madhëruar dhe sigurisë."* (Ibn-i Maxhe, Fiten, 23)

Për rrjedhojë, një shoqëri që fal namaz është e shëndetshme edhe fizikisht edhe shpirtërisht. Në Epokën e Lumturisë, në Medinë erdhi një doktor. Por ai nuk gjeti punë. Si përfundim, Pejgamberi ﷺ, e këshilloi të kthehej pranë familjes së vet.[193] Po ashtu, duke u nisur nga transmetimet që na kanë ardhur, në Epokën e Lumturisë nuk gjendet asnjë rast që tregon për çrregullime psikologjike.

Allahu i Madhëruar e ka dërguar Pejgamberin ﷺ, si shembull. Ashtu si në çdo çështje, ai ishte shembull edhe në çështjen e kurimit psikologjik e shpirtëror. Në të njëjtën mënyrë, ai ishte shembull edhe në përmirësimin dhe zhvillimin e shoqërisë. Ja pra, kjo ishte shoqëria e Epokës së Lumturisë...

Nga ana tjetër, pas besimit, namazi është vepra e vlefshme dhe më e përkryer që bëhet për të përkujtuar Allahun.[194] Ai është kushti më i rëndësishëm pas Kelime-i Shehadetit. Atij që fal namaz, i falen gjynahet e vogla.

Një ditë, Resulullahu ﷺ, i pyeti shokët e vet:

*"Si thoni, sikur para derës së ndonjërit prej jush të rrjedhë një lumë dhe ai të*

191. Kuran: Alak, 19.
192. Shih. Kuran: Mu'minun, 1-2.
193. Shih. Halebi, Insanu'l-Ujun, III, 299.
194. Shih. Muslim, Iman, 137-140.

*lahet pesë herë në ditë në këtë lumë, a do t'i ngelte atij ndonjë papastërti?"* Sahabët thanë:

"Tek ai nuk do të ngelet asnjë papastërti." Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, vazhdoi e tha:

*"Ja pra, edhe pesë kohët e namazit ngjajnë me këtë. Në sajë të pesë kohëve të namazit, Allahu fshin dhe zhduk gjynahet (e robit)."* (Muslim, Mesaxhid, 283, Shih. Buhari, Meuakit, 6)

Me këtë, Resulullahu ﷺ, na bën të ditur se ky lumë që rrjedh me ujë të bollshëm, ndodhet menjëherë para derës së shtëpisë sonë. Pra, lumi është shumë pranë nesh dhe është shumë e lehtë të marrim ujë prej tij, të hyjmë brenda e të lahemi! Me një përpjekje të vogël mund të arrijmë mirësitë e mëdha që Allahu i Madhëruar na ka premtuar.

Për shkak se namazi është **çelësi i xhenetit**[195], Resulullahu ﷺ, i ka këshilluar ata që dëshirojnë të hyjnë në xhenet dhe të jenë fqinjët e tij atje, të bëjnë shumë sexhde.[196] Në të njëjtën kohë, sexhdja është edhe shkak për **shpëtimin nga xhehenemi**. Ky fakt shprehet kështu në këtë hadith fisnik:

*"...Në Ditën e Kijametit, Allahu i Madhëruar do të mëshirojë ata që do prej banorëve të xhehenemit. Ai do t'i urdhërojë melekët e vet, duke u thënë të nxjerrin prej andej ata që kanë kryer adhurimet kur ishin në jetën e mëparshme (në dynja) dhe ata do t'i nxjerrin. Melekët do t'i njohin ata prej gjurmës së sexhdes, sepse Allahu ia ka ndaluar zjarrit t'i djegë gjurmët e sexhdes. Zjarri djeg çdo pjesë të njeriut, përveç vendit të sexhdes, të cilin nuk mund ta prekë."* (Buhari, Ezan, 129)

Në të shumtën e rasteve, sexhde do të thotë namaz. Në disa ajete dhe hadithe fisnike, namazi është shprehur me kushtin e tij më të rëndësishëm, që është sexhdja.

Një tjetër dobi e namazit, e cila është edhe më e dobishmja se të gjitha, është se në sajë të tij, besimtarët që do të hyjnë në xhenet, do të shohin **Bukurinë e Allahut**. Një nga sahabët, **Xheriri** ؓ, tregon:

Një natë ishim ulur bashkë me Pejgamberin ﷺ, i cili duke parë hënën e plotë, tha:

*"Ashtu siç e shihni këtë hënë të plotë, lehtë dhe pa u shtyrë me njëri-tjetrin, ashtu do ta shihni edhe Zotin tuaj (në xhenet). Tashmë, përpiquni me sa keni mundësi, të*

195. Shih. Ahmed, III, 340.
196. Shih. Muslim, Salat, 225, 226; Ahmed, III, 428, 500.

*falni të gjithë namazet para lindjes dhe perëndimit të diellit!"* Pas këtyre fjalëve, Resulullahu ﷺ, këndoi këtë ajet fisnik:

**"...Lavdëroje me falënderim Zotin tënd para lindjes së Diellit dhe para perëndimit të tij! Lavdëroje Atë edhe në orët e natës, edhe në skajet e ditës, që të mund të kënaqesh!"**[197] (Ta Ha, 130) (Buhari, Meuakit 16, 26; Tefsir, 50/1; Teuhid, 24; Muslim, Mesaxhid, 211)

Shkurtimisht, namazi është adhurimi më i rëndësishëm që e afron njeriun me qëllimin e krijimit të tij. Struktura e skeletit të njeriut është krijuar në mënyrë që ai të kryejë lehtësisht rukunë (përkuljen) dhe sexhden (vendosjen e ballit në tokë). Kjo është bërë me qëllim që namazi të jetë i lehtë për njeriun dhe për ta afruar atë me qëllimin e krijimit. Për këtë arsye, njeriu duhet ta organizojë të gjithë jetën e vet sipas kohëve të namazit, duke e bërë atë boshtin e jetës së tij.

## 3. Agjërimi dhe Ramazani i Bekuar

Agjërimi është një adhurim i cili konsiston në qëndrimin larg prej ngrënies, pirjes dhe marrëdhënieve seksuale prej kohës së agimit e deri në perëndimin e diellit. Dhe e gjitha kjo, bëhet vetëm për t'iu bindur urdhrit të Allahut dhe për të fituar kënaqësinë e Tij.

Ndërsa vetë **muaji i Ramazanit**, në të cilin u jepet më shumë peshë adhurimeve, si namazit, zekatit, dhikrit (përmendjes së Allahut), leximit të Kuranit, ndihmës reciproke, bamirësisë etj., është një muaj i bekuar shpërblimi, ku jeta mbushet me frymëzim shpirtëror. Ai është zotëria i të gjithë muajve.[198] Në këtë muaj, Allahu i Madhëruar hap dyert e mirësive dhe begative për robërit e Tij. Madje, dyert e faljes i hap deri në fund. Ndërsa mirësive shumë të vogla u jep shpërblime shumë të mëdha. Në lidhje me këtë, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Kur hyn muaji i Ramazanit, hapen dyert e xhenetit dhe mbyllen dyert e xhehenemit. Ndërsa shejtanët lidhen me zinxhir."* (Buhari, Bed'u'l-Halk, 11; Muslim, Sijam, 1, 2, 4, 5)

---

197. Ky ajet fisnik, na lajmëron në lidhje me pesë kohët e namazit. Për më tepër në lidhje me këtë çështje, mund të shihni: Hud, 114; Isra, 78; Rum, 17-18; M. Kamil Yaşaroglu, "Namaz" mad., Diyanet Islam Ansiklopedisi, XXXII, 351.
198. Shih. Bejhaki, Shuab, III, 314-315; Hejsemi, III, 140.

## *Urtësitë e agjërimit*

Në këtë muaj të bekuar, arritja e të fshehtës së kënaqësive të përjetshme duke hequr dorë nga kënaqësitë e përkohshme, realizohet në sajë të adhurimit të agjërimit, ashtu siç e ka urdhëruar Allahu i Madhëruar. Besimtari që agjëron, lufton me dëshirat e egos me një vetëdije të përhershme adhurimi dhe, duke i vënë ato nën kontroll, arrin të minimizojë ndikimet e tyre.

Agjërimi, përsos moralin tonë dhe trajnimin e cilësive të domosdoshme në luftën e jetës, si këmbënguljen, durimin, qëndresën, vullnetin, mjaftueshmërinë, forcën shpirtërore, largimin nga dëshirat e ulëta të egos, etj., luan rolin e një mburoje të nderit dhe ndjenjave njerëzore, kundrejt dëshirave të pashtershme të egos që anon gjithmonë nga ngrënia, pirja dhe epshet.

Po ashtu, në sajë të privimeve dhe urisë, agjërimi na kujton mirësitë e panumërta që na ka dhuruar Allahu i Madhëruar. Për rrjedhojë, na bën të mendojmë gjendjen e të varfërve, duke na i mbushur zemrat me ndjenjën e mëshirës dhe dhembshurisë. Gjithashtu, ai ringjall edhe ndjenjën e falënderimit. Për këtë arsye, agjërimi është adhurimi që ndikon më shumë në eliminimin e gjërave negative që kanë mbytur shoqërinë, si urrejtjen, smirën dhe zilinë në jetën sociale. Prandaj, agjërimi nuk i është bërë farz/i detyrueshëm vetëm këtij populli (myslimanëve), por edhe popujve të tjerë paraardhës. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të ruheni nga të këqijat."** (Bekare, 183)

Adhurimet që Islami i ka bërë të detyrueshme, janë si ilaç për shumë sëmundje shpirtërore. Prirja drejt dëshirave të ulëta të egos, mashtrimit ndaj bukurive të kësaj bote, kënaqësive dhe argëtimeve pa asnjë lloj kriteri moral, janë disa nga fenomenet që shkaktojnë sëmundje shpirtërore. Për të mos u infektuar nga këto lloj sëmundjesh, duhet të mbahet pehriz. Agjërimi është mënyra më e bukur e kësaj kure, sepse atë e ka urdhëruar Vetë Allahu i Madhëruar, i Cili e ka krijuar njeriun. Dhe natyrisht që Ai i di më së miri edhe nevojat e robërve të Tij.

Me të vërtet që agjërimi është ilaç për shumë sëmundje fizike dhe shpirtërore. Për këtë arsye, ai mbahet në **"ditë të numëruara"**. Kjo, sepse nëse një ilaç përdoret vazhdimisht, trupi do të mësohet me të dhe ai ilaç nuk do të ketë më dobi. Prandaj dhe Pejgamberi ﷺ, sahabiun, i cili tha:

"Pjesën tjetër të jetës sime do ta kaloj gjithmonë me agjërim!", e kundërshtoi duke përsëritur tri herë këto fjalë:

*"Nuk quhet agjërimi i atij që e kalon gjithë kohën me agjërim!"* (Buhari, Saum, 55-57)

Mjekësia vërteton faktin se agjërimi më pak se tridhjetë ditë nuk do të kishte ndikim, ndërsa agjërimi më tepër se dyzetë ditë, do të krijonte një zakon të ri duke mos i garantuar dobitë që do të sillte caktimi i një periudhe kohore për ngrënien dhe pirjen normale.

Agjërimi e bën njeriun të fitojë disiplinën e ushqyerjes, duke kontrolluar oreksin e tij. Ai bëhet pengesë për grykësinë dhe pangopësinë. Për rrjedhojë, bëhet pengesë edhe i sëmundjeve që burojnë prej tyre. Nëse njeriu që agjëron është i shëndoshë, ai ka mundësinë të eliminojë kilet e tepërta. Ndërsa sistemi tretës, i cili ka punuar pa pushim për një vit rresht, ka mundësinë të bëjë pak pushim.

Nëse shohim në gjithësi, do të gjejmë shumë shembuj të agjërimit:

Studimet zoologjike kanë nxjerrë në pah se disa kafshët të egra nuk mund të gjejnë asgjë për ngrënë kur bie borë. Për rrjedhojë, këto kafshë e kalojnë dimrin në gjumë, duke agjëruar deri në pranverë.

Edhe gjendja e pemëve është e njëjtë. Gjatë dimrit ato i lëshojnë gjethet dhe bien në gjumë. Madje, nuk marrin ujë nga rrënjët deri sa të vijë pranvera dhe të shkrijë bora. Pas disa muajve të kaluar në agjërim, kur vjen pranvera bëhen më të gjalla dhe më frytdhënëse. Kjo mund të kuptohet edhe nga bollëku i gjetheve dhe luleve të tyre.

Edhe makineritë kanë nevojë për agjërim. Pasi të kenë punuar për një kohë të gjatë, motorët e tyre fiken duke i lënë të pushojnë për njëfarë kohe, me qëllim që të rimarrin përsëri fuqinë e mëparshme.

Në mjekësi, kohët e fundit, në sajë të një metode të re kurimi, të sëmurët kronikë shërohen duke përdorur agjërimin për një kohë të shkurtër ose të gjatë, në bazë të gjendjes së të sëmurit.[199]

Nga ana tjetër, mbajtja e agjërimit në një muaj të caktuar, është shumë e rëndësishme në aspektin e sigurimit të unitetit dhe bashkimit të myslimanëve. Punët që bëhen së bashku me njerëzit e tjerë, janë më të lehta dhe Ramazani i bekuar kalon në një atmosferë më festive në bashkësi. Për rrjedhojë, agjërimi i cili është me ditë të numëruara, i jep jetës sonë, e cila edhe ajo është me ditë numëruara, një hijeshi, thellësi dhe bukuri të veçantë.

199. shih. Prof. Dr. M. Hamidullah, *"Islam'a Giriş"*, s. 104.

Përveç kësaj, rotacioni që bën muaji i bekuar i Ramazanit nëpër të gjitha stinët e vitit, shpreh një urtësi më vete. Ramazani përjetohet me radhë në të gjitha ditët e vitit, qofshin ato të nxehta, të ftohta, të freskëta, të vakëta, të gjata apo edhe të shkurtra. Në këtë mënyrë, Ramazani begaton të gjitha ditët e vitit në intervale të caktuara. Në të njëjtën kohë, kjo gjë bëhet shkak edhe i shumë përjetimeve të mbushura me vështirësi dhe lehtësi, duke u dhënë shpirtrave të besimtarëve kënaqësi nga më të ndryshmet. Po ashtu, kjo gjendje është dhe shembulli më i bukur që tregon bindjen e besimtarëve ndaj Allahut të Madhëruar, në çfarëdolloj situate që të jenë.

Allahu i Madhëruar, në lidhje me Ramazanin dhe agjërimin, urdhëron:

**"Muaji i Ramazanit është ai në të cilin ka zbritur Kurani, që është udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues** (i së mirës nga e keqja)**. Pra, kushdo nga ju që përjeton këtë muaj, le të agjërojë! Sa i përket atij që është i sëmurë ose gjendet në udhëtim e sipër, le të agjërojë më vonë aq ditë sa nuk i ka agjëruar. Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë. Ai dëshiron që të plotësoni numrin e ditëve të agjërimit, ta madhëroni Allahun** (në fund të agjërimit)**, për shkak se ju udhëzoi dhe ta falënderoni Atë."** (Bekare, 185)

Në këtë ajet fisnik, Allahu i Madhëruar duket sikur dëshiron që agjërimi të mbahet si falënderim për zbritjen e Kuranit. Dhe si në çdo çështje tjetër, Ai e ka lehtësuar edhe agjërimin për robërit e Tij. Allahu nuk i ka lënë kurrë në gjendje të vështirë ata. Ndërsa në pjesën e fundit të ajetit, është bërë i qartë fakti se çfarë duhet të pritet prej agjërimit. Nisur nga kjo, në sajë të agjërimit njeriu kupton mirë madhështinë e Allahut dhe mëson se si ta falënderojë Atë në mënyrën më të bukur.

Shkurtimisht, kuptimi dhe thelbi kryesor i agjërimit, përveçse të disiplinojë disa dëshira të caktuara të trupit, është të zbrazë mendjen prej çështjeve të kësaj bote dhe gjërave të tjera përveç Allahut, duke e ngritur atë në nivelin më të lartë të vetëdijes hyjnore dhe përqendrimit shpirtëror.

### *Mirësitë e agjërimit*

I nderuari **Mevlana, Xhelaleddin Rumi**, ka thënë:

*"Ushqimi i vërtetë i njeriut, është drita e Allahut. Atij nuk duhet t'i jepet tepër ushqim për trupin. Ushqimi i vërtetë i njeriut, është dashuria dhe mendja hyjnore.*

*Njeriu nuk është i qetë, për shkak se e ka harruar ushqimin e tij të vërtetë, atë shpirtëror dhe është dhënë pas ushqimit trupor. Ai nuk di të ngopet... Dhe për shkak të ambicies, fytyra e tij është zverdhur, këmbët i dridhen dhe zemra i rreh fort nga paniku. Ku është ushqimi i botës, ku është ushqimi i pafundësisë?!.*

*Allahu i Madhëruar, në lidhje me shehidët/dëshmorët, thotë se ata «**po furnizohen**». Për atë ushqim shpirtëror, nuk ka as gojë dhe as trup"*

Në ngrënien e pakët dhe veçanërisht në uri dhe agjërim ka dhjetë të mira:

1) Gjatë përjetimit të urisë shtohet kënaqësia e zemrës dhe forca e memories. Ndërsa, kur je gjithmonë i ngopur, shtohet trashësia e mendjes dhe harresa.

2) Gjatë urisë zbutet zemra dhe ndihet kënaqësi e frymëzim në lutje dhe adhurime. Ndërsa në ngopje ngurtësohet zemra dhe prej adhurimeve nuk ndihet kënaqësi.

3) Gjatë urisë shtohet shpirtbutësia dhe modestia, ndërsa në ngopje kryeneçësia, mburrja dhe mendjemadhësia.

4) Gjatë urisë mendohet për të varfrit dhe të urit urit, ndërsa në ngopje këta harrohen e nuk mendohen.

5) Gjatë urisë thyhen dëshirat dhe epshet e egos, ndërsa në ngopje fuqizohet egoja që urdhëron për të keq.

6) Gjatë urisë trupi është i gjallë dhe vigjilent, ndërsa në ngopje trupi është i plogësht dhe i përgjumur.

7) Gjatë urisë është e lehtë të vazhdosh adhurimet, ndërsa në ngopje mbizotëron dembelizmi dhe ngathtësia.

8) Gjatë urisë trupi është i shëndetshëm, ndërsa në ngopje trupi dobësohet dhe sëmuret.

9) Gjatë urisë trupi ndihet i lehtë dhe i rehatshëm, ndërsa në ngopje trupi ndihet i rëndë dhe i ngathët.

10) Gjatë urisë bamirësia dhe dhurimi bëhen të dashura, gjë e cila e ndihmon robin të strehohet nën hijen e freskët të Allahut në Ditën e Kijametit, kur nxehtësia do të arrijë kulmin. Ndërsa në ngopje shtohet koprracia dhe shpërdorimi, të cilat e shkatërrojnë njeriun.

Pra, ndërkohë që ngopja nxit dëshirat e ulëta të egos, uria -pa e tepruar-forcon aftësinë e meditimit dhe ndjenjat.

Agjërimi i garanton njeriut të jetë i shëndetshëm në çdo aspekt. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Agjëroni, që të jeni të shëndetshëm!"* (Hejthemi, III, 179)

Por argumenti më i mirë që dëshmon për shëndetin fiziko-shpirtëror dhe virtytet që fitohen në sajë të urisë, është fakti se Allahu i Madhëruar, me anë të agjërimit i ka përgatitur edhe Pejgamberët e Tij për të marrë mesazhin hyjnor. Kur ata arritën majën e përsosmërisë, janë larguar nga njerëzit për një farë kohe dhe tek ata janë shfaqur cilësi të larta. Në këtë mënyrë, zemrat dhe mendjet e tyre janë bërë të gatshme për shpalljet hyjnore. Për shembull:

Pejgamberi i çmuar i Malit Sina, **Musai** عليه السلام, ka agjëruar dyzet ditë e dyzet net, derisa është shpallur Teurati/Tora.

Po ashtu edhe pejgamberi i bekuar i Malit Sair, **Isai** عليه السلام, ka agjëruar dyzet ditë e dyzet net, sapo ka dëgjuar fjalën e parë të Inxhilit/Ungjillit.

Ndërsa Pejgamberi, **Muhamedi** ﷺ, para se të zbriste Kurani Fisnik, ka qëndruar për një kohë të gjatë i vetmuar në shpellën Hira në afërsi të Mekës, duke i kaluar ditët e tij me adhurime të ndryshme. Më në fund, ai mori përgëzimin nga zëri i Xhibrilit ﷺ dhe zemra e tij filloi të mbushej me dritën e frymëzimit hyjnor.

Gjithashtu edhe para se Pejgamberi ﷺ, të ngrihej në Miraxh dhe të bënte një takim të veçantë, detajet e të cilit janë të panjohura për ne, arriti majën e përsosmërisë, duke duruar ndaj urisë dhe vuajtjeve të shumta që i shkaktuan idhujtarët me anë të embargos për tre vjet rresht.

Këto fakte tregojnë se qëllimi dhe dobia e vërtetë e agjërimit është shpirtërore. Për rrjedhojë, agjërimi duhet të mbahet vetëm për shkak se është një adhurim. Nëse agjërimi mbahet vetëm duke pasur për qëllim dobitë e tij të jashtme, ai nuk quhet më agjërim. Pra, qëllimi i agjërimeve tona nuk duhet të jetë parandalimi i tejngopjes së stomakut dhe rënia në peshë. Në agjërime të tilla nuk mund të bëhet fjalë për kënaqësinë hyjnore. Megjithatë, në agjërimet që mbahen për hir të Allahut, këto dobi dalin në pah vetvetiu.

Për këto arsye, myslimani që agjëron, duhet ta ruajë jetën e tij shpirtërore nga dëshirat e ulëta të egos dhe prirjet e saj të këqija. Ai nuk duhet të mjaftohet vetëm duke qëndruar larg prirjeve të jashtme, si ngrënia dhe pirja, por duhet të ruajë edhe botën e tij shpirtërore prej përgojimit, gënjeshtrës dhe çdo lloj mendimi të ulët të kësaj bote.

Allahu i Madhëruar i ka nxitur robërit e Tij të agjërojnë edhe për shumë të mira e dobi të tjera të agjërimit, të cilat nuk mundëm t'i përmendnim këtu. Dhe me qëllim që njerëzit ta praktikojnë sa më shumë agjërimin, Ai e ka shumëfishuar edhe shpërblimin e tij. Për çdo të mirë, jepet shpërblim nga dhjetë deri në shtatëqind fish. Mirëpo, agjërimi është i përveçëm. Shpërblimin e tij, Allahu i Madhëruar do ta japë pa masë. Robërit e Tij që agjërojnë, Ai do t'i gëzojë, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër, duke i pritur në mënyrë të veçantë në xhenetin e Tij. Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Allahu i Madhëruar ka urdhëruar: **«Përveç agjërimit, çdo vepër e njeriut është për veten e tij. Kurse agjërimi, është për Mua dhe shpërblimin e tij do ta jap Unë».***

*Agjërimi është mburojë. Kur njëri prej jush të agjërojë, të mos flasë fjalë të këqija dhe të mos grindet. Nëse dikush e shan ose i keqet, le të thotë:*

*«Jam agjërueshëm!»*

*Betohem në Allahun, i Cili ka në dorë shpirtin e Muhamedit, se era e gojës së agjëruesit, tek Allahu është më e këndshme se ajo e miskut (parfumit). Për agjëruesin ka dy momente gëzimi:*

*Njëri është iftari[200] dhe tjetri është kur ai takohet me Allahun dhe sheh shpërblimin e agjërimit."* (Buhari, Saum, 9; Muslim, Sijam, 163)

Shkurtimisht, agjërimi është një nga ushqimet më të mira për shpirtin. Ai e bën njeriun të jetojë në një disiplinë fizike dhe shpirtërore. Ai e zhvillon shpirtin duke e mësuar atë të minimizojë edhe përdorimin e hallalleve/të lejuarave. Besimtari, që edhe hallallet i përdor me masë të caktuar, ruhet më tepër prej gjërave të dyshimta dhe nuk u afrohet fare harameve/të ndaluarave.

## 4. Zekati

Zekati është 2.5 % e pasurisë që duhet të japin për hir të Allahut, njëherë në një vit hënor myslimanët, të cilët kanë pasuri mbi një sasi të caktuar. Zekati u jepet të varfërve, të mjerëve, nëpunësve që mbledhin zekatin, atyre që duhet t'u ngrohet zemra me Islam, skllevërve që duan të blejnë lirinë e tyre, borxhlinjve, atyre që punojnë në rrugë të Allahut dhe të mbeturve në rrugë.[201]

200. Iftar: Ushqimi që ha agjëruesi kur mbaron koha e agjërimit pas perëndimit të diellit.
201. Shih. Kuran: Teube, 60.

Përveç parave, zekatit i nënshtrohen edhe prodhimet e kafshëve dhe bimëve. Dhe llogaria e secilës prej tyre bëhet në mënyrë të veçantë. Zekati i prodhimeve bujqësore quhet **"Oshur"**. Përveç dhurimit të detyruar në një masë të caktuar, si zekati, Islami e ka lënë në dorë të vetë bamirësive, që t'i shtojnë dhurimet sipas gjendjeve që kanë.

## *Detyrat e të pasurit dhe të varfrit*

Ekzistenca e dallimeve në gjendjen e individëve dhe shoqërive, si në të fortë dhe të dobët, të shëndetshëm dhe jo të shëndetshëm, të ditur dhe të paditur, të pasur dhe të varfër përmban shumë urtësi të thella dhe të imëta të vullnetit hyjnor. Para së gjithash, mirësitë që zotërojmë në këtë jetë, Allahu i Madhëruar na i ka bërë të mundura me qëllim që të na sprovojë. Madje, ashtu siç janë sprovë mirësitë që zotërojmë, ashtu janë edhe gjendjet kur ne jemi të privuar nga diçka. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Për sa i përket njeriut, kur Zoti i tij e sprovon atë, duke e ngritur lart dhe duke i dhënë mirësi, ai thotë: 'Zoti im më ka nderuar.' Por, kur e sprovon atë, duke ia ngushtuar mjetet e jetesës, ai thotë: 'Zoti im më ka poshtëruar'."** (Fexhr, 15-16)

Nisur nga kjo, as pasuria nuk është nder dhe as varfëria nuk është poshtërim. Këto janë vetëm si rezultat i caktimit hyjnor. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Ne ua ndajmë njerëzve mjetet e jetesës në këtë botë, duke i ngritur disa në shkallë më të lartë se të tjerët, me qëllim që t'u shërbejnë njëri-tjetrit. Mëshira e Zotit tënd është më e mirë nga ajo që grumbullojnë ata."** (Zuhruf, 32)

Megjithëse Allahu i Madhëruar i ka ndarë gjërat në mënyrë të ndryshme ndër njerëz, Ai edhe përgjegjësitë i ka dhënë sipas tyre, duke mos i bërë padrejtësi askujt. Përveç kësaj, nga ky ajet fisnik kuptojmë se dallimi ndërmjet njerëzve luan një rol të rëndësishëm në vendosjen e harmonisë dhe rregullit në shoqëri.

I pasuri do të japë llogari para Allahut në lidhje me çështjet se ku e ka fituar dhe ku e ka shpenzuar pasurinë, pra për fitimet hallall dhe haram, për zekatin, sadakanë, bamirësinë dhe mirësitë që ka bërë me të. Atij i është dhënë përgjegjësia e shpenzimit të një pjese të caktuar të pasurisë për të varfrit dhe për rrjedhojë, ai i nënshtrohet një sprove të madhe në aspektin e pasurisë. Nëse ai e fiton edhe këtë sprovë së bashku me të tjerat, do të arrijë kënaqësinë hyjnore dhe mirësitë e xhenetit.

Po ashtu edhe i varfri do të japë llogari në çështjet, si durimi, ankimi, urrejtja, smira dhe ndershmëria. Nëse përfundimi i të gjitha këtyre përputhet me kënaqësinë e Allahut, vuajtja e tij në këtë botë do të kthehet në lumturinë e përjetshme të botës tjetër.

Ashtu si i varfri që ka nevojë për mbështetjen e të pasurit në këtë botë, edhe i pasuri ka nevojë për lutjen e të varfrit, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

Të pasurit falënderues e bujarë dhe të varfrit durimtarë e të ndershëm, ndajnë së bashku, edhe dinjitetin njerëzor, edhe kënaqësinë e Allahut. Ndërsa të pasurit mendjemëdhenj e koprracë dhe të varfrit e padurueshëm, të cilët e kanë zakon të kërkojnë gjithçka, janë të qortuar dhe të padëshiruar në Islam. I Dërguari i Allahut ﷺ, është lutur me këto fjalë:

*"O Zot! Strehohem tek Ti nga e keqja e pasurisë dhe e varfërisë!"* (Muslim, Dhikir, 49)

Pasanik i vërtetë është ai që kënaqet me atë që ka, që mbështet e dorëzohet tek Allahu dhe është i bindur ndaj Tij...

Të punosh dhe të fitosh pasuri e mall në rrugë hallall (të ndershme), padyshim që është diçka që kërkon aftësi. Por më e drejtë është të dhurosh në rrugë të Allahut, pa e adhuruar dhe pa e futur në zemër pasurinë. Në të kundërtën, pasuria do të jetë vetëm shkak për lodhje në këtë botë dhe dënim të hidhur në botën tjetër.

Kjo ndodhi e shkurtër e shpreh shumë bukur rëndësinë e dhurimit, bamirësisë dhe përpjekjes në rrugët të Allahut:

**Beshir bin Hasasijje** رضي الله عنه, tregon:

Shkova tek Resulullahu ﷺ, për t'i dhënë besën dhe ai më vuri këto kushte: Të dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është robi dhe i dërguari i Tij, të fal namazin, të jap zekatin, të bëj haxhin si mysliman, të agjëroj Ramazanin dhe të luftoj në rrugë të Allahut.

Unë i thashë:

"O i Dërguari i Allahut! Vallahi, për dy nga këto, nuk kam mundësi. Këto janë lufta dhe bamirësia. Myslimanët thonë se ai që ikën nga lufta, kthehet duke marrë mbi vete zemërimin e Allahut.[202] Dhe unë kam frikë

202. Në një ajet fisnik, urdhërohet: **"Cilido që ua kthen shpinën atë ditë, përveç atij që tërhiqet me qëllim që të sulmojë përsëri ose për t'u bashkuar me një grup tjetër, do të shkaktojë zemërimin e Allahut dhe do të ketë si strehë Xhehenemin. Eh, sa fund i keq është ky!"** (Enfal,

se kur të dalim në sheshin e luftës, do të më kaplojë frika e vdekjes. Për sa i përket bamirësisë, unë nuk kam tjetër përveçse një tufe të vogël delesh dhe dhjetë deveve. Ato janë burimi i të ardhurave dhe kafshët e udhëtimit të familjes sime."

Resulullahu ﷺ, tha:

*"Luftë nuk bën, bamirësi nuk bën! Po me çfarë do të hysh në xhenet?!"*

Unë menjëherë i thashë:

"O Resulullah, të jap besën!" Dhe i dhashë besën për të gjitha kushtet që ai më vuri. (Ahmed, V, 224; Hakim, II, 89/2421; Bejhaki, Shuab, V, 8; Hejthemi, I, 42)

## *Urtësitë e zekatit dhe bamirësisë*

Zekati, bamirësia dhe dhurimi, bëhen pengesë që njerëzit e kamur ta teprojnë duke u mashtruar pas pasurisë së tyre dhe që njerëzit e varfër të kaplohen nga prirjet negative, si urrejtja dhe smira ndaj të pasurve. Në këtë mënyrë ruhet ekuilibri i jetës sociale, ndërsa individët lidhen me njëri-tjetrin me vëllazëri dhe dashuri. Po ashtu, kjo ul maksimalisht edhe distancën ndërmjet të pasurve dhe të varfërve. Si rezultat i kësaj, numri i të varfërve do të ulet në mënyrë të dukshme dhe për rrjedhojë, do të parandalohen shumë fenomene negative në shoqëri.

Sa mbresëlënës është ky shembull, i cili tregon më së miri se si zekati bëhet shkak i bashkimit të njerëzve të ndryshëm në shoqëri:

Njëherë, kur **Omeri** رضي الله عنه, po kalonte pranë një shtëpie, para derës së saj pa një të moshuar të verbër që po lypte. Omeri رضي الله عنه, iu afrua nga pas dhe duke i prekur krahun, e pyeti:

"Prej cilit popull je ti?" I moshuari i tha se ishte prej hebrenjve. Kurse Omeri رضي الله عنه, tha:

"E si ke rënë në këtë gjendje?" Hebreu i verbër tha:

"Shkak për këtë është taksa e xhizjes[203], mosha ime e thyer dhe pamundësia."

Omeri رضي الله عنه, e kapi për krahu hebreun e verbër dhe e çoi në shtëpinë e tij. Në shtëpi mori ato që mund të gjente dhe ia dha hebreut. Pastaj thirri nëpunësin e thesarit të shtetit dhe e urdhëroi me këto fjalë:

16)

203. Xhizje: Një lloj takse që shteti islam merr prej shtetasve të saj jomyslimanë, me qëllim të mbrojtjes dhe të garantimit të të drejtave të tyre.

"Kujdesu ndaj këtij dhe të tjerëve si ky! Betohem në Allahun se, nëse ne përfitojmë prej tij kur ai është në moshën më frytdhënëse të rinisë dhe e lëmë atë të mjerë kur plaket e dobësohet, nuk do të ishim aspak të drejtë..."

Pas kësaj ndodhie, Omeri ﷺ, e hoqi xhizjen për atë dhe të tjerët si ai.[204]

Në aspektet njerëzore, jomyslimanët janë të barabartë me myslimanët. Për shkak se fryma e fundit është mister për të gjithë, jemi të detyruar të sillemi mirë me të gjithë njerëzit dhe jomyslimanëve duhet t'u afrohemi me shpresën se ata mund të besojnë para se të vdesin. Për këtë arsye, nëse atyre nuk u jepet gjë prej zekatit, të paktën duhet t'u ndahet një pjesë prej lëmoshave. Në fund të fundit, këto dhurime dhe mirësi mund të bëhen shkak i udhëzimit të tyre. Shembullin më të bukur të kësaj e shohim përsëri në jetën e Resulullahut ﷺ:

Në vitin e shtatë të emigrimit, pas çlirimit të Hajberit, Mekën e kaploi një thatësirë dhe zi buke. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut ﷺ, i dërgoi popullit të Mekës ndihma të ndryshme. Ebu Sufjani i mori në dorëzim të gjitha këto ndihma dhe ua shpërndau të varfërve të kurejshëve. Edhe pse në atë kohë ai vetë ishte prej idhujtarëve, i mahnitur nga kjo zemërgjerësi bujare, duke shprehur kënaqësinë e madhe që ndjente, tha:

"Allahu e shpërbleftë me të mira djalin e vëllai tim! Sepse ai u kujdes ndaj të afërmve të vet!"[205]

Kjo dhe mirësi të ngjashme me këtë, i zbutën zemrat e banorëve të Mekës, duke e bërë më të lehtë pranimin e Islamit nga ana e tyre. Edhe në historinë Osmane gjejmë shumë shembuj të udhëzimit të njerëzve në këtë mënyrë.

Nga ana tjetër, pasuria që merret si zekat, u kalohet pjesë- pjesë dhe shkallë- shkallë nevojtarëve të shoqërisë. Në këtë mënyrë, në shoqëri ndërtohet ekuilibri, drejtësia dhe harmonia sociale. Ndërsa pasuria e të pasurve pastrohet dhe i ngelet të zotit si hallall.

Që në kohët e hershme, në botë, vazhdimisht janë zhvilluar përplasje midis të pasurve dhe të varfërve. Në përgjithësi, të varfrit i kanë parë të pasurit me urrejtje dhe smirë. Ndërsa të pasurit i kanë parë të varfrit si njerëz të ulët dhe të mjerë. Këtu mund të përjashtohen vetëm periudhat kur institucioni i zekatit ka funksionuar ashtu siç duhet. Në ato kohë, zekati dhe lëmosha jepeshin me një fshehtësi dhe modesti të madhe.

204. Shih. Ebu Jusuf, Kitabu'l-Haraxh, Daru's-Salah, fq. 259-260.
205. Shih. Ja'kubi Tarihu'l-Ja'kubi, Bejrut 1992, II, 56.

Allahu i Madhëruar shprehet:**"Bamirësinë e merr vetë Ai!"**[206] Dhe, nëse sot zekati do të jepej ashtu siç duhet, të varfrit dhe të vuajturit në shoqëri do të pakësoheshin aq sa nuk do të mbetej pothuajse asnjë. Në kohën e **Khalifit Omer bin Abdulaziz**, njerëzit e sillnin zekatin e mallit të tyre, por nuk gjenin askënd, të cilit mund t'ia jepnin.[207] Njëherë, Omer bin Abdulazizi, e dërgon nëpunësin e zekatit në vendet e Afrikës. Mirëpo, nëpunësi u kthye pa i shpërndarë dot mallrat e zekatit, sepse nuk gjeti askënd që kishte nevojë për to. Për këtë arsye, me ato para ai mori dhe liroi shumë skllevër.[208] Ky pra është rezultati dhe shpërblimi i shpenzimit të pasurisë dhe jetës për hir të Allahut.

Ja pra, ndërkohë që Islami e mjekon dhe e shëron plagën "pasuri-varfëri" të njerëzimit në këtë mënyrë kaq të bukur, sistemet e tjera nuk kanë pasur sukses në këtë çështje dhe, ose e kanë tepruar, ose e kanë lëshuar fare me rregullat e tyre njerëzore. Dikush e ka ndaluar rreptësisht kërkimin e diçkaje nga një tjetër e dikush tjetër e ka bërë lypjen profesion. Ndërsa Islami, me anë të zekatit dhe dhurimit, e ka trajtuar këtë plagë me një drejtësi të jashtëzakonshme dhe ka ofruar zgjidhjen më të përshtatshme.

Me të vërtetë që zekati është një nga mirësitë më të mëdha që Islami ia ka falur njerëzimit. Po ashtu, zekati ka qenë edhe një nga mënyrat e heqjes së **zinxhirëve të skllavërisë** prej qafës së njerëzve, që ishin realiteti i hidhur i një periudhe të gjatë të historisë. Kjo, sepse një nga tetë kategoritë ku duhet të shpenzohen mallrat e zekatit, është edhe dhënia e lirisë së skllevërve.

Një nga urtësitë e zekatit është edhe pengimi i rritjes anormale të kapitalit individual. Zekati dhe dhurimi janë rrugëzgjidhja më e bukur që e pengon kapitalin të kthehet në kancer për individin.

Po ashtu, duke mbështetur shumë njerëz që punojnë dhe përpiqen për hir të Allahut, në sajë të zekatit mund t'u hapet rrugë punëve të mira. Ndihma që u jepet nxënësve të dijes me anë të zekatit, bëhet shkak që kjo dije të përdoret për hir të Allahut.

Në shoqëritë ku funksionon institucioni i zekatit, krijohet një gjendje paqeje. Si në shoqëritë e ndryshme islame, ashtu edhe në shoqërinë Osmane, shohim se jeta sociale ka qenë gjithmonë e qetë. Në sajë të kësaj qetësie, shoqëria Osmane ka qëndruar në këmbë për 620 vjet. Kur solidariteti shoqëror

206. Shih. Kuran: Teube, 104.
207. Shih. Bejhaki, Delailu'n-Nubuue, VI, 493.
208. Shih. M. S. Ramadan Buti, Fikhu's-Sire, fq. 434.

prishet duke mos dhënë më zekat, në shoqëri fillojnë të shtohen vjedhjet dhe fenomene të tjera negative. Me largimin nga shpirtërorja, dëshirat e ulëta të egos fillojnë e kalojnë kufijtë dhe si përfundim prishet edhe qetësia në shoqëri. Në këtë rast, rregullat që na mëson shkenca e sociologjisë mbeten vetëm në letër.

## *Prona i takon Allahut*

Të gjithë duhet të mendojmë se po jetojmë mbi pronën e Allahut dhe po furnizohemi me mirësitë e Tij. A nuk mendojnë ata që i neglizhojnë adhurimet si zekati dhe lëmosha, se mallin e kujt dhe prej kujt po e kursejnë!?

Në të vërtetë, në mënyrë absolute, prona i takon vetëm Allahut. Ndërsa zotërimet e njeriut, janë si pronat e përbashkëta. Pasuria e kësaj bote është një amanet që Allahu ia ka dhënë robit të Tij. Prandaj, është e papranueshme që një individ ta përdorë atë vetëm sipas dëshirës së tij. Pra, kjo pasuri duhet të përdoret në rrugën që ka urdhëruar pronari i vërtetë i saj.

Nisur nga kjo, kush dhuron diçka, nuk dhuron mallin e tij. Në të vërtetë, mallin që i ka dhuruar Allahu, ai ia kalon një robi tjetër të Allahut.[209] Për këtë arsye, Allahu i Madhëruar e ka caktuar zekatin si një borxh apo e drejtë që duhet t'u jepet nevojtarëve, prej atyre që kanë mundësi. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"**(Ata) **që nga pasuria e tyre japin të drejtën e caktuar për nevojtarin dhe mahrumin** (ai që është i varfër por ka turp të kërkojë)**"** (Mearixh, 24-25; Dharijat, 19)

Pra, çdo rob që dëshiron të arrijë moralin dhe mirësinë hyjnore, është i detyruar t'i lejojë edhe nevojtarët e të vuajturit të përfitojnë prej mirësive të kësaj bote, prej të cilave përfiton edhe vetë ai. Qëllimi i vërtetë i kësaj, është arritja e kënaqësisë së Allahut dhe formimi i besimtarëve të tillë, prej dorës dhe gjuhës së të cilëve përfitojnë të gjithë njerëzit.

## *Begatia e zekatit dhe bamirësive*

Zekati, i cili gëzon nevojtarët e shoqërisë, në fakt është më shumë i dobishëm për ata që japin sesa për ata që marrin. Në të vërtetë, fjala "zekat" që nënkupton **"pastrim"**, **"purifikim"** dhe **"begati"**, ka disa dobi shumë të rëndësishme, si pastrimi i njeriut prej disa sëmundjeve dhe të këqijave të

209. Shih. Kuran: Bekare, 3; Ra'd, 22; Nur, 33; Hadid, 7.

zemrës dhe pastrimi i pasurisë së tij.[210]Gjithashtu, pastrimi i zemrës, i shpirtit dhe i egos, është edhe një nga urtësitë e dërgimit të pejgamberëve.

Zekati bën të mundur që njeriut, i cili për nga natyra është shumë i dhënë pas pasurisë, t'i pakësohet dashuria ndaj mallit. E kur arrihet kjo, zekati e orienton atë tek dashuria e vërtetë, që është Allahu i Madhëruar, i Cili është i vetmi që e meriton të lidhesh pas Tij. Ai e ndihmon njeriun të pastrohet nga gjithçka që hedh hije mbi dashurinë për Allahun, të jetojë "teuhidin" dhe të shpëtojë prej koprracisë, duke e falënderuar Allahun për mirësitë që i ka falur. Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"...Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia!.."** (Ibrahim, 7)

**"Ata që shpenzojnë pasurinë e vet në rrugë të Allahut, i shëmbëllejnë atij që mbjell një kokërr nga e cila dalin shtatë kallinj, ku secili kalli ka nga njëqind kokrra. Allahu ia shton** (shpërblimin) **edhe më tepër kujt të dëshirojë; Allahu është Mirëbërës i madh dhe i Gjithëdijshëm."** (Bekare, 261)

Resulullahu ﷺ, duke folur për begatinë e madhe shpirtërore që ka bamirësia dhe dhurimi, është shprehur:

*"Për shkak të një kafshate buke, një grusht hurma apo diçka të ngjashme me këto, prej të cilave do të ketë dobi një i varfër, Allahu i Madhëruar vendos në xhenetin e Tij tre lloj njerëzish:*

*1) Të zotin e shtëpisë dhe atë që e urdhëron dhënien e tyre,*

*2) Zonjën e shtëpisë që përgatit atë që do të jepet,*

*3) Shërbyesin që do ta lërë atë mirësi në dorën e të varfrit."*

Pasi i numëroi këto, Resulullahu ﷺ, vazhdoi duke thënë:

*"Falënderuar qoftë Allahu i Madhëruar, që nuk harron askënd prej nesh!"* (Hejthemi, III, 112)

Nga ana tjetër, bamirësia largon shumë fatkeqësi të kësaj bote dhe të botës tjetër. Një pjesë prej këtyre, Resulullahu ﷺ, na i ka bërë të ditura me këto fjalë:

*"Ashtu siç e shuan uji zjarrin, ashtu e shuan edhe bamirësia gjynahun."* (Tirmidhi, Iman, 8/2616. Veç. Shih. Ibn-i Maxhe, Fiten, 12)

*"Bamirësia shuan zemërimin e Zotit dhe e largon njeriun nga vdekja e keqe."* (Tirmidhi, Zekat, 28/664)

210. Shih. Kuran: Teube, 103; Sebe, 39; Ebu Daud, Zekat, 21/1619.

*"Lëmosha që jep myslimani, ia zgjat (begaton) jetën atij, parandalon vdekjen e keqe dhe për shkak të saj, Allahu i Madhëruar largon prej tij mendjemadhësinë, varfërinë dhe mburrjen."* (Hejthemi, III, 110)

*"Nxitoni në dhënien e lëmoshës! Sepse fatkeqësia nuk mund t'ia kalojë lëmoshës."* (Hejthemi, III, 110)

*"Të gjithë do të jenë nën hijen e bamirësisë së vet, derisa të gjykohen të gjithë njerëzit."*

Një nga transmetuesit që na ka sjellë hadithin e fundit, **Ebu'l-Hajr** (Allahu e mëshiroftë), përpiqej që çdo ditë të jepte nga një lëmoshë. Madje, edhe nëse ajo që jepte, ishte një ëmbëlsirë, një qepë apo diçka e ngjashme me këto... (Ahmed, IV, 147-8; Hejthemi, III, 110)

Një herë, Resulullahu ﷺ, tregon se një grup njerëzish kishte shkuar tek Isai عليه السلام. Pasi ata u ndanë prej tij, Isai عليه السلام, u thotë të pranishmëve:

*"Nëse dëshiron Allahun, njëri prej tyre do të vdesë sot!"*

Kur erdhi mbrëmja, ata njerëz erdhën përsëri tek Isai عليه السلام, me turra drush të ngarkuara në kurriz. Isai عليه السلام, u tha:

*"Lëshojini drutë në tokë!"* Pastaj, njeriut për të cilin më parë tha se atë ditë do të vdiste, i thotë:

*"Zgjidhe turrën e druve!"* Kur personi e zgjidhi turrën e druve, prej aty doli një gjarpër i zi.

*"Çfarë pune të mirë ke bërë sot?"*- e pyet Isai عليه السلام.

"Sot nuk kam bërë ndonjë punë të mirë!"- tha njeriu. Por Isai عليه السلام, këmbënguli duke thënë:

*"Mendo mirë, çfarë ke bërë?"* Kësaj here, njeriu tha:

"Nuk kam bërë ndonjë punë, por kur kisha në dorë një copë buke, erdhi një i varfër dhe më kërkoi diçka. Ndërsa unë i dhashë një pjesë prej asaj buke."

Pasi mori këtë përgjigje, Isai عليه السلام, tha:

*"Ja pra, në sajë të kësaj të mire, fatkeqësia është larguar prej teje!"* (Hejthemi, III, 109-110; Ahmed, Zuhd, I, 96)

Sa bukur e shpreh **Mevlana** i nderuar begatinë e shpenzimit të pasurisë në rrugë të Allahut:

*"Pasuria nuk pakësohet aspak, duke dhënë lëmoshë. Përkundrazi, bamirësia e ruan pasurinë nga humbja dhe shpërdorimi! Zekati që jep, bëhet rojë e qeses tënde. Edhe namazi që fal, bëhet çobani yt e të ruan prej të këqijave dhe ujqërve.*

*Kush mbjell, atij i boshatiset hambari, por kur vjen koha e të vjelave, sa prodhim merr ai në këmbim të atyre farave që ka hedhur!? Sa hambarë të mbushur plotë merr në këmbim të një hambari që boshatisi!?.. Mirëpo, nëse gruri nuk përdoret aty ku duhet, por ruhet në hambar, do të jetë ushqim vetëm për insektet, krimbat dhe minjtë. Këto e shkatërrojnë atë plotësisht."*

### *Edukata e zekatit dhe dhurimit*

Kur jepet zekati apo lëmosha, është shumë e rëndësishme të respektohen rregullat e mirësjelljes dhe edukatës. Në mënyrë të veçantë, ai që jep, duhet ta bëjë këtë duke ndjerë mirënjohje ndaj atij që e pranon. Kjo, sepse ai e shpëtoi atë prej një borxhi të detyrueshëm dhe u bë shkak i arritjes së shumë begative.

Kur jepet zekat apo lëmoshë prej mallrave, duhet që malli të jetë të paktën i cilësisë mesatare. Ne nuk duhet t'u japim të tjerëve diçka që, po të na jepej neve nuk do ta pranonim.[211] Po ashtu, nuk duhet t'i çojmë dëm bamirësitë që bëjmë, duke i lënduar ndjenjat e nevojtarëve dhe duke ua kujtuar atyre këto mirësi. Allahu i Madhëruar e ka ndaluar rreptësisht këtë sjellje të shëmtuar.[212]

Nuk është e drejtë ta kërkosh përsëri atë që ia ke dhënë njëherë nevojtarit. Edhe kjo sjellje është konsideruar jashtëzakonisht e shëmtuar.[213]

Një nga çështjet e rëndësishme që duhet pasur kujdes kur jepet zekat dhe lëmoshë apo kur bëhet një mirësi, është respektimi i fshehtësisë. Kjo, sepse lëmosha që jepet haptazi dobëson ndjenjën e turpit tek ai që e merr dhe me kalimin e kohës kjo do të kthehet në një zakon, duke e humbur dëshirën e tij për të punuar. Përveç kësaj, dhënia haptazi i hap rrugë zhvillimit të cilësive të këqija, si mburrja, mendjemadhësia, pëlqimi i vetvetes etj.

Lëmosha duhet dhënë me sinqeritet vetëm për hir të Allahut. Dhurimet që bëhen për t'u dukur dhe për interesa të ulëta të kësaj bote, shkojnë kot dhe nuk i bëjnë dobi njeriut.[214]

### *Rreziku i braktisjes së zekatit*

Individët dhe shoqëritë që nuk e shlyejnë borxhin e zekatit, i presin rre-

211. Shih. Kuran: Bekare, 267; Ebu Daud, Zekat, 5/1582.
212. Shih. Kuran: Bekare, 262-264; Insan, 8-11.
213. Shih. Muslim, Hibat, 5.
214. Shih. Kuran: Bekare, 264.

ziqe të mëdha materialo-shpirtërore. Allahu i Madhëruar, i Cili na tërheq vëmendjen në lidhje me këto rreziqe, urdhëron:

**"Shpenzojeni pasurinë në rrugën e Allahut dhe mos e çoni veten tuaj në shkatërrim, por bëni të mira; Allahu me të vërtetë i do bamirësit."** (Bekare, 195)

## *Dora që jep është më e mirë se ajo që merr*

Islami nuk e ndalon nevojtarin të kërkojë diçka prej të tjerëve. Por nga ana morale, ai nuk e këshillon këtë gjë. E megjithatë, e lejon lypjen në raste të nevojave ekstreme. Kjo, sepse t'u shtrish dorën të tjerëve, e ul qenien njerëzore. Për këtë arsye, edhe Resulullahu ﷺ, kur merrte besën prej shokëve të tij, shumicës prej tyre u vinte si kusht që *"të mos kërkonin asgjë prej askujt"*.[215]

Pra, duhet të përpiqemi të japim zekat e jo të marrim, sepse i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Dora që jep, është më e mirë se ajo që merr. Ndihmën tënde filloje prej atyre që ke marrë përsipër t'u sigurosh jetesën! Lëmosha më e mirë, është ajo që jepet prej mallit që tepron pas plotësimit të nevojave. Kush nuk kërkon gjë prej njerëzve, Allahu nuk e bën atë nevojtar ndaj askujt. Dhe kush është syngopur, Allahu e pasuron atë."* (Buhari, Zekat, 18; Muslim, Zekat 94-97, 106, 124)

Përveç këtyre, Allahu i Madhëruar na tërheq vëmendjen edhe në ndjesinë e zemrës së njerëzve të mirë që japin zekat, lëmoshë dhe bëjnë mirësi. Duke nënkuptuar se bota e tyre shpirtërore duhet të bëhet si një skaner, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"**(Lëmosha) **u takon të varfërve, të cilët kanë hyrë në rrugën e Zotit e nuk janë në gjendje të udhëtojnë** (për të fituar)**. Kush nuk i njeh ata, kujton se janë të kamur, për shkak se nuk lypin. Ata do t'i njohësh nga pamja e tyre. Ata nuk i mërzisin njerëzit duke lypur. E çdo gjë që shpenzoni prej të mirave, Allahu i di ato."** (Bekare, 273)

## *Dëmet e kamatës*

Islami, në sajë të institucionit të zekatit dhe dhurimit, u ka zgjatur dorën e ndihmës njerëzve që ndodhen në vështirësi, pa pritur asgjë në këmbim dhe

215. Shih. Muslim, Zekat, 108; Ebu Daud, Zekat, 27/1643; Ahmed, I, 11.

në këtë mënyrë e ka shëruar që në rrënjë këtë plagë të shoqërisë. Përkundër kësaj, Islami e ka ndaluar rreptësisht fenomenin negativ të kamatës, që në dukje është ndihmë apo lehtësim për njerëzit, por që në të vërtetë nuk bën gjë tjetër përveçse abuzon me gjendjen fatkeqe të njerëzve të pashpresë.

Fajdexhinjtë dëshirojnë që të tjerët të kenë probleme dhe të përfitojnë prej kësaj gjendjeje. Ndërsa ai që jep zekat, bëhet ortak me vuajtjet e të varfërve dhe nevojtarëve. Dëshira e tij e vetme është të kënaqë Allahun e Madhëruar. Për këtë arsye, ai vazhdimisht mundohet të jetë ndihmës i robërve të Tij të vuajtur.

Sa më shumë mall dhe pasuri të ketë njeriu ambicioz dhe sypangopur, aq më e pakët duket në sytë e tij. Ndërsa njerëzit që mësohen të japin lëmoshë dhe zekat, bëhen edhe zemërgjerë. Ata mjaftohen me pak prej mirësive të kësaj bote. Mirëpo syri i fajdexhiut është kapluar nga një ambicie e tillë, saqë dëshiron të shtojë pasurinë e vetë qoftë edhe duke shkatërruar të tjerët. Megjithatë, përfundimi i tyre është gjithmonë falimentimi dhe humbja, sepse Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Allahu ia heq çdo përfitim kamatës dhe e rrit përfitimin e bamirësisë..."** (Bekare, 276)

Ndërsa i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Kush e shton pasurinë e tij me anë të kamatës, patjetër që fundi i tij do të jetë falimentimi me anë të pakësimit të pasurisë."* (Ibn-i Maxhe, Tixharat, 58; Hakim, IV, 353/7892)

Nga ana tjetër, për shkak se sistemi i kamatës bazohet në transferimin e parasë nga njëri tek tjetri, pra duke forcuar njërin dhe duke i pirë gjakun tjetrit, në këtë mënyrë dëmtohen pasuria dhe themelet e shoqërisë, rritet inflacioni, të pasurit bëhen më të pasur dhe të varfrit më të varfër. Gjithashtu, nga aspekti ekonomik, shoqëror, fetar dhe moral, ky sistem e zhyt popullin në batak.

Përkundër kësaj, lëmoshat dhe dhurimet në formë ndihme ndaj individëve të varfër dhe në vështirësi, garantojnë vazhdimësinë e harmonisë dhe rregullit shoqëror. Për këtë arsye, ato bëhen shkaqet e begatisë edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër.

Shkurtimisht, në ditët tona, kur ndjenjat vëllazërore janë dobësuar, paqja dhe qetësia shoqërore kanë humbur dhe urrejtja e armiqësia është shtuar jashtë mase, ndihet një nevojë serioze për më tepër fushata dhurimi. Në vendin e të varfërve dhe nevojtarëve mund të ishim edhe ne. Për këtë arsye,

dhurimet tona ndaj tyre duhen konsideruar si shlyerje e borxhit të falënderimit që kemi ndaj Zotit tonë.

## 5. Haxhi

Haxhi është një adhurim që bëhet një herë në jetë nga myslimanët që kanë mundësi, si nga ana ekonomike, ashtu edhe nga ana shëndetësore, duke vizituar Qabenë në Mekë dhe duke kryer disa rite të caktuara në ditë të caktuara. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Vizita e kësaj shtëpie** (Qabes) **për hir të Allahut, është obligim për atë që ka mundësi ta marrë këtë udhë!.."** (Al 'Imran, 97)

Adhurimi i haxhit ekzistonte edhe tek pejgamberët e mëparshëm. Mirëpo, me kalimin e kohës, idhujtarët e kthyen në një ceremoni zyrtare jashtë normave morale dhe në një ekspozim force, që të pasurit e shfaqnin para të varfërve. Me ardhjen e Islamit, haxhi mori përsëri identitetin e tij të vërtetë.

Adhurimi i haxhit ka shumë urtësi materiale dhe shpirtërore:

Haxhi zhvillohet në një atmosferë të begatë dhe madhështore, ku shfaqet mëshira e pakufishme e Allahut. Për këtë arsye, një prej emrave të Mekes së Ndritur, është edhe **"Ummu Ruhm"**, pra vendi ku zbret me bollëk mëshira hyjnore...[216]

Vendet e shenjta ku zhvillohet haxhi, kanë atmosferën shpirtërore të një bote qiellore, të mbushura me shenja hyjnore. Në ato vende të vjen në mendje vetëm mëshira dhe begatia e Allahut. Këto toka të shenjta kanë ushqyer me përshpirtshmëri të gjitha zemrat besimtare dhe janë lagur me lotët e dashurisë, që prej **Ademit** عليه السلام, e këtej. Ata që e kryejnë haxhin me përkushtim, në ato vende kërkojnë gjurmët e hapave të pejgamberëve, duke marrë prej tyre frymëzim shpirtëror. Këto vende të shenjta, të cilat janë një burim i veçantë frymëzimi, janë të mbushura me kujtime të bukura të vargut të pejgamberëve.

Nisur nga kjo, një nga qëllimet e haxhit, është edhe respektimi e zbukurimi i zemrave me kujtimet atyre vendeve të shenjta.

Haxh do të thotë:

216. Shih. Buhari, Tefsir, 18/4.

-Të perceptosh mbështetjen dhe dorëzimin e **Ibrahimit** عليه السلام dhe **Ismailit** عليه السلام, tek Allahu.

-Të gurëzosh armikun tonë të brendshëm të quajtur nefs/ego dhe prirjet e shejtanizuara jashtë nesh.

-Të strehohesh tek Zoti duke u zhveshur nga dallimet klasore dhe duke hyrë në atmosferën e qefinit.

-Të dridhërohesh me ndjenjën që të shkakton skena e frikshme e Kijametit.[217]

-Të ndërtosh një vëllazëri besimi ndërmjet myslimanëve, duke bashkuar në një vend popujt e huaj dhe të largët.

-Po ashtu, haxh do të thotë të përpiqesh të shpëtosh prej tufaneve të egos, duke u zhveshur nga rroba e trupit dhe duke u zhytur në thellësitë e shpirtit.

Meka, është vendi ku shfaqet realiteti i zhdukjes së koncepteve, si kombësia, ngjyra, veshjet, pozitat etj., dhe myslimanët mblidhen si një komb i vetëm nën vëllazërinë islame. Atje, drejtori, punëtori, i huaji, i pasuri, i varfri, i dituri, i padituri, mbreti dhe shërbëtori, të gjithë mblidhen në një vend, kanë të njëjtat veshje, qëndrojnë në të njëjtin shesh dhe në të njëjtin rresht. Ai qytet i bekuar, i mbushur me siguri, paqe dhe dashuri, është vendi ku shpirtrat mbushen me frymëzim e begati dhe vendi ku kanë jetuar pejgamberët. Sa skenë madhështore është uniteti, vëllazëria dhe dashuria që shfaqet gjatë haxhit dhe umres në ato vende të bekuara, pavarësisht krizave që po përjeton bota islame në ditët tona! Atje myslimanët shijojnë faljen e Allahut dhe përjetojnë vëllazërinë islame me entuziazmin dhe dashurinë e madhe që u fal besimi.

Haxhi është plotësimi me dashuri i detyrës së devotshmërisë ndaj Allahut.

Thelbi i adhurimit të haxhit është përkushtimi i vetes vetëm ndaj Allahut, duke u larguar prej çdo aktiviteti tjetër. Ai është një lloj prove dhe përgatitjeje në këtë botë, për udhëtimin në botën tjetër, për vdekjen dhe për ato që do të ndodhin pas vdekjes.

217. Haxhi është adhurimi që mbledh në një vend dhe kohë të njëjtë, rreth 3 milion myslimanë nga vende të ndryshme të botës. Tabloja që merr formë nga numri i madh i myslimanëve, të kujton skenën e përshkruar në ditën e kijametit, kur të gjithë njerëzit do të mblidhen para Zotit për të dhënë llogari.

Haxh është zhveshja e robit nga të gjitha gradat e kësaj bote, duke qëndruar vetëm me dy copa beze të bardha, me kokë dhe këmbë të zbathura; është një lloj ngritjeje nga varri dhe shkuarje në vendin e mahsherit; një dorëzimi i plotë dhe përgjërimi me gjithë shpirt tek Allahu. Ja pra, adhurimi i haxhit na tregon se fshirja e gjynaheve mund të realizohet vetëm në sajë të begatisë së një adhurimi të kryer pas përgjërimit, mbështetjes dhe dorëzimit të plotë tek Allahu.

Haxhi e orienton njeriun në jetën shpirtërore, sepse ky adhurim delikat është i mbushur përplot me shfaqje të dhembshurisë, mëshirës dhe dashurisë. Në haxh është e ndaluar të bësh gjah apo të lëndosh një krijesë të Allahut. Madje, është e ndaluar të këpusësh qoftë edhe një degë peme të gjelbër. Atje ka vetëm dashuri dhe mirësjellje ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Një ditë, Resulullahu ﷺ, i thotë **Omerit** ؓ:

*"O Omer! Ti je një njeri i fuqishëm. Mos i shtrëngo dhe mos i lëndo të dobëtit për të arritur Haxhi Esuedin*[218]*! As mos u shqetëso dhe as mos shqetëso! Nëse gjen vend (bosh), preke me dorë dhe puthe, përndryshe, bëja me shenjë nga larg sikur "e prek dhe e puth", pastaj kalo duke thënë Kelime-i Teuhidin dhe Bismilahin!"* (Ahmed, I, 28; Hejthemi, III, 241)

Për shkak se haxhi bëhet në një kohë dhe vend të caktuar, i bën myslimanët të fitojnë vetëdijen ndaj konceptit të kohës dhe vendit dhe se çdo gjë në botë zhvillohet në një rregull të caktuar. Ai i kujton njeriut se kur humb disa çaste të rëndësishme në jetë, mund të ketë humbur shumë gjëra. Ai i mëson njeriut se duhet të jetë gjithmonë vigjilent dhe çdo punë duhet ta bëjë në kohën e duhur.

Haxhi dhe hutbja/ligjërata e lamtumirës së Pejgamberit ﷺ, është një shembull shumë i bukur për haxhin që duhet të bëjë umeti i tij deri në Ditën e Kijametit. Gjithashtu, në haxhin e lamtumirës, Pejgamberi ﷺ, dha edhe udhëzime të tjera në lidhje me vëllazërinë fetare, duke përforcuar me dashuri dhe mëshirë çështjet kryesore të drejtësisë ndërmjet njerëzve.

218. Haxhi Esued: Guri i zi, i cili ndodhet në cepin lindor të Qabesë. Përkundër disa akuzave të p -baza, ky gur nuk është objek adhurimi. Atij i jepet rëndësi në shenjë të respektit ndaj traditës së Pejgamberit ﷺ. Në lidhje me këtë, është edhe thënia e famshme e Omerit ؓ, i cili është shprehur: *"Unë e di që ti je veç një gur, por po të mos e kisa parë Pejgamberin ﷺ, të të puthë, nuk do të të kisha puthur kurrë."*

## 6. Adhurimet e tjera

Përveç atyre që përmendëm deri këtu, në Islam ka edhe adhurime të tjera, siç janë adhurimet nafile[219], dhikri, duatë, leximi i Kuranit etj... Në kryerjen e këtyre lloj adhurimeve nuk është caktuar ndonjë kufi i veçantë. Prandaj, është këshilluar që çdokush të bëjë aq sa ka mundësi. Të gjithë do të fitojnë shpërblime në bazë të sinqeritetit me të cilin i kryejnë këto adhurime.

Allahu i Madhëruar i ka krijuar xhindët dhe njerëzit vetëm për të adhuruar Atë. Për këtë arsye, çdo çast i jetës duhet zbukuruar me adhurime, qofshin ato të vogla apo të mëdha.

Nga ana tjetër, Allahu i Madhëruar gjithmonë dëshiron lehtësi për robërit e Tij. Prandaj dhe ua ka lehtësuar devotshmërinë atyre, duke hapur dyert e mirësive, nga ku mund të hyjnë lehtësisht njerëzit e çdo niveli. Çdo njeri me mendje të shëndoshë mund të fitojë kënaqësinë e Zotit, duke i plotësuar lehtësisht dëshirat e Tij.

I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Buzëqeshja ndaj vëllait (të fesë), është bamirësi. Të urdhërosh të mirën dhe të pengosh nga e keqja, është bamirësi. T'i tregosh rrugën atij që e ka humbur, është bamirësi. Të shikosh për atë që është i verbër, është bamirësi. Të heqësh nga rruga gurë, ferra apo kocka, është bamirësi. Të hedhësh ujë nga kova jote në kovën e vëllait tënd, është bamirësi."* (Tirmidhi, Birr, 36/1956)

*"Askush prej jush të mos e nënvleftësojë qoftë edhe të mirën më të vogël që bën! Nëse nuk gjeni diçka (të mirë) për të bërë, buzëqeshini vëllait tuaj! Nëse blini mish ose bëni gjellë në tenxhere, shtojini pak më tepër ujë e jepini edhe fqinjit prej saj!"* (Tirmidhi, Et'ime, 30/1833)

Një besimtar i sinqertë, në sajë të një hapi që hedh në rrugën e Allahut, përshkon largësi të mëdha dhe arrin shpërblime të shumta. Në një ajet fisnik urdhërohet:

**"Kush bën një vepër të mirë, do të shpërblehet dhjetëfish. Kush bën një vepër të keqe, do të dënohet vetëm sipas gjynahut që ka bërë dhe nuk do t'i bëhet kurrfarë padrejtësie."** (En'am, 160)

Ndërsa në një hadith kudsij, Allahu i Madhëruar shprehet:

*"Kur robi (Im) më afrohet një pëllëmbë, Unë i afrohem një krah; kur ai më afrohet*

219. Nafile: Vullnetare

*një krah, Unë i afrohem një pash; kur ai vjen tek Unë duke ecur, Unë shkoj tek ai duke vrapuar."* (Buhari, Teuhid, 50; Muslim, Dhikir, 2, 3, 20-22, Teube 1)

Në bazë të qëllimit dhe sinqeritetit të njeriut edhe punët e përditshme mund të kthehen në adhurime. Për shembull, nëse një besimtar, i cili i kryen rregullisht adhurimet e detyrueshme, mundohet të fitojë të ardhura në mënyrë hallall, duke pasur për qëllim që me to të sigurojë jetesën e familjes së tij dhe edukimin e tyre me edukatë islame, arrin të fitojë edhe pasuri edhe shpërblime. Kush ha ushqim duke pasur për qëllim ruajtjen e shëndetit për të vazhduar kryerjen e adhurimeve, edhe ai do të shpërblehet sipas qëllimit të tij.

Shkurtimisht, kush u jep më shumë rëndësi adhurimeve islame, qofshin farze apo nafile, ai do të fitojë më shumë shpërblime. Madje, shpërblimin e përpjekjeve të tij do ta shohë edhe në këtë botë, edhe në botën tjetër. Për këtë arsye edhe sahabët e Pejgamberit ﷺ, në çështjen e adhurimeve dhe punëve të mira, ishin gjithmonë në garë me njëri-tjetrin. **Ebu Hurejre** ؓ, tregon:

Myslimanët e varfër, të cilët emigruan nga Meka në Medinë, erdhën tek Resulullahu ﷺ dhe i thanë:

"Myslimanët e pasur morën edhe gradat e larta të xhenetit, edhe mirësitë e përjetshme!" Pasi i dëgjoi këto fjalë, Resulullahu ﷺ, pyeti:

*"-Çfarë ka ndodhur? Çfarë kanë bërë ata?"* Muhaxhirët[220] e varfër thanë:

"Namazin që falim ne, e falin edhe ata. Agjërimin që mbajmë ne, e mbajnë edhe ata. Mbi të gjitha, ata japin lëmoshë, ndërsa ne nuk mund të japim. Ata lirojnë skllevër, ndërsa ne nuk mundemi!" Resulullahu ﷺ, u tha:

*"A t'ju lajmëroj për diçka me të cilën do të arrini ata që janë para jush, do të kaloni ata që vijnë pas jush dhe do të jeni më të lartë se kushdo tjetër, përveç atyre që bëjnë atë që bëni ju?"*

"Po, na e thuaj, o Resulullah!"- thanë sahabët e varfër. Pastaj, Profeti ﷺ, urdhëroi e tha:

*"Pas çdo namazi farz, thoni nga tridhjetë e tri herë Subhanallah, Elhamdulilah, Allahu Ebker."*

Pas disa ditësh, muhaxhirët e varfër erdhën përsëri tek Resulullahu ﷺ dhe i thanë:

220. Muhaxhir: Emigrues; Në terminologjinë islame përdoret për myslimanët që emigruan nga Meka në Medinë së bashku me Pejgamberin ﷺ.

“Vëllezërit tanë të pasur e kanë marrë vesh për tesbihet që bëjmë ne dhe tashmë i bëjnë edhe ata!” Pas këtyre fjalëve, Resulullahu ﷺ, urdhëroi e tha:

*“Ç’të bëjmë!? Kjo është mirësia e Allahut; dhe Allahu mirësinë e Vet ia jep kujt të dojë.”* (Buhari, Ezan 155; Deauat 18; Muslim, Mesaxhid, 142; Ebu Daud, Vitir 24)

❀

Me pak fjalë, çdo adhurim që ka sjellë Islami, ka shumë urtësi dhe dobi. Këtu kemi përmendur vetëm disa prej tyre. Një pjesë e tyre do të zbulohen me kalimin e kohës, ndërsa një pjesë tjetër do të kuptohen vetëm në botën tjetër.

Mirëpo, një gjë nuk duhet harruar; nuk është e drejtë të mendosh rreth dobive materiale të këtyre adhurimeve, ndërkohë që je duke i kryer ato. Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*“Veprat fitojnë vlerë sipas qëllimeve. Njeriu shpërblehet për atë që ka pasur qëllim...”* (Muslim, Imaret, 155)

Myslimani duhet t’i bëjë adhurimet vetëm për të fituar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar. Ndërsa dobitë që vijnë prej adhurimeve duhet t’i mendojë vetëm si mirësi të Allahut ndaj robërve të Tij. Madje, për këto duhet të falënderojë Allahun në mënyrë të veçantë.[221]

Po ashtu, nuk duhet harruar se qëllimet janë më të rëndësishme se veprat. Ngjarja e njërit prej sunduesve dhe heronjve të Horasanit[222], **Amr bin Lejsit**, është një shembull shumë i bukur në lidhje me këtë çështje. Pasi kishte ndërruar jetë, një njeri i mirë e kishte parë në ëndërr dhe midis tyre ishte zhvilluar ky dialog:

“Si u soll Allahu me ty?”

“Allahu më fali.”

“Për shkak të cilës vepër të fali Allahu?”

“Një ditë isha ngjitur në majë të një mali. Kur pashë numrin e madh të ushtarëve të mi, më pëlqeu shumë ajo pamje dhe mendova:

«Ah sikur të kisha jetuar në kohën e Resulullahut ﷺ dhe ta kisha mbësh-

221. Për më tepër detaje në lidhje me urtësitë e adhurimeve, shih. Osman Nuri Topbash, *“Islami Besimi Adhurimi”*.
222. Horasan: Një zonë në lindje të Iranit.

tetur me ndihmë...» Ja pra, në sajë të këtij qëllimi dhe dëshire, Allahu i Madhëruar më fali.” (Kadi Ijaz, Shifa, II, 28-29)

Pjesa IV

# MUAMELATI DHE MORALI

***Islami nuk është një jetë e përbërë vetëm nga besimi dhe adhurimet. Ai është një sistem vlerash jashtëzakonisht delikate, që përveç besimit dhe adhurimeve, rregullon çdo fushë të jetës në mënyrë të detajuar, si moralin dhe, në mënyrë të veçantë, respektimin e të drejtave dhe lirive. Islami është feja e vërtetë që është dërguar nga Allahu i Madhëruar për të mësuar se si duhet të jetojnë në këtë botë njerëzit që Ai ka krijuar dhe të cilët i njeh më mirë se ç'njohin ata veten e tyre.***

***Çdo besimtar me mendje të shëndoshë, duhet të thellohet në meditimin rreth këtyre pyetjeve:***

***"Çfarë është kjo botë? Përse erdhëm këtu? Për ku rrjedhin ditët tona të përkohshme? Si duhet të jetoj dhe si duhet të vdes?.."***

Islami nuk përbëhet vetëm nga besimi dhe adhurimet. Ai përfshin çdo fushë të jetës. Islami është feja e vërtetë që ka dërguar Allahu i Madhëruar, për t'u mësuar njerëzve deri në detajet më të imëta se si duhet të jetojnë në këtë botë. Për rrjedhojë, një nga pjesët më të rëndësishme të Islamit, është "*muamelati*[223]", me anë të të cilit rregullohen marrëdhëniet njerëzore.

**Muamelati**, nënkupton fushën e fikhut[224] jashtë adhurimeve, pra komplet fushën e drejtësisë. Këtë mund ta quajmë edhe, "Ligjet juridike që rregullojnë marrëdhëniet e individit me individët e tjerë dhe shoqërinë".

Islami ka rregulluar me ligj çdo fushë të individit që formon shoqërinë, duke filluar që nga jeta e përditshme private e deri tek jeta familjare, nga marrëdhëniet farefisnore dhe fqinjësore, tek veprimtaritë tregtare dhe ekonomike, nga shërbimet arsimore, edukative e formuese, tek rregullat e edukatës shoqërore, që garantojnë paqen e sigurinë. Përveç këtyre, Islami ka caktuar edhe detyrat, përgjegjësitë dhe të drejtat e njerëzve dhe, për rrjedhojë edhe dënimet që duhen zbatuar në rast të shkeljes së këtyre përgjegjësive dhe të drejtave.

Nisur nga kjo, ashtu siç një mysliman është i detyruar të bëjë një jetë private brenda rregullave islame, ai është i detyruar që edhe jetën e tij shoqërore dhe marrëdhëniet me njerëzit e tjerë t'i rregullojë në mënyrë të përshtatshme me urdhrat e Allahut. Shkurtimisht, ai duhet ta bëjë Islamin mbizotërues në çdo fushë të jetës së tij. Ai që nuk ia arrin kësaj, nuk mund të arrijë edhe pjekurinë e një besimtari të mirë. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Nuk mund të hyjë në xhenet ai që sillet keq me ata që ka nën urdhra dhe njerëzit përreth vetes."* (Tirmidhi, Birr, 29/1946; Ibn-i Maxhe, Edeb, 10; Ahmed, I, 7)

Ndërsa **Omeri** رضي الله عنه, thotë:

---

223. Muamelat: Kodi i të drejtave civile.
224. Fikh: Jurisprudenca islame.

“Tjetrit mos i shikoni namazin që fal apo agjërimin që mban, por shikoni;

-A thotë të vërtetën kur flet?

-A e respekton amanetin kur vjen koha për ta çuar në vend atë që i ke besuar?

-A kujdeset për hallallin dhe haramin kur merret me punët e kësaj bote?” (Bejhaki, Sunenu'l-Kubra, VI, 288; Shuab, IV, 230, 326)

Një njeri po lavdëronte dikë në prezencë të Omerit ﷺ, i cili e pyeti:

“A ke udhëtuar ndonjëherë me personin që po lavdëron?”

“Jo!”- tha ai.

“A ke pasur ndonjë marrëdhënie tregtie me të?”

“Jo!”

“A ke qenë fqinj i tij mëngjes e mbrëmje?”

“Jo!”

Atëherë, Omeri ﷺ, tha:

“Betohem në Allahun që nuk ka Zot tjetër përveç Tij, se ti nuk e njeh fare atë njeri!”[225]

Librat e Fikhut i shpjegojnë me çdo detaj të gjitha ligjet në lidhje me muamelatin. Në sajë të këtyre ligjeve, vihet rregulli në këtë botë dhe të gjithë njerëzit, qofshin myslimanë apo jomyslimanë, mbrohen nga padrejtësitë dhe tiranitë.

Allahu i Madhëruar, për garantimin e zbatimit të ligjeve në lidhje me muamelatin, ka vendosur dhe ka shpallur disa dënime për këtë botë dhe për botën tjetër. Besimtari i kujdesshëm bën gjithmonë një jetë në përputhje me kënaqësinë e Allahut, duke menduar jo vetëm për këtë botë, por edhe për botën tjetër.

## *Morali*

Në Islam ekziston edhe dimensioni moral, i cili i jep pjekuri jetës individuale e shoqërore.

Qëllimi i Islamit është ta bëjë njerëzimin një civilizim virtytesh. Dhe realizimi i kësaj varet nga pajisja e njerëzve me virtyte morale dhe nga pa-

225. Gazali, Ihjau Ulumi'd-Din, III, 312.

stërtia e zemrës dhe e shpirtit të tyre. Për këtë arsye, Islami, pas besimit dhe veprës, më tepër rëndësi i ka dhënë moralit.

Për shkak se edhe morali duhet të përmbajë cilësinë e sinqeritetit, si tek besimi dhe adhurimet, reflektimi i tij në marrëdhëniet ndërnjerëzore do të thotë që ndaj njerëzve të sillesh me mëshirë, bujari, respekt, drejtësi e butësi. Kjo, sepse është e pamundur t'i ndash marrëdhëniet me Allahun e Madhëruar, krejtësisht prej marrëdhënieve me njerëzit e tjerë.

Morali i bukur e përsos besimin, e zbukuron jetën dhe e afron të zotin tek kënaqësia e Allahut. Të bëhesh njeri i moralshëm, nuk do të thotë vetëm të zbukurohesh me cilësitë e bukura të Allahut të Madhëruar, por në të njëjtën kohë, ky është edhe një tregues i afërsisë me Allahun.

Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Ashtu siç ka ndarë riskun ndërmjet jush, Allahu i Madhëruar ka ndarë edhe moralin. Ai ia jep këtë botë edhe atij që e do, edhe atij që nuk e do. Ndërsa fenë ua jep vetëm atyre që i do. Nëse Allahu i ka falur dikujt fenë, do të thotë se Ai e do atë."* (Ahmed, I, 387)

Nga ky hadith kuptojmë se sa të lidhura janë feja dhe morali me njëra-tjetrën, madje edhe se si ato përdoren në vend të njëra-tjetrës.

Gjithashtu, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Xhibrili عليه السلام, më ka thënë, se Allahu i Madhëruar ka urdhëruar: **«Kjo fe, është ajo që Unë kam zgjedhur për Veten dhe me të cilën jam i kënaqur. Kësaj** (feje) **i shkon vetëm bujaria dhe morali i bukur. Për sa kohë të jetoni si myslimanë, ngrijeni këtë** (fe) **me këto dy virtyte!»"*** (Hejthemi, VIII, 20; Ali Muttaki, Kenz, VI, 392)

Elementi esencial që e bën njeriun njeri, është morali. Ja si shprehet **Shejh Sadi** në lidhje me këtë fakt:

*"Jo çdokush që ka sy, veshë e gojë, është Adem[226]. Ka shumë shejtanë, që shfaqen në formën e birit të Ademit. Ademi i vërtetë është njeriun me moral të bukur. Bukuria e fytyrës dhe zbukurimet e tjera, u ngjajnë bukurive të përkohshme të kësaj bote."*

Ndërsa **Mevlana** i nderuar, në lidhje me gjendjen e keqe ku bien njerëzit e privuar nga edukata dhe morali, shprehet:

*"Të këqijat që bëjnë të pamoralshmit dhe të paditurit që marrin në dorë poste të larta, nuk i bëjnë as qindra luanë të marrë së bashku!"* (Mesnevi, Vëll. IV. Bejt: 1441)

226. Adem: Ademi simbolizon njeriun.

*"Çdo gjë që të bie prej hidhërimeve dhe vështirësive, të gjitha të vijnë prej mospasjes frikë (nga Allahu), prej paedukatës dhe paturpësisë. Ai që është i paedukatë dhe i pafrikë në rrugë të Allahut, shkatërron edhe rrugën e të tjerëve. Një njeri i tillë nuk është burrë, por burracak.*

*Për shkak të turpit, këta qiej janë mbushur me dritë. Po ashtu edhe melekët, në sajë të turpit janë të pastër e të pafajshëm."* (mesnevi, Vëll. I, Bejt: 89-91)

Nisur nga kjo, myslimanët i kanë dhënë një rëndësi të madhe edukatës dhe moralit. Shëtitësi anglez **Busbecq**, i cili e ka vëzhguar nga afër shoqërinë Osmane, është shprehur se:*"Turqit, në jetën e tyre të përditshme, ndjekin rrugën e paqes të pejgamberëve dhe i urrejnë sharjet dhe grindjet"*.[227]

Islami ka sjellë normat morale më të bukura në çdo fushë të jetës. Si shembull mund të përmendim disa prej tyre:

## 1. Modestia

Gjëja kryesore e moralit është që njeriu të njohë kufijtë e vet dhe të mos jetë arrogant, por i përulur. Madje, për të mos i dhënë asnjë mundësi egos së tij, ai duhet ta shohë veten më të ulët se ç'është në të vërtetë. Kjo, në të njëjtën kohë e ndihmon njeriun të jetë më ngulmues dhe më punëtor në jetën e tij.

Ndjenja e modestisë, para së gjithash, e bën njeriun të jetë i turpshëm dhe i përkushtuar ndaj Allahut të Madhëruar. Njeriu që e ndjen sadopak fuqinë dhe madhështinë e Allahut, e kupton edhe dobësinë dhe pamundësinë e vet;mediton rreth faktit se ka ardhur në këtë botë si një mysliman, pa paguar asnjë çmim; e di shumë mirë se të gjitha mundësitë dhe aftësitë që zotëron i takojnë Allahut; e kupton se Allahu i Madhëruar, i Cili është Krijuesi i gjithçkaje, di, dëgjon dhe sheh të gjitha mendimet, fjalët dhe veprat e tij; jeton vazhdimisht me vetëdijen se është nën vëzhgimin e kamerave hyjnore; madje, arrin në atë pikë, sa vepron sikur e sheh Allahun në çdo çast; dhe për rrjedhojë, ai shpëton prej të gjitha gabimeve dhe arrin të bëjë një jetë të veçantë, çdo çast i së cilës është i zbukuruar me punë të mira.

Njeriu modest i vlerëson robërit e Allahut, i do ata, çdonjërin prej tyre e sheh me dashuri dhe tregon virtytin e faljes së gabimeve të tyre. Ndërsa tek njerëzit mendjemëdhenj, është vështirë të shihen virtyte të tilla.

227. Shih. Esther Kafe, "Rönesans Dönemi", Tarih İnceleme Dergisi, c. II, İzmir 1984, s. 232.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**“Bëhu i butë me besimtarët që të pasojnë ty!”** (Shu’ara, 215)

**“Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të padituritt i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: «Paqe qoftë!»”** (Furkan, 63)

Ndërsa Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*“Allahu i Madhëruar më ka urdhëruar:* **«Bëhuni aq të përulur, sa që askush të mos i mburret tjetrit; askush të mos i bëjë padrejtësi tjetrit!»”** (Muslim, Xhenet, 64)

*“Kush tregon një shkallë modestie për hir të Allahut, Ai do ta ngrejë atë një shkallë më lart. Por kush tregon një shkallë mendjemadhësie ndaj Allahut, Ai do ta ulë atë një shkallë më poshtë; dhe, nëse vazhdon në këtë mënyrë, më në fund Ai e hedh atë në shkallën esfi safiline (në më të ulëtin e të ulëtve).”* (Ibn-i Maxhe, Zuhd, 16)

Resulullahu ﷺ, e vinte para çdo gjëje devotshmërinë dhe përkushtimin ndaj Allahut. Një nga transmetimet që tregojnë këtë qëndrim të Pejgamberit tonë ﷺ, është edhe ky:

Një ditë, i Dërguari i Allahut ishte ulur dhe po bisedonte me Xhebrailin عليه السلام. Atë çast, nga qielli zbret një melek. Xhebraili عليه السلام, tha se ky melek zbret për herë të parë në tokë. Meleku tha:

“O Muhammed! Mua më ka dërguar Zoti yt. Ai pyet nëse dëshiron të bëhesh një pejgamber sundimtar apo një pejgamber rob .”

Pejgamberi ﷺ, pa nga Xhebraili عليه السلام, i cili tha:

“O i Dërguar i Allahut! Ji i përulur ndaj Zotit tënd!”

Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, duke treguar një modesti të pashoqe, tha:

*“Dëshiroj të jem një pejgamber rob.”* (Ahmed, II, 231; Hejthemi, IX, 18, 20)

Pas kësaj ndodhie, nuk është parë kurrë që Pejgamberi ﷺ, të ketë ngrënë bukë duke u mbështetur diku, deri sa u takua me Zotin e tij. (Hejthemi, IX, 20)

Resulullahu ﷺ, atyre që e tepronin në lavdërime ndaj tij, i qortonte me këto fjalë:

*“Mos më ngrini më tepër se ç’e meritoj! Sepse Allahu i Madhëruar më bëri rob, para se të më bënte Pejgamber.”* (Hejthemi, IX, 21)

Resulullahu ﷺ, u përgjigjej ftesës së skllevërve, edhe sikur ata ta ftonin

për të ngrënë bukë elbi[228] dhe u jepte selam edhe fëmijëve.[229]

Sipas atyre që na ka përcjellë **Enesi** ؓ, Pejgamberi ﷺ, i vizitonte shpesh ensarët dhe kur arrinte në shtëpitë e tyre, në mënyrë të veçantë u jepte selam fëmijëve, u përkëdhelte kokat dhe lutej për ta.[230]

Gjithashtu, Enesi ؓ, në lidhje me modestinë dhe moralin e Pejgamberit tonë ﷺ, transmeton këtë ngjarje:

"I shërbeva Resulullahut ﷺ, përafërsisht dhjetë vjet. Vallahi, unë i gjendesha pranë edhe gjatë udhëtimeve, edhe kur qëndronte në vendin e vet, por shërbimi që më bënte ai mua ishte më i madh se shërbimi që i bëja unë atij. Gjatë gjithë kësaj kohe, nuk më ka thënë qoftë edhe njëherë «of». Për një gjë që bëja, nuk më ka thënë kurrë «përse e bëre kështu?», ndërsa për një gjë që nuk e bëja, nuk më ka thënë «përse nuk bëre kështu?».

Gjatë një udhëtimi, Resulullahu ﷺ, kërkoi prej sahabëve të prisnin një dele dhe ta piqnin. Njëri prej sahabëve tha:

«O Resulullah, delen do e pres unë!» Një tjetër tha:

«O Resulullah, rjepjen do ta bëj unë.» Një sahab tjetër tha:

«O Resulullah, pjekja më takon mua.» Ndërsa Pejgamberi ﷺ, tha:

*«Atëherë, mbledhja e druve më takon mua.»* Mirëpo, megjithëse sahabët i thanë:

«O Resulullah! Ne e bëjmë edhe atë, nuk ka nevojë të lodheni ju», Pejgamberi ﷺ, u tha:

*«Unë e di që ju mund ta bëni edhe punën time. Mirëpo mua nuk më pëlqen të jem më i privilegjuar se ju, sepse Allahu i Madhëruar nuk e pëlqen që robi i Tij të jetë i privilegjuar në mes të shokëve.»* Pas kësaj, u çua dhe mblodhi dru.

Përsëri gjatë një udhëtimi tjetër, Resulullahu ﷺ, qëndroi në një vend për të falur namaz. Në fillim po ecte drejt vendit ku do të falte namaz, pastaj u kthye pas. Sahabët e pyetën:

«O Resulullah, ku po shkoni?»

*«Do lidh devenë time.»* Sahabët i thanë:

«E bëjmë ne, mos u mundoni. E lidhim ne devenë për ju!» Profeti ﷺ, tha:

*«Njeriu (që ka mundësi), të mos kërkojë ndihmë nga të tjerët, qoftë edhe për një*

228. Shih. Hejthemi, Mexhmau'z-zevaid, IX, 20.
229. Shih. Buhari, Isti'zan, 15.
230. Shih. Nesai, Sunenu'l-Kubra, VI, 90.

*punë të vogël, siç është shtypja e majës së misvakut[231]"* (Muhibbuddin Taberi, Hulasatu Sijeri Sejjidi'l-Besher, fq. 19; Kastallani, Mevahibu'l-Ledunnijje, Egjipt 1281, I, 385)

Po ashtu edhe sahabët fisnikë, që u formuan nën edukimin e të Dërguarit të Allahut ﷺ, zotëronin të njëjtin moral me të. **Omeri** ؓ, gjatë udhëtimit të haxhit, u shërbente njerëzve përreth dhe kur ata flinin, ai kulloste devetë. Të gjitha këto, buronin nga morali i tij i bukur.

Një nga dijetarët e tabiinëve[232], **Muxhahid bin Xhebr**, thotë:

*"Jam gjendur pranë Ibn-i Omerit dhe kur dëshiroja t'i shërbeja, më shërbente ai mua."* (Ebu Nuajm, Hilje, III, 285-286)

Një ditë, Resulullahu ﷺ, kishte dalë së bashku me disa sahabë prej Muhaxhirëve dhe Ensarëve për të përcjellë **Muadh bin Xhebelin** ؓ, si vali[233] në Jemen. Ata po ecnin, ndërkohë që Muadhi ؓ, ishte hipur mbi kafshë, ndërsa Pejgamberi ﷺ, ecte pranë tij në këmbë. Muadhi ؓ, tha:

"O Resulullah! Unë jam hipur, ndërsa ju në këmbë! A nuk bën sikur të zbres edhe unë e të ec së bashku me ju dhe shokët?" Pejgamberi ﷺ, e qetësoi atë dhe, duke i treguar se çfarë ishte ajo për të cilën mendonte në të vërtetë, u shpreh:

*"O Muadh! Unë dëshiroj që këto hapa të mi, të jenë hapa të hedhur në rrugë të Allahut."* (Dijarbekri, Tarihu'l-Hamis, Bejrut ts., II, 142)

Ja pra, të tillë modesti zotëronte Pejgamberi ﷺ. Shqetësimet e tij nuk kanë qenë asnjëherë në lidhje me veten e tij. I gjithë shqetësimi i tij, madje shqetësimi që e mplaku atë, ishte që njerëzit të gjenin udhëzimin dhe të arrinin lumturinë e kësaj bote dhe të botës tjetër.

I Dërguari i Allahut ﷺ, e kryente punën e tij gjithmonë vetë. Transmetimet në lidhje me këtë çështje dalin në këtë përfundim:

Resulullahu ﷺ, pastronte rrobat e tij, milte delet, arnonte rrobat e grisura, riparonte këpucët, fshinte shtëpinë, lidhte devenë dhe i jepte ushqimin, hante ushqim së bashku me shërbyesit, gatuante brumin dhe ato që merrte nga pazari i bartte vetë. Njëherë, kur **Ebu Hurejre** u përpoq të bartte rrobën që kishte blerë, Resulullahu ﷺ, tha:

231. Misvak: Salvadora persika: Një lloj bime që është përdorur që në kohët e hershme si furçë dhëmbësh natyrale.
232. Tabiin: Gjenerata e myslimanëve, që i kanë parë dhe kanë marrë mësim prej shokëve të Pejg - mberit ﷺ.
233. Vali: Guvernator.

*"Është më mirë që njeriu t'i bartë vetë sendet e veta. Mirëpo, nëse nuk ka mundësi t'i bartë, atëherë e ndihmon vëllai i tij mysliman."* Si përfundim, ai nuk e lejoi që ta bartte veshjen e tij. (Hejthemi, V, 122)

Hyrja e Pejgamberit ﷺ, në qytetin e Mekës gjatë çlirimit të saj, në krye të ushtrisë prej dhjetë mijë vetash, është një shembull madhështor i modestisë së tij. Sahabët që ndodheshin atje, e përshkruajnë kështu atë ngjarje:

"Resulullahu ﷺ, gjendej në krye të ushtrisë që shkoi për të çliruar Mekën. Kur na u mundësua çlirimi dhe ai ishte duke u futur në Mekë mbi devenë e tij, e përkuli kokën me aq shumë modesti para Zotit të Madhëruar, saqë maja e mjekrës së tij prekte samarin e devesë. Ai, dukej sikur qëndronte në sexhden e falënderimit. Ndërkohë, vazhdimisht thoshte:

*«O Allah! Jetë është vetëm ajo e botës tjetër!»"* (Uakidi, II, 824; Buhari, Rikak, 1)

Po ashtu, edhe ky qëndrim i nënës sonë **Aishes** ؓ, ishte një shembull i lartë i modestisë:

**Abdullah bin Ebi Mulejke** tregon:

Kur Aisheja ؓ, ndodhej në shtratin e vdekjes, **Ibn-i Abbasi** ؓ, kërkoi leje për të hyrë tek ajo. Aisheja ؓ, u thotë atyre që kishte pranë:

"Kam frikë se mos më lavdëron." (Dhe nuk deshi ta lejojë). Por kur iu tha se:

"Ai që po kërkon leje është djali i xhaxhait të Resulullahut ﷺ dhe prej parisë së myslimanëve."- ajo tha:

"Lejojeni të hyjë!"

Ibn-i Abbasi ؓ, e pyeti për gjendjen, duke i thënë:

"Si e ndjeni veten?" Ndërsa Aisheja ؓ, u përgjigj:

"Nëse jam e devotshme, jam në rrugë të mirë, pra jam mirë!" Ibn-i Abbasi ؓ, tha:

"InshAllah je në rrugë të mbarë, pra je mirë. Sepse ti je bashkëshortja e Resulullahut ﷺ dhe ai nuk u martua me asnjë grua të pamartuar përveç teje. Kur u përhapën shpifjet ndaj teje, e vërteta e pafajësisë tënde zbriti nga qielli."

Pasi Ibn-i Abbasi ؓ, e mbaroi vizitën dhe doli, hyri **Abdullah bin Zubejri** ؓ. Aisheja ؓ, i thotë Abdullahut, i cili ishte edhe nipi i saj:

**"Pak më parë, më erdhi për vizitë Ibn-i Abbasi dhe më lavdëroi. Sa do të dëshiroja që në atë moment të mos ekzistoja, të kisha ikur e të isha**

**harruar me kohë, pra të isha diçka që nuk përmendej më."** (Buhari, Tefsir, 24/8)

Siç shihet prej sjelljes dhe fjalëve të nënës sonë Aishes ﵂, vërehet qartë morali i saj i bukur, modestia, frika dhe devotshmëria ndaj Allahut.

Le ta mbyllim këtë temë me një shembull të fundit:

Nipi i dashur i Pejgamberit ﷺ, **Hasani** ﵁, një ditë bëri tavaf Qabenë dhe më pas qëndroi tek Makam-i Ibrahim, duke falur dy rekat namaz. Pastaj e mbështeti faqen tek muri i Makamit dhe filloi të qajë duke përsëritur vazhdimisht këto fjalë:

**"O Zot! Robi Yt i vogël dhe i dobët erdhi në derën Tënde; O Allah! Shërbyesi Yt i mjerë erdhi në derën Tënde; O Zot! Lypësi Yt erdhi në derën Tënde; I varfri Yt erdhi në derën Tënde!"**

Pastaj, u largua prej aty dhe gjatë rrugës pa disa të varfër që mundoheshin të mbushnin barkun me disa copa buke të thata. Ai u dha selam, kurse ata e ftuan Hasanin ﵁, të hante bukë me ta. Hasani ﵁), u ul pranë tyre dhe tha:

"Sikur të mos e dija që kjo bukë është lëmoshë, do të haja së bashku me ju." Pastaj vazhdoi dhe tha:

"Tani çohuni dhe ejani të shkojmë në shtëpinë time!"

Së bashku me të varfrit, morën udhën për në shtëpinë e tij. Hasani ﵁, u dha për të ngrënë, i veshi me rroba dhe u vendosi një sasi parash nëpër xhepa." (Ebshihi , Mustatraf, Bejrut, 1986, I, 31)

## 2. Altruizmi dhe bujaria

Në Islam nuk ka egoizëm, sepse ai e ka ndaluar rreptësisht egoizmin. Ne jemi të detyruar të mendojmë për të tjerët me të cilët ndajmë këtë botë, të paktën aq sa mendojmë për veten. Ato që dëshirojmë për veten, duhet t'i dëshirojmë edhe për të tjerët. Në mënyrë të veçantë, duhet të interesohemi më nga afër ndaj të sëmurëve, të dobëtve, nevojtarëve dhe të vetmuarve. Sepse të gjithë jemi robërit e një Allahu të vetëm. Dhe Zoti i Madhëruar kërkon që ne të ndihmojmë njëri-tjetrin:

**"Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit, e ai të thotë: 'O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!'"** (Munafikun, 10)

**“O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita** (e Gjykimit) **në të cilën nuk ka shitblerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë.”** (Bekare, 254)

**“...Ai** (Allahu) **ua zëvendëson atë që e ndani** (për mirësi)**...”** (Sebe’, 39)

Ndërsa Resulullahu ﷺ, altruizmin e ka nxitur me këto fjalë:

*“Myslimani është vëllai i myslimanit. Ai nuk i bën padrejtësi atij dhe nuk e dorëzon atë tek armiku. Kush e plotëson një nevojë të vëllait të tij, edhe Allahu do t’ia plotësojë nevojën atij. Kush ia largon një myslimani çfarëdolloj vështirësie, edhe Allahu i Madhëruar do t’i largojë atij një nga vështirësitë e Ditës së Kijametit. Kush e mbulon të metën e një myslimani, edhe Allahu i Madhëruar do t’i mbulojë të metat e tij në Ditën e Kijametit.”* (Buhari, Mezalim, 3; Muslim, Birr, 58)

Myslimanit nuk i shkon që të mendojë vetëm për veten e tij dhe të sillet pa ndjenja ndaj njerëzve të tjerë, sepse i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*“Nuk është besimtar ai që fle, ndërkohë që fqinji i tij është i uritur!”* (Hakim, II, 15; Hejthemi, VIII, 167; Buhari, Edebu’l-Mufred, no: 112)

Këtë qortim të Resulullahut ﷺ, myslimanët e kishin vendosur në qendër të jetës së tyre. **Ibn-i Omeri** رضي الله عنه, tregon:

“Ishin shtatë shtëpi (familje) dhe të gjitha ishin të varfra. Dikush dërgoi një kokë deleje tek njëra prej këtyre shtëpive. I zoti i shtëpisë, me mendimin se fqinji i tij kishte më tepër nevojë, ia dha atij kokën e deles. Edhe fqinji i dytë me të njëjtin mendim, ia dha kokën fqinjit të tretë. Pasi koka e deles shëtiti në të gjitha shtëpitë, u kthye përsëri tek shtëpia e parë që e kishte dhuruar.” (Hakim, II, 526)

Myslimanët e shohin më të rëndësishme që me pasurinë e tyre të gostitin robërit e Allahut sesa ta shpenzojnë atë vetëm për veten e tyre. Një nga shembujt më të bukur që e shpreh më së miri këtë botëkuptim, është edhe ky:

Një ditë, familja e Pejgamberit ﷺ, kishte therur një dele. Pas njëfarë kohe, Resulullahu ﷺ, pyeti:

*“Çfarë ka ngelur prej saj (mishit të deles)?”* Aisheja رضي الله عنها, u përgjigj:

“Ka ngelur vetëm një shpatull.” Pasi mori këtë përgjigje, Profeti ﷺ, tha:

*“Në të vërtetë, gjithçka ka ngelur përveç shpatullës!”* (Tirmidhi, Kijamet, 2470)

I Dërguari i Allahut ﷺ, e këshilloi nënën tonë Aishen رضي الله عنها, me këto fjalë:

*“O Aishe! Mos i kthe mbrapsht të varfrit, por jepu qoftë edhe një gjysmë hurme!*

*O Aishe! Duaji të varfrit dhe afroji ata pranë vetes, me qëllim që në Ditën e Kijametit edhe Allahu të të afrojë pranë Vetes së Tij!"* (Tirmidhi, Zuhd, 37/2352)

Prej asaj kohe, nëna jonë Aisheja ﷺ, gjatë gjithë jetës së saj ka shfaqur një karakter jashtëzakonisht altruist. Nipi i saj **Urve bin Zubejr**, ka thënë:

"...Aisheja ﷺ, ishte aq bujare, saqë nuk mbante për vete asgjë nga të mirat që Allahu ka krijuar si furnizim dhe i vinin asaj, por i dhuronte menjëherë..." (Buhari, Menakib, 2)

Resulullahu ﷺ, e ka këshilluar popullin e tij të jetë altruist. Një shembull të këtij fakti e transmeton edhe **Ebu Said Hudriji** ؓ:

"Një herë, ishim në një udhëtim së bashku me Resulullahun ﷺ. Në një moment, ia behu një njeri mbi devenë e tij dhe po shikonte sa majtas djathtas duke shpresuar për diçka. Kur e vuri re këtë, Resulullahu ﷺ, tha: «*Ata që kanë kafshë ngarkese më tepër se ç'u duhet, le t'ua japin atyre që nuk kanë. Ata që kanë më tepër ushqim, le t'ua japin atyre që nuk kanë...*»

I Dërguari i Allahut ﷺ, përmendi edhe shumë lloje të tjera mallrash. Pikërisht atëherë, ne e kuptuam se askush nuk kishte të drejtë të mbante diçka më tepër se ç'i duhej." (Muslim, Lukata 18)

Ndërsa Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"...Të pyesin se çfarë duhet të japin si lëmoshë. Thuaju: 'Tepricën!'..."** (Bekare, 219)

Në këtë mënyrë, Allahu i Madhëruar na sprovon ne robërit e Tij, nëse do t'i shpenzojmë apo jo në rrugën e Tij të mirat që Ai na ka dhuruar. Dhurimi është një nga mjetet më të rëndësishme që e afron besimtarin tek Allahu i Madhëruar, i Cili urdhëron:

**"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani** (lëmoshë) **nga ajo** (pasuri) **që e doni..."** (Al 'Imran, 92)

## *Altruist në çdo çështje*

Altruizmi nuk nënkupton vetëm kujdesin ndaj nevojave materiale të njerëzve, por ndaj të gjitha nevojave.

Gjatë udhëtimeve dhe betejave Resulullahu ﷺ, gjendej gjithmonë në krye të myslimanëve dhe të gjithë strehoheshin pas tij.[234] Ndërsa në kthim qëndronte gjithmonë në fund të karvanit, me qëllim që të ndihmonte të

234. Shih. Muslim, Xhihad, 79; Ahmed, I, 86, 126.

dobëtit që nuk mund të ecnin, duke i hipur ata në pjesën e pasme të samarit dhe duke u lutur për ta.[235]

Një shembull shumë i bukur në lidhje me këtë çështje, është edhe kjo ndodhi:

Një ditë, Resulullahu ﷺ, shkoi tek një dyqan rrobash dhe bleu një këmishë për vete me katër dirhem[236]. E veshi këmishën dhe doli jashtë. Në atë moment u takua me një person prej ensarëve, i cili i tha:

"O Resulullah! Më vish një këmishë, të veshtë Allahu rroba të xhenetit!"

Resulullahu ﷺ, e hoqi këmishën menjëherë dhe ia veshi atij. Pastaj u kthye përsëri tek dyqani dhe bleu një këmishë tjetër me katër dirhem. Tashmë i kishin ngelur vetëm dy dirhem. Kur papritur, në rrugë sheh një vajzë të vogël që po qante dhe e pyet:

*"Përse qan?"* Vajza e mjerë, tha:

*"O Resulullah! Familja ku unë shërbej, më dha dy dirhem dhe më dërgoi të marr miell. Mirëpo mua më humbën paratë!"*

I Dërguari i Allahut ﷺ, ia dha vajzës së vogël edhe ato dy dirhem që i kishin mbetur. Kur u largua pak, vuri re se vajza e vogël vazhdonte ende të qante. E thirri pranë dhe e pyeti përsëri:

*"Ti i more dirhemët, përse qan tani!?"* Vajza thotë:

"Kam frikë se mos më qortojnë, për shkak se u vonova!"

Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, shkoi së bashku me vajzën tek familja ku ajo shërbente dhe u dha selam. Njerëzit e shtëpisë e njohën zërin e Profetit ﷺ, por nuk u përgjigjën. Kur dha selam për herë të tretë, ata thanë, "Alejkum selam" dhe dolën jashtë të gëzuar. Resulullahu ﷺ, tha:

*"A nuk e dëgjuat selamin e parë?"*

"E dëgjuam o Resulullah, por kishim dëshirë të na jepje selam disa herë dhe të begatoheshim. Prandaj nuk u përgjigjëm menjëherë. T'u bëfshin kurban nënat dhe baballarët tanë, çfarë ju ka sjellë deri këtu, o Resulullah?!"

Resulullahu ﷺ, tha:

*"Kjo vajzë e gjorë kishte frikë se mos e qortonit."*

Kur e dëgjoi këtë fjalë, i zoti i shtëpisë, tha:

235. Shih. Ebu Daud, Xhihad, 94/2639.
236. Dirhem: Monedhë argjendi tre gramëshe.

"Meqenëse ju na nderuat duke ardhur deri këtu së bashku me të, ajo tashmë është e lirë!" Pasi i përgëzoi ata me mirësi dhe xhenet, Profeti ﷺ, tha:

"Sa shumë i begatoi Allahu dhjetë dirhemët! Me to u veshi nga një këmishë Pejgamberit të Tij dhe njërit prej ensarëve dhe i dha lirinë një robëreshe. Qoftë i falënderuar Allahu! Ai është që na i dhuron të gjitha këto me fuqinë e Tij." (Hejthemi, IX, 13-14)

Po ashtu edhe sahabët fisnikë zotëronin të njëjtin moral. Një ditë, ndërsa **Abdullah bin Abas** ؓ, ishte ngujuar në itikaf[237] në xhaminë e Profetit ﷺ, vjen një person, i jep selam dhe ulet. Ibn Abas ؓ, i thotë:

"Vëllai im! Po të shoh të trishtuar e të mërzitur."

Ai i përgjigjet:

"Po, o djalë i xhaxhait të Pejgamberit, jam i trishtuar. I kam borxh filan personi dhe për hir të së vërtetës së këtij që prehet në këtë varr (Pejgamberit a.s), këtë borxh nuk mund ta paguaj dot."

"A të flas unë me të?

"Nëse dëshiron, fol."

Ibn Abasi ؓ, veshi këpucët dhe doli nga xhamia. Personi në hall i thërret dhe i thotë:

"Harrove që je në itikaf, pse dole nga xhamia?"

Ibn Abasi ؓ, i dha këtë përgjigje:

"Jo! Nga ky njeri i nderuar që prehet në këtë varr dhe që sapo është ndarë nga ne (duke thënë këto fjalë i rrodhën lot nga sytë), kam dëgjuar se:

*«Kushdo që mundohet t'ia plotësojë nevojën një vëllai mysliman dhe ia plotëson atë, për të është më e mirë se dhjetë vjet qëndrim në itikaf. Ndërsa, kush hyn një ditë në itikaf për hir të Allahut, Ai krijon tri hendeqe mes tij dhe xhehenemit; gjerësia e çdo hendeku është sa largësia ndërmjet lindjes dhe perëndimit.»"* (Bejhaki, Shuab III, 424-425. shih. *Hejsemi VIII*, 192)

Një tjetër shembull të bukur të altruizmit, që solli Islami e tregon edhe **Bejazid Bistami** (Allahu e mëshiroftë):

"Në kohën tonë kishte me mijëra të dashur të Allahut. Mirëpo më i madhi prej tyre ishte një hekurpunues me emrin **Ebu Hafs**. Për të mësuar urtësinë e tij, shkova tek vendi ku punonte. Kur arrita aty, vura re se ishte shumë i trishtuar dhe e pyeta për shkakun. Ndërsa ai, me hidhërim të thellë më tha:

237. Itikaf: Ngujimi në një vend (xhami) për disa (10) ditë, duke ia kushtuar veten adhurimeve.

«Vallë, a ka hall më të madh se halli im dhe njeri më të hidhëruar se unë? Mendoj dhe them me vete, vallë si do të jetë halli i gjithë këtyre robërve të Allahut?» Më pas filloi të qajë, duke më bërë edhe mua të qaj. U bëra kureshtar dhe e pyeta përsëri:

«Përse hidhëroheni kaq shumë për shkak se njerëzit do të dënohen?»

Ebu Hafsi (Allahu e mëshiroftë), u përgjigj:

«Natyra ime është gatuar me mëshirë dhe dhembshuri. Sikur të më ngarkohej i gjithë dënimi i banorëve të xhehenemit dhe ata të faleshin, unë do të isha shumë i kënaqur prej kësaj dhe do të shpëtoja prej hallit tim...»

Nga kjo, kuptova se Ebu Hafsi nuk ishte nga ata që thonë "vetja ime, vetja ime!", por nga ata që ecin në gjurmët e Pejgamberit ﷺ dhe thonë, "populli im, populli im!". Qëndrova për një farë kohe pranë tij. Gjatë kësaj kohe i mësova atij disa prej sureve të Kuranit. Mirëpo, në sajë të tij arrita nivelin që nuk e kisha arritur prej studimeve të mia dyzetvjeçare. Aty u mbusha plot me frymëzim hyjnor. Po ashtu, kuptova se të jesh në nivelin e tij, është një e fshehtë e veçantë. Urtësia nuk arrihet vetëm me dije dhe adhurime, por me shndërrimin e tyre në njohje, dashuri dhe afërsi ndaj Allahut. Nuk duhet harruar se kjo dashuri dhe afërsi ndaj Allahut, Ebu Hafsit i ishte bërë e mundur në sajë të begatisë së natyrës së tij, e cila karakterizohej nga mëshira dhe dhembshuria e thellë që zotëronte."

## *Bujaria në shoqërinë Osmane*

Francezi **Bertrandon de la Broquiére**, i cili ka shëtitur Turqinë në shekullin e 15-të, thotë:

"Turqit ishin njerëz dashamirës, që kishin respekt për njëri-tjetrin. Shumë herë kam vënë re se kur hanin ushqim dhe pranë tyre kalonte ndonjë i varfër, e thërrisnin atë të hante së bashku me ta. Kjo është diçka që ne nuk e bëjmë asnjëherë."[238]

Po ashtu, edhe shëtitësi anglez **Fellows**, shprehet se është mikpritur me dashamirësi nga çdo shtresë e shoqërisë osmane, që prej pashait e deri tek një turk që jetonte në çadër dhe askush nuk priste diçka në këmbim të kësaj. Sipas tij, dëshira e vetme e turqve, ishte ***"të ushqenin të huajt"***, pa bërë dallime në fe, komb, pasuri apo varfëri.[239]

238. B.Broquiére, *Deniz Aşırı Seyahat*, Ist, 2000, s. 174.
239. C. Fellows, Travels in Asia Minor, London 1852, pg. 222.

Ndërsa **Burnaby**, i cili ka shëtitur Anadollin në shekullin e 19-të, e lavdëron popullin turk për mikpritjen dhe bujarinë e tyre. Madje, duke u shprehur se në lidhje me këtë çështje ndonjëherë edhe e tepronin, thotë:

"Një herë u thashë se më pëlqente një kalë. Për këtë arsye, i zoti i kalit ma dërgoi kalin nga pas me një shënim ku më lutej ta pranoja atë kafshë. Kjo gjë më çuditi jashtë mase."[240]

Shkurtimisht, njeriu duhet të jetë i mbushur me ndjenja mëshire, dhembshurie, dashurie dhe altruizmi ndaj të gjitha krijesave të Allahut të Madhëruar, e veçanërisht ndaj njerëzve. Këto cilësi bëhen shkak që ai të ngrihet në një shkallë të lartë tek Krijuesi i Madhëruar.

## 3. Drejtësia dhe besnikëria

Drejtësi do të thotë të jesh i drejtë në mendim, në fjalë e në vepra dhe të sillesh me sinqeritet e dashamirësi. Ndërsa besnikëri do të thotë të jesh i sigurt e i besueshëm.

Islami e ka klasifikuar **gënjeshtrën** ndër gjynahet e mëdha dhe e ka ndaluar atë rreptësisht. Të mos mbash fjalën, të sillesh në mospërputhje me fjalët dhe të mashtrosh të tjerët, janë cilësi të këqija dhe të dëmshme. Burimi më i madh i problemeve të njerëzve, janë këto lloj cilësish të këqija, pra me një fjalë, gënjeshtrat. Atëherë, t'i mësosh njerëzit të jenë të drejtë e të besueshëm dhe t'i edukosh brezat e rinj me këtë moral të bukur, është detyrë e çdonjërit prej nesh. Në krye të virtyteve të larta të pejgamberëve dhe njerëzve të mirë, të cilët janë dërguar si shembull për të gjithë njerëzimin, vijnë drejtësia dhe besnikëria.

Allahu i Madhëruar ua tregon robërve të Tij rrugën e shpëtimit me këto fjalë:

**"O besimtarë, frikësojuni Allahut dhe thoni vetëm të vërtetën. Ai do t'jua bekojë veprat tuaja dhe do t'jua falë gjynahet. Kush i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij, do të arrijë një fitore madhështore."** (Ahzab, 70-71)

**"O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të besueshëm** (në fjalë dhe në vepra)**!"** (Teube, 119)

**"...Dhe përmbushni zotimet. Me të vërtetë, për zotimet do të mbani përgjegjësi."** (Isra, 34)

240. Shih. Dr. Gursoy Şahin, İngiliz Seyahatnamelerinde Osmanlı Toplumu ve Turk İmajı, İst. 2007, s. 215.

Ndërsa Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Më jepni besën në lidhje me këto gjashtë gjëra dhe unë do t'ju bëhem garant që të hyni në xhenet:*

*1. Kur të flisni, thoni të drejtën!*

*2. Kur premtoni, mbajeni atë!*

*3. Jini besnikë ndaj amaneteve!*

*4. Ruajeni nderin tuaj!*

*5. Ruajini sytë nga harami!*

*6. Mbajini duart larg haramit!"* (Ahmed, V, 323)

Drejtësia dhe besueshmëria janë thelbi i Islamit. Njëherë, **Sufjan bin Abdullah** رضي الله عنه, i thotë Resulullahut ﷺ:

"O Resulullah! Ma shpjegoni Islamin në atë mënyrë, që pas teje të mos kem nevojë ta dëgjoj nga dikush tjetër!" Resulullahu ﷺ, thotë:

*"Thuaj! I besova Allahut! Pastaj bëhu i drejtë!"*

"Mirë o Resulullah! Cila është ajo gjë nga e cila duhet të ruhem më shumë?"- pyeti përsëri ai. Dhe Resulullahu ﷺ, tregoi gjuhën me dorën e tij të bekuar. (Ahmed, III, 413. Veç. Shih. Muslim, Iman, 62; Tirmidhi, Zuhd, 61; Ibn-i Maxhe, Fiten, 12)

Ndërsa **Ebu Musa** رضي الله عنه, e ka pyetur Resulullahun ﷺ:

"O i Dërguar i Allahut! Kush është më i miri prej myslimanëve?" Resulullahu ﷺ, u përgjigj:

*"Ai, prej gjuhës dhe dorës së të cilit, janë të sigurt myslimanët (e tjerë)."* (Buhari, Iman, 4, 5, Rikak 26; Muslim, Iman 64, 65)

Gjithashtu Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Ai që nuk është i besueshëm, nuk është as besimtar."* (Ahmed, III, 135)

Një herë, Resulullahu ﷺ, shkoi në treg dhe iu afrua një shitësi. Pastaj zhyti dorën në një thes me grurë para tij dhe vuri re se gruri ishte i lagur. Për këtë arsye, e pyet shitësin:

*"Çfarë është kjo?"* Shitësi:

"Është lagur nga shiu, o Resulullah!" Ndërsa Resulullahu ﷺ, i tha:

*"A nuk mund ta vendosje grurin e lagur në krye (të thesit), që ta shikonin njerëzit? **Ai që mashtron, nuk është prej meje!**"* (Muslim, Iman, 164)

Islami e ka vendosur drejtësinë si parim edhe në çështje që në dukje janë të parëndësishme. **Abdullah bin Amir** ﷺ, tregon:

Një ditë, kur Resulullahu ﷺ, ndodhej në shtëpinë tonë, nëna ime më thirri duke thënë:

"Eja se do të të jap diçka!" I Dërguari i Allahut ﷺ, e pyeti:

*"Çfarë deshe t'i jepje atij?"*

"Desha t'i jepja një hurmë."- tha nëna ime. Pas kësaj, Resulullahu ﷺ, tha:

*"Dije se, nëse nuk do t'i kishe (qëllim) dhënë gjë, do të të shkruhej një gënjeshtër si gjynah."* (Ebu Daud, Edeb, 80/4991; Ahmed, III, 447)

Gjithashtu, Islami e ka ndaluar gënjeshtrën, qoftë edhe për shaka. Disa nga qortimet dhe udhëzimet e Resulullahut në lidhje me këtë çështje, janë si më poshtë:

*"Nëse robi nuk e braktis gënjeshtrën, qoftë edhe me shaka dhe debatin, edhe nëse ai ka të drejtë, nuk ka besuar plotësisht."* (Ahmed, II, 352, 364; Hejthemi, I, 92)

*"Turp për atë që flet dhe thotë gënjeshtra për t'i bërë të tjerët të qeshin! Turp për atë, turp për atë!"* (Ebu Daud, Edeb, 80/4990; Tirmidhi, Zuhd, 10/2315)

Prej virtyteve të drejtësisë dhe besueshmërisë së myslimanëve, kanë përfituar edhe jomyslimanët. Një prej sahabëve fisnikë, **Hudhejfe** ﷺ, tregon:

"Së bashku me babain tim Husejlin, dolëm nga Meka për të udhëtuar drejt Medinës. Idhujtarët kurejshë, na kapën dhe na thanë:

«Patjetër që ju doni të merrni pjesë në anën e Muhamedit». Ndërsa ne i thamë:

«Jo, ne nuk po shkojmë për këtë në Medinë, por për një punë tjetër». Pas kësaj, ata morën besën tonë se ne nuk do të merrnim pjesë në anën e të Dërguarit të Allahut dhe nuk do të luftonim së bashku me të. Kur shkuam në Medinë dhe ia treguam Resulullahut ﷺ, këtë ndodhi, ai tha:

***«Mirë shkoni tani. Ne e mbajmë fjalën që keni dhënë ju dhe kërkojmë ndihmën e Allahut kundër tyre!»*** Pikërisht ky ishte edhe shkaku që unë nuk mora dot pjesë në betejën e Bedrit." (Muslim, Xhihad, 98)

Një shembull tjetër, që mund të përmendet në lidhje me këtë temë, është edhe ky:

Pas betejës së Uhudit, lideri i idhujtarëve Ebu Sufjani, pyeste nga larg për të shuar kureshtjen:

"O Omer! Po të pyes për hir të Allahut, a e vramë Muhamedin?" Ndërsa

**Omeri** ﷺ, përgjigjet:

"Jo vallahi! Nuk e vratë! Ai tani po i dëgjon fjalët që po thua!" Pas kësaj, Ebu Sufjani thotë:

***"Ti për mua je më fjalëdrejtë dhe më i mirë se njeriu im Ibn-i Kamia, i cili më tha se e ka vrarë Muhamedin!"*** (Ibn-i Hisham, III, 45; Uakidi, I, 296-297; Ahmed, I, 288; Hejthemi, VI, 111)

Ata që në këtë botë jetojnë si njerëz të drejtë dhe të besueshëm, shpërblimin e tyre të vërtetë do ta marrin në ditën e kijametit, kur të gjithë kanë nevojë për ndihmë dhe askush nuk do t'i bëjë dobi askujt. Ata do të shpëtojnë në sajë të këtyre virtyteve që do t'u vijnë në ndihmë në momentet më të vështira. Allahu i Madhëruar e ka përshkruar atë ditë si ***"...Dita në të cilën të sinqertëve u sjell dobi sinqeriteti i tyre..."***[241] Gjithashtu, në disa ajete të tjera Allahu i Madhëruar shprehet:

**"...Për të drejtët** (të sinqertët) **dhe të drejtat** (të sinqertat)**...Allahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh."** (Ahzab, 35)

Ndërsa Resulullahu ﷺ, duke u shprehur se drejtësia do ta çojë njeriun në lumturinë e përjetshme, thotë:

*"Besnikëria e çon njeriun në mirësi, ndërsa mirësia në xhenet. Nëse njeriu vazhdon të thotë gjithmonë të drejtën, më në fund ai bëhet prej besnikëve. Gënjeshtra e çon njeriun në gjynah, ndërsa gjynahu në xhehenem. Nëse njeriu vazhdon të thotë gjithmonë gënjeshtra, si përfundim, ai shkruhet si gënjeshtar tek Allahu."* (Buhari, Edeb, 69; Muslim, Birr, 103-105)

Islami e ndalon bërjen e asaj që njeriu nuk do të dëshironte t'ia bënin të tjerët. Pra, njeriu i cili nuk dëshiron të mashtrohet dhe t'i bëhet padrejtësi, duhet të kapet fort pas së drejtës dhe besnikërisë. Kjo, sepse shpëtimi është tek drejtësia. Për këtë arsye edhe Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Edhe sikur të shihni se në dukje po dëmtoheni, kapuni fort pas drejtësisë! Padyshim se tek ajo gjendet shpëtimi dhe suksesi."* (Ali Muttaki, III, 612/6855)

## 4. Delikatesa dhe mirësjellja

Islami kërkon që në jetën e myslimanit të mbizotërojë mirësjellja e sinqertë dhe larg hipokrizisë. Është e domosdoshme që në të gjitha marrëdhënie nje-

241. Kuran: Maide, 5/119.

rëzore, si në veshje, në qëndrim, në të folur, në ecje, në shikim, kur kërkon dhe jep diçka, madje edhe në ndjenja e mendime, të respektohen rregullat e delikatesës dhe mirësjelljes. Pra, një mysliman, në asnjë mënyrë nuk duhet, as të lëndojë dikë e as të lëndohet nga dikush. Ai duhet të dijë të falë të keqen që i bëhet. Duhet të përpiqet të meritojë faljen e Allahut, duke falur vazhdimisht edhe vetë. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

**"Njerëzit e ndershëm dhe të pasur ndër ju, të mos betohen se nuk do t'u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le t'i falin ata dhe të mos ua marrin për keq! Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu? Allahu është Falës e Mëshirëplotë."** (Nur, 22)

Resulullahu ﷺ, i cili është shembulli më i bukur në çdo aspekt, është bërë shembulli më i përsosur për ne edhe në mirësjellje e xhentilesë. **Aisheja** رضي الله عنها, tregon:

"Askush tjetër nuk zotëronte moral më të bukur se Pejgamberi ﷺ. Nëse më duhet të jap një shembull të vogël prej mirësjelljes së tij, mund të përmend faktin se kushdo që e thërriste, qoftë prej sahabëve apo prej familjes së tij, ai menjëherë i përgjigjej duke thënë *«Urdhëro!»* Për shkak të këtij morali të lartë që zotëronte, Allahu i Madhëruar ka zbritur këtë ajet fisnik:

**«(Padyshim) se ti je me virtyte madhore!»"** (Kalem, 4; Uahidi, Esbab, fq. 463)

Resulullahu ﷺ, ishte një njeri i mëshirshëm, i sjellshëm, me shpirt dhe zemër të butë. Përkundër gërthitjeve të njëpasnjëshme të një të paedukati: "O Muhamed, o Muhamed!", ai iu përgjigj me butësi, duke i thënë: *"urdhëro, çfarë dëshiron?"* dhe ia plotësoi nevojën. (Shih. Muslim, Nuzur, 8; Ebu Daud, Ejman, 21/3316; Hejthemi, IX, 20)

I Dërguari i Allahut ﷺ, e udhëzonte pa e turpëruar këdo që tregonte mungesë edukate. Duke e konsideruar si një sjellje pa autor dhe duke i atribuar vetes gabimin në shikim, ai shprehej:

*"Çfarë po ndodh me mua, që ju shoh kështu?!"*[242]

Ndërsa ndonjëherë, duke u drejtuar në vetën e tretë, thoshte:

*"Çfarë kanë këta njerëz, që bëjnë kështu e ashtu?!"*[243]

Një shembull tjetër mjaft i bukur në lidhje me mirësjelljen e Pejgamberit tonë ﷺ, është edhe ky:

242. Shih. Buhari, Menakib, 25; Muslim, Salat, 119; Ebu Daud, Hatem, 4, Edeb 14.
243. Shih. Ebu Daud, Edeb, 5/4788.

Një ditë, kur Resulullahu ﷺ, po ecte në rrugë, erdhi një njeri me gomar dhe duke i thënë:

"O i Dërguari i Allahut! Urdhëroni hipni edhe ju!", u tërhoq në pjesën e pasme të gomarit. I Dërguari i Allahut ﷺ, tha:

*"Jo! Ti ke më tepër të drejtë se unë të hipësh në pjesën e parme të kafshës. Por, nëse ma lëshon mua (në formë dhurate), ajo është çështje tjetër!"* Ndërsa sahabiu tha:

*"Po! Pjesën e parme jua lëshova ju (si dhuratë)."* Pas kësaj, edhe Profeti ﷺ, hipi në gomar. (Ebu Daud, Xhihad, 58/2572)

Një nga domosdoshmëritë e mirësjelljes islame, është edhe sjellja në mënyrë delikate, me qëllim që të mos u shkaktosh lëndime njerëzve. **Muadh bin Enesi** رضي الله عنه, tregon:

"Së bashku me Resulullahun ﷺ, kishim dalë në një betejë. Ushtarët (duke vendosur pajisjet e tyre në mënyrë të parregullt), ngushtuan vendpushimin dhe zunë rrugëkalimin. Për këtë arsye, Resulullahu ﷺ, dërgoi dikë që t'u thoshte këto fjalë ushtarëve:

*«Kush e ngushton një vend ose zë një rrugë (ose vështirëson një besimtar), nuk ka për ta marrë shpërblimin e xhihadit[244].»"* (Ebu Daud, Xhihad, 88/2629)

Në një hadith tjetër, ku tregohet se Resulullahu ﷺ, i ftonte njerëzit në mirësjellje, thuhet:

*"Në ditën e xhumasë, kush kalon përpara (në rreshtat e parë) duke shkelur nëpër qafat e myslimanëve, i ka përgatitur vetes një urë që zgjatet në xhehenem."* (Ahmed, III, 437)

Ndërsa në lidhje me mirësjelljen e Resulullahut ﷺ, ndaj grave mund të përmendim këtë shembull:

Gjatë një udhëtimi, një shërbyes me emrin **Enxheshe**, i përshpejtonte devetë duke kënduar.[245] Për këtë arsye, Resulullahu ﷺ, me mendimin se gratë që ndodheshin sipër deveve mund të lëndoheshin, në mënyrë figurative u shpreh:

244. Meqenëse përmendëm "xhihadin", është me vend të bëjmë edhe një shpjegim të shkurtër. Sipas Islamit, xhihadi bëhet për të eliminuar padrejtësitë, për të vendosur paqen ndër njerëz dhe për t'u bërë shkak i udhëzimit. Pra, xhihadi nuk mund të bëhet për të derdhur gjak, për të treguar forcën apo për të arritur përfitime materiale. Çlirimet e vërteta, janë çlirmet e zemrave. Çlirimet që mbështeten në forcën e shpatës dhe dhunës, janë turpi i njerëzimit. Mirëpo, çlirimin e zemrave mund ta bëjnë vetëm ata që kanë arritur të kuptojnë të fshehtat e të vërtetave njerëzore e shpirtërore.

245. Devetë e pëlqejnë shumë zërin e bukur dhe këngën. Për këtë arsye, me qëllim që t'i bëjnë devetë të ecin shpejt, çobanët e tyre fillojnë e këndojnë. Kjo lloj kënge quhet "hida" ose "huda".

*"O Enxheshe! Kujdes se mos thyhen kristalet!"* (Buhari, Edeb, 95; Ahmed, III, 117)

Po ashtu, edhe sahabët kanë qenë shumë të sjellshëm. Këtë e vërteton edhe **Enes bin Maliku** ﷺ, kur thotë:

"Derës së Pejgamberit ﷺ, i bihej me thonj." (Buhari, Edebu'l-Mufred, nr: 1080)

Gjithashtu edhe kjo ndodhi, është një shembull shumë i bukur në lidhje me mirësjelljen e sahabëve:

**Omeri** ﷺ, gjendej në një shtëpi së bashku me disa njerëz. Në mes tyre ishte edhe **Xherir bin Abdullahu** ﷺ. Në një moment, Omeri ﷺ, ndjeu një erë dhe u thotë të pranishmëve:

"I zoti i kësaj ere le të ngrihet menjëherë e të marrë abdes!" Ndërsa Xheriri ﷺ, thotë:

"O prijësi i besimtarëve! A nuk është më mirë që të marrim abdes të gjithë që ndodhemi këtu?!"

Omeri ﷺ, u mahnit nga kjo sjellje jashtëzakonisht delikate dhe i thotë:

"Allahu të mëshiroftë! Ti edhe në kohën e injorancës ke qenë zotëri edhe tani në kohën e Islamit je zotëri!" (Ali Muttaki, Kenz, nr: 8608)

Po ashtu edhe gjatë ndihmës që u jepet nevojtarëve duhet të tregojmë mirësjellje të madhe, duke shprehur falënderim ndaj tyre. Kjo, sepse në sajë të tyre arrihet kënaqësia e Allahut.

Në shoqërinë Osmane, shpërndarja e ushqimit tek familjet e dëshmorëve me enë të mbyllura dhe në errësirë, është një shembull i jashtëzakonshëm i përkujdesjes në lidhje me mbrojtjen e ndjenjave dhe dinjitetit të tyre. Ky është një mësim i mirë dhe i veçantë i edukatës dhe mirësjelljes për brezat e rinj.

Po ashtu, edhe ***"gurët e lëmoshës"*** që kanë dalë në pah si domosdoshmëri për të përballuar nevojat e të varfërve pa i lënduar ata shpirtërisht, janë vepër e një delikatese dhe mirësjelljeje të pashoqe.

Këta gurë që kanë një gropë të cekët në sipërfaqe, vendoseshin në vende të përshtatshme të lagjeve. Ata që kishin gjendje të mirë ekonomike, për të dhuruar në mënyrë që *"dora e majtë të mos e shohë atë që jep dora e djathtë"*, i vendosnin lëmoshat e tyre sipër këtyre gurëve në errësirën e natës. Më pas, të varfrit e virtytshëm dhe të ndershëm, merrnin prej aty aq sa kishin nevojë dhe tepricën nuk e preknin me dorë. Kur u përmirësohej gjendja, i linin përsëri ato që kishin marrë, madje edhe më shumë.

Megjithëse ato para qëndronin në vend të hapur, prej aty nuk merrte askush tjetër përveç atyre që kishin nevojë. Një shëtitës francez që tregon Stambollin e shekulli të shtatëmbëdhjetë, shkruan se e kishte vëzhguar për një javë rresht një nga këta gurë, mbi të cilin ndodheshin para. Mirëpo, nuk pa askënd që të vinte e të merrte sadaka prej aty.

## *Edukata e të folurit*

Delikatesa dhe mirësjellja, janë shumë të rëndësishme, veçanërisht gjatë të folurit. Allahu i Madhëruar, duke dëshiruar që në ecjen dhe të folurën e besimtarëve të ketë mirësjellje, shprehet:

**"Ec me kujdes e i përmbajtur dhe fol me zë të ulët; se zëri më i vrazhdë është zëri i gomarit!"** (Lukman, 19)

Përsëri në ajete të tjerë shprehet:

**"...njerëzve t'u thoni fjalë të mira..."** (Bekare, 83)

**"Thuaju robërve të Mi të flasin atë që është më e mira!.."** (Isra, 53)

Islami i ka ndaluar bisedat e panevojshme dhe të shëmtuara. Po ashtu, edhe të folurën e tepërt nuk e pëlqen. I Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë."

*"Kush i beson Allahut dhe Ditës së Gjykimit, ose të flasë mirë, ose të heshtë!"* (Muslim, Iman, 77)

Allahu dhe i Dërguari i Tij i këshillojnë njerëzit të flasin në mënyrë lakonike dhe me shprehje të arta, duke zgjedhur me kujdes çdo fjalë që përdorin.[246]

Resulullahu ﷺ, ka thënë:

"*Padyshim se disa fjalë janë magji (kanë forcën e ndikimit të magjisë).*" (Buhari, Nikah, 47)

Nga kjo kuptojmë se disa fjalë kanë ndikim magjeps në zemrën e njeriut. Kjo arrihet me përdorimin e përsosur të gjuhës dhe zgjedhjen e fjalëve të duhura sipas qëllimit. Nivelin më të lartë të kësaj e gjejmë në Kuranin Fisnik. Ajetet e Kuranit janë në nivelin më të lartë të elokuencës dhe retorikës dhe për këtë arsye, përbëjnë mrekulli të jashtëzakonshme. Prandaj, ne duhet të përfitojmë prej ligjërimeve plot urtësi të Kuranit Fisnik.

Kurani Fisnik i jep shumë rëndësi vendit dhe mënyrës së të folurit, pra

246. Shih. Kuran: Bekare, 104; Nisa, 46. / Buhari, Edeb, 100; Deauat, 6.

edukatës së të folurit. Për shembull:

"kaulen lejjina"[247]: Fjalë të buta edhe ndaj tiranëve,

"kaulen mejsura"[248]:Fjalë të ëmbla dhe ngushëlluese ndaj të varfërve,

"kaulen kerima"[249]: Fjalë të buta dhe të bukura ndaj prindërve,

"kaulen sedida"[250]: Fjalë të drejta (të vërteta) ndaj të gjithë njerëzve,

"kaulen ma'rufa"[251]: Fjalë të bukura ndaj jetimëve dhe nevojtarëve,

"kaulen beliga"[252]: Fjalë të urta dhe të qarta për të kumtuar dhe këshilluar.

Shkurtimisht, Islami ka sjellë parimet më të bukura që i bëjnë njerëzit të jenë delikatë, të sjellshëm, të mirëkuptueshëm e të respektueshëm në çdo çështje. Myslimanët që i respektojnë këto parime, arrijnë lumturinë në të dyja botët. Ndërsa ata që nuk duan të pranojnë Islamin, por duan të jetojnë sipas rregullave të vendosura nga njerëzit, arrijnë vetëm një lumturi të përkohshme dhe përfundojnë në anarki, terror dhe pendim të thellë.

## 5. Shërbimi

Besimi në Allahun kërkon të jesh edhe i mëshirshëm, sepse ai që i beson Allahut të Madhëruar, e do Atë dhe u bindet urdhrave të Tij. Madje, me kalimin e kohës ai fillon të dojë çdo gjë që ka të bëjë me Të. Allahu i Madhëruar, në Kuranin Fisnik na përkujton më shumë cilësitë e Tij **Rrahman** dhe **Rrahim**, duke na urdhëruar vazhdimisht që të sillemi me mëshirë ndaj krijesave të Tij. Kështu që besimtari duhet të respektojë edhe urdhrat e Allahut, por edhe të përvetësojë prej moralit me të cilin Ai e urdhëron. Një zemër që ndodhet larg mëshirës, ndodhet edhe larg prej Allahut.

Një ditë, Resulullahu ﷺ, e puthi nipin e tij **Hasanin** رضي الله عنه, në faqe. Pranë tij ndodhej edhe Akra bin Habis, i cili shpreh:

"Unë kam dhjetë fëmijë, por deri më sot nuk kam puthur asnjërin prej tyre!"

247. Kuran: Ta Ha, 44.
248. Kuran: Isra, 28.
249. Kuran: Isra, 23.
250. Kuran: Ahzab, 71.
251. Kuran: Nisa, 8.
252. Kuran: Nisa, 63.

Resulullahu ﷺ, e vështroi njëherë, pastaj i tha:

*"Kush nuk mëshiron, nuk mëshirohet!"* (Buhari, Edeb, 18)

Njëherë tjetër, një beduin erdhi tek Pejgamberi ﷺ dhe i tha:

"A i puthni ju fëmijët tuaj? Ne nuk i puthim asnjëherë!" I Dërguari i Allahut ﷺ, i tha:

*"E ç'të bëj unë, nëse Allahu ta ka hequr prej zemrës ndjenjën e mëshirës dhe dhembshurisë?"* (Buhari, Edeb, 18)

Pas betejës së Hunejnit, disa robër erdhën tek Resulullahu ﷺ. Në mes tyre ndodhej edhe një nënë që kishte humbur fëmijën e vet, e cila kudo që shihte një fëmijë, e merrte dhe e shtrëngonte fort në gji duke e ushqyer me qumësht. Kur Resulullahu ﷺ, e pa këtë tablo plot mëshirë, tha:

*"Si thoni, a mundet që kjo nënë ta hedhë në zjarr fëmijën e saj?"* Sahabët thanë:

"Jo nuk e hedh!" Më pas Resulullahu ﷺ, tha:

*"Ja pra, Allahu i Madhëruar është shumë më i mëshirshëm me robërit e tij, se kjo nënë ndaj fëmijës së saj."* (Buhari, Edeb, 18)

Më vonë, Resulullahu ﷺ, i liroi pa asnjë kusht këta robër, numri i të cilëve arriti gjashtë mijë.

T'u shërbesh robërve që Allahu i Madhëruar i do dhe i mëshiron, është një nga parimet më të rëndësishme Islame. T'i shërbesh njeriut, i cili është krijuar për të adhuruar Allahun, është një lloj adhurimi ndaj Allahut.

Shërbim do të thotë të plotësosh nevojën e atij që është më i dobët se ti. Të vraposh me modesti të madhe në ndihmë të të gjithëve dhe të interesohesh për hallet e tyre. Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Më i miri prej njerëzve, është ai që u bën më tepër dobi atyre."* (Bejhaki, Shuab, VI, 117; Ibn-i Haxher, Metalib, I, 264)

**Ebu Musa** رضي الله عنه, thotë:

"Pejgamberi ﷺ, hipte në gomar, vishte tesha prej leshi të ashpër, ulej në gjunjë dhe milte delet, kujdesej për mysafirët, u shërbente dhe i qeraste ata." (Hakim, I, 129/205)

Shërbimi është një detyrë shoqërore që Allahu i Madhëruar e ka kërkuar prej robërve të Tij. Ashtu siç e ka ndaluar rreptësishtë mburrjen, mendjemadhësinë dhe pëlqimin e vetvetes, Zoti ynë nuk e pëlqen as jetën egoiste. Ai dëshiron që njerëzit të jenë altruistë. Prandaj atyre që u shërbejnë robërve

të Tij, u premton shpërblime të mëdha. Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"...Nëse robi ndihmon vëllain e vet, edhe Allahu do ta ndihmojë atë... Atë që e ka lënë pas puna e vet, nuk mund ta çojë përpara prejardhja (gjaku) e tij."* (Muslim, Dhikir, 38; Ibn-i Maxhe, Muakaddime, 17)

*"Kujt i thinjet qoftë edhe një fije floku në rrugë të Allahut, ajo do të jetë një dritë për të në Ditën e Kijametit."* (Tirmidhi, Fedailu'l-Xhihad, 9/1635; Nesai, Xhihad, 26)

*"Të ecësh pakëz në rrugën e Allahut, në mëngjes apo në mbrëmje, është më e mirë se bota dhe çdo gjë që ka në të..."* (Buhari, Xhihad, 6)

Është fakt i pakundërshtueshëm, se **ai që shërben, del më i fituar se ai që i bëhet shërbim, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër**. Një njeri i urtë, ka thënë:

*"Njerëzit me të vërtetë të lumtur, janë ata që dinë si t'u shërbejnë të tjerëve."*

Nisur nga kjo, për të arritur përsosmërinë dhe shpëtimin në botën tjetër, kemi nevojë të shërbejmë. **Për këtë arsye, duhet t'u jemi mirënjohës njerëzve që u shërbejmë, sepse ata bëhen shkak që ne të afrohemi tek Allahu i Madhëruar.**

## 6. Xhihadi dhe lufta ndaj terrorizmit

### a. Islami është një fe hyjnore dhe e vërtetë

Allahu i Madhëruar është Ai që ka krijuar njerëzit, kafshët dhe gjithë universin së bashku me të gjitha krijesat e tjera dhe që i mban ato në këmbë me një rregull të mahnitshëm. Zoti ynë i Madhëruar e ka dërguar Islamin për të rregulluar marrëdhëniet ndërmjet njerëzve, të cilëve u ka falur mendje e vullnet dhe sjelljet e tyre ndaj krijesave të tjera. Pra, Islami është një fe hyjnore dhe e vërtetë. Kush e studion Islamin me ndërgjegje të pastër, patjetër që do ta pranojë këtë të vërtetë.

Allahu i Madhëruar është i pastër nga çdo mangësi. Për rrjedhojë, Ai nuk i pëlqen asnjëherë ngatërresat, pra terrorin dhe të keqen. Kur Allahu i Madhëruar flet në lidhje me dyfytyrëshit dhe njerëzit e këqinj, shprehet me këto fjalë:

**"E kur largohet, përpiqet të bëjë të këqija në tokë, duke shkatërruar të mbjellat dhe bagëtinë. Por Allahu nuk e do shkatërrimin."** (Bekare, 205)

Gjithashtu, Allahu i Madhëruar, duke ua ndaluar njerëzve t'i dëshirojnë

ngatërresat, t'i pëlqejnë ato dhe të kërkojnë mundësi dhe mënyra për të futur ngatërresa, urdhëron:

**"...Mos kërko ngatërresa në Tokë, sepse Allahu nuk i do ngatërrestarët!"** (Kasas, 77)

Allahu i Madhëruar është shumë i mëshirshëm ndaj robërve të Tij. Për ta, ai dëshiron gjithmonë të mirën, paqen dhe rehatinë. Ndërsa shkeljen e hakut të robit e konsideron si një nga gjynahet më të mëdha. Nëse nuk fal vetë robi që i është bërë padrejtësi, as Ai nuk fal. Allahu i Madhëruar vepron me mëshirë edhe ndaj robërve të tij gjynahqarë. Ai na bën të ditur, se e folura pas krahëve të tyre, është një gjynah shumë i madh, prandaj edhe e ndalon rreptësisht këtë gjë. Pra, Islami, i cili është dërguar nga Allahu i Madhëruar për të siguruar paqen dhe lumturinë e njerëzimit, është e pamundur që të kërkojë vrasjen e njerëzve të pafajshëm dhe t'i mbyllë sytë ndaj terrorit.

Islami e konsideron të detyrueshme mbrojtjen e jetës së çdo njeriu, të mallit, të nderit, të mendjes dhe të brezave të rinj.

Nisur nga kjo, nëse shohim historinë, do të kuptojmë se njeriu i cili ka luftuar më tepër kundër terrorit, ka qenë Pejgamberi ﷺ. E gjithë jeta e tij pejgamberike 23- vjeçare, ka kaluar në luftë ndaj terrorit. Ai e ka luftuar gjithmonë terrorin ndaj njerëzve, ndaj kafshëve dhe ndaj bimëve... Ai gjithmonë ka respektuar parimin e drejtësisë, qoftë ndaj besimtarëve, qoftë edhe ndaj jobesimtarëve. Si përfundim, në sajë të përpjekjeve të tij, bota gjeti paqen, shkretëtirat që ishin kthyer në pellgje gjaqesh gjetën qetësinë dhe njerëzimi filloi të thellohej në meditim.

Megjithëse kjo është e vërteta, disa njerëz guxojnë ta përdorin Islamin së bashku me fjalën terror, e cila është një nga tragjeditë e ditëve tona. Mirëpo, terrori dhe anarkia janë themeluar mbi pashpirtësi dhe të pashpirtëve nuk u hyjnë kurrë në punë virtytet e larta si morali. Terrori nuk ka lot, nuk ka mëshirë dhe ndërgjegje. Kurse Islami është themeluar mbi dhembshurinë dhe mëshirën. Allahu i Madhëruar, në Kuranin Kerim, më tepër përmend emrat e Tij **Rrahman** dhe **Rrahim**. Pra, mëshirën e përgjithshme që përfshin të gjitha krijesat. Islami është fe e njerëzimit dhe qytetërimit, që shpërndan drejtësi dhe mirësi. Ata që e mësojnë Islamin në mënyrën e duhur, e kuptojnë menjëherë se sa e pavend është që ai të përdoret së bashku me fjalën terror.

## b. Çdo jetë është e shenjtë

Jetën e ka dhënë Allahu dhe vetëm Ai mund ta marrë. Për këtë arsye, të

marrësh jetë pa të drejtë, është një gjynah shumë i madh ndaj Allahut. Kjo, sepse në botëkuptimin islam, një jetë ka vlerë të njëjtë me të gjithë njerëzimin. Allahu i Madhëruar, në Kuranin Fisnik urdhëron:

**"...kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve."** (Maide, 32)

Islami, për t'i larguar njerëzit nga ky gjynah i madh, ka vendosur një dënim të rreptë. Në bazë të kësaj, kush vret dikë pa të drejtë, vritet. Edhe nëse në vrasjen e një njeriu marrin pjesë shumë persona, të gjithëve u jepet i njëjti dënim.[253] Përveç marrjes së jetës së dikujt tjetër, Islami e ka ndaluar rreptësisht edhe vetëvrasjen, duke e konsideruar këtë nga gjynahet e mëdha. Ndërsa dënimi që jepet në këtë rast, është bërë i ditur me shprehje shumë të ashpra.[254]

Për shkak se Islami e konsideron njeriun kaq të vlefshëm, Resulullahu ﷺ, është përpjekur me aq sa kishte mundësi, që të mos luftonte as me armiqtë e tij. Ai paraqiste çdo lloj lehtësie për të arritur në një marrëveshje me ta dhe kurrë nuk e fillonte i pari luftën, por sulmonte vetëm pasi armiku të kishte filluar sulmin. Madje, edhe kur ka qenë i detyruar të luftojë, ka përdorur taktika të zgjuara, me qëllim që të mos vriteshin shumë njerëz. Në të shumtën e rasteve, i detyronte armiqtë të dorëzoheshin pa u derdhur gjaku i askujt dhe më vonë i falte.

Kur e çliroi Mekën pa derdhur qoftë edhe një pikë gjaku, të gjithë armiqtë kishin rënë në dorë të Resulullahut ﷺ. Mirëpo ai i fali të gjithë, duke u thënë:

*"Sot është dita e mëshirës. Jeni të lirë, mund të shkoni!"*[255]

Më vonë, e pyeti xhaxhain e tij **Abbasin** رضي الله عنه, në lidhje me bijtë e Ebu Lehebit, të cilët kishin treguar armiqësinë më të egër ndaj tij:

*"Ku janë dy bijtë e vëllait tënd Ebu Lehebit, Utbe dhe Muattibi? Nuk po i shoh ata?!"* Abasi رضي الله عنه, tha:

"Me sa duket, edhe ata ia paskan mbathur së bashku me idhujtarët kurejsh që kanë ikur nga Meka." Resulullahu ﷺ, tha:

253. Shih. Buhari, Dijat, 21.
254. Shih. Buhari Tib, 56; Muslim, Iman, 175.
255. Shih. Ibn-i Hisham, IV, 32; Uakidi, II, 835, III, 352; Ibn-i Sa'd, II, 142-143; Ali Muttaki, Kenz, nr: 30173.

*"Gjejini ata dhe m'i sillni!"*

Abbasi ﷺ, i hipi kafshës së vet dhe shkoi të kërkojë bijtë e Ebu Lehebit. Kur i gjeti, u tha:

"Resulullahu ﷺ, po ju kërkon!" Për këtë arsye, ata u hipën menjëherë kafshëve të tyre dhe së bashku me Abbasin ﷺ, shkuan tek i Dërguari i Allahut ﷺ. Resulullahu i ftoi të hyjnë në Islam dhe ata menjëherë u bënë myslimanë. Pastaj, i kapi nga duart, i çoi në Multezem[256] dhe për një farë kohe, iu lut Allahut për ta. Kur u kthye, në fytyrën e tij shihej një gëzim i madh. Abbasi ﷺ, tha:

"O Resulullah! Allahu ju gëzoftë gjithmonë! Në fytyrën tuaj të bekuar po shoh një gëzim të madh?!" Resulullahu ﷺ, tha:

*"Po! Kërkova prej Zotit tim t'i falë bijtë e xhaxhait tim dhe Ai i fali!"*

Tashmë, Utbe ﷺ dhe Muattibi ﷺ, nuk ndaheshin asnjëherë nga Resulullahu ﷺ. Së bashku me të, shkuan në Hunejn, në afërsi të Mekës. Gjatë betejës së Hunejnit edhe në momentet kur u krijua një shthurje në radhët e myslimanëve, ata nuk u ndanë asnjë çast prej Resulullahut ﷺ. Madje, atë ditë, kur Muattibi ﷺ, ishte duke mbrojtur Pejgamberin ﷺ, u godit në sy.[257]

Resulullahu ﷺ, u dha garanci jete dhe thirri pranë tij shumë prej parisë së Mekës që u larguan prej vendit si këta të dy, të cilët më pas edhe i fali.[258]

Resulullahu ﷺ, dëshironte që edhe mohuesit të jetonin dhe për këtë arsye, ai lutej që ata dhe pasardhësit e tyre të kuptonin të vërtetën duke i besuar Allahut një e të vetëm. Siç kanë thënë të urtët, ***"Nuk pritet shpresa prej shpirtit që s'ka dalë ende!"*** Kur i vrisni njerëzit, eliminohet edhe mundësia, edhe shpresa që ata të njohin Allahun dhe t'i besojnë Atij.

Si përfundim, Allahu i Madhëruar e nxori të gjallin nga i vdekuri dhe kështu u realizua dëshira e Pejgamberit ﷺ. Në sajë të mëshirës që buronte prej Allahut, Resulullahu ﷺ, ndoqi një politikë të tillë, e cila i bëri edhe armiqtë e tij më të egër së bashku me pothuajse të gjithë fëmijët e tyre, të pranonin Islamin me dëshirë, duke u bërë kështu personalitete të larta të njerëzimit. Nëse shohim transmetuesit e haditheve të Pejgamberit ﷺ dhe të ligjeve të

256. Multezem: Pjesa midis derës së Qabes dhe Gurit të zi. Pejgamberi ﷺ, ka qëndruar në Multezem, ka mbështetur gjoksin, fytyrën, krahët dhe pëllëmbët në murin e Qabes dhe është lutur, duke i shtrirë mirë krahët dhe duart. (Ebu Daud, Menasik, 54/1899) Ndërsa në një hadith, thuhet: *"Pjesa midis Gurit të Zi dhe Makam-i Ibrahimit, është Multezem. Të sëmurët që luten këtu, gjejnë shërim."* (Hejthemi, III, 246)
257. Shih. Ibn-i Sa'd, IV, 60, Sujuti, Hasaisu'l-Kubra, II, 82; Halebi, Insanu'l-Ujun, III, 48.
258. Shih. Muuatta, Nikah, 44-45; Tirmidhi, Isti'zan, 34/2735; Hakim, III, 269/5055.

Islamit, vërejmë se baballarët apo gjyshërit e shumicës prej tyre kanë qenë idhujtarë. Madje edhe fëmijët e atyre që shfaqën armiqësinë më të egër ndaj Resulullahut ﷺ, më vonë u bënë dijetarë të mëdhenj të Islamit.

## c. Faji është individual

Një nga parimet që solli Islami, është edhe fakti se askush nuk do të vuajë për fajin e dikujt tjetër. Allahu i Madhëruar, këtë ligj e ka përsëritur shumë herë:

**"...askush nuk ngarkohet me barrën e tjetrit!.."**[259]

Resulullahu ﷺ, kishte ngarkuar me detyrën e udhëzuesve dhe informuesve një grup prej dhjetë vetave, në krye të të cilëve kishte caktuar si komandant sahabin nga Medina, **Asim bin Sabitin** رضي الله عنه. Mirëpo fisi Lihjan e ndoqi këtë grup me rreth njëqind harkëtarë. Tetë prej këtyre sahabëve ranë dëshmorë, ndërsa **Hubejbi** dhe **Zejd bin Desin** رضي الله عنهما, u kapën rob. Më pas, këta dy sahabë u çuan dhe u shitën në Meke. Hebejbin رضي الله عنه, e blenë bijtë e Haris bin Amirit, të cilin ai e kishte vrarë në betejën e Bedrit. Hubejbi رضي الله عنه, qëndroi si rob i tyre, deri në ditën kur ata e martirizuan.

Gjatë ditëve të robërisë, Hubejbi رضي الله عنه, i kërkoi njërës prej bijave të Harisit një brisk për t'u rruar. Ndërsa ajo ia dha briskun një fëmije trevjeçar duke i thënë, "shko jepja robit". Vazhdimin e kësaj ndodhie, gruaja e tregon me këto fjalë:

"Fëmija ia çoi briskun robit. Ndërsa unë vrapova pas fëmijës duke thënë: «O Zot, çfarë bëra kështu!?» Kur e arrita, pashë se fëmija ishte ulur në prehërin e Hubejbit dhe po bisedonte me të. Atë çast bërtita. Hubejbi më pa dhe tha:

"Ke frikë se mos e vras fëmijën? Unë nuk e bëj kurrë një gjë të tillë! Të vrasësh një të pafajshëm, nuk i shkon çështjes dhe dinjitetit tonë. Në fakt, jeni ju ata që doni të më vrisnit!»"

Hubejbin dhe Zejdin رضي الله عنهما, i dërguan dhjetë kilometra larg Mekës, në një vend të quajtur Ten'm dhe i martirizuan me heshta në mënyrë shumë çnjerëzore. (Buhari, Megazi, 28, 10; Xhihad, 170; Ibn-i Haxher, Isabe, I, 418)

Nga kjo, kuptojmë se Islami dënon vetëm fajtorin dhe nuk dëshiron të lëndohen njerëzit e pafajshëm pranë tij. Po ashtu edhe kur dënohet fajtori, Islami e ndalon kalimin e kufirit në këtë çështje. Në ajetet fisnike, urdhërohet:

259. Shih. Kuran: En'am, 6/164; Isra, 15; Fatir, 18; Zumer, 7; Nexhm, 38.

**“Mos ia merrni jetën njeriut, gjë që Allahu jua ka ndaluar ta bëni, përveçse kur e kërkon e drejta! Nëse dikush vritet padrejtësisht, Ne i kemi dhënë pushtet trashëgimtarit të tij** (të kërkojë shpagim)**. Por edhe ai të mos e teprojë në vrasje, sepse ai është i ndihmuar** (nga ligji dhe drejtësia islame)**.”** (Isra, 33)

“Nëse ndëshkoni, ndëshkoni aq sa jeni ndëshkuar, por, nëse duroni, kjo është më e mira (rrugë) për të durueshmit.” (Nahl, 126)

## d. Xhihadi Islam

Ta shohësh xhihadin vetëm si luftë, jo vetëm që nuk pasqyron të vërtetën, por është edhe e mangët, edhe e gabuar për nga aspekti dhe kuptimi që i jep Kurani dhe Suneti. Fjala xhihad do të thotë “të përpiqesh, të punosh”. Prandaj, ai mund të realizohet me çdo lloj mënyre, si me zemër, gjuhë, dorë, pasuri, jetë, kulturë, ekonomi, armë etj. Islami dëshiron që njerëzit, më së shumti të bëjnë xhihad me zemër të sinqertë dhe gjuhë të ëmbël. Ata që e marrin përsipër këtë detyrë, në Kuranin Fisnik këshillohen që ta bëjnë këtë duke përdorur shprehje të buta dhe të qarta. Për të arritur takimin dhe gjallërimin e shpirtrave me Allahun e Madhëruar, urdhërohet që besimtarët të përpiqen me pasuritë dhe jetët e tyre.

Parimi i Islamit është paqja. Argumenti më i madh i kësaj, është fakti se Kurani Fisnik, ***“Marrëveshjen e Hudejbijes”***, e cila përmbante kushte shumë të vështira në kurriz të myslimanëve, e quan ***“Fet’h-i Mubin”***, pra ***“Një fitore e qartë”***. Dhe ky *“Fet’h”*, është bërë edhe emri i një prej sureve të Kuranit Fisnik.

Luftërat që ka zhvilluar Pejgamberi ﷺ, kanë qenë të gjitha me qëllim mbrojtës. Ato janë zhvilluar ose për të zmbrapsur sulmet ndaj myslimanëve, ose për të prishur planet e përgatitjes për luftë, për të cilat kishin arritur të merrnin informacione. Kur shkoi në betejën e parë të madhe, në betejën e Bedrit, qëllimi kryesor i Pejgamberit ﷺ, nuk ishte lufta. Qëllimi i tyre ishte ndalimi i një karvani që ishte pasuruar me mallrat që u ishin grabitur myslimanëve, të cilët emigruan dhe që po me atë pasuri, po përgatitej një ushtri kundër myslimanëve. Karvani shpëtoi duke ndërruar udhën. Mirëpo, ushtria e idhujtarëve kishte dalë nga Meka dhe, duke përshkuar një rrugë prej 400 kilometrash, ishte vendosur në afërsi të Medinës. Kur këta nuk e pranuan marrëveshjen e paqes, e cila iu ofrua disa herë rresht, atëherë detyrimisht

u zhvillua një luftë, nga e cila myslimanët dolën fitimtarë.[260]

Betejat e Uhudit dhe Hendekut u zhvilluan shumë pranë Medinës. Idhujtarët u treguan shumë të egër në sulm, duke dërguar drejt Medinës ushtri nga e majta dhe e djathta e saj, me qëllim që t'i zhduknin myslimanët nga faqja e dheut. Ndërsa Resulullahu ﷺ, në Medinë po zhvillonte një luftë mbrojtëse. Mbi të gjitha, Resulullahu ﷺ, duke hapur një hendek të madh përreth qytetit, arriti ta ulte në zero humbjen e jetëve.

Betejat e Mutes dhe Tebukut u zhvilluan për të marrë hakun e korrierit që u martirizua dhe për të eliminuar armikun, i cili po përgatitej për sulm. Madje, pas arritjes së disa marrëveshjeve, myslimanët u kthyen nga Tebuku pa zhvilluar asnjë përplasje.

Ndërsa Çlirimi i Mekës u arrit si përfundim i shkeljes së marrëveshjes nga ana e idhujtarëve dhe për të marrë përsëri të drejtat që u ishin grabitur myslimanëve që emigruan më herët në Medinë. Kjo është një lëvizje për paqe dhe fitim zemrash, e cila është e pamundur të vërehet përsëri në ndonjë etapë tjetër të historisë. Në qytetin e çliruar, as u grabit gjë, as u vra njeri, as u syrgjynos kush, as u mor hak dhe as u nxit gjakmarrje. Përkundrazi, pavarësisht nga padrejtësitë e viteve të shkuara, të gjithë u falën pa asnjë kusht.

Po kështu, të gjitha luftërat e tjera të Resulullahut ﷺ, janë zhvilluar vetëm për të ndaluar sulmin e armiqve ose përgatitjen e tyre për sulm. Edhe kur myslimanët kanë qenë të detyruar të luftojnë me armikun, megjithëse janë përpjekur me të gjitha mundësitë për të arritur paqe, kanë vepruar brenda një kuadri ligjor të caktuar. Ata nuk i kanë prekur kurrë fëmijët, gratë, pleqtë, njerëzit e fesë, punëtorët që s'kanë pasur lidhje me luftën, tempujt, kafshët dhe pemët, por kanë luftuar vetëm kundër ushtarëve që i kanë luftuar. Por edhe këta nuk i kanë torturuar kurrë.

Resulullahu ﷺ, sa herë që dërgonte ndonjë njësi ushtarake për luftë, e këshillonte komandantin të kishte frikë Allahun, të sillej mirë dhe të ishte i dobishëm ndaj myslimanëve që kishte me vete. Pastaj, i porosiste ushtarë me këto fjalë:

*"Luftoni me emrin e Allahut, në rrugë të Allahut! Luftoni me ata që e mohojnë Allahun! Mos e tradhtoni plaçkën e luftës! Mos bëni padrejtësi! Mos torturoni (duke prerë veshë, hundë apo organe të tjera)! Mos vrisni fëmijë!"* (Muslim, Xhihad, 3; Ahmed, V, 352, 358)

260. Shih. Uakidi, I, 61-65.

Ndërsa në një transmetim tjetër, i Dërguari i Allahut ﷺ, thotë:

*"...mos i vrisni fëmijët, ata që mbyllen në tempujt (kisha apo sinagoga) e tyre për të kryer adhurime*[261] *dhe të moshuarit!*[262] *Mos i shkatërroni e mos i digjni kishat. Ndërsa pemët mos i shkulni me rrënjë!"*[263] Po ashtu, ai ka ndaluar edhe rrënimin e banesave.

Në një nga betejat e zhvilluara, Pejgamberi ﷺ, vuri re se ishte vrarë edhe një grua. Ai u mërzit jashtë mase nga kjo ndodhi dhe menjëherë e ndaloi vrasjen e grave dhe të fëmijëve."[264]

Në betejën e Hunejnit, **Bijtë e Sulejmes** ishin kalorës që prinin. Ndërsa **Halid bin Uelidi** ishte komandanti i tyre. Në një moment, Resulullahu ﷺ, vuri re kufomën e një gruaje të vdekur dhe për këtë arsye tha:

*"Kjo grua nuk ishte në mes të atyre që na luftonin neve!"* Pastaj, menjëherë i tha njërit që kishte afër:

*"Arrije shpejt Halidin dhe i thuaj: «Resulullahu ﷺ, urdhëron që të bëni kujdes e të mos vrisni asnjë grua, fëmijë, të moshuar dhe personat që janë punësuar për të kryer punë të tjera dhe jo të luftës!»!"*[265]

Më vonë, kur Pejgamberi ﷺ, u lajmërua se janë vrarë edhe disa fëmijë, ai u mërzit jashtë mase dhe i nervozuar tha:

*"Çfarë kanë disa, që po e teprojnë sot në vrasje dhe e çojnë çështjen deri aty sa vrasin edhe fëmijë?!"* Dikush që ndodhej aty pranë, tha:

"O Resulullah! A nuk janë bijtë e idhujtarëve ata?!" Pasi dëgjoi këto fjalë, Resulullahu tha:

*"A nuk janë edhe më të mirët prej jush (ju), fëmijët e idhujtarëve?"* Më pas vazhdoi:

*"Kini kujdes! Mos i vrisni fëmijët! Kini kujdes! Mos i vrisni fëmijët! Çdo fëmijë, lind në natyrën e pastër islame dhe vazhdon të jetë kështu deri sa t'i vijë goja. Më pas, prindërit e bëjnë atë jahudi ose të krishterë."* (Ahmed, III, 435)

**Bartholomeus Georgieviç**, i cili ra rob i turqve në luftën e Mohaçit (1528) dhe që më pas u la i lirë, ka shkruar një libër me titull *"Traditat dhe zakonet e turqve"*. Në librin e tij, ai shprehet:

261. Shih. Ahmed, I, 300; Taberani, Kebir, XI, 224/11562.
262. Shih. Taberani, Eusat, I, 48/135.
263. Shih. Abdurrazzak, Musannef, V, 220.
264. Shih. Buhari, Xhihad, 148; Xhihad, 24-25.
265. Ebu Daud, Xhihad, 111; ibn-i Maxhe, Xhihad, 30; Uakidi, III, 912.

"Gjatë luftës, në radhët e ushtrisë Osmane kishte një disiplinë aq të rreptë, saqë asnjë ushtar nuk mund të guxonte të vepronte diçka të padrejtë. Ai që bënte padrejtësi, dënohej pa mëshirë. Aty kishte vëzhgues dhe mbajtës të rregullit... Nga bahçet në anë të rrugëve ku kalohej, nuk mund të këpusnin qoftë edhe një mollë pa lejen e pronarit të saj." (Onur Bilge Kula, *"Simboli turk në kulturën gjermane"*, Ankara 1993, fq. 164)

Kur **Sulltani Javuz Selim Hani** po shkonte në fushatën e Egjiptit. Vendi nga ku kaloi ushtria në Gebze, ishte përplot me vreshta dhe bahçe. Sulltan Javuz Selim, filloi të mendonte:

"Vallë, mos ndokush prej ushtarëve të mi ka këputur rrush ose mollë pa lejen e të zotit?!.." Më pas thirri Again e Jeniçerëve dhe e urdhëroi:

"Aga, ky është fermani (urdhri) im! Të kontrollohen të gjitha çantat e jeniçerëve, kalorësve dhe këmbësorisë! Nëse në çantën e dikujt prej tyre gjendet rrush apo mollë, silleni menjëherë para meje!"

Agai i Jeniçerëve veproi menjëherë dhe i kontrolloi të gjitha çantat. Më pas, doli para sulltanit dhe i tha:

"Sulltan! Nuk gjeta asnjë vesh rrush apo mollë të këputur!.."

Javuzi u gëzua shumë nga ky lajm. Dukej sikur ishte çliruar nga ndonjë ngarkesë. Më pas hapi duart dhe u lut:

"O Allah! Qofsh pafundësisht i falënderuar dhe i lavdëruar! Sepse Ti më ke falur një ushtri që nuk ha prej haramit!.." Pastaj i drejtohet Agait dhe i thotë:

"Nëse ushtarët e mi do të kishin këputur ndonjë frut pa leje, do të kisha hequr dorë nga fushata e Egjiptit. Sepse vendet nuk mund të çlirohen me një ushtri që ha prej haramit!.."

Si rezultat i këtij morali të lartë, Javuzi gjithmonë ka arritur të ketë pranë ndihmën dhe mirësinë hyjnore.[266]

Siç e vumë re, Islami pikësëpari zgjedh paqen. Ndërsa, kur është i detyruar të luftojë, vepron me maturi, drejtësi dhe njerëzishëm, duke urdhëruar që asnjëherë të mos kalohen kufijtë. Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Luftoni në rrugën e Allahut ndaj atyre që luftojnë kundër jush, por mos e kaloni kufirin, se Allahu nuk i do ata që e kalojnë kufirin."** (Bekare, 190; Maide, 2)

266. Osman Nuri Topbash, Osmanët.

Si mund të lejojë Islami të vriten njerëz të pafajshëm në kushte të paqes, kur ai nuk e lejon vrasjen e asnjë të pafajshmi jomysliman dhe atij që nuk merr pjesë në luftë, qoftë edhe në kushtet e luftës?!.

## *Lufta është si bisturi*

Mund të themi se Islami është në luftë me terrorin nga fillimi deri në fund. Shpata është një copë hekuri. Në Islam është e ndaluar, haram të luftosh për të derdhur gjak dhe për të grabitur tokë. Shpata përdoret vetëm për të eliminuar padrejtësinë dhe për t'u bërë shkak i udhëzimit.

Xhihadi është si bisturia e doktorit. Ai përdoret vetëm për të penguar njerëzit e këqinj, që shkaktojnë ngatërresa dhe vrasin njerëz për hir të interesave të tyre. Ashtu siç pritet një organ, i cili është bërë gangrenë, për të shpëtuar pjesën tjetër të trupit, ashtu eliminohen edhe njerëzit e këqinj që prishin qetësinë e njerëzimit dhe që nuk mund të përmirësohen.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Dhe kur u përballën me Xhalutin dhe ushtrinë e tij, thanë: 'Zoti ynë! Na pajis me durim, na forco këmbët tona dhe na ndihmo kundër këtij populli jobesimtar!" Me ndihmën e Allahut, ata i thyen armiqtë dhe Dauti e vrau Xhalutin. Allahu i dha atij pushtetin dhe Profecinë dhe i mësoi dituritë që deshi. Sikur Allahu të mos i ndihmonte njerëzit e mirë kundër të këqinjve, bota do të ishte shkatërruar. Por Allahu është shumë Bujar me krijesat e Veta."** (Bekare, 250-251)

**"A ka pasur njerëz të mençur në popujt para jush, që të pengonin ngatërresat në Tokë, përveç disave prej tyre që i shpëtuam Ne?! Ata që bënin të këqija, jepeshin pas kënaqësive dhe ishin gjynahqarë. Zoti yt kurrë nuk do t'i shkatërronte qytetet padrejtësisht, nëse banorët e tyre do të ishin të ndershëm."** (Hud, 116-117)

## *Nuk ka dhunë në fe*

Islami dëshiron ta çojë të vërtetën tek njerëzit dhe t'ua shpjegojë atë. Mirëpo, asnjëherë nuk i detyron njerëzit që ata t'i pranojnë këto.[267] Kjo, sepse Allahu i Madhëruar dëshiron që njerëzit, të cilët i ka dërguar në këtë botë për t'i sprovuar, të jenë të lirë. Ata që e pranojnë Islamin, duhet ta bëjnë këtë me vullnet të lirë. Po ashtu edhe ata që e refuzojnë, duhet ta bëjnë këtë me

267. Shih. Kuran: Bekare, 256; Junus, 99./ Ebu Daud, Xhihad, 116/2682.

vullnet të lirë. Qëllimi i kësaj është që në botën tjetër, të gjithë ta meritojnë shpërblimin apo dënimin.[268] Për këtë arsye, ndonjëherë lind edhe nevoja e luftës me forcat që dalin përpara kumtimit të Islamit ndaj njerëzve dhe bëhen pengesë që ata ta shqyrtojnë Islamin me vullnetin e tyre të lirë. Kjo, sepse ata po kufizojnë lirinë e njerëzve që nuk besojnë, duke i detyruar të qëndrojnë larg Islamit.

Besimi është një mirësi, e cila mund të arrihet vetëm me vullnet të lirë. Nuk është e mundur që t'i bësh njerëzit të besojnë me forcë e me detyrim. Njerëzit që detyrohen, mund të bëhen veç dyfytyrësh. Dhe Islami e konsideron dyfytyrësinë më të keqe se mohimi. Për këtë arsye, gjatë gjithë historisë myslimanët nuk kanë detyruar askënd të hyjë në Islam. Madje edhe robërit që ndodheshin në duart e tyre, i kanë lënë të lirë në këtë çështje. **Zijad bin Xhezi**, i cili ka marrë pjesë në çlirimin e Egjiptit, tregon:

"...Pas luftës, egjiptianët që ndodheshin në duart tona si robër lufte, i tubuam në një vend. Aty erdhi edhe pala e krishterë. Ne i lamë të lirë robërit që të zgjidhnin Islamin apo Krishterimin. Kur dikush prej tyre zgjidhte Islamin, ne brohorisnim tekbirë me një zë më të fuqishëm se sa kur ishim në luftë, pastaj e merrnim atë në anën tonë. (Tashmë, ai gëzonte të njëjtat të drejta dhe detyra që kishim edhe ne) Kur dikush zgjidhte Krishterimin, ne e lironim atë dhe të krishterët e merrnin pranë vetes duke brohoritur; ndërsa ne i lidhnim xhizjen. Mirëpo, ne mërziteshim për këtë, sikur dikush prej nesh të kishte kaluar në radhët e tyre..." (Taberi, Tarih, I, 512, [Viti 20.])

## e. Sjellja e mirë ndaj robërve

Resulullahu ﷺ, me anë të porosive, këshillave dhe zbatimeve të ndryshme, ka kërkuar që sjellja ndaj robërve të jetë e mirë dhe e ka ndaluar torturimin e tyre. Madje, ai ka bërë të ditur se robërit nuk duhen torturuar, as kur prej tyre kërkohet të japin informacione.[269] Po ashtu, edhe juristët islam shprehen se nuk është e drejtë që robërit të torturohen, qoftë edhe duke i lënë të uritur e të etur. (Kasani, Bedai'u's-sanai', 1406, Daru'l-Kutub'l-Ilmijje, VII, 120)

Vëllai i **Mus'ab bin Umejrit**, Ebu Azizi, kishte qenë flamurtari i idhujtarëve në betejën e Bedrit. Kur ai ra rob i myslimanëve, mëshirën dhe butësinë që pa prej tyre, e tregon me këto fjalë:

268. Shih. Kuran: Enfal, 42; Kehf, 29; Zumer, 7; Xhathije, 15.
269. Shih. Ebu Daud, Xhihad, 115; Ibn-i Hisham, II, 255; Uakidi, II, 514.

"Edhe unë rashë rob në betejën e Bedrit dhe iu dorëzova një grupi prej ensarëve. Kur po ktheheshim nga Bedri, në vaktin e mëngjesit dhe të darkës, bukën ma jepnin mua, kurse vet e shtynin me hurma të thata. Kjo, sepse i Dërguari i Allahut ﷺ, i kishte këshilluar të silleshin mirë me robërit. Nëse dikujt prej tyre i binte në dorë një copë bukë, menjëherë e sillte dhe ma jepte mua. Ndonjëherë më vinte turp dhe ia ktheja përsëri copën e bukës ndonjërit prej tyre, por ai ma jepte përsëri atë bukë dhe në asnjë mënyrë nuk e prekte me dorë." (Ibn-i Hisham, II, 288; Hejthemi, VI, 86)

Po ashtu, edhe **Ebu'l-As bin Rebi** dhe **Uled bin Uledi**, të cilët kishin rënë robër në luftë, pohuan të njëjtën sjellje të myslimanëve. Madje, sipas njërit prej robërve kurejshë, **Jezidit**, kur po shkonin në Medinë, robërit i kishin hipur në kafshë, ndërsa vetë myslimanët ecnin në këmbë.[270]

Resulullahu ﷺ, nuk i mbajti të gjithë robërit që u kapën në betejën e Bedrit në një vend. Ai i shpërndau një nga një tek sahabët, të cilët i këshilloi t'i mikprisnin dhe t'i gostitnin ata.[271]

Më vonë u mor vendim që këta robër të liheshin të lirë në këmbim të një pagese. Ndërsa pagesa e atyre që dinin shkrim e lexim, ishte t'u mësonin shkrim e lexim dhjetë fëmijëve të Medinës. Ata që nuk kishin asnjë mundësi, u lanë të lirë pa asnjë kusht.[272]

Në betejën e Hunejnit ishin kapur shumë robër nga fisi Heuazin. Resulullahu ﷺ, e urdhëroi **Busr bin Sufjanin** të siguronte veshje për robërit. Për këtë arsye, Busri bleu rroba dhe i veshi të gjithë robërit. Midis tyre gjendeshin edhe disa robër nga ana e tezes dhe hallës së qumështit të të Dërguarit të Allahut ﷺ. Prandaj, Pejgamberi ﷺ, i liroi të gjithë ata që i ranë për pjesë atij dhe bijve të Abdulmuttalibit. Duke marrë shkas nga kjo, edhe shumë prej sahabëve i liruan robërit që u ranë për pjesë, pa u marrë asnjë pagesë. Ndërsa myslimanëve, të cilët nuk doni t'i lironin robërit pa pagesë, Resulullahu ﷺ, u garantoi se pagesën e tyre do t'ua jepte ai personalisht. Në këtë mënyrë, u lanë të lirë rreth 6000 robër. Përveç kësaj, nga mallrat që u konfiskuan si pre lufte, u kthyen 24.000 deve, 40.000 dele dhe 4.000 ukijje (475 kg) argjend.[273] Resulullahu ﷺ, la të lirë edhe robër të tjerë që u zunë në luftëra të ndryshme.[274]

270. Shih. Uakidi, I, 119.
271. Shih. Ibn-i Hisham, II, 288.
272. Shih. Ahmed, I, 247; Uakidi, I, 129; Ibn-i Sa'd, II, 22.
273. Shih. Ibn-i Hisham, IV, 135; Uakidi, III, 943, 950-954.
274. Shih. Muslim, Xhihad, 132, 133; Ebu Daud, Itk, 2/3931; Ibn-i Hisham, IV, 32; Uakidi, II, 559, 560, 835; Ibn-i Sa'd, II, 88, 142-143.

I Dërguari i Allahut ﷺ, e pëlqente lirimin e robërve në raste të ndryshme. Për shembull, kur hynte muaji i Ramazanit, ai lironte të gjithë robërit dhe atij që i kërkonte diçka, ia plotësonte nevojën.[275]

Po ashtu, edhe Ebu Bekri ﵁, një pjesë të pasurisë së tij e shpenzoi për t'u dhënë lirinë robërve dhe skllevërve. Një ditë, babai i tij, të cilit nuk i pëlqente që ai ta shpenzonte pasurinë në këtë mënyrë i tha:

"Biri im! Ti gjithmonë blen dhe u jep lirinë skllevërve të dobët e të pafuqishëm. Meqenëse dëshiron të lirosh skllevër, atëherë bli dhe liro skllevër të fortë, të cilët do të të mbrojnë përballë rreziqeve dhe të këqijave."

Ndërsa Ebu Bekri ﵁, i dha një përgjigje shumë mbresëlënëse:

"I dashur baba! Qëllimi i vetëm që kam me këtë veprim, është të fitoj kënaqësinë e Allahut. Me lirimin e tyre, unë kërkoj vetëm shpërblimin që është tek Allahu!"

Për të lavdëruar këtë dhe veprime të tjera të Ebu Bekrit ﵁, u zbrit edhe ky ajet fisnik:

**"Sa për atë që jep** (për hir të Allahut)**, ka frikë** (nga Ai) **dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës** (besimit)**, Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit."** (Lejl, 5-7)[276]

Gjithashtu, me rregullimin e një ligji të caktuar, u mor nën mbrojtje edhe nderi i robëreshave. Sipas të katër "medhhebeve sunite"[277], është haram të kryesh marrëdhënie intime me një robëreshë, pa iu dhënë më parë një status ligjor i caktuar.[278]

## f. Përpjekja për shpëtimin e gjithë njerëzimit

Islami është feja e paqes dhe shpëtimit, të cilën Allahu i Madhëruar e ka dërguar për të gjithë njerëzimin. Ndërsa Pejgamberi ﷺ, është Pejgamberi mëshirues që Allahu ua dhuroi të gjitha botëve.

Allahu i Madhëruar urdhëron:

**"Ne nuk të kemi dërguar ty** (o Muhamed)**, veçse si mëshirë për botët!"** (Enbija, 107)

---

275. Shih. Ibn-i Sa'd, I, 377.
276. Ibn-i Hisham, Siretu'n-Nebi, I, 341; Taberi, Xhamiu'l-Bejan, XXX, 279 [Lejl, 5-7]; Sujuti, Lubabu'n-Nukul, fq. 257-258.
277. Medhheb: Shpreh një rrugë, metodë apo shkollë juridike të veçantë.
278. Ahmet Ozel, "Esir" mad, DİA, XI, 385.

Në lidhje me këtë ajet fisnik, **Ibn-i Abbasi** ﷺ, është shprehur:

“Kush i beson Allahut dhe të Dërguarit të Tij, arrin mëshirën e plotë, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Ndërsa, kush nuk i beson Allahut dhe të Dërguarit të Tij, mbrohet vetëm prej dënimit hyjnor, të cilin e kanë shijuar popujt e mëparshëm në këtë botë, si “fundosja në fund të dheut”, “kthimi në majmunë”, “goditja me gurë nga lart”, etj. Kjo është vetëm një mëshirë e kësaj bote, të cilën e ka përfituar në sajë të Resulullahut ﷺ.” (Bejhaki, Delailu’n-nubuue, V, 486; Hejthemi, VII, 69)

Pejgamberi ﷺ, i është lutur Allahut të Madhëruar që populli i tij të mos shkatërrohej nga ndonjë zi e përgjithshme, nga përmbytjet apo shkatërrimi në masë.[279] Që prej ditës kur u dërgua si pejgamber, të gjithë njerëzit janë populli i tij.[280] Për këtë arsye, Pejgamberi ﷺ, i është lutur Allahut ta mbrojë të gjithë njerëzimin nga fatkeqësitë e mëdha.

Në një hadith fisnik, Resulullahu ﷺ, thotë:

*“Njeriu më i dashur tek Allahu, është ai më i dobishmi për njerëzit.”* (Hejthemi, VIII, 191)

Për këtë arsye, myslimanët përpiqen për shpëtimin e të gjithë njerëzimit. Ata përpiqen për të mirën e njerëzve, të çfarëdolloj besimi qofshin dhe i ndihmojnë të shtypurit. Ata veprojnë sipas parimit: ***“Duaje krijesën për hir të Krijuesit!”***. Për shkak se e duan Allahun e Madhëruar, i duan edhe të gjithë njerëzit që Ai ka krijuar. Ata nuk ndërhyjnë në punët e të tjerëve, të çfarëdolloj besimi qofshin, përderisa këta nuk bëjnë padrejtësi apo nuk kufizojnë të drejtën dhe lirinë e mendimit të njerëzve.

Nëse shohim historinë, qytetërimi islam asnjëherë nuk është përpjekur të shkatërrojë qytetërimet e tjera. Përkundrazi, ai ka marrë dhe ka përvetësuar shumë elementë që u përshtateshin vlerave të veta. Ndërsa, kur këto qytetërime kanë qenë nën administrimin e tij, ai i ka mbrojtur ato. Kultura hebraike, e krishterë, budiste dhe hinduiste, janë marrë nën mbrojtje në çdo periudhë të historisë islame, si në periudhën e shtetit të Medinës të themeluar nga Resulullahu ﷺ, ashtu edhe në periudhat e katër khalifëve, të Emevitëve, Abbasitëve, të Andaluzisë, të Indisë dhe të Perandorisë Osmane. Nëse Islami do të punonte vetëm për shpëtimin e pjesëtarëve të tij, sot, të paktën një pjesë e mirë e qytetërimeve që përmendëm, do të ishin zhdukur nga skena e historisë.

279. Shih. Muslim, Fiten, 19-20; Tirmidhi, Fiten 14/2177; Ebu Daud, Fiten 1/4252.
280. Shih. Hejthemi, I, 174.

Toleranca dhe botëkuptimi i lartë i Islamit është përjetuar nga shumë raca, fe dhe kombe të ndryshëm, në kontinentet e Afrikës, Azisë dhe Evropës. Ekzistojnë shumë shembuj, të cilët tregojnë se Islami ka përqafuar të gjithë njerëzimin. Një nga këta shembuj është edhe ky:

**Aliu** رضي الله عنه, kishte shkruar një fletëurdhëresë për **Malik bin Harisin**, të cilin e kishte emëruar guvernator të Egjiptit. Ndër të tjera, aty zinin vend edhe këto fjalë:

"Mos i shiko njerëzit siç e shikon egërsira tufën! Ndaj tyre ushqe dashuri, mëshirë dhe ndjenja mirësie! Sepse të gjithë njerëzit pa përjashtim, janë ose vëllezërit e tu në fe, ose të barabartë me ty si krijesë. Njerëzit mund të gabojnë dhe mund të kenë probleme. Prandaj, kape përdore atë që rrëzohet... Nëse kërkon falje nga Allahu për veten tënde, edhe ti fali e toleroji të tjerët! Kurrë mos u bëj kryeneç ndaj Allahut! Kurrë mos u bëj pishman për atë që ke falur! Por mos u gëzo as për dënimin që jep!"[281]

Sipas Islamit, përveçse në gjendje lufte, është e ndaluar rreptësisht marrja e pasurisë dhe jetës së njerëzve, qofshin ata edhe mohues. Jo vetëm vrasja e njerëzve, por edhe mallkimi i tyre është një veprim që nuk aprovohet nga Islami.[282]

I Dërguari i Allahut ﷺ, ka këshilluar gjithmonë butësinë dhe mëshirën, duke e qortuar dhunën, egërsinë dhe tiraninë. Ai ka thënë:

*"Allahu i Madhëruar më ka krijuar si një rob bujar dhe me moral të bukur e nuk më bëri tiran dhe inatçi."* (Ebu Daud, Et'ime, 17/3773)

*"Allahu i Madhëruar nuk më dërgoi si dhunues!Përkundrazi, Ai më dërgoi si edukues dhe lehtësues."* (Ahmed, III, 328)

Resulullahu ﷺ, është dërguar për të plotësuar moralet e bukura dhe për t'i falur mirësi të gjithë njerëzimit. Sa mësimdhënës është ky qëndrim i Resulullahut ﷺ, ndaj qytetarëve hebrenj, të cilët i kurdisën atij një kurth:

Një grup hebrenjsh shkoi pranë Resulullahut ﷺ dhe, duke e përngjarë formën e përshëndetjes islame (esselamu alejkum), thanë:

"-Samu alejkum (vdekja qoftë mbi ju)"

**Aisheja** رضي الله عنها, e cila e kuptoi këtë hile, iu përgjigj atyre pas perdes:

"Ajo qoftë mbi ju! Allahu ju mallkoftë! Allahu ju dënoftë!"

281. Shih. Muhjiddin Sejdi Çelebi, Buhari'de Yönetim Esasları, Istanbul, 2000, fq. 47.
282. Shih. Muslim, birr, 84-86; Ebu Daud, Edeb, 45.

Mirëpo Resulullahu ﷺ, i cili ishte dërguar për të përsosur moralin e bukur, ndërhyri dhe tha:

*"Qetësohu, o Aishe! Sillu me mirësjellje dhe butësi! Ruaju nga dhuna dhe e shëmtuara!"*

Ndërsa nëna jonë Aisheja ؓ, tha:

"(O Resulullah!) A nuk e dëgjuat se çfarë thanë ata?" Resulullahu ﷺ, tha:

*"Po ti a nuk e dëgjove se çfarë u thashë atyre? Unë u thashë vetëm «Ue alejkum / edhe mbi ju!», duke ua kthyer mbrapsht fjalët e tyre. Lutja ime për ata pranohet, ndërsa lutjet e tyre për mua nuk pranohen!"* (Buhari, Edeb, 38)

Sipas një transmetimi tjetër, Resulullahu ﷺ, i ka thënë nënës sonë Aishe ؓ:

*"Allahu dëshiron dhe pëlqen që çdo punë të bëhet me butësi!"* (Buhari, Isti'dhan, 22)

**Enes bin Maliku** ؓ, ka thënë:

"Resulullahut ﷺ, i vinte rëndë nga fjalët fyese, që shprehin ndyrësi e mallkim, prandaj gjithmonë qëndronte larg tyre. Kur zemërohej me ndonjërin prej nesh dhe e qortonte, thoshte vetëm:

*"Çfarë ka ai, që ju bëftë balli dhe!"* (Buhari, Edeb, 38, 44)

Kjo fjalë e Resulullahut ﷺ, nënkupton: "Që personi me të cilin është nxehur, të falë namaz e të bjerë në sexhde dhe t'i bëhet balli me dhe!"

Ndërsa kjo ndodhi tregon se ashpërsia dhe sjelljet e shëmtuara, që nuk përshtaten me moralin e bukur, nuk kishin vend në jetën e Resulullahut ﷺ:

Një njeri (nga dyfytyrëshit), kërkoi leje për të hyrë tek Resulullahu ﷺ. Kur Resulullahu ﷺ, e pa prej së largu (për t'i ruajtur njerëzit prej të keqes së tij), tha:

*"Ai është vëllai ose biri më i keq i fisit të vet!"*

Kur njeriu hyri brenda, Resulullahu ﷺ, i buzëqeshi dhe bisedoi me të, duke u sjellë ëmbëlsisht. Kur njeriu u largua, Aisheja ؓ, tha:

"O Resulullah! Kur e patë atë njeri, thatë kështu e kështu për të. Pastaj i buzëqeshët dhe u sollët mirë me të?!"

Resulullahu ﷺ, tha:

*"O Aishe! Kur më ke parë të flas dhe të sillem keq?! Në Ditën e Kijametit, njeriu më i keq për Allahun është ai prej të cilit (në këtë botë) njerëzit qëndrojnë larg për t'iu ruajtur të keqes së tij."* (Buhari, Edeb, 38)

E keqja e këtij njeriu për të cilin bëhet fjalë, më vonë u shtua edhe më tepër dhe në kohën e **Ebu Bek**rit ﵁, ai u kap rob duke luftuar kundër myslimanëve. Pikërisht në atë kohë, u kuptua se fjala e Pejgamberit ﷺ, për të ishte një mrekulli në lidhje me të ardhmen.[283]

Nga të gjitha këto, kuptohet se myslimanët nuk mund të marrin pjesë në asnjë lloj veprimtarie terroriste. Edhe pse disa njerëz i trumbetojnë veprimtaritë terroriste sikur kanë lidhje me Islamin, ky pretendim i tyre, ose bëhet qëllimisht për ta treguar Islamin të keq, ose për shkak të një pakujdesie dhe injorance të tepruar.

283. Imam Neueui, MinhaxhSherhu Sahihi Muslim, Bejrut 1392, XVI, 144.

# FJALA E FUNDIT

Për shkak se njeriu është krijuar me prirjen për të ditur të drejtën dhe të vërtetën, ai nuk e pëlqen të panjohurën. Gjithmonë bëhet kureshtar i së vërtetës dhe duke e kërkuar atë, vrapon pas të njohurës. Kjo, sepse gjërat që nuk i di dhe nuk mund t'i dijë, e bëjnë atë të vuajë shpirtërisht.

Gjatë gjithë historisë njerëzore, ajo që e ka munduar më së tepërmi mendjen e njeriut dhe enigma më e madhe e jetës së tij, është e panjohura e **"vdekjes"** dhe **"botës së përtejme"**. Në fakt, të gjithë njerëzit -pavarësisht nga kushtet e jetës- përjetojnë një vuajtje të njëjtë përballë vdekjes. Humbja e rrugëve të jetës në horizontin e vdekjes, i hidhëron thellësisht zemrat e tyre.

Fenomeni i **"vdekjes"** është më mahnitës dhe më i zjarrtë se vetë mrekullia e jetës dhe i përfshin të gjithë si një vorbull. Kjo është e vërteta më e ashpër që do t'i prekë të gjithë pa përjashtim. Dhe për këtë arsye, njohja e të gjitha enigmave të saj është një nga qëllimet kryesore të njerëzimit. Kjo, sepse jeta është një e vërtetë sublime, e cila nuk mund të ngjeshet në një hapësirë midis djepit dhe varrit.

Nëse pyetja **"çfarë është jeta?",** e cila shfaqet në mendjen e njerëzve, do të marrë si përgjigje vetëm "lagështira e tokës dhe ngurtësia e gurëve të varrit", atëherë çfarë mund të jetë më e hidhur se sa një jetë kaq e shkujdesur?!

Nyjën e së ardhmes në lidhje me vdekjen dhe përtej saj, e cila nuk mund të kuptohet vetëm me mendjen dhe mendimin njerëzor, mund ta zgjidhë vetëm fuqia e shpalljes hyjnore.

Çfarë është jeta? Përse u krijua kjo botë? Përse ndodh ardhja në këtë botë dhe shkuarja në botën e varrit? Çfarë do të ndodhë pas vdekjes? Përgjigjen në mënyrën më të kënaqshme të të gjitha këtyre pyetjeve mund ta japë vetëm Islami. Feja e vetme që e shpëton njeriun dhe i ndriçon më së miri pikat e errëta në lidhje me vdekjen dhe botën tjetër, të cilat e bëjnë njeriun të vuajë, është Islami.

Qëllimi i jetës është arritja e lumturisë së përjetshme, duke përjetuar me frymëzim dhe qetësi shpirtërore të vërtetën e Kuranit dhe Sunetit. Kjo botë është vendi i mbjelljes, ndërsa bota tjetër është vendi i korrjes së asaj që është mbjellë. Njeriu është udhëtar i përjetësisë, ndërsa kjo botë është një bujtinë. Pra, kjo botë është një vend i përkohshëm i sprovave, ku vihet për të fituar lumturinë e përjetshme. Jeta e vërtetë është jeta e përjetshme me Xhenetin dhe Xhehenemin e saj.

Këto lajme në lidhje me të ardhmen, na i kanë sjellë të gjithë pejgamberët dhe veçanërisht Pejgamberi i fundit, Muhamed Mustafai ﷺ. Edhe pse këto duhen pritur me falënderim dhe mirënjohje, -për fat të keq- ato janë pritur me tallje, fyerje dhe moskokëçarje nga ana e shumë të shkujdesurve. Idhujtarët dhe mohuesit, të cilët jetonin në kundërshtim me urtësinë dhe qëllimin e krijimit, në fillim i pritën me habi dhe hutim lajmet në lidhje me botën tjetër që Resulullahu ﷺ, ua njoftoi me anë të shpalljes. Pastaj, kësaj ftese që binte ndesh me jetën e tyre të bazuar në kënaqësi dhe epshe, ia kthyen shpinën me një inat të paparë dhe një mohim të turpshëm.

Në sajë të rregullit të jetës që solli Islami, u jepej fund tërbimit të egos së idhujtarëve dhe flitej për të vërtetën, drejtësinë, Kijametin, llogarinë pas ringjalljes dhe dënimin e të këqijave dhe padrejtësive që bëhen.

Pyetjet në lidhje me **"vdekjen"** dhe **"përtej saj"**, janë mbështjellë në mendjen e njeriut si një gjarpër helmues dhe e tensionojnë atë sa herë që lëvizin. Për këtë arsye, -nga ana e atyre që janë larguar prej udhëzimit të shpalljes dhe pejgamberëve-, në çdo periudhë është bërë përpjeje që ato të heshten, të shtypen dhe të burgosen në nënvetëdije, me anë të çdo lloj botëkuptimi të kotë.

Padyshim se kjo gjendje, është reflektimi i një "psikologjie të arratisjes", që njeriu si pasojë e egërsisë së egos së vet, e përdor për të mos u shtypur nën peshën shpirtërore të të vërtetave për të cilat nuk i pëlqen të japë llogari. Mirëpo, asnjë e vërtetë nuk eliminohet duke u arratisur prej saj ose duke e konsideruar atë inekzistente. Përkundrazi, duke humbur kohën me

ngushëllime të tilla të kota dhe duke e pandehur mjerimin lumturi, njeriu vetëm sa mashtron vetveten. Këto nuk mund ta shpëtojnë atë nga kapja e befasishme e vdekjes apo kapja gafil nga Azraili dhe i përballjes me surprizat e ashpra të jetës së përjetshme...

Meqenëse për ata që jetojnë nuk ka ndodhi më të rëndësishme se vdekja, atëherë duhet që ato për të cilat na njoftojnë lajmet hyjnore, të kuptohen më mënyrën e duhur. Kurani Fisnik, kur flet për botën tjetër, në lidhje me të cilën janë dakord të gjitha fetë qiellore, shprehet; **"Nebe-i Adhim / Lajmi i Madh"** dhe e ka shpjeguar atë me çdo lloj argumenti logjik, ndjesor e moral.

Ata që ia vënë veshin zërit të shpalljes hyjnore, duke e kuptuar ashtu siç duhet madhështinë e lajmit në lidhje me botën tjetër, arrijnë të shpëtojnë prej mashtrimit nga mirësitë e përkohshme e kalimtare. Dhe prej të ardhmes mashtruese, drejtohen për nga e ardhmja e vërtetë dhe e përjetshme. Ata e kanë kuptuar se qiejt që janë zbukuruar me yje dhe toka që është stolisur me lloj- lloj bukurish e madhështish, nuk tregojnë aspak tablonë e një krijimi pa qëllim e rastësor. Përkundrazi, në çdo grimcë të tyre ndodhen të fshehura shumë sekrete dhe urtësi, të cilat u flasin atyre që kuptojnë me gjuhën e tyre të posaçme.

Kjo gjithësi, e cila është stolisur me kujdesin dhe ndjesinë e një dhome nuseje, përtej mendjes dhe shijes njerëzore, -me bimët, kafshët, njerëzit dhe me krijesat e saj të pajeta- është një vitrinë e shfaqjeve të fuqisë dhe madhështisë hyjnore, që prej elementëve më misteriozë, si qelizat, apo elektronet dhe protonet brenda atomit, e deri tek trupat më të mëdhenj qiellorë.

Një njeri që e sheh veten, jetën, gjithësinë dhe të gjitha ndodhitë nën dritën e shpalljes dhe me syrin e urtësisë, e kupton menjëherë se është shumë qesharake dhe e çuditshme të flasësh për pamundësinë e botës tjetër përballë fuqisë dhe artit hyjnor, të cilat duken qartë në ekzistencën e të gjitha këtyre krijesave, në vazhdimin e ekzistencës së tyre dhe së fundmi, në dënimin e tyre me përkohshmëri.

Nuk duhet harruar se një jetë e cila bëhet duke mos marrë mësim prej vdekjes, nuk ndryshon aspak prej një nate të errët fatkeqësie. Dielli i lumturisë së përjetshme lind me vdekjen në fund të një jete të jetuar nën dritën e të vërtetave hyjnore dhe me devotshmëri ndaj Allahut. Për këtë arsye, feja islame e ka këshilluar gjithmonë përkujtimin e vdekjes dhe përgatitjen për të, duke e eliminuar perceptimin e frikshëm të vdekjes dhe duke e zbukuruar atë. Pra, Islami na ka treguar mënyrat që ta presim atë, siç shprehet edhe

Mevlana i nderuar, si një **"sheb-i arus/një natë dasme"**.

Lum ata besimtarë të mirë që arrijnë ta zgjidhin enigmën e vdekjes dhe botës tjetër brenda tyre me dritën e shpalljes dhe që në sajë të përgatitjes për vdekjen, jetojnë duke u përpjekur që ta shndërrojnë jetën e botës tjetër, në një lumturi të përjetshme...

**Allahu i Madhëruar na bëftë të gjithëve prej robërve të Tij, që duke e mësuar dhe e jetuar Islamin në mënyrën më të bukur, arrijnë kënaqësinë e Tij dhe fitojnë edhe qetësinë e shpirtit në këtë botë, edhe lumturinë e përjetshme në botën tjetër!..**

**Amin!..**

# BIBLIOGRAFI

Abdurrezzâk bin Hemmam, Musannef, I-XI, Bejrut, 1970.

Abdulahad Davud, Muhammad in the Bible, Devha [Doha]: APublications of Presidency, 1980.

A. C. Morrison, Man Does Not Stand Alone/İnsan, Kâinat ve Ötesi, trc. Prof. Dr. Bekir Topaloğlu, İstanbul 1979.

Afzalurrahman, Encyclopaedia of Seerah: Muhammed, London:The Muslim Schools Trust, 1982; Hz. Muhammed –SallâllâhuAleyhi ve Sellem-, Sîret Ansiklopedisi, I-VI, İstanbul 1996.

Ahmed bin Hanbel, Musned, I-VI, İstanbul 1992; Zuhd, yy. ts.

Prof. Dr. Ali Köse, Conversion to Islam: A Study of Native BritishConverts, London: Keagan Paul International, 1996; Nedenİslâm'ı Seçiyorlar, İstanbul 2009.

Ali Muttakî, Alauddin Ali b. Abdulmelik, Kenzu'l-Ummâl fiSuneni'l-Akvâl ve'l-Ef'âl, I-XVI, Bejrut 1985.

Âlûsî, Şihâbuddin Seyyid Mahmûd, Rûhu'l-Me'ânî fî Tefsîri'l-Kur'âni'l-'Azîm, I-XXX, Bejrut, ts. (Dâru İhyâit-Turâsi'l-'Arabî).

Prof. Dr. A. Reşid Turnagil, İslâmiyet ve Milletler Hukuku, İstanbul1993.

Aynî, Ebû Muhammed Bedreddin, Umdetu'l-Kàrî Şerhu Sahîhi'l-Buhârî, I-XXV, Bejrut ts., (İdâretu't-Tıbaati'l-Munîriyye).

Babanzâde Ahmed Naîm-Prof. Dr. Kâmil Mîras, Sahîh-i BuhârîMuhtasarı Tecrîd-i Sarîh Tercumesi ve Şerhi, I-XIII, Ankara, 1993.

Prof. Dr. Bekir Topaloğlu, "Allah" mad., Diyanet İslâm Ansiklopedisi, İstanbul 1989.

Belâzurî, Ebu'l-Abbas Ahmed bin Yahya, Ensâbu'l-Eşrâf, Mısır, 1959;Futûhu'l-Buldan, Bejrut 1987.

Beyhakî, Ebû BekirAhmedbin Huseyn, Sunenu'l-Kubrâ, I-X, Dâru'l-fikr, ts; Şuabu'l-Îmân, I-IX, Bejrut, 1990; Delâilu'n-Nubuvve, Bejrut 1405; Zuhdu'l-Kebîr, Kuveyt 1983.

Buhârî, Ebû Abdillâh Muhammed bin İsmâil, Xhamiu's-Sahîh, I-VIII, İstanbul 1992; Edebu'l-Mufred, Bejrut 1989.

Dârekutnî, Ebu'l-Hasen Ali bin Ömer, Sunen, Bejrut 1986.

Dârimî, Ebû Muhammed Abdullâh bin Abdirrahman, Sunenu'd-Dârimî, I-II, İstanbul 1992.

Defne Bayrak, Neden Musluman Oldular? (İslâm'la ŞereflenenPapazların Hikâyeleri), İstanbul, 2008, İnsan Yayınları.

Deylemî, Ebû Şucâ' Şîrûye bin Şehridâr, Firdevs bi-Me'sûri'l-Hitâb, Bejrut 1986.

Ebû Dâvud, Sunen, İstanbul 1992.

Ebû Nuaym, Ahmed bin Abdillah, Hilyetu'l-Evliyâ, I-X, Bejrut 1967.

Ebû'l-Hasan Nedvî, Muslumanların Gerilemesiyle Dunya NelerKaybetti, trc. Mehmet Suslu, İstanbul 1986, Hikmet Yayınları;Islam and The World, Pencap ts.

Elmalılı, M. Hamdi Yazır, Hak Dîni Kur'ân Dili, İstanbul 1971.

Feriduddin Attâr, Tezkiretu'l-Evliyâ, trc. Prof. Dr. Suleyman Uludağ, İstanbul 2002.

Prof. Dr. Fuat Sezgin, Science et technique en Islam I-V, Frankfurt, 2004; İslam'da Bilim ve Teknik I-V, Ankara 2007.

Gazâlî, Ebû Hâmid Muhammed, İhyâu Ulûmi'd-Dîn, I-VI, thk. Irâkî, Bejrut 1990.

Hâkim, Ebû Abdillah Muhammed bin Abdillah Neysâbûrî, Mustedrek ale's-Sahîhayn, I-V, Bejrut 1990.

Halebî, Ebû'l-Ferec Ali bin İbrahim, İnsânu'l-Uyûn, Mısır 1964.

Heysemî, Hâfız Nûreddîn Ali bin Ebî Bekir, Mecmau'z-Zevâid veMenbau'l-Fevâid, I-X, Bejrut 1988.

İbn-i Abdilber, Ebû Ömer Yûsufbin Abdullâhbin Muhammed, İstîâbfî Mârifeti'l-Ashâb, I-IV, Kâhire, ts.

İbn-i Ebî Şeybe, Ebû Bekir Abdullah bin Muhammed, Musanneffi'l-Ehâdîs ve'l-Âsâr, thk. Kemal Yûsuf Hût, Riyad 1409.

İbn-i Hacer Askalânî, Şihâbuddîn Ahmed bin Ali, İsâbe fîTemyîzi's-Sahâbe, I-IV, Bejrut 1328, Dâru İhyâi't-Turâsi'l-Arabî;Metâlibu'l-Âliye, thk. Sa'd bin Nâsır, 1419,

Dâru'l-Âsıme.

İbn-i Hişâm, Ebû Muhammed Abdulmelik bin Hişâm, Sîretu'n-Nebî, I-IV, Bejrut 1937, (Dâru'l-Fikr).

İbn-i İshâk, Muhammed bin İshâk bin Yesâr, Sîretu İbn-i İshâk (Kitâbu'l-mubtedei ve'l-meb'asi ve'l-meğâzî), Konya 1981.

İbn-i Kesîr, Bidâye ve'n-Nihâye, I-XV, Kâhire 1993; TefsîruKur'âni'l-Azîm, I-IV, Bejrut 1988.

İbn-i Mâce, Ebû Abdillâh Muhammed bin Yezid Kazvinî, Sunenu İbn-i Mâce, I-II, İstanbul 1992.

İbn-i Sa'd, Tabakâtu'l-Kubrâ, Bejrut, Dâru Sâdır.

İbn-i Seyyidinnâs, Uyûnu'l-Eser fî Funûni'l-Meğâzî ve'ş-Şemâil ve's-Siyer, I-II, Bejrut 1992.

İbnu'l-Cevzî, Sıfatu's-Safve, I-IV, Bejrut 1979.

İbnu'l-Esîr, Kâmil fi't-Târîh, thk. Ömer Abdu's-Selâm Tedmurî, Bejrut 1417; Usdu'l-Gâbe, thk. Ali Muhammed Muavvız, 1415.

Kadir Mısıroğlu, İslâm Dunya Görüşu, İstanbul 2008, Sebil Yayınevi.

Kurtubî, Ebû Abdillâh Muhammed bin Ahmed, Câmî li-Ahkâmi'l-Kur'ân, I-XX, Bejrut 1985.

Mâlik bin Enes, Muvatta', I-II, İstanbul 1992.

Mâturîdî, Kitâbu't-Tevhîd, (nşr. Fethullah Huleyf), Bejrut 1970.

Dr. Maurice Bucaille, La Bible le Coran et la science: les cëriturës saintes examinees a la lumiere des connaissances modernes, Paris: Seghers, 1980; The Bible, the Qur'an and science, trc.

Alastair D. Pannell, Karaçi, t.y.

Mevlânâ Şiblî, Asr-ı Saadet, trc. Ömer Rızâ Doğrul, İstanbul1974; Siretu'n-Nebi / The life of the Prophet, Lahor: KazıPublications, 1979.

Muhammed Ataurrahim, Jesus a Prophet of İslâm, England 1977.

Prof. Dr. Muhammed Mustafa A'zami, The History of the Qur'anicText from Revelation to Compilation: A ComparativeStudy with the Old and New Testaments, Leicester: UKIslamic Academy, 2003 (Kuran Tarihi: Eski ve Yeni Ahit ileKarşılaştırmalı bir Araştırma, İstanbul 2006).

Prof. Dr. Muhammed Hamidullah, Kur'ân-ı Kerîm Tarihi, İstanbul2000 (Le Saint Coran'ın giriş kısmı); İslâm'a Giriş, trc. İ. ArifKoytak - Doç. Dr. Veysel Uysal, İstanbul 2003; Six originauxdes lettres diplomatiques du prophete de İslam, Paris 1985/ Hazri Peygamber'in Altı Orijinal Diplomatik Mektubu, İstanbul 1998; Vesâiku's-Siyâsiyye, Bejrut 1985; İslâmPeygamberi, İstanbul 1995; Hazri Peygamber'in Savaşları, İstanbul 1991.

Prof. Dr. Muhammed Said Ramazan Bûtî, Kubra'l-Yakîniyyâti'l-Kevniyye, Dımeşk 1997; İslâm Akâidi, İstanbul 1986; Fıkhu's-Sîre, Bejrut 1980; Min Ravâi'ı'l-Kur'ân, Bejrut 1996.

Munâvî, Muhammed Abdurraûf, Feyzu'l-Kadîr Şerhu'l-Xhamii's-Sağîr, I-VI, Mısır, 1356.

Muslim, Ebû'l-Huseyin bin Haccâc Kuşeyrî, Xhamiu's-Sahîh (thk.Muhammed Fuâd Abdulbâkî), I-III, İstanbul, 1992.

Prof. Dr. M. Yaşar Kandemir - Prof. Dr. İsmâil Lutfi Çakan - Prof. Dr.

Râşit Kuçuk, Riyâzu's-Sâlihîn -Tercume ve Şerh-, İstanbul 2001.

Nesâî, Sunen, İstanbul 1992.

Osman Nûri Topbaş, Rahmet Esintileri (Genişletilmiş yeni baskı), İstanbul 2008; Faziletler Medeniyeti, I-II, İstanbul 2007;Hazri Muhammed Mustafa (s.a.v), I-II, İstanbul 2005; İslâmÎmân İbadet, İstanbul 2006; Nebiler Silsilesi, I-III, İstanbul 2008;Vakıf - İnfak - Hizmet, İstanbul 2002; Âbide Şahsiyetleri veMuesseseleriyle OSMANLI, İstanbul 2009; Peygamber Mesleği:İnsanın Eğitimi (Eğitim Rehberi 2), İstanbul 2009.

Prof. Dr. Ömer Faruk Harman, "İslam" mad., Diyanet İslâmAnsiklopedisi (DİA), İstanbul 2001; Yahudi Kutsal Kitapları, İstanbul, 1988.

Rahmetullah bin Halilurrahman Hindî, İzhâru'l-Hak, trc. ÖmerFehmi Efendi - Nuzhet Efendi, İstanbul 1972; Idharul-Haqqou Manifestation de la Verite, trc. P.V. Carletti, Paris: ErnestLeroux, Editeur, 1880.

Prof. Dr. Seyyid Huseyin Nasr, Islamic Science, An IllustratedStudy, World of Islam Festival Pub. Co. Ltf., England, 1976;İslam ve İlim, İstanbul 1989.

Dr. Sigrid Hunke, Allahs Sone uber dem Abendland-UnserArabischen Erbe, Germany 1960; Avrupanın Uzerine DoğanİSLAM GUNEŞİ, İstanbul 1991.

Prof. Dr. Suleyman Uludağ, İslâm'da Emir ve Yasakların Hikmeti, Ankara 1992.

Suyûtî, Ebû'l-Fazl Celâleddîn Abdurrahmân bin Ebû Bekir, Xhamiu's-Sağîr, Mısır 1306; Lubâbu'n-Nukûl, Bejrut 2006;Târîhu'l-Hulefâ, Mısır 1969.

Prof. Dr. Şaban Kuzgun, Dört İncil -Farklılıkları ve Çelişkileri-, Ankara 1996.

Şâh Veliyyullâh ed-Dihlevî, Huccetullâhi'l-Bâliğa, İstanbul 1994.

Taberânî, Hâfız Ebu'l-Kâsım Suleyman bin Ahmed, Mu'cemu'l-Kebîr, I-XXV, 1983.

Taberî, Ebû Xhafer Muhammed bin Xherir, Xhamiu'l-Beyân an Te'vîliÂyi'l-Kur'ân, Bejrut 1995; Târih, Bejrut 1407.

Tirmizî, Sunen, İstanbul 1992.

Vâhidî, Ebu'l-Hasen Ali bin Ahmed, Esbâbu Nuzûli'l-Kur'ân, thk:Kemâl Besyûnî Zağlûl, Bejrut 1990.

Vâkidî, Meğâzî, Bejrut 1989.

Prof. Dr. Vahiduddin Han, İslâm Meydan Okuyor, İstanbul 1996.